

**UNIVERSITETI I SHKODRËS " LUIGJ GURAKUQI"**
**FAKULTETI I SHKENCAVE SHOQËRORE**
**DEPARTAMENTI I GJUHËS SHQIPE**
**SHKOLLA E DOKTORATËS**

**TEZË DOKTORATE**

# "TIPAT E FJALËFORMIMIT NË FJALORIN E TË EMRAVE TË BIMËVE DHE TË KAFSHËVE, SHQIP-LATINISHT/ LATINISHT-SHQIP" (Prof.dr. XH. LLOSHI)



**Punoi:**
**Ma. Karmen Lazri**

**Udhëheqës shkencor**
**Prof.dr.Artan Haxhi**

**Shkodër, qershor 2017**



**UNIVERSITETI I SHKODRËS " LUIGJ GURAKUQI"**

**FAKULTETI I SHKENCAVE SHOQËRORE**
**DEPARTAMENTI I GJUHËS SHQIPE**
**SHKOLLA E DOKTORATËS**

**TEZË DOKTORATE**

# "TIPAT E FJALËFORMIMIT NË FJALORIN E TË EMRAVE TË BIMËVE DHE TË KAFSHËVE, SHQIP-LATINISHT/ LATINISHT-SHQIP" (Prof.dr. XH. LLOSHI)



**J U R I A**

1. **Prof.dr. ................................(Kryetar)**
2. **Prof.dr.................................(Anëtar/Oponent)**
3. **Prof.as.dr............................(Anëtar/Oponent)**
4. **Prof.as.dr............................(Anëtar)**
5. **Prof.as.dr............................(Anëtar)**

**Shkodër, qershor 2017**

**PËRMBAJTJA E LËNDËS**

**HYRJE**

Me synimin që terminologjia shqipe në fusha të ndryshme të dijes të ndërtohet mbi bazën e fjalëformimit të gjuhës sonë, para 7 vjetësh, është hartuar prej gjuhëtarit të njohur Xhevat Lloshi, Fjalori terminologjik për botën bimore dhe shtazore ship-latinisht dhe latinisht-shqip, i cili është bërë objekt i punës sonë në këtë punim teze doktorate.

Kufizimi tek fjalëformimi i termave në këtë vepër, është bërë me qëllim që të mund të studiohen dhe të nxirren vlera të pasurimit të fjalorit të shqipes, në një sektor të caktuar siç është fusha e terminologjisë për një degë aq të njohur dhe të domosdoshme të diturisë: **florës**[1] dhe **faunës**[2] së një vendi, hapësire a habitati, si Shqipëria. Në bazë të një platforme paraprake, të hartuar në bashkëpunim me drejtuesin e tezës, prof.dr. Artan Haxhin, është synuar që trajtesën tonë ta shtjellojmë me mbështetje teorike gjuhësore, duke vështruar, para së gjithash, ç'vend zë gjuha shqipe në Fjalorin dygjuhësh shqip-latinisht dhe latinisht-shqip të gjuhëtarit Xhevat Lloshit, çfarë risie sjellin termat në procesin e shqipërimit të kësaj terminologjie aq të gjerë, siç janë flora dhe fauna e vendit tonë, si klasifikohen termat e një fushe speciale të shkencës, a zotërojnë në Fjalor shqipërimet ***ad litteram***, apo autorit i është dashur që pa iu larguar semantikës së termit në origjinal, të përshtasë, të japë fjalë të reja – terma, ose të formojë terma me strukturë sintagmatike, të thjeshta e të përbëra, duke ruajtur përherë ligjet dhe natyrën e gjuhës sonë, si në planin e fjalëformimit, ashtu edhe perceptimin gjuhësor të përdoruesve të shqipes, kudo që ndodhen e për të pasur terma gjithsesi të kuptueshëm.

Prandaj dhe në paraqitjen tonë te kjo hyrje dhe parathënia që ndjek më pas, synohet të parashtrohen vijat themelore të punës kërkimtare shkencore, jo në këndvështrimin special të fushës botanike dhe atë të zoologjisë, por duke mbetur gjithnjë vetëm në truallin e gjuhës, sipas kufijve që na përcakton terminologjia, në pikëshikimin fjalëformues. Nga kjo pak përvojë që krijohet në një ndërmarrje si kjo e jona, bindemi se sa e vështirë është për studiuesit pasqyrimi i kësaj terminologjie, me qenë se, si shkruan prof.Xh.Lloshi në parathënie, *trevat shqiptare në perëndim të Ballkanit, ndonëse nuk përbëjnë një sipërfaqe shumë të madhe, përmbajnë afër 40 përqind të bimësisë e të kafshëve të Europës, falë kjo larmisë gjeografike dhe klimatike të zonës*.[3] Merret me mend ç'numër i pafund termash, variantesh dialektore e në të folme, gjenden e përdoren tek shqipfolësit e trevave të Shqipërisë, prandaj nuk duhet lënë jashtë vëmendjes ajo që nënvizon autori se *standardizimi i terminologjisë duke iu përqasur standardizimit evropian është sot detyrë shtetërore në Shqipëri dhe në Kosovë bashkë*.[4]

Gjatë punës krahasuese të Fjalorit të Xh.Lloshit, me vepra të tjera të këtij lloji, kemi mësuar se në punën e leksikografëve dhe fjalorëve terminologjikë ka munguar standardizimi shkencor, çka autori ynë, e ka pasur objekt të parë të hartimit të termave të florës dhe faunës, nga latinishtja. Në anë tjetër, mësojmë se në hartimin e Fjalorit terminologjik, ai ka qenë i shtyrë prej mjaft problemeve jo të thjeshta, por kaq të ndjeshme për gjuhën e sotme shqipe, mbasi, sipas prof.

---

[1] **Flŏra** (f) – Flora shënon emrin e një perëndie romake të vegjetacionit; ishte në lashtësi edhe shenjë e pranverës; termi vjen nga lat. (flŏs, flŏris, lule); florere – me lulëzue; termi gjithashtu shënon edhe botën bimore të një hapësirë, edhe emrin përmbledhës "bimësia".

[2] **Fauna** (f) – në lashtësi, tek romakët, termi shënonte perëndeshën e plleshmërisë dhe të begatisë; botën shtazore të një vendi a krahine, tërësinë e kafshëve, për shembull: fauna *alpine, fauna detare, fauna evropiane, fauna e Shqipërisë*, etj. rrjedh nga lat. **Fæuna** (m) emri i një perëndeshe, që ishte gruaja ose bija e Fæunus-it, zot i egërsirave; termi qe pagëzuar më së pari në një vepër të K.Linneo-s në vitin 1746.

[3] Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve Shqip-Latinisht dhe Latinisht –shqip**, LOGOS A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2010, f. V.

[4] Po ai, po aty, f. VIII.

Xhevat Lloshit, sot vërehen lëvizje të gjera të fjalëve, vijon pasurimi prej brumit të saj, ka gjithashtu në kohën tonë një vërshim të papërmbajtur huazimesh; ndërkohë që duket në masë të madhe ngulmimi i disa gjuhëtarëve dhe jospecialistëve për pastërtinë e shqipes e duke u shfaqur si puristë. *Mirëpo*, shkruan autori, *bie në sy një kundërti e plotë ndërmjet realitetit gjuhësor dhe qëndrimeve puriste*.[5] Në punimin e gjatë rreth kësaj teme, autori merr si model punën e albanologut Eqrem Çabej, i cili, duke folur për pasurimin e shqipes, në një listë prej 165 huazimesh, pohon se mund të zëvendësohen, *por është përmbajtur dhe nuk ka dhënë dysorët e tyre. Ndonëse ai shprehej, që zëvendësimi i tyre me brumë vendi 'nuk paraqitet i vështirë', kanë kaluar tridhjetë vjet dhe pothuaj që të gjitha ato huazime vijojnë të përdoren në shqipen e shekullit XXI....Gjithashtu nuk janë hequr nga përdorimi fjalë, të cilat autori nuk i quante ndërkombëtarizma:* acid, levë, presion, insekticid, leguminoze, reptilë. *Ato mbeten të shoqëruara nga dysorët e tyre*.[6]

Jam bindur se një vepër leksikografike si Fjalori i emërtimeve të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht dhe latinisht-shqip, për terminologjinë, në masën që e ka hartuar prof.Xhevat Lloshi, përbën një material të mjaftueshëm e të plotë për të shfaqur përkatësitë e kërkesat e një punimi doktorate, për të gjeneruar prej saj një punim teze, në këndvështrimin e sjellë prej nesh. Dëshiroj të falënderoj udhëheqësin shkencor e metodik, prof.dr. A.Haxhin, si dhe profesorë të tjerë, me të cilët jam konsultuar dhe do të vazhdoj këshillohem rreth strukturës dhe shtjellimit të punimeve si këto.

Shkodër, qershor 2017



---

[5] Po ai, po aty, f. VIII.

[6] Lloshi, Xhevat, **Dysorët e përftuar nga purizmi**, **Gjuha shqipe**, Prishtinë, 1/2011, f. 25 – 53.

## PARATHËNIE

Propozimi për tezën "Fjalëformimi dhe vlera gjuhësore tek vepra 'Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht/latinisht-shqip'" të gjuhëtarit Xhevat Lloshi dhe aprovimi i saj nga Këshilli i Profesorëve, sipas platformës së hartuar, më ka vënë që në nisje të punës, përpara disa detyrave shumë të rëndësishme, edhe për faktin subjektiv se formimi im gjuhësor, nga cikli fillor deri në shkollën e lartë, nuk është bërë në gjuhën amtare, me përjashtim të programit pasuniversitar në Fakultetin e Gjuhëve të Huaja, në Tiranë. Gjithashtu, përvoja ime e punës, si lektore e gjuhës latine në dy Fakultetet e Universitetit të Shkodrës, nuk ka qenë aq e gjatë, sa të ngrihem në nivele pedagogjike e shkencore ku duhet. Megjithatë, njohuritë–bazë tek njëra prej gjuhëve klasike më të lëvruara – latinishtes – dhe të asaj moderne, italishtes - të dyja, më dhanë mundësinë e afrimit dhe pranimit se, me literaturën e duhur që zotëroj, mund të merrja guximin e një ndërmarrjeje të tillë.
Është nënvizuar e theksuar edhe gjatë trajtesës se, duke qenë Fjalori i Xhevat Lloshit, një vepër nga fusha e mirëfilltë e leksikografisë, ajo është njëherësh edhe një vepër gjuhësore, qoftë edhe duke e parë në këndvështrimin për ***fjalëformimin***. Ky segment i vështrimit në lëmin morfologjik, caktuar si argument i tezës sime, ka të bëjë me nevojën imediate që ka ndier autori i Fjalorit, për krijimin e termave të rinj, në procesin e vështirë të shndërrimit të fjalës në skaj (term) teknik të një fushe të caktuar, siç është bota bimore e shtazore, jo vetëm ajo që natyrshëm rritet e kultivohet në hapësirën shqipfolëse, por në mbarë rruzullin tokësor; kështu në Fjalorin tonë do të gjejmë, krahas termave botanikë e zoologjikë, si: *kumbulla*, *kulpra; lepuri*, *kunadhja* dhe emërtimet terminologjike, si: *kumbulla australiane*, *kulpra pesëgjethëshe; lepuri brazilian*, *kunadhja japoneze* etj. etj.
Në këtë kuptim, vetë Fjalori, siç ka synuar të përmbajë terma të standardit ndërkombëtar, është edhe një ***vademekum*** (doracak) për terminologji mbarëeuropiane e më gjerë. Si metodikë pune, jam njohur më parë me strukturën e kësaj vepre, afritë dhe dallimet në përparësi që ka me fjalorët të tjerë të kësaj natyre, trashëguar nga tradita albanologjike e hartimit të fjalorëve në këtë fushë; mbas kësaj kam synuar dhe gjatë hulumtimit, që materiali i pjesës së parë "shqip-latinisht", të vështrohet për të arritur tek qëllimi i temës së shtruar: ç'është lëndë e gjuhës gjendet në këtë Fjalor, sa material gramatikor ka brenda dhe në ç'masë do t'i përmbushë kërkesat e platformës së hartuar, së bashku me drejtuesin e tezës, prof.dr.Artan Haxhin. Me njohjen e arritur (jo menjëherë), jemi bindur se vepra leksikografike dygjuhëshe (nga gjuha *dhënëse*, latinisht, në gjuhën *marrëse*, shqip), zbulon vlera të veçanta linguistike, sidomos sa i takon fjalëformimit. Pikërisht, për të ndriçuar dijen time në rrafshin e teorisë dhe praktikës për njohjen e mënyrave e rrugëve, me anën e të cilave shqipja krijon fjalët e reja, më është dashur të lexoj, të thellohem e të përvetësoj në shkallë të pranueshme të dhënat e Gramatikës së gjuhës shqipe, botimin akademik, si dhe me vepra e studime monografike të kësaj fushe, që kanë hartuar autorë e gjuhëtarë me emër në shkencat tona albanologjike, si: Xhuvni – Çabej, Kostallari, Cipoja, Ashta, Enver Hysa e pak të tjerë. Në mënyrë të veçantë m'u kthye në domosdoshmëri njohja me studiuesit e shquar të terminologjisë shqipe: Hëna Pasho, Agron Duro e Ferdinand Leka, Hasan Çipuri etj., të cilët janë edhe autorë librash teorikë në këtë lëmë.

**Kjo tezë doktorate është arganizuar në 4 krerë**
**Në kreun e I** jemi ndalur tek kuptimi i terminologjisë si shkencë gjuhësore, si ka lindur ajo në planin ndërkombëtar dhe është spejeguar në përmbajtje e në prejardhje ç'është termi dhe vetë terminologjia. Gjithashtu në këtë kapitull jemi përpjekur të japim traditën e përgjithshme në fushë

të terminologjisë, duke u ndalur më gjerë në traditën shqiptare të lindjes e të zhvillimit të kësaj dege të gjuhësisë, duke nisr së parë me Fjalorin e F.Bardhit është emërtuar si “përballje e gjuhës shqipe me gjuhën latine” edhe në lëmë të termave, përballje që është shekullore dhe që nis me dokumentet dhe librat e parë shqip, duke pasur për bazë në këtë shtjellim veprën e parë leksikografike “**Fjalorin latinisht-shqip**” të Frang Bardhit (1635), si dhe një vështrim krejt të veçantë për raportet gjuhësore të termave në pikëpamje të kufizuar sipas anës sasiore: “njëfjalësh/ dyfjalësh” dhe anasjelltas. Përveç kësaj, ky syth kapitulli përmban edhe vlerësime të atyre termave që ka arritur të regjistrojë Bardhi nga latinishtja e kohës së tij, me shpjegimet divulgative që ka bërë, vlerësimet për to, që kanë nisur nga gjuhëtarët tanë të njohur: si Pashko Geci deri te më i riu, Bardhyl Demiraj, i cili edhe ka bërë së fundi, botimin kritik modern të Fjalorit të parë të gjuhës shqipe.

Kemi ndjekur jo vetëm ngjarjet historike e kulturore ku diskutohet e vendoset për çështje të rëndësishme të gjuhës shqipe (të cilat në vendin tonë kanë tashmë shtrirjen në hapësirën e një shekulli), por edhe veprat e botuara e shkrimet për normëzimin e terminologjisë. Gjatë kërkimit shkencor për këtë problem, kemi mësuar dhe jemi bindur që për vendosjen e terminologjisë, kanë dhënë ndihmesë shumë të madhe edhe autorë tekstesh mësimore-shkollore dhe gjuhëtarë e veprimtarë të shquar të arsimit shqiptar, si: Aleksandër Xhuvani, Eqrem Çabej, Ilia Dilo Sheperi, Kostaq Cipo, Justin Rrota, Mahir Domi, Lirak Dodbiba, Anton Xanaoni, Gaspër Mikeli, Mati Logoreci, Kolë Ashta e jo shumë të tjerë.

Në historinë e terminologjisë shqipe, kemi mësuar se pas Luftës II Botërore, u krijuan institucione përkatëse për këtë degë të gjuhësisë dhe bënë emër studiues e kërkimtarë të këtij sektori, si Agron Duro, Ferdinand Leka e Hëna Pasho, të cilët hartuan dhe botuan vepra studimore të thelluara për termat teknikë të gjuhës sonë në shumë fusha të dijes; në mënyrë të veçantë zë vend për shqipen e sotme, monografia e vitit 2004 e prof. Enver Hysës “**Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**”, e cila sikur risjell dhe pasuron në një rrafsh më të lartë sintetizues, veprën me bashkautorë të A.Xhuvanit e E.Çabejt “**Prapashtesat në gjuhën shqipe**”, të vitit 1962.

Sa i takon terminologjisë speciale për florën dhe faunën e Shqipërisë, kanë dhënë një ndihmesë të madhe edhe librat e botuar për botën e gjallë bimore e shtazore nga shkencëtarë biologë të shquar, si Ilia Mitrushi dhe pak pas tij, që kanë përpiluar fjalorë të botës tokësore dhe detare të vendit tonë, megjithëse nuk mund të krahasohen me Fjalorin që kemi analizuar gjuhësisht, në një nivel të tij, siç është fjalëformimi. Brenda këtij kreu, jemi ndalur veçanërisht në strukturën e fjalorëve të botës bimore e shtazore deri në ditët tona, për të nxjerrë e vënë në dukje sidomos çfarë vlerash të reja gjuhësore sjell fjalori i florës e faunës i gjuhëtarit Xhevat Lloshi, i cili për herë të parë në shkencën shqiptare të kësaj fushe vë si objektiv që *standardizimi i terminologjisë shqipe të synojë për t’iu përqasur standardizimit evropian,* e jo vetëm kaq, *por autori ynë e quan sot detyrë shtetërore në Shqipëri dhe në Kosovë bashkë.* Unë që kam kryer punimin për argumentin e përcaktuar sa i takon fjalëformimit, edhe duke pasë njohur vlerësimin e kritikës shkencore që i është bërë kësaj vepre, mendoj dhe kam bindjen se ky fjalor dhe autori i tij, ia kanë arritur qëllimit të vënë në fillim të veprës, qëllim në vështrimin gjuhësor, pa folur për anën e paraqitjes speciale të botanikës dhe zoologjisë.

Ky kapitull i tezës i tezës përmban disa të dhëna të shkurtëra rreth historikut të krijimit dhe vendosjes së terminologjisë shqipe, në mjaft fusha, duke nisur nga termat gjuhësorë e letrarë, të gjyqit dhe ekonomisë, akt që ligjërohet në kongrese e forume të caktuara shkencore, qysh nga Komisia Letrare e Shkodrës, këtu e një shekull më parë, ku u ligjësuan gjuhësisht termat e gjyqit (Sheriatit), në ato momente historike kur Forcat Ushtarake të Perandorisë Austro-Hungareze ndodheshin në vendin tonë dhe Komanda e Naltë, siç quhej, punonte ndërkohë për krijimin e një

shteti shqiptar.[7] Më pas kemi renditur punimet dhe vendimet e Kongresit të Lushnjës për t'u njohur me disa figura të shquara të arsimit kombëtar, si: Xanoni, Gaspër Mikeli, A. Xhuvani, Mati Logoreci, Justin Rrota e të tjerë, të cilët, edhe me tekstet shkollore që hartuan, kanë dhënë një ndihmesë të dukshme në formimin e terminologjisë së gjuhës shqipe, duke ruajtur kredon e përhershme: *që skajet teknike të të gjitha dijeve, të jenë shqip.* Jeta shkencore vërtetoi se sa sa të drejta kanë qenë parimet me të cilat janë udhëhequr ata, edhe për terminologjinë shqipe, duke nisur prej skajeve gjuhësore, më së pari, shumica e të cilave kanë mbërritur në përdorim gjer në ditët e sotme.

Vazhdimi i këtij kreu zë fill me titullin "Lidhja e traditës studimore për hartimin e fjalorëve terminologjikë", bën fjalë për zhvillimin e terminologjisë shqipe mbi bazat e arritjeve të gjuhësisë sonë para Luftës II Botërore dhe nis me shpjegimin teorik të skajit "term", duke u ndalur pas kësaj me një studim të drejtpërdrejtë të historianit të leksikut të shqipes, gjuhëtarit Kolë Ashta, në plan krahasues me Fjalorin e Xh.Lloshit, për t'u shtrirë më gjatë tek çështja e termave të botës bimore e shtazore në Fjalorin normativ shpjegues të vitit 1980, me disa risi të tjera të Fjalorit shqip-latinisht që kemi në objekt të punës sonë. Ky shikim i fjalorëve, duke i vështruar se në ç'masë e kanë pasqyruar fondin e termave të botës së gjallë (bimore e të kafshëve), bëhet pas konstatimit që në historinë e leksikografisë shqiptare, nuk ka pasur një vijimësi të njëjtë për këtë problem në fjalorët e gjuhës sonë, pasi dallojnë fjalorët dygjuhësh dhe shpejgues para e pas Luftës II Botërore sa u takon treguesve të termave, si në anën numerike, ashtu edhe për përshkrimin a shpjegimin e tyre.

**Kreu II,** që përbën lëndën kryesore nga teza, përndryshe nga fjalëformimi dhe termat emërtuese, nis me një vlerësim të përgjithshëm të veçorive leksikore, semantike dhe sintaksore të Fjalorit të Xhevat Lloshit,; pastaj ka një hyrje teorike për fjalën, konceptin, fushën semantike e leksikore, shndërrimin e fjalës në term (skaj) dhe një paraqitje të gjatë të formimeve me ndajshtesa tek termat njëfjalëshe në gjuhën tonë, mbështetur në shpjegimet gjuhësore që kanë bërë A.Xhuvani-E.Çabej dhe Enver Hysa. Parë në këtë vështrim, del qartë se termat e florës dhe faunës në Fjalorin e Xh.Lloshit, formohen kryesisht me prapashtesa; gjithashtu kjo mënyrë fjalëformimi është sot e kësaj dite më prodhimtare në gjuhën tonë. Nga ana tjetër, janë nxjerrë edhe disa formime me ndajshtesa të tjera: pak me parashtesime, e më të kufizuara ato me parashtesa e prapashtesa njëkohësisht (cirkumfixe). Me veprat e përmendura më lart, është bërë edhe shpjegimi dhe ngjyresat që sjellin prapashtesat aktive që janë përdorur në termat e këtyre dy fushave të dijes: botanika dhe zoologjia. Me rëndësi kemi quajtur edhe shfaqjen e sinonimisë në Fjalor, një dukuri që rrjedh nga shumësia e termave në dialekte e në të folmet krahinore të shqipes, por duke bërë sqarimin se termat sinonimikë, në çdo fjalor që të përfshihen, janë terma që nuk shtrihen në mbarë shqipen, po vetëm në areale të caktuara të saj, e për rrjedhojë, nuk njihen e as kuptohen prej të gjithë folësve të shqipes. Sinonimia në terminologji dëshmon vetëm pasurinë dhe thesarin e pafund të një gjuhe, po ashtu edhe shumësinë e mjeteve fjalëformuese që zotëron ajo.

Më tej në këtë kapitull trajtohen teorikisht mundësitë dhe arsyet shkencore e gjuhësore të termave të shprehur me togje fjalësh, me grupe të tilla, ose sintagma me dy a më tepër përbërës sintagmatikë, duke i zbërthyer ato në gjymtyrët përkatëse, sipas kategorive leksiko-gramatikore. Në këtë segment të Fjalorit duhet parë edhe ai standardizim terminologjik që kërkon dhe vë në jetë autori i kësaj vepre dygjuhëshe. Në këtë pjesë i është lënë hapësira e duhur edhe anës gjuhësore e brenda saj: semantikës, ndryshe duke treguar pse ndodhin në gjuhë të ndryshme emërtime me togje sintagmatike, me grupe fjalësh të cilat përmbajnë përkatësi të veçanta cilësore apo të jetës së

[7] Shih për këtë botimet e historianës Elena Kocaqi: "**Si e krijoi Austro-Hungaria shtetin shqiptar"**, Tiranë, 2012" dhe "**Administrimi i Shqipërisë nga Austro-Hungaria 1916-1918**", Tiranë, 2016.

bimëve e kafshëve, gjithmonë më tepër se një njësi e vetme; bie fjala, termi “zogu” është një iponim (emër me pak veçori), kurse termi dyfjalësh “zogu i borës”, ka në semantikë edhe elelementin “kohë”, kur ai shfaqet pranë shtëpive tona: stinën e dimrit. është i parafundit si vijimësi trajtese. Një pjesë e këtij kreu lindi prej një ideje, që mund të zërë vend për fjalorët: denduria e lemave që hyjnë në një fjalor (edhe si ky yni terminologjik), ashtu edhe sasia numerike e tyre, nuk shpërndahet në mënyrë simetrike në shkronjat e alfabetit, sipas të cilave renditet fjalësi i një gjuhe. Për këtë të dhënë shkencore, synuam të vështrojmë sa dukuri gjuhësore, sipas objektit të hulumtimit tonë, përmbajnë a shfaqin germat anësore (periferike) të Fjalorit nëpërmjet ***lemave-terma***, duke u ndalur tek **6** shkronja: U, V, X, Y, Z, ZH dhe kemi parë me mjaft interes fjalët-terma, sintagmat-terma me strukturën e tyre emërtuese dhe kompozimet, si skaje terminologjike shqipe, të sjella nga autori i veprës në këtë hapësirë jo aq të gjerë.
**Kreu III,** që është ndër më të gjatët, trajton tipat fjalëformues dhe shtjellon formimet terminologjike me anë të kompozimit, një mënyrë mjaft produktive për gjuhën shqipe, së cilës edhe autori ynë i ka dhënë një hapësirë të gjerë; ai nis me një vështrim teorik të kompozimit në gjuhë (fakt që lidhet me zgjerimin e njohjes njerëzore dhe zhvillimin linguistik të njeriut), kemi sjellë të dhëna të mjaftueshme për trajtimin që i është bërë këtij termi, si skaj gjuhe, në traditën tonë dhe në kohë të sotme, ashtu dhe llojet e kompozimit të fjalëve e përgjithësisht, në mënyrë të veçantë kompozimit në terminologji që përmban Fjalori ynë shqip-latinisht. Kjo është synuar të realizohet duke nisur nga trashëgimi indoevropian i dijeve në këtë lëmë, bazuar kryesisht tek punimeve e njohura teorike të Çabejt, Kostaq Cipos e sidomos të Androkli Kostallarit, i cili ka lënë studime të thelluara monografike në këtë degë të gjuhësisë.
**Në kreun IV,** që mbyll punimin, shtjellohen mjaft terma dhe emërtime të Fjalorit me anë të eufemizmave dhe tabuve, si fjalë e shprehje asnjanëse brenda kësaj vepre, por edhe me ngarkesë stili kur ato përdoren në struktura fjalie apo tekstore. Në këtë kapitull, e quajmë me interes të vëmë në dukje se kemi pasqyruar edhe një syth jo të shkurtër për “termat eufemistikë”, të cilat i ka pasur në vëmendje për t’i nxjerrë në pah edhe autori i Fjalorit. Në të vërtetë sintagma “termat eufemistikë” nuk përbën një bashkim aq të drejtë logjik, sepse termat janë asnjanës lidhur me markimin e tyre. Ato dalin si eufemizma e tabu kur përdoren në njësi kumtuese (fjali a fraza), por, kur janë në fjalor mbeten përherë terma. Për shembull, tek shkronja “T”, autori ka vënë termin – emërtim “tokësi”, që është një eufemizëm-tabu për gjarprin dhe vjen e kthehet në emërtim për tabu sapo të përfshihet në një fjali. Mbështetja për të ka qenë monografia e profesorëve të Departamentit tonë, Tormor Osmani e Simon Pepa. Për kompozimet e kësaj natyre që i kemi nënvizuar gjatë trajtesës sonë, edhe këtu jemi përpjekur dhe kemi nxjerrë në dritë ngjyresat që kanë, jo si terma (se termi, shënuam, është asnjanës sa i takon kanotacionit), por në situta komunikimi.
Në këtë kapitull, siç më është kërkuar edhe nga diskutimet në Departament, përndryshe nga paraqitjet e mia relative, jam ndalur më thellësisht edhe tek disa eufemizma latine, bazuar në më së pari, tek albanologu E.Çabej dhe përdorimet eufemistike të mjaft maximave e thënieve në gjuhën latine, gjithnjë në raport me kuptimet në gjuhën tonë. Në thelb, brenda këtij kreu, del ajo që nga ana potenciale, gjuhët ndryshojnë shumë nga njëra-tjera, përcaktim që vjen prej gjuhëtarit të sotëm italian Tullio De Mauro dhe cituar në trajtesën tonë, bashkë me të tjerë dhe veprat respektive të tyre.

***

Tek përfundimet që kërkon çdo punim doktorate, si tezë për t’u mbrojtur para një jurie, kemi qëmtuar me kujdes anët themelore e më të qenësishme për secilin kapitull dhe temat përbërëse të tyre, duke veçuar ato anë gjuhësore që lidhen me formimin e termave, llojeve të tyre dhe analizës

së bërë. Nënvizoj se gjithë puna për thurjen e kësaj teze është nisur, ***pikësëpari*** tek ana teorike, pa të cilën, do të ishte i pamundur shpjegimi i dukurive gjuhësore; dhe ***së dyti***, hapësira më e madhe u është lënë termave njëfjalëshe, termave të shprehur me togje fjalësh a sintagma me dy e tre përbërës si dhe termave të shprehur me anë të kompozimit gjuhësor. Për shembull, termat: ***bulkthi*** *(bulku – në Veri), Gryllus domesticus, Acheta domesticus,* ***bullari*** *(Pphisarus apodes, Pseudopus apus),* ***bunga*** *(Quercus putorius furo, Putorius putorius furo), caraci (Celtis australis, C. Lutea),* etj. janë terma njëfjalësh, kurse termat: *gështenja e ëmbël (Castanea dentala, C.americana), gështenja kineze (Castania mollissima, C. Bingeana), gladiola e Italisë (Gladiolus italicus*) etj., merren terma të shprehur me sintagma dy përbërësish, bashkë me termat sintagmatikë me tre përbërës, si: *gjarpri me zile i shkretëtirës (Crotalus cerastes), gjarpri me zile i tmerrshëm Crotalus atrox), gjarpri i zogjve afrikanë (Thelotornis kitlandii);* së fundi, emërtimet: *kashtëkuqja, kashtëfryza, katerdhjetëkëmbëshi, këmbëbula (Heliornis fulica), këmbëpushi gjokszi (Eriocnemis nigrivestis)* etj.etj., quhen terma të shprehur me kompozita.
Çështja e sinonimisë terminologjike, ndjek çdo pjesë të krerëve kushtuar ndarjeve të mësipërme, sipas përbërësve, si fjala vjen, tek termi **caraci** (*Celtis australis, C.lutea*) dhënë pej autorit me mjaft sinonime të njohura nga njëra krahinë shqipfolësish tek tjetra &

> boboli, bobolja, çerçemi, çuçumi, foljeta, fuleta,
> goxhamishja, hidhëza, hini, hinëza, hithëthi,
> hithi, hiza, ithja, kaliboba, karabobja, karata,
> karateneja, kokobobja, kollopriftja, vidhëza,
> vidhi i butë bobja.

Të gjitha këto janë emërtime terminologjike për këtë specie bimore, të shpërndara në disa treva ku rritet e zhvillohet kjo bimë shumëvjeçare me fruta të njohur; të tilla ndryshime termash janë mbi bazën e shijes, drurit ku del si frut (foljeta) etj. Edhe për disa terma eufemistikë, sidomos, nga bota e kafshëve (zoologjia), kemi treguar vëmendjen e duhur, pasi na janë dukur interesantë dhe si pasuri e gjuhës shqipe, sjellë në masën e duhur vetëm si terma nga autori i Fjalorit.
Bibliografia mbyll këtë përpjekje tonën, e cila nuk mund të merret si shterruese, por brenda caqeve të mia në këtë fazë njohjeje; në vazhdim, me siguri që, në të ardhmen, do të kërkojë edhe një ridimension e pasurim të saj.

**Fjalë për gjuhëtarin Xhevat Lloshi**
Prof. dr. Xhevat Lloshi ka lindur në Fier më 28 janar 1938. Është një nga personalitet e gjuhësisë shqiptare, gjithashtu një nga gjuhëtarët më në zë të shkencës shqiptare të albanologjisë, i shquar në veçanti në fushën e leksikologjisë dhe leksikografisë. Është diplomuar në degën e gjuhës dhe letërsisë ruse në Universitetin e Tiranës. Duke qenë i pasionuar pas gjuhëve të huaja, ka përvetësuar disa gjuhë dhe sot ai flet e shkruan në gjuhët anglisht, italisht, frëngjisht, rusisht e serbisht. Kjo prirje nga gjuhët e çoi atë me detyrën e punonjësit shkencor në Sektorin e Leksikografisë, në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë dhe në Akademinë e Shkencave (Tiranë 1961-1980). Më 1985 mori gradën doktor i shkencave me temën "**Analiza stilistike e leksikut të shqipes**". Si drejtor i Qendrës së Enciklopedisë Shqiptare në vitet 1982-1999, ka organizuar punën për hartimin, për herë të pare, të veprës madhore akademike me titull:

- "**Fjalorin Enciklopedik shqiptar** " 1985, ku ka qenë dhe redaktor përgjegjës i veprës. Në vitet 1992-1996 ka qenë deputet në Kuvendin e Shqipërisë. Një vend të veçantë në

shqetësimet e tij shkencore  ka zënë dhe gjuha standarde  shqipe, së cilës i ka kushtuar veprat:

- “**Mbështetje për gjuhën letrare**“ 1997 dhe
- “**Si të shkruajmë shqip** “ 2010.
- Më 1998  mori titullin “**Drejtues kërkimesh**”. Në Sektorin e Leksikologjisë,  Xh.Lloshi punoi për hartimin e fjalorëve dhe për trashëgiminë arkivore të thesareve gjuhësore  të shqipes. Zbulimi arkivor e drejtoi nga vepra e  Kristoforidhit, për të cilën shkroi shumë artikuj e më pas botoi librin “**Kristoforidhi përmes dokumentimit**“ 2005, si dhe veprën
- “**Rreth alfabetit të shqipes“** 2008 etj.  Interesimi për stilin e ka shtyrë të shkruajë shumë shkrime me karakter praktik e shkencor në shtypin letrar.
- Më 1977 botoi dhe librin “**Gjuha, stili dhe redaktimi në s**htyp“. Fusha kryesore studimore  e tij mbeti leksikologjia dhe leksikografia, ka qenë bashkautor dhe redaktor shkencor në “Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe”  të botuar në Tiranë më 1980 dhe i vitit 2006.
- “**Fjalorit frazeologjik ballkanik në pesë gjuhë** “ 1998. Xhevat Lloshi edhe sot vazhdon të sjellë vit pas viti vepra me vlerë shkencore dhe të jetë përfaqësues i shkencës shqiptare albanologjike në shumë konferenca kombëtare dhe ndërkombëtare. Ai është bashkautor dhe redaktor i shumë veprave të tjera gjuhësore dhe leksikografik.
- Përgatitje për botim e veprës së K.Kristoforidhit “**Bibla**: (në gegërisht) **Kriesa**. **Të dalëtë**”, 1872. (Shoqëria Biblike, 2009).
- “**Psalmet**” gegërisht dhe toskërisht e Kostandin Kristoforidhit, 2015.
- “**Përkthimi i V.Meksit dhe redaktimi i Grigor Gjirokastritit**”, 1819 – 1827; Onufri, Tiranë, 2012, me 398 faqe.
- Si përkthyes ka mbi **30 botime**,[8] midis të cilave veçohet botimi për William Martin Leake, “**Kërkime për shqiptarët dhe për gjuhën shqipe**”, 2006.
- Është autor i botimit enciklopedik “**Kosova – në vështrim enciklopedik**” (1999)
- “**Antologji e fjalës së mençur**” (1993).
- Përveç sa më sipër, prof.Xhevat Lloshi njihet përkthyes i veprave më poshtë:
- “**Enigma, nga pellazgët te shqiptarët**” e Robert d’Angely (1998).
- “**Ekspresi i Kosovës**” i James Pettifer-it (2005).
- “**Përplasja e qytetërimeve dhe ribërja e rendit botëror**” e S. P. Huntington-it (2004).
- “**Mërgimi mbretëror. Mbreti Zog dhe mbretëresha Xheraldinë**” i Neil Rees-it (2010).
- “**Njeriu me të zeza**” i Patrik Keselit (1971).
- “**Pasqyra e bojës**” e Jorge Luis Borges-it (2007).
- “**Muri i madh kinez**” i Franc Kafkës (2009).
- “**Ndihma e Kathryn**-it (2009).
- “**Shqipëria ç’ka qenë, ç’është dhe ç’do të bëhet**” (2004) (b/përkthyes).
- “**Dashuria e Telatit dhe Fitnetit**” (2004).
- “**Besa**” (2004).
- “**Gratë**” (2004).
- “**Qytetërimi islam**” (2004).[9]



---

[8] Akademia e Shkemcave e Shqipërisë, **Fjalor Enciklopedik Shqiptar, vëll. II**, Tiranë, 2008, f. 1589 – 1590.

[9] Për veprat origjinale dhe përkthimet e  Xh.Lloshit, shih edhe  Shefkije Islamaj, “**Gjuha teksti dhe konteksti**”, Prishtinë, 2014.

- "**Shqipja, si u është dukur**", Albas, Tiranë, 2016.

Ai është redaktor i përgjithshëm i opusit letrar e shkencor të **20 vëllimeve**[10] të rilindësit të madh, Sami Frashëri, Logos A, Prishtinë, 2004. Ai është sot studiuesi më i thelluar i veprës gjuhësore të K.Kristoforidhit. Profesor Xhevat Lloshi është sot një nga gjuhëtarët më aktivë dhe prodhues midis albanologëve shqiptarë.

**Disa trajtime në veprat gjuhësore të prof.Xhevat Lloshit**

Profesor Xhevat Lloshi është një gjuhëtar që ka ndihmesë të gjithanshme jo vetëm në një fushë a disiplinë të caktuar, por ai është autor i veprave nga historia e gjuhës shqipe, në leksikografi, në botime enciklopedike; ai njihet si studiues i stileve të gjuhës shqipe, studiuesi më i shquar i veprimtarisë gjuhësore të Konstandin Kristoforidhit, disa përkthyesve të Dhiatës së Vjetër e Dhjatës së Re, ka botime e shkrime të njëpasnjëshme për standardin e gjuhës sonë, si dhe autor i të vetëmës pragmatikë të gjuhës, që kemi në albanologji. Po japim shkurt disa përmbledhje të pak veprave të prof.Xhevat Lloshit, si:

1. Stilistika e gjuhës shqipe – është i vetmi autor i të vetmit tekst universitar, që rreh të studiojë zhvillimet stilistike dhe përvijimet e tyre në gjuhën shqipe. Në këtë fushë- **Analiza stilistike e leksikut të shqipes** – ai ka doktoruar në vitin 1985, dhe pas tij ka bërë hulumtime për stilin e disa autorëve, si: për Lasgush Poradecin, Faik Konicën etj. Por në librin e tij për shkollat e larta ka shumë autorë, me të cilët ai ndërton tekstin universitar që përshkruam më lart, siç është, për shembull, verimtaria letrare e poetike e Gjergj Fishtës, të cilën autori ynë e ka përdorur aq dendur në botimet e fundit. Libri i Xh.Lloshit ka pasur disa botime, prej të cilëve më të dalluarit janë botimi i vitit 2005 dhe ai i vitit 2012, kur prof. Lloshi, përveç stilistikës së shqipes, ka shtuar edhe disiplinën e re, për herë të parë në studimet tona: Pragmatikën,[11] Albas, Tiranë (f. 285 – 366). Ndihmesë të dukshme ka dhënë ai, në mënyrë të veçantë, për secilin stil të shqipes, duke treguar fillimet historike kur janë përvijuar prej autorëve tanë si dhe fillesat e kësaj disipline në planin mbarëeuropian. Me stilistikën e shqipes të prof.Lloshit, në studimet tona gjuhësore hulumtues të ndryshëm, nuk janë ndalur vetëm në paraqitjen e gjuhës së autorëve tanë, por kanë vijuar edhe në stilin e tyre, duke krijuar individualitetin krijues në këtë profil. Analiza stilistike që i ka bërë shqipes prof.Xhevat Lloshi ka shërbyer gjithashtu, edhe për studimin në rrafshe stili të disa niveleve, si: për fonostilistikën, morfostilistikën, leksikostilistikën dhe sidomos, për sintaksostilistikën. Për herë të parë, në botimet pas viteve 1990. Xh.Lloshi ka përfshirë në analizën e tij edhe stilin fetar, që është përvijuar para të gjithë të tjerëve në letërsinë shqipe, që nga dokumentet dhe librat e parë shqip.
2. Në botime enciklopedike dhe normative leksikografike, d.m.th., për fjalorët shpjegues të gjuhës shqipe, prof.Xhevat Lloshi, ka një ndihmesë të veçantë, pasi ka qenë, vite me radhë, në shumë prej, tyre redaktor përgjegjës.
3. Prof. Xhevat Lloshi njihet në shkencat tona albanologjike edhe si një polemik për mjaft probleme si ndaj veprave të ndryshme: të sotme e të traditës, por edhe me autorë që kanë hartuar vepra të lidhura me planifikimin e shqipes standarde, apo për çështje të ndryshme vlerësimi dhe diskutimi. Një prej tyre është vepra e njohur e vitit 1997



---

[10] Frashëri, Sami, **Veprat 1 – 20,** Fokus (Logos-A), Prishtinë, 2004.

[11] Lloshi, Xh., **Stilisitka e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, ALBAS, Tiranë 2012.

"**Mbështetje për gjuhën letrare**"[12], ku autori hyn në polemikë dhe ia del të mbrojë shkencërisht rrugën që ka ndjekur planifikimi i shqipes së njësuar deri në Kongresin e Dretshkrimit, 1972, duke treguar paraqitjet e pathemelta të prof.Arshi Pipës në historinë e standardit të shqipes, sidomos në vepren "Politika e gjuhës në Shqipërinë Socialiste", shkruar në gjuhën angleze.[13] Nëntitulli i brendshëm i librit të prof.Lloshit është "Kultura shqiptare përpara shqetësimesh të reja" dhe ka 157 faqe.Për herë të parë në këtë libër polemit i bëhet një analizë e vërtetë rrugës që ka ndjekur politika gjuhësore në vendin tonë deri në vendosjen e njësisë kombëtare të gjuhës shqipe, duke u marrë për bazë dialekti i toskërishtes; aty i bëhet një analizë kritike edhe vetë politikës gjuhësore të drejtuar nga prof.Kostallari, të cilën autori ynë e përafron me A. Pipen, për të cilët shkruhet: "Pikërisht kundër versionit zyrtar, të përfaqësuar në punimet e A.Kostallarit, drejtohet monografia e A.Pipes. Janë dy kordhëtarë në një mejdan irreal, të denjë për një tablo surrealiste. Janë që të dy njësoj, sepse nisen nga i njëjti paragjykim subjektiv: gjuhën e kulturës së një kombi mund ta bëjë një njeri, me një teroi të veten, pa vepra që të jenë gurë themeli në kulturën e kombit**.**[14]
Pranë kësaj vepre polemike nuk mund të rrimë pa vënë edhe Hyrjen William Martin – Leake për shqiptarët dhe gjuhën shqipe, me rastin e përkthimit e botimit prej tij të veprës "**Kërkimet për shqiptarët dhe për gjuhën shqipe**"- një hyrje enciklopedike prej 115 faqesh, një monografi e vërtetë dhe vlerësim kritik për mjaft studime e botime që lidhen me Liku-n dhe kohën e veprimtarisë së tij në të mirë të vendit tonë e kulturës shqiptare.[15]

**4.** Në vitin 2004, prof.Xhevat Lloshi ka qenë redaktor i përgjithshëm i botimit dhe ribotimit dhe përkthimit të opusit letrar e shkencor të rilindësit tonë të madh, Sami Frashëri, një seri e gjatë prej 20 vëllimesh, publikuar nga Shoqëria Botuese Logos – A.[16] Në këtë seri janë përkthyer nga turqishtja edhe vepra të panjohura të rilindësit tonë të shquar dhe dijetarit të madh enciklopedist turk, Shemsedin Sami.

**5.** Prej disa vitesh, qysh në vitin 1974, Xhevat Lloshi, i është kushtuar studimit të veprës së pavdekshme të rilindësit të madh, Babait të gjihës shqipe, K.Kristoforidhit, duke kërkuar deri në Arkivat e Londrës, lidhjet dhe veprimin e Kristoforidhit si përkthyes i Shoqërisë Biblike. Ai ka botuar për këtë autor:
Abetaren shqip gegërisht, 1872,
Gramatikën e gjuhës shqipe sipas dialektit toskë,
Gjahun e malësorëve (Hieja e Tomorrit), si dhe përmbledhjenaq të rëndësishme:
Të dhëna dokumentare mbi veprimtarinë e K.Kristoforidhit.[17]

**6.** Nga ky autor, Xhevat Lloshi ka përgatitur dhe botuar:
Bibla në gegërisht, Kriesa, Të dalëtë,
Pesë libra të Dhiatës së Vjetër në versionin toskërisht, 1882-1884,
Historia e Shkrimit të Shenjtë (1870 e 1872) me

---

[12] Lloshi, Xh., **Mbështetje për gjuhën letrare**, Toema, Tiranë, 1997.
[13] Pipa, A., **The politics of Language in Socialist Albania,** by Arshi Pipa, New York, 1989. (Libri është përkthyer në dy variantet shkrimore të shqipes: gegërisht dhe toskërisht, nga dr. Primo Shllaku, Botimet princi, Tetor 2010, Tiranë.
[14] Lloshi, Xh., **Mbështetje për gjuhën letrare**, Toena, Tiranë, 1997, f. 36.
[15] Leake, William Martin, **Kërkimet për shqiptarët dhe për gjuhën shqipe**, Bota Shqiptare, Tiranë, 2006.
[16] Frashëri, Sami, **Vepra 1 – 20**, Shtëpia Botuese Logos-A, Shkup-Prishtinë, 2004.
[17] Lloshi, Xh., **Konstandin Kristoforidhi**, vepra I, Silver, Elbasan, 2001.

Kater Katekizma (1867 – 1872).**[18]**

**7.** Një fytyrë të re paraqitjeje dhe botimi ka bërë prof. Xhevat Lloshi edhe për alfabetin e shqipes në veprën "Rreth alfabetit të shqipes", Logos-A., duke sjellë edhe kontributin  e Shoqërisë Biblike për publikimin e përkthimeve fetare me një alfabet të njësuar të gjuhës sonë.**[19]**

**8.** Në vazhdim të studimeve për historinë e gjuhës së shkruar shqipe, në vitin 2012, prof.Xhevat Lloshi boton monografinë e gjerë me 400 faqe "Përkthimi i Vangjel Meksit dhe redaktimi i Grigor Gjirokastritit 1819-1827, ku hedh dritë me shumë dokumente për të vërtetën e shqipërimit të meksit dhe vazhdimin e punës së tij nga G.Gjirokastriti. Ai u sillet mjaft të vërtetave të panjohura në historinë e shkrimit shqip, duke mbajtur një qëndrim të caktuar për shumë autorë dhe data publikimi të librave të tillë, me nxitjen dhe mbulimin financiar të Shqoërisë Biblike të Londrës.

**9.** Këtu do rreshtuar edhe një broshurë, që me të drejtë mund të ketë nëntitullin *Leksioni në USh*, "**Periudhat historike të shqipes**", mbajtur si ligjëratë e lirë me pedagogë e studentë në Universitetin e Shkodrës, më 2013.

**10.** Një vepër e shënuar – përmbledhje me botime dhe intervista është edhe vëllimi me titull "**Shqipja-gjuhë e hapur dhe dinamike**", ku lexuesi dhe studiuesi gjen shkrime për standardin e gjuhës sonë, për marrëdhënien e shqipes me gjuhët e huaj, qëndrimin që duhet mbajtur në kohën e globalizmit, për çështjen e huazimeve, rrethanat e dygjuhësisë, për gjuhën e shkencës, çështje të stilistikës, përkthimet dhe traditën e tyre në shqip.

**11.** Në mbyllje të kësaj paraqitjeje të shkurtër, nënvizojmë se prof.Xhevat Lloshi ka edhe një numër të madh botimesh në shtypin shkencor si "Studime Filologjike", "Gjuha jonë, "Gjuha shqipe" (Prishtinë), në Seminarin Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën shqiptare, si dhe jashtë vendit. Një studim aq të rëndësishëm ka hartuar ai për çështjen e rrymës së purizmit nga koha e Rilindjes Kombëtare deri në ditët tona,**[20]** botuar në revistën e Institutit Albanologjik të Prishtinës, 1/2011.

**12.** Në librin e tij të kohëve të fundit "**Shqipja qysh u është dukur**?"**[21]**autori bën një pasqyrë të ndjesive që kanë pasur dhe vlerësimeve që i kanë bërë shqipes më së pari shqiptarët vetë, por edhe të huajt gjatë shekujve, që kur është shkruar gjuha jonë: 1460 – datë që lidhet me heroin tonë Kombëtar, Gjergj Kastriotin – deri në vitin 2015, me një thënie të marrë nga gazeta sllovene "Delo", ku thuhet: "Gjuha shqipe është e mrekullueshme. Ajo është gjuhë e vjetër ilire, që nuk ngjason me asnjë gjuhë tjetër. Ka disa fjalë, që për ne tingëllojnë të njëjta, si 'plazh" e 'autoshkollë'. Fjalët që i dëgjon shpesh janë 'faleminderit' dhe 'mirupafshim'. Përveç kësaj, libri i prof.Xh.Lloshit u vlen studiuesve dhe për të mbështetur me citime e karakterizime për shqipen, gjatë trajtesave të ndryshme shkencore.

---

[18] Të **4 librat e Kristoforidhit**  të pikës 6, janë përgatitur për shtyp dhe paraqitur nga Xhevat Lloshi dhe botuar nga Instituti për Studime Shqiptare dhe protestante, me redaktor përgjegjës ***David Hosaflook***.

[19] Lloshi, Xh., Rreth alfabetit të shqipes, Logos-A, Shkup-Prishtinë, 2008.

[20] Lloshi, **Xhevat, Dysorët e përftuar nga purizmi**, Prishtinë, Gjuha shqipe, 1/2011,

[21] Lloshi, Xhevat, "**Shqipja qysh u është dukur**", albas, Tiranë, 2016 (me 240 faqe).

## KAPITULLI I
## TERMINOLOGJIA DHE FJALORËT TERMINOLOGJIKË

### 1. Ç'është terminologjia: termi dhe terminologjia.

Fillimi i studimeve në lëmë të leksikut terminologjik, në përputhje me sistemin e koncepteve në historinë e gjuhësisë në plan botëror, është i lidhur me punimet e dijetarit gjerman, E.Vyster.[22]Më vonë, këtë udhë e ndoqen edhe studiues të tjerë të fushave të ndryshme të shkencave, të cilat, nësa zhvilloheshin me hove të mëdha në shekujt XIX dhe XX, kërkonin termat e veta specialë. Në këtë rrafsh të lidhjeve sistemore, prej gati një shekulli, vështrimi i terminologjisë ka nisur të bëhet objekt hulumtimi. "*Objektet*, shkruan terminologu ynë Duro, *dukuritë dhe konceptet e shkencës dhe të teknikës krijojnë në lidhjet e tyre sisteme e mikrososteme brenda një fushe dhe ndërmjet disa fushave të dijës, të cilat aktualizohen e përvetësohen nëpërmjet emërtimeve përkatëse, termave, ku gërshetohen elementet gjuhësore kombëtare dhe ndërkombëtare."*[23]
Nga shkenca e terminologjisë, në gji të linguistikës, mësojmë se lidhjet sistemore ndërmjet termave kanë në bazë fillestare jo afërsinë apo përputhjen kuptimore, me një fjalë, konceptin si kategori gjuhësore (leksikologjike), por konceptin si kategori logjike. Kështu, njëri prej koncepteve – ai i përgjithshmi – bëhet bazë lidhjesh midis tyre e, të gjitha së bashku, shërbejnë si hallka të një zingjiri dhe krijojnë atë që quhet një *mikrosistem* të caktuar brenda fushës së dhënë. Në fjalorët tanë shpjegues fjala "term-i" del në rrafshin leksikor si vijon: *emërtim me një fjalë a me një togfjalësh i një koncepti në një fushë të shkencës, teknikës, të artit etj.*[24] Në vështrimin etimologjik, fjala "term-i" ka prejardhje latine ***terminus*** – gur kufiri, përkufizim; emërtim i përcaktuar mirë dhe i përpiktë i një nocioni, që shprehet me fjalë ose me një tog fjalësh.[25] Në kohën e Rilindjes Kombëtare, përndryshe, në Komisinë Letrare të Shkodrës, në vend të këtij termi u përdor fjala "skaj-i": skaje teknike, skaje gjuhësore etj. Ndërsa për termin tjetër, "terminologji", themi se e kanë fjalorët shpjegues të gjuhës sonë; por fjalori etimologjik që cituam, jep këtë shpjegim: terminologj-a, lat. terminus – përkufizim + gr. λογία – dije, shkencë; si term linguistik, autori i veprës shënon më tej: tërësia e termave të një fushe të shkencës, të teknikës, të artit, të jetës shoqërore etj.; edhe tërësia e termave të një gjuhe.[26]
Më tej, hulumtimet e studimet e thelluara, kanë treguar se përbërësit e sistemit të termave krijojnë degëzime të ndryshme dhe, me raste, ato edhe mund të lidhen në bazë të tiparit të përbashkët edhe me koncepte të sistemeve të tjera brenda fushës së njëjtë. Për shembull, në botën shtazore, gjallesat studiohen dhe përshkruhen sipas rendeve të ndryshme dhe gjinive, pastaj të llojeve apo specieve, prandaj dhe ekzistojnë termat me togje, si: rendi i flatërorëve, rendi i sisorëve, rendi rrëshqanorëve etj.etj. Po kështu rendet e botës bimore shprehen me familje, si familja e Liliaceve, e trëndafiloreve etj. Në këtë mënyrë, konceptet kanë aftësi për t'u lidhur me koncepte të tjera si dhe mundësi të pashtershme për t'u zbërthyer në përbërës të mëtejshëm, gjë që varet nga karakteri i dijeve dhe përparimi i mendimit njerëzor në lëmë të njohjes. Për pasojë, dijet dhe konceptet zhvillohen pa mbarim, për këtë edhe lidhjet thellohen, shumohen e zgjerohen, duke u bërë pjesë komplekse.

---

[22] Wüster, E., **Internationale sprachnormung in der Technik**, VDI Berlin, 1931. (Citohet sipas veprës së Agron Duros "**Terminologjia sisistem**", Tiranë, Panteon, 2001, f. 10)
[23] Po ai, po aty, f. 10.
[24] ASHSH, IGJL, Grup autorësh: J.Thomai...,**Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006.
[25] Ndreca, Mikel, **Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja**, Rilindfja, Redaksia e Botimeve, Prishtinë, 2000.
[26] Po ai, po aty.

Marrëdhëniet ndërmjet termave shikohen si marrëdhënie midis koncepteve, që ndërtohen në bazë të lidhjeve logjike, si marrëdhënie të gjinisë e llojit në formë hierarkie; për shembull, termi "gjitar" me termin "lopë", me termin "Laramane" e kështu për secilën gjallesë nga flora dhe fauna e tokës. Rastis që, për shpjegimin e koncepteve "term" dhe "emërtesë", duhet t'i referohemi përsëri gjuhëtarit Xhevat Lloshi, autorit të këtij Fjalori themelor për deri në ditët e sotme në fushë të terminologjisë shqipe. Gjuhëtari ynë, në librin universitar "**Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika,**"[27] është ndalur në mënyrë të veçantë edhe te tema e terminologjisë. Bërthamën e leksikut shkencor e përbëjnë termat, të cilat ndryshojnë nga fjalët e zakonshme të gjuhës, sepse në vend të kuptimeve shënojnë nocione, edhe pse nga përmbajtja ato mund të përkojnë. Filozofia e gjuhës bën dallimin dhe ka përcaktuar se *kuptimet e fjalëve janë një përgjithësim i përvojës njerëzore dhe përcaktimi bëhet brenda sistemit gjuhësor; kurse nocionet janë rezultat i njohjes shkencore dhe përcaktohen nënsistemin e secilës disiplinë.*[28]

Autori shpjegon se **termi** është fjalë ose togfjalësh, që mbështetet në një përkufizim. Përgjithësimi i arritur nga njohja shkencore e shndërron dukurinë ose sendin përkatës në objekt të pacaktuar, me të cilin veprohet në arsyetimet dhe operacionet e tjera logjike.

Fjala që shndërrohet në term e thekson natyrën e saj si shenjë dhe prandaj mund të vendosë lidhje të qëndrueshme me simbolet e thjeshta, domethënë ***shpejtësia = v.*** Këto fjalë lidhen me zhvillimin e nocioneve përkatëse dhe kuptimi i tyre është ai që është arritur si përkufizimi i fundit në specialitetin përkatës; ato fitojnë një jetë të dytë gjuhësore, madje marrin të njëjtën përkufizim në gjuhë të ndryshme. Kanë disa tipare të veçanta termat, ndër të cilat mund të përmbledhim:

**A.** termi bën pjesë në një sistem logjik e që përcaktohen brenda një terminologjie;
**B.** termat dallohen nga emërtesat, sepse shënojnë një klasë brenda një sistemi dijesh, ku ka hierarki përgjithësimi dhe klasifikimi të përmbyllur rreptësisht sipas një kriteri.
**C.** termat janë fjalë që priren për përpikëri; fjala shkarkohet nga shoqërimet e gjuhës së përditshme, i mbetet thelbi që vjen nga njohja e përgjithësuar njerëzore, duke përjashtuar ngjyrimet shprehëse.[29]

Këto tipare kanë interes edhe për stilin, sepse në mjaft raste edhe shkenca përdor figura, trope, por përherë me rol konkretizues, paraqitës për të bërë më të kapshme objektet aq të abstraktuara në arsyetimet shkencore. Edhe togjet frazeologjike, në planin e gjuhës shkencore, shkarkohen nga figurshmëria e kthehen në togje standarde të gjuhës librore; leksiku emocional në terminologji është i kufizuar dhe dalin jashtë përdorimit ndajshtesat me ngjyrime stilistike.

## 2. Tradita e përgjithshme në fushë të terminologjisë

Në planin e kulturës evropiane, duhet shënuar se historia e studimeve gjuhësore, përndryshe e diturive të kësaj fushe, lidhet me filozofët e lashtë grekë, si Platoni (rreth 429- rreth 347 para Kr.) dhe Aristoteli (384-322), me emrin e të cilëve zënë fill dhe libri fiton vendin e tij si mjet i shkencës. Paraqitja e njohurive shkencore gjatë periudhës helenistike përfshihej në nocionin e përgjithshëm të prozës; historia, për shembull, renditej bashkë me prozën letrare dhe Aristoteli e quante të nevojshme të gjente dallimet midis prozës e poezisë; kurse termat mjekësorë u krijuan

[27] Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, Tiranë, 2005, f. 197 – 199.
[28] Po ai, po aty, f.197.
[29] Po ai, po aty, f. 198.

në Greqinë e lashtë dhe u sollën në Romë ku morën trajtën letrare me punën e **Galenit** (131-201) dhe mjekësia e mbajti latinishten si gjuhën e saj dhe pasi e braktisën degët e tjra.[30]
Gjuhëtarët terminologë kanë përcaktuar prej kohësh se terminologjia bën pjesë në tërësinë e leksikut të një gjuhe dhe është një nënsistem i saj, brenda sistemit të mbarë gjuhës standarde, duke u lidhur me të si nga pikëpamja e formës, ashtu edhe nga përmbajtja. Duke qenë nënsistem, leksiku terminologjik hyn te leksiku i përgjithshëm si një e tërë dhe shfaq përkatësi të njëjta gjuhësore, gjë që bën të mundshme kalimin nga nënsistemi tek tjetri. Shkruan terminologu prof.Agron Duro se bashkëlidhja e nënsistemit me vetë sistemin duhet parë në rrafshin e përmbajtjes dhe në marrëdhëniet ndërmjet kuptimeve dhe koncepteve në të dyja nënsistemet.[31] Në teoritë e gjuhësisë së përgjithshme kjo lidhje mund të dalë grafikisht në formën më poshtë, në mënyrë hierarkike dhe sistematike:[32]




Në plan të leksikut tërësor të një gjuhe, leksiku terminologjik vjen brendapërbrenda tij si masë heterogjene njësish leksikore emërtuese, të cilat lidhen e ndërthuren me leksikun e përgjithshëm me shumë veçori karakteristike për terminologjinë: njëkuptimësia, sinonimia absolute, përpikëria dhe motivueshmëria.[33] Këto lidhje të leksikut të termave me atë të mbarë gjuhës, dalin aq dukshëm ne të gjithë fjalorët shpjegues, ku fjalët-terma jepen krahas lemave të zakonshme si njësi më vete me përkufizimet përkatëse, si për shembull, termi ***rrënjë*** (botanikë: rrënjë xhufkore), por edhe si term matematike (rrënjë katrore e një numri). Mbasi jemi tek përgjithësimet, nënvizojmë se, krahasuar me leksikun e përgjithshëm, leksiku terminologjik në tërësinë e tij shërben për të shprehur konceptet e pafundme të fushave të shumta të dijes, prandaj themi se ai paraqitet i pafundëm si anë numerike.
Në stadin e sotëm të studimeve linguistike është bërë e mundur edhe një ndarje apo grupim i leksikut terminologjik, si universale për të gjitha gjuhët natyrore të lëvruara:

**0.** **Leksiku terminologjik-bazë –** i shprehur me termat fjalë dhe që pasqyrohet në fjalorët shpjegues të disa tipave; numri i tyre vjen në varësi nga madhësia e fjalorëve, kështu, bie fjala, në fjalorin shpjegues të vitit 1954, numri I termave në fjalës është më i vogël se ai në fjalorin noramtiv të vitit 1980. Ndryshe do të jetë çështja numerike e

---

[30] Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, 2012, f. 200.
[31] QSA,IGJL, Duro, Agron, **Termi dhe fjala në gjuhën shqipe** (në rrafshin e formës dhe të përmbajtjes), Tiranë, 2009, f. 11.
[32] Po ai, po aty: sipas citimit nga A. Ray, "**La terminologie, noms e notions**", Presses Universitaires de France, Paris, 1979, f. 1o3.
[33] Po ai, po aty, f. 13.

termave kur të botohet Fjalori i madh (Thesarius) I gjuhës shqipe, ku termat do të pasqyrohen në mënyrë të plotë.

- **I. Leksiku i përgjithshëm terminologjik-** si pjesë e termave themelorë që shprehin konceptet bazë të sistemeve e nënsistemeve konceptore të fushave të ndryshme të dijes. Këtu bëjnë pjesë terma fjalë dhe terma sintagma, siç i kemi sjellë në këtë punim; me një përzgjedhje të gjerë, ai del më tepër heterogjen. Fjalorë të tillë I përkasin edhe fushës teknike, të cilët kanë qenë botuar në seri sipas shkencave në vendin tone për vite me radhë, si: fjalor i mjekësisë, i mjekësisë ligjore, fjalor I bujqësisë, fjalor i energjisë stomike etj.
- **II. Leksiku terminologjik tërësor –** përbëhet prej tërësisë së leksikut të të gjitha nënsistemet terminologjike të fushave diturore; ai është i pafund dhe mund të jetë i matshëm në mënyrë të idealizuar në një prerje të caktuar kohore.[34]
- **III. Leksiku terminologjik i një fushe të veçantë dije –** që vjen në përputhje me sistemin konceptor të kësaj fushe, prandaj dhe mund të përfytyrohet si një masë gjigande njësish leksikore.

Në sythin "përgjithësime"të kësaj paraqitjeje, duhet të radhisim edhe disa çështje të përdorimit të termave në një ligjërim të specializuar, një situatë kumti që ndodh mjaft dendur në veprimtarinë jetësore të njeriut, madje edhe në përditësinë tonë profesionale apo deri edhe në një gjendje krejt të zakonshme kur japim e marrim mesazhe, që nga një sms, deri tek relacionet e punës. Pa shkuar larg mund të sjellim skena kumtuese nga mjeshtria pedagogjike e mësuesve; një specialist fizike, do të sjellë ndër mend terma të tillë, si: fuqi, inerci, rënia e lirë, gravitet, kal fuqi, shpejtësi, nxitim, kohë e masa të ndryshme; nuk mund të mendohet që prej tij në një moment ore të mësimit, të kalojë në terma letërsie: theks ritmik, pauzë, rimë, ritëm, klauzolë, metrikë e të tilla terma që i takojnë një situate disiplinore krejt tjetër nga fizika, i përkasin lëndës së letërsisë. Po kështu, në ligjërimin e një politikani presim të dëgjojmë terma si: unitet, pakicë, shumicë, referendum, luftë politike, zgjedhje, tolerancë, zerotolerancë, dialog, takim politik, komision zgjedhor, etj., etj. Të gjitha këto situata të përshkruara, përbëjnë atë që quhet "ligjërim i specializuar". Po cila është veçoria e parë e këtij ligjërimi special apo të specializuar? ***Së pari***, duhet menduar se në çdo ligjërim, nuk ka kufij të prerë për zgjedhjen e leksikut e aq më tepër të termave që do të përdoren, pasi, edhe në një orë mësimi të gjuhës shqipe, lektori nuk është i ndaluar të emetojë terma nga lënda e letërsisë, për shembull, nëse do të analizojë një strukturë fraze nga një poet, ai do ta shkruajë atë dhe do ta lexojë me intonacionin e një vjershe, për të kaluar pastaj në çështje të sintaksës, meqenëse kjo disiplinë merret me studimin e kësaj njësie kumtuese:
Por s' i giet qielli /nuk i giet prilli / as fllad që shëtit lulet/ e me erna veshet,/ foshnjës që i qeshet /nanes kur  mbi të përkulet. (Mjeda). Termat speciale të fushës do të ishin:
Është *njësi fraze (periudhe), ndarje sipas vargjeve, ndarje sipas predikativitetit, kallëzuesia për secilën fjali përbërëse të frazës, fjalia kryesore, njësia drejtuese, funksioni sintaksor, bashkimet me parataksë, bashkimet me hipotaksë, tejkalimi semantik* (l'enjambement) nga vargu i parafundit tek ai i fundit, si dhe varësia e gjymtyrës "foshnjes" në fillim të vargut të parafundit. Pastaj vjen skema e strukturës së frazës. Pra, për më pak se një orë mësimi, na duhet të sjellim e të komunikojmë me disa terma njëherësh, sepse ligjërimi ynë kufizohet brenda një niveli të vetëm gjuhësor: nivelit apo rrafshit të sintaksës. Më parë përcaktojmë njësi e kufijtë e tyre, që janë mjaft të ndërlikuar, me varësi dyshkallëshe:

---

[34] Citohet sipas A.Duros në **Termi dhe fjala në gjuhën shqipe**: H.Felber, "**Terminology manual**", Unesco and Infoterm, Paris, 1984, f. 6.

- Por s'i giet qielli / nuk i giet prilli as fllad – foshnjës – njësi drejtuese (kujt?)

që shetit lulet + me erna veshet

që i qeshet nanes/

kur mbi të përkulet

lidhjet janë të tilla: qielli, prilli, fllad(i).. nuk i ngjasin




Dallimi i parë i ligjërimeve të specializuara është denduria e përdorimit të termave; në situatën që përshkruam, koha e recitimit letrar të strofës së Mjedës nga poema "Andrra e jetës", nuk e shndërron natyrën e disiplinës së sintaksës në atë orë mësimi përgjatë të cilës dalin në pah aq shumë terma që përmendëm më sipër. Për analogji, kështu mund të përshkruajmë disa ligjërime sipas specializimeve që këti jepen si orë mësimore të barabarta me disiplina, si: kimi, biologji, botanikë, algjebër, edukatë qytetare etj. Nëse na takon të shpjegojmë anatominë e një zogu, pa tjetër që do të përdorim termat: sqep, pupla, lëkurë, bisht, krahë, kokë, sy, veshë, organe të brendshme, këmbë, thonj, etj. Prej të gjitha këtyre situatave, do të ndryshonte edhe denduria e përdorimit të termave, fjala vjen, tek një ligjërim pastori. "Ndërmjet stileve funksionale, të klasifikuara mbi bazën e kriterit të funksionit dhe të sferave të përdorimit në veprimtaritë e ndryshme njerëzore, si stili i letërsisë artistike, stili politiko-shoqëror, stili fetar, një vend të veçantë zënë edhe stili shkencor-teknik dhe juridik-administrativ.", shkruan A. Duro.[35]
Gjuhët moderne (korrente) të lëvruara prej shekujsh, të cilat kanë histori të vjetër shkrimi dhe po ashtu me letërsi të zhvilluara, me kulme veprash gjinish të ndryshme e stile të përvijuara edhe si modele për t'u ndjekur, kanë ndërkohë edhe tregues të shënuar në fushë të leksikografisë, përndryshe edhe të terminologjisë shumëdisiplinore, ku vendin e parë e zënë termat gjuhësorë. Dë të shohim në këtë paraqitje rrugën që ka ndjekur terminologjia shqipe dhe hartimi i disa fjalorëve të saj jo vetëm që i përkasin kësaj fushe, por edhe ata shpjegues, deri tek fjalorët normativë, nga viti 1954 – 1980; pa lënë jashtë edhe një seri fjalorësh dy e trigjuhësh, që përmbajnë edhe ata terma në lëmë të linguistikës. Janë të domosdoshëm fjalorë të tillë, sepse kjo lidhet me një kërkesë aq të qenësishme që një ndër funksionet e gjuhës është të shpjegojë vetveten. Është e njohur tashmë se një punë prej pionieri në krijimin e terminologjisë gjuhësore shqipe, ka bërë pa dyshim rilindësi i shquar Sami Frashëri, një nga intelektualët dhe dijetarët më të shquar të kohës së tij në Perandorinë Osmane, i cili botoi librin "*Shkronjëtore e gjuhës shqipe*", Bukuresht, 1886, *ku farkohet e para*

[35] Agron, Duro,**Termi dhe fjala në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2009, f. 21.

*terminologji e gjuhësisë shqipe;* që *me gjithë thjeshtësinë e saj ajo ka shërbyer si pikënisje në zhvillimin e terminologjisë sonë gramatikore; një pjesë e mirë e terminologjisë sonë gramatikore; një pjesë e mirë e terminologjisë së sotme asht ende ajo e Samiut*..”**[36]**
Në përpjekjet që kanë bërë gjuhëtarët tanë terminologë gjatë kohëve, edhe para këtij rilindësi të madh, më drejtpërdrejt, nga Fjalori dygjuhësh i Frang Bardhit, kur zënë fill një pjesë e vogël termash, duket synimi i specialistëve të fushave të ndryshme (për ne, të disiplinave gjuhësore), që të bëjnë dallimin konceptual midis *termit* dhe *emërtesës*. Kjo rrjedh nga përcaktimi që ka bërë teoria gjuhësore në këtë lëmë se ka qenë përherë dhe vazhdon të jetë e vështirë të realizohet kërkesa “*një kuptim/një term*”, nga mungesa e një numri kaq të madh shenjash; kështu që del e nevojshme të bëhet në çdo rast veçimi i së njëjtës shenjë për aq herë sa shfaqet një kuptim i mëvetësuar terminologjik. Në kësi rastesh e njëjta shenjë në çdo kuptim paraqitet si term më vete. Kjo e justifikon pasqyrimin në fjalor të termave-emra dhe të togjeve të fjalëve (sintagmave) të qëndrueshme terminologjike me bazë emërore si emërtesa të koncepteve**.[37]** Duhet thënë se njohja shqisore nis me emërtimin, kalon tek termi si përgjithësim dhe përfundon te koncepti. Terminologët kanë arritur në përfundimin se një pjesë e kuptimeve terminologjike të zbuluara në strukturën semantike të fjalës mund të paraqiten të zbërthyera më tej në vartësi nga lidhjet në të cilat hyjnë këto kuptime me kuptime të tjera brenda një sistemi të caktuar terminologjik.**[38]** Nëse ndjekim kalimin në term të një gjymtyre funksionale, si “kryefjalë”, dija gjuhësore ka ecur përkrah përcaktimit logjik me termin “subjekt-i”, për vetë faktin që logjika ka pasur (e vazhdon të ketë) përgjatë shekujve ndikim mbi disiplinën e sintaksës; aq e vërtetë është kjo, sa termi ynë nga fusha e sintaksës, nuk është kalk, si mjaft terma të tjerë, sepse në shumë gjuhë të tjera, quhet “subjekt-i”. Përdorur si term, “kryefjalë-a” nuk përngjet me asnjë nga rreth 60 kompozitat me bazë emrin “krye- kreu”, si: *kryeartikull, kryebashki, kryegjatë, kryegjyqtar, kryegjysh, kryekirurg,* etj.;**[39]** pra, nuk mund të formojmë analogji kuptimore mes përbërësve të kompozitës “kryeartikull-i”, që do të thotë “artikulli kryesor” midis shkrimeve të tjera të gazetës, me përbërësit që formojnë termin “kryefjalë-a” – si fjala kryesore. Kjo rrjedh edhe për faktin se ky funksion gjymtyror në fjali ngjet vetëm atëherë kur ekziston gjymtyra tjetër – kallëzuesi (predikati), si lidhje solidariteti në strukturën e njësisë kumtuese-fjali. Edhe në këtë shkrim paraqitës, me karakter diakronik, lexuesi e studiuesi mund të shohë sa ky kriter në formimin a hartimin e termave të gjuhësisë, është ndjekur nga gjuhëtarët specialistë shqiptarë, pa lënë jashtë përafrimin me modele të gjuhëve të huaja që kanë qenë në kontakt me shqipen.



## 3. Tradita shqiptare në fushë të studimeve terminologjike

Tradita shqiptare e studimeve dhe kërkimeve shkencore në fushë të leksikut (vendi ynë kishte nxjerrë leksikografë që nga shekulli i 17-të, Frang Bardhin), natyrshëm, është lidhur me trashëgiminë evropiane në këtë fushë, duke menduar se dijetarët e pakët e të rrallë që u morën me interesa si këto të përshkrimit të florës e faunës shqiptare, sa u takon termave dhe emërtimeve, kanë qenë në nivele të atilla sa ta njihnin e ta shfrytëzonin traditën kontinentale. Për argumentin

---

**36** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, **Konferenca e parë e Studimeve Albanologjike**, 15-21 Nëntor 1962, Tiranë, 1965: Lirak Dodbiba, “*Zhvillimi i terminologjisë gjuhësore shqipe nga Rilindja e deri sot*”, f. 183.
**37** Duro, Agron, **Terminologjia si sistem**, Panteon, Tiranë, 2001, f. 40.
**38** Po ai, po aty, f. 40.
**39** AShSh, IGJL, **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006.

që trajtojmë, do të ndalemi në fillim te ky Fjalor, për të parë në çfarë mase janë pasqyruar termat shkencorë të botës bimore e shtazore. Përveç kësaj, do të shohim si i sjell autori i shekullit të XVII termat shqipe nga latinishtja: duke i përkthyer ato *ad litteram* apo me përshtatje kuptimore...
Sigurisht që në paraqitjen e traditës shqiptare në lëmë të termave e të terminologjisë, duhet ta sjellim me autorin tone të shekullit të 17-të, F.Bardhi, që e çeli i pari këtë rrugë.
Vështrimi me këtë sy i këtij Fjalori, si vepër e parë leksikografike e gjuhës sonë, na bën të shënojmë se tradita e regjistrimit dhe përpunimit të terminologjisë shqipe, është kaq e vjetër, së paku sa shekujt kur u botua fjalori i Bardhit. Në pikëpamje fjalëformimi, që është edhe objekti ynë, na bie në sy dukuria e një prapashtese zvogëlimi **– th**, që nga viti 1635, kur shkrimtari ynë i vjetër hartoi veprën e vet gjuhësore; dhe kjo te lema e parë "**zogth-i**", e cila i përgjigjet aq besnikërisht në përmbajtje termit latin "avicula". Po kështu themi edhe për ndajshtesën **–za**, tek termi "bletëza", ku prapashtesa **–za** shfaq një objekt a send të zvogëluar, me një fjalë, është prapashtesë zvogëlimi.

**A**

| | |
|---|---|
| Avicula, | zog**th** |
| Anguilla, | ngjala |
| Anas, | rosa |
| Aper, | thiu i egër |

**B**

| | |
|---|---|
| Betulea, | bletë**za** |
| Bos, | ka |

**C**

| | |
|---|---|
| Caballus,caualla, | kālë |
| Camelus | deve ō kamile |
| Cancer gambaro, | gaforeja |
| Capra , | dhia |
| Catulus , | këlysh |
| Cerva, | suta |
| Cicada, | gjinkalla |
| Ciconia, | loileku ō loilek |
| Columba, | pëllumb |
| Corpus, | korp |
| Corvus, | korb |

**E**

| | |
|---|---|
| Equa,cavalla, | pela |
| Equula, | maza |
| Equula, | kālë |

**F**

| | |
|---|---|
| Felis, gatto, | mica |
| Ficedulae beccafico, | fikësatë, zoigj |
| Formica, | mīza |

**G**

| | |
|---|---|
| Gallina, | pula |
| Gallinacues, | gjel |

**H**

| | |
|---|---|
| Hirundo, | dellëndysha |
| Hirudo, fanguifuga, | shëshunjë**z**a |

**I**

| | |
|---|---|
| Impenfa, | shpenia |

**L**

| | |
|---|---|
| Legarium, legume | groshë |
| Lepus, | liepurë |
| Lepufculus, | liepurith |
| Libanotis, rofmari- | resmarinë |
| Lilium, | lilia |
| Locufta, | kandërri |
| Lupa,la lupa, | ulkonja |
| Lufcinia, rofignola, | bilbil |

**M**

| | |
|---|---|
| Malus, pomo | mollë |
| Malumpunicum, | shegë |
| Mofcatule | dardha muskatele |
| Mula, | mushka |
| Mus, forcio, | mī |
| Mufca, mofca, | mīza |
| Muftela, donnola, | bukëla |

**N**

| | |
|---|---|
| Noctua, civetta, | kukuvakeja |
| Nucula, | lajthia |

**O**

| | |
|---|---|
| Onager, | margaç i egrë |
| Ovis, | deleje |

**P**

| | |
|---|---|
| Palumbes, | pëllumb |
| Pelliones, pellicciai, | qyrshitë |
| Pifcis, | peshk |
| Pulex, | plesht |

**S**

| | |
|---|---|
| Sanguifuga | shushunjë**za** |

| | |
|---|---|
| Skropha, | dosa plakë |
| Sonipes, | kālë i çpeitë |
| Sy agros, porco | dhi e egrë |

**T**

| | |
|---|---|
| Talpa | urithi |
| Teftudo | breshka |

**V**

| | |
|---|---|
| Vacca | lopa |
| Vermis | krymb |
| Vertagus, | zagār |
| Vevex, caftrone, | dash |
| Vitulus, | viç |
| Vulpes | dhelpënë |

**U**

| | |
|---|---|
| Urfa | arusha |

*******

Me këtë vjelje të Fjalorit të Bardhit dhe me nxjerrjen e **64 termave** shënojmë disa përfundime, sa i takon kërkimit tonë në këtë vepër:

- ***Së pari***, regjistrimi nga Frang Bardhi i kësaj terminologjie, ndonëse të kufizuar, tregon se autori ynë, këtu e 380 vjet më parë e ka pasur në vëmendje të mos lërë jashtë një pjesë termash nga fusha e botës bimore dhe shtazore, i ka shqipëruar ato me përgjegjësit e tyre shqip, kryesisht në të folurit popullor, që ai besohet ta ketë njohur mirë.
- ***Së dyti***, vërejmë se në jo pak terma, Bardhi ka arritur të na përcjellë edhe disa sinonime përkatëse.
- ***E treta***, termat e Fjalorit të F.Bardhit, nga ana tjetër, krijojnë, për shkencën tonë gjuhësore, një traditë që nis e do të vazhdojë për shekuj, deri në ditët tona, kur ka ardhur dhe koha e ndërkombëtarizimit të terminologjisë së florës e fuanës të trojeve shqiptare.
- ***Së katërti***, dhënia e termave në gjuhën latine tregon se që atëherë (në kohën e autorit tonë), latinishtja jo vetëm kishte zëvendësuar terminologjinë greke në mjaft fusha, por edhe ishte ndërkombëtarizuar, siç ka edhe sot përpjekje për t'i dhënë termat sipas globalizimit gjuhësor, qoftë në planin europian, ashtu edhe në atë Botëror.
- ***Së pesti***, shënojmë se historia e kësaj gjuhe, ndër më të lëvruarat e botës, ka njohur disa etapa:

**a.** Latinishtja e hershme, që nga themelimi i Romës 753 p.Kr. deri në vitin 81.
**b.** Latinishtja klasike, nga viti 81 p.Kr. e njohur nga thëniet e Cezarit dhe oratoria e Ciceronit, deri në vitin 14 kur perandori August vdiq.
**c.** Latinishtja e argjendtë (deri më 130) peridha më brilante e letërsisë.
**d.** Latinishtja vulgare (shek. 2 deri shek.6)
**e.** Latinishtja e mesjetës apo kristiane.
**f.** Latinishtja e Rilindjes apo erasmiane.
**g.** Latinishtja moderne apo neolatinishtja.[40]

[40] **Fjalë e shprehje latine** (Përgatiti për botim: Taras Begeja), Shtëpia Botuese "Dituria", Tiranë, 2004, f. 5.

Duke marrë parasysh kohën e hartimit e publikimit të Fjalorit të Frang Bardhit (1635), mund të përcaktojmë cilës periudhë i takon latinishtja e përdorur në këtë vepër të parë leksikogramatikore për shqipen: i përket pra, Rilindjes apo periudhës ***erazmiane***[41] dhe latinishtes moderne apo neolatinishtes.

Gjuhëtari Bardhyl Demiraj, botuesi i veprës së Bardhit, në vitin 2008, ka shkruar lidhur me termat e pasqyruar në Fjalor:[42] "N'anë tjetër prania e ekuivalenteve turqisht spjegohet mjaft mirë, po të mendohet se priftnit e mjerë shqiptarë nën zgjedhën turke kanë mujtë me qenë pjessisht dygjuhësh dhe se përdorimi i skajeve shqipe ka mujtë me qenë i sigurtë. Edhe ma pak kuptohet shtimi i ekuivalenteve italisht, sidomos kur kemi të bajmë me fjalë thuejse të gjashme italisht e latinisht dhe për të cilat nuk mund të pranohet se skaji shqip nuk dihej ose qe i dyshimtë, për shembull *caballus, caballo 9.7 ose lupa, la lupa 51.17, ose lupus, lupo* 51.20."[43]

Këtë çështje të termave të Fjalorit të Bardhit e ka parë edhe studiuesi dhe latinisti i shquar Pashko Geci, i cili ka bërë edhe një hulumtim të thelluar, kryesisht, për "Derivatet në Fjalorin Latinisht-shqip të Frang Bardhit."[44] Ai shkruan: "Diminutivat ose emrat zvogëlues i kanë pëlqyer shumë Bardhit, dhe, si duket, një pjesë të mirë të atyre, që gjenden në Fjalor, i ka krijuar vetë, pse nuk ka si besohet t'i ketë marrë të gjithë prej gojës së popullit ose prej gjuhës së shkruar. Mashkullorët, pohon Geci, kanë prapashtesën zvogëluese – ***th*** e femërorët – *zë*, ndonjëherë me kuptim hypokoristik*: zokth – "avicula", margaçth – "sinus", gurth – "lapilus","[45] etj., që nuk janë terma. Por, në serinë me 3 vëllime të veprës akademike "Studime mbi leksikun dhe formimin e fjalëve në gjuhën shqipe II", ky njeri i dijes dhe njohës i kulturës klasike, pra te kjo përmbledhje shohim se P.Geci ka përsëri një kërkim shkencor filologjik për Fjalorin e Bardhit dhe, pikërisht një shtjellim më të gjatë për termat e kësaj vepre të parë leksikografike. Shkruan ai: "***Aries*** – dashi, dhe ***capter*** (cjapi), kanë ekuivalentin *sjap*, *por* te lema latine "vervex" do të thotë "dash i tredhur" është vënë ekuivalenti "dash", që i përket fjalës në kryerresht "aries"."[46] Më tej Geci shënon se prapashtesat zvogëluese, prej Bardhit, janë përdorur edhe në kategoritë e mbiemrave. Në mbyllje të hulumtimit të tij, P.Geci shënon rëndësinë e Fjalorit pikësëpari, për historinë e gjuhës sonë të shkruar, me gjithë vlerat "pozitive dhe negative" që ka, sepse "rëndësia e tij gjuhësore është e pamasë, në të mund të shihen ndërrimet që ka bërë gjuha gjatë shekujve."

Mund ta mbyllim këtë inkursion leksikor terminologjik prej veprës së parë leksikografike të gjuhës sonë, me thënien e njohur të poetit romak Horaci, në veprën e tij ***Ars Poetica*** : " Usus. Quem penes arbitrium est, et jus, et norma loquendi."[47]

Në vazhdim duhet të përmendim shkrimtarin më të mirë nga shkrimtarët e vjetër të Veriut, Pjetër Bogdanin, i cili, sipas Xhevat Lloshit, ka qenë i pari që e ka ndier vështirësinë stilistike për t'u shprehur një një shqipe shkencore, fakt që e ka dëshmuar edhe në parathënie të veprës së tij



---

[41] Kjo periodë e zhvillimit e përdorimit në stil të gjerë të gjuhës latine e merr emrin nga humanisti e dijetari holandez **Erasmus Desiderius** (1469-1536), i cili ishte dijetari më i shquar i Europës, fitoi emër nëpërmjet fjalës së shtypur. Erasmus nxori botimin e vet greqisht të **Dhjatës së Re** (1516) e më pas një përkthim latinisht të saj, dhe hapi rrugën e për Reformacionin. (**Enciklopedia e përgjithshme e Oxfordit**, Instituti i Dialogut dhe Komunikimit, Tiranë, 2006.)

[42] Demiraj, Bardhyl, **Dictionarium Latino-Epiroticum** (Romae 1635), Bot. Françeskane, Shkodër 2008, f.39.

[43] Po ai, po aty, f. 39. (Për më tej autori e zgjeron footnoten nr. 115, në fund të kësaj faqeje, me mjaft terma të përdorura në Fjalor.)

[44] Geci, Pashko, në: "**Konferenca II e Studimeve Albanologjike**, 12 – 18 janar 1968 III, Tiranë, 1969, f. 153.

[45] Po ai, po tay, f. 157.

[46] Geci, Pashko, në: "Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe II, T., 1972, f. 301.

***hipokoristik** *adj*. gr., përkëdhelës; emër përkëdhelës, emër i shkurtuar a i zvogëluar që del nga një emër i plotë.

[47] ASHSH, IGJL, Akademia e Arteve dhe e Shkencave e Kosovës, **Leksikografia shqipe – Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005, f. 279.

origjinale (1685), ku ankohej se "*gjuha jonë me dijet dvuer ene fjalët"*, (e përsërisim sipas autorit të Stilistikës së gjuhës shqipe), ai mendonte se në Shqipëri kishte pasur një shkencë dhe bashkë me rënien e saj, kishin humbur edhe termat e shkencës. [48]
Si ngjarje kufiri për një zhvillim të shpejtë për studime gjuhësore, edhe në terminologji, ka qenë hapja e instituteve të larta shkencore, hapja e Universiteteve (Tiranë e Shkodër, 1957), ashtu edhe ngritja e Sektorit të Terminologjisë në gjuhën shqipe. Pra, përër të arritur tek Fjalori ynë, i Florës dhe i Faunës, botuar nga prof.Xhevat Lloshi, kanë kaluar një radhë veprash të kësaj natyre, të cilat kanë hedhur bazat teorike e praktike të kësaj dege të gjuhësisë.
Pas veprës madhore të Ilia Mitrushit, 1955, në vitin 1963 nga Sektori i Terminologjisë të Institutit të Historisë dhe të Gjuhësisë u hartua dhe u publikua "**Fjalori i terminologjisë tekniko-shekncore 1. Terminologjia e Botanikës (shqip-rusisht frëngjisht)"** dhe sipas recensentëve, është i pari i serisë së fjalorëve terminologjikë të shkencave të ndryshme që janë publikuar në albanologji, ku *termat nuk janë përkthim mekanik ose një kalkim i thjeshtë i fjalëve të huaja.*[49] Është me rëndësi të theksohet se fjalori u hartua me kritere të drejta shkencore, të cilat mund të njihen sipas pikave më poshtë:

- **a**. të shfrytëzohen sa më tepër mundësitë e mëdha që ka shqipja për të krijuar fjalë-terma dhe prirja që ka marrë zhvillimi i gjuhës letrare në kohën tonë;
- **b**. të shfrytëzohen sa më mirë mënyrat dhe tipat më prodhues të formimit të fjalëve në gjuhën shqipe;
- **c.** të shqipërohen termat shkencorë ndërkombëtare, duke përfshirë ato fjalë që janë jo vetëm të dy a më shumë gjuhëve neolatine, por edhe nga gjuhët e tjera;
- **d**. të rivlerësohen disa terma të vjetër të përdorur qysh në kohë të Rilindjes Kombëtare;
- **e**. të merret parasysh përhapja e termit në krahina të ndryshme si përdorim i folësve.

Fjalori ka gjithsej **1202** fjalë-terma, prej të cilave, sipas studiuesit F.Leka, **871** janë fjalë shqipe dhe vetëm **331** janë fjalë me rrënjë të huaja, përfshirë edhe ato që quhen internacionalizma, përndryshe, fjalë me prejardhje greke e latine, që gjenden në shumë gjuhë.[50] Një vend të mirë në fjalor zënë fjalët kompozita, të krijuara me kritere të shëndosha shkencore, si: *petëlngjashëm, pjellëshumë* etj. Gjuhëtarët tanë, për këtë fjalor, janë të mendimit se në mjaft terma të botanikës vërtetohet edhe një herë parimi se fjala shqipe është më prodhuese, i pranon më me lehtësi elementet afiksale shqipe në krahasim me fjalën e huaj të huazuar, si b. f., nga emri *dell* burojnë: *dellëzoj, dellëzim, i, i dellëzuar*. Përveç kësaj, për këtë fjalor, shënohet se kr formohen terma të rinj duhet t'u kushtohet vëmendje edhe anës fonetike; të shmanget me kujdes çdo homofoni që mund të sjellë ngatërresa në kuptimin dhe qartësinë e termave, si: *djegës – djegëza, kupës – kupëza*, ku çiftet pothuajse bien në homofoni.[51]
Në literaturën tonë shkencore filologjike, ne kemi tashmë studime të thelluara për trashëgiminë e botimeve të fjalorëve shpjegues dhe dygjuhësh, me shqipen gjuhë të parë, ose anasjelltas; në vitin 2005, Akademia e Shkencave e Shqipërisë dhe e Kosovës, si dhe Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, kanë botuar materialet e Konferencës shkencore me temë: "**Leksikografia shqipe-**



[48] Po ai, po aty, f. 201.
[49] Leka,Ferdinand, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe II**, Tiranë, 1972: "**Mbi disa fjalorë të terminologjisë**....", f. 315.
[50] Po ai, po aty, f. 316.
[51] Po ai, po aty, f. 317.

**Trashëgimi dhe perspektivë**”,[52] brenda së cilës, punonjësit tanë shkencorë: Pavli Haxhillazi, Artan Goga dhe Flora Zeqja, kanë hartuar shtojcën “Bibliografi e Leksikografisë shqipe” (1635-2004), në f. 329 – 371.

Na është dashur që, përveç veprës madhore shkencore e gjuhësore njëkohësisht, të autorit, të sigurojmë edhe fjalorë të tjerë këtu e gjysmë shekulli më parë, pas Luftës së Dytë Botërore, por s’mund të lëmë pa shënuar se edhe para kësaj periudhe, pasi terminologjinë nga flora dhe fauna e Shqipërisë, ka pasur përpjekje për ta hulumtuar edhe para kësaj kohe, si ndër fjalorët dialektorë të Gazullit, Tases e sidomos, Ndre Mjeda, i cili ka lënë një trashëgimi të sigurtë shkencore në një fjalorth të tij...

Duke ditur se në nivelet mbi të cilat studiohet një gjuhë si shqipja, duhet  shënuar që hulumtimet në planin fjalëformues kanë qenë ndër të parat në albanologji; dhe ato janë bërë para Luftës II Botërore, si nga veprimtari dhe organizatori i njohur i arsimit shqiptar, Mati Logoreci, prej publicistit e leksikografit Karl Gurakuqi, ashtu edhe filologu Mustafa Kruja.[53] Shënojmë se në “Fjalorthin e librit të lezimit për moshën e njomë” të Mati Logorecit[54], me rreth 200 fjalë, gjenden edhe mjaft terma nga fusha e bimësisë dhe botës së kafshëve: pa përgjegjëse në latinisht dhe jo aq të pranueshme, mbasi Logoreci prirej për neologjizma, që nuk patën jetëgjatësi përdorimi as në kohën e tij e as më vonë. Bile Fjalorthi i Logorecit u shoqërua edhe me kritika të ashpra. Por, vepra themelore në lëmë të terminologjisë, u hartuan vetëm pas viteve 1950 e këndej; është fjala për fjalorë të tipit të gjerë, ndërsa për përmbledhje të pjesshme termash janë arritur pothuajse në rrafsh të shkencës, që nga shkencat e natyrës, deri tek fjalorët e letërsisë dhe të gjuhësisë, në mënyrë të veçantë kur në vendin tonë u hap universiteti i Tiranës, 1957 dhe u krijuan Institutet e larta të Letërsisë dhe të Gjuhësisë, ku ka ekzistuar Sektori i Terminologjisë në gjuhën shqipe.

Gjatë zhvillimit të gjuhësisë shqiptare, kryesisht prej një shekulli e këndej, ka pasur një kujdes të vazhdueshëm për vendosjen mbi baza shkencore të terminologjisë – sipas fushave të ndryshme të dijes – por në radhë të parë për vënien mbi baza të termave të gjuhësisë. Vepra themelore e nivelit akademik deri më sot është  *Fjalori i termave të gjuhësisë* i vitit 1975, fjalor terminologjik në 6 gjuhë korrente të Europës. Lidhur me këtë, prof. Shezai Rrokaj, pasi vlerëson rolin e këtij Fjalori, shtron nevojën për një fjalor shpjegues të termave të gjuhësisë në gjuhën shqipe. Ai shkruan se pas viteve ’60, *shkenca dhe teknika, në përgjithësi, dhe ajo gjuhësore, në veçanti, morën një zhvillim të hovshëm, i cili pati edhe prurjet e veta në lëmin terminologjik.*[55] Më tej, nënvizon se në fillimet e veta gjuhësia jonë kishte më tepër karakter didaktik, pa pasë arritur në nivelin e një shkence të mirëfilltë, gjë që mund të vërtetohet edhe nga një studim i gramatikave të para të gjuhës shqipe. Me kalimin e dhjetëvjeçarëve, sidomos gjatë shekullit të kaluar, kur edhe u hartuan vepra themelore, shkenca e gjuhësisë u zhvillua me hapa më të shpejtë dhe për pasojë erdhën e përpunuan koncepte  të reja të trajtimit të kategorive gjuhësore për të gjitha nënsistemet, duke krijuar një terminologji të pasur, gjithnjë e më të saktë në këtë fushë. Referuar gjuhëtarit Rrokaj, vëmë në dukje se *zhvillimi i terminologjisë gjuhësore të shqipes ka kaluar nëpër disa faza, të cilat janë kushtëzuar nga faktorë jashtëgjuhësorë, kryesisht historikë, ekonomiko-shoqërorë, kulturorë etj.,*



---

[52] ASHSH, ASHA, Kosovë, IGJL, **Leksikografia shqipe-Trashëgimi dhe perspektivë**, Konferencë shkencore , Tiranë, 3 dhjetor 2004. (Përmbledhja u botua më 2005.)

[53] Kruja,Mustafa, **Problema gjuhe, Studime**, OMSCA-1, Tiranë, 2000. (Janë studimet dhe vlerësimet, bashkë me kritikat, që u bën këtyre autorëve M.Kruja, lidhur me Fjalorthët e tyre me neologjizma e fjalë të rralla, ku gjenden edhe mjaft terma nga fusha të ndryshme të dijes.)

[54] Logoreci, Mati, **Fjalorth i librit të lezimit për moshën e njomë** – përmbledhun nga Mati Logoreci, Tiranë, Shtypshkroja e Ministris s’Arsimit, 1935.

[55] Rrokaj, Shezai,  **Çështje të gjuhës shqipe** *2*, Shtëpia Botuese “Shkronjë pas Shkronje”, Tiranë 2009, f. 79.

*dhe faktorët brendagjuhësorë, siç janë shtimi i grupeve të ndryshme të termave të prejardhur e të përbërë, përkryerja e strukturës fjalëformuese e leksikore, zhvillimi e fuqizimi i mënyrave dhe tipave fjalëformues në gjuhën e sotme letrare etj.*[56]

## 4. Fjalorët terminologjikë të botës bimore dhe shtazore

Për të arritur tek Fjalori ynë, i Florës dhe i Faunës, botuar nga prof.Xhevat Lloshi, le të sjellim disa vepra themelore të kësaj fushe, të cilët janë publikuar nga viti 1955 deri më sot:

- Instituti i Shkencave, Ilia Mitrushi, "Drurët dhe shkurret e Shqipërisë",[57] Tiranë, 1955, me 604 faqe, ku njohuritë për përhapjen, kultivimin, dobinë dhe përdorimin e tyre, autori e jep përshkrimin shkencor botanik të florës së vendit tonë, me qëllime divulgative, gjeografinë e përhapjes së tyre, terminologjinë dhe ndërtimin e shkurreve e drurëve, vlerën për ekonominë dhe përdorimin e tyre. Mbase, mjafton një fragment zërash nga libri i Mitrushit, sa për t'u njohur me natyrën e punës së autorit, duke e vijuar kështu edhe me të tjerë biologë, sipas paraqitjes sonë:

  **Familja e trëndafilave (Rosaceae)**[58]
  "Familja e trëndafilave përmbledh në gjirin e vet rreth 100 gjini me më tepër se 2000 lloje drurë, shkurre e bimë të ndryshme të shpërndara anë e mbanë botës, por sidomos në regjionet e temperuara. Familja e trëndafilave është një nga familjet më të vyershme dhe më e dobishme, se ajo përbëhet nga një sasi e madhe llojesh bimësh të vlefshme si në pikëpamje ushqimore ashtu dhe në pikëpamje industriale dhe mjekësore.... Një pinjoll i kësaj familjeje është trëndafili, të përmendur për bukurinë e tyre janë drurët apo shkurret e gjinive spirea (**Spireae**), murris (**Crataegus**), fizokarpus (**Physocarpos**) dhe sqapthe (**Amelanchier**).Karakteristikat botanike të familjes....[59]"

- Përsëri prej këtij autori, në vitin 1966, shënojmë librin "Dendoflora e Shqipërisë"[60]me 520 faqe, i cili, në njëfarë mënyre është ndërtuar si një model fjalori, me terma të veçantë në dy gjuhë, por edhe me përshkrimin fizik dhe botanik të bimëve, shtrirjen dhe dendurinë e tyre gjeografike, siç shkruan autori, *me qëllim përdorimi nga teknikët e pyjeve dhe të bujqësisë.*

  **Fabaceae** (Papilionaceae) **Bathore** (Fluturore)
  "Është një nga familjet më me rëndësi të botës bimore. Përmbledh në gjirin e vet rreth 375 gjini me më se 12000 lloje barëra, shkurre e drurë të përhapura në mbarë botën. Gjethet të këmbyera, rrallë të kundrejt, në më të shumtën e rasteve pendore ose me gjethëza, të rënëshme, rrallë të qëndrueshme, me ndajgjethe. Lulet dyseksore, 5 pjesëshe, të çrregullta (zygomorfe), fluturore, me petëla të lira. Thekë 10, të ngjiturë që të gjithë ose vetëm një ilirë. Vezorja e mbitëshme, 1-kthinore. Shtyllëz 1. Frytet bishtaja...."[61]

[56] Po aty, f. 80.
[57] Instituti i Shkencave, Mitrushi, Ilia, **Drurët dhe shkurret e Shqipërisë**, Tiranë, 1955.
[58] Po ai, po aty, f. 85 – 86.
[59] Po ai, po aty, f. 85 – 86.
[60] Universiteti shtetëror i Tiranës, Mitrushi, Ilia, **Dendoflora e Shqipërisë**, Tiranë, 1966.
[61] Po ai, po aty, f. 264.

- Në vitin 1983, nga Shtëpia Botuese e Librit Shkollor, del në qarkullim vepra më e vëllimshme e kësaj fushe me titull "Flora ekskursioniste e Shqipërisë"[62], me 985 faqe; me përshkrime, me 400 faqe me figura, emërtime në dy gjuhë dhe kushtet e kultivimit në natyrë.

**Bari i peshkut – Verbascum L.**
"Secila brakte me një lule të vetme në sqetullën e saj. Braktet më të poshtme me një tufë prej disa lulesh në sqetullën e saj. Pjalmoret të gjitha në formë veshke, jo të stërzgjatura te filli. Gjethet 4 – 17 x 2,5 – 9 cm, vezake, të plota, gjirake, me push të rrallë ose të shogëta. Kurora vjollcë (rrallë e verdhë). Fillet e thekëve me qime vjollcë, 30-100 cm.."[63]

- Në vitin 1998, Kastriot Misja boton librin për shkollarë "Libri i kuq i faunës shqiptare", me 63 faqe;[64] është më tepër një manual didaktik mësimor, përshtatur për moshat e reja të arsimit të mesëm, pajisur me figura të ngjyrosura;

**Trofta liqenore (Salmo trutta lacustris)**
"Gjp. rreth 1 m. E zakonshme për liqenjt, me trupin të mbuluar me luspa të çelta; ngjyrën në tërësi e ka të argjendë në të errët. Sipër e nën vijën anësore me një numër të madh njollash në formë X. Vezët i lëshon në guriçkat e fundit të ujit. Jeton deri në 20 vjet. Ushqehet me insekte uji, gaforre e peshq të ndryshëm.
**Statusi**: Lloj i keqësuar (V).
**Masa e propozuar**: Të merret në mbrojtje**."**[65]

- Më 2002, Dhimitër Dhora, nga flora e ujit, boton librin "Studime mbi molusqet e Shqipërisë", përshkrimet dhe ekologjinë e tyre, bashkë me kushtet klimaterike të rritjes,[66]me 208 faqe.

**Pectinida** (Anomiidae)
Anomia ephipium LINNE, 1758)
Jeton mbi toka të forta. "E shpeshtë". Kapur me trata-koçe.
Janë gjetur mjaft guaska boshe të këtij molusku në rërat e bregdetit**."**[67]

- Më 2003, Akademia e Shkencave, Instituti i Kërkimeve Biologjike, boton librin "Udhëheqës fushor i florës së Shqipërisë".[68] Ka një veçori leksikore ky libër, pasi autori jep më së pari termin në latinisht e greqisht, pastaj emërtimin në gjuhën shqipe (**Prunus –** *Kumbull*, **Mespilus** – *Mushmollë*, etj.)

**Crateagus – Murriz**
"Shkurre ose dru i vogël, zakonisht me gjemba e me gjethe rënëse. Gjethet të thjeshta, të vrigullta ose pendore të çara, të sharruara. Ndajgjethëzat të qëndrueshme. Lulet në vastak.

[62] Demiri, Mustafa **Flora ekskursioniste e Shqipërisë**, Tiranë, 1983.
[63] Po ai, po aty, f. 405.
[64] Misja, Kastriot, **Libri i kuq i faunës shqiptare**, Shoqata e Biologëve të Shqipërisë, Shkodër, 1998
[65] Po ai, po aty, f. 33.
[66] Dhora, Dhimitër, **Studime mbi molusqet e Shqipërisë**", Camaj-Pipa, Shkodër, 2002.
[67] **Po ai, po aty, f. 35.**
[68] Akademia e Shkencave**,** Jani Vangjeli, Instituti i Kërkimeve Biologjike**, Udhëheqës fushor i Florës së Shqipërisë**, Tiranë, 2003.

Petlat vezake të përmbysët, të bardha.Thekë 5 – 25. Karpele 1 – 5, të lira në anën barkore, me parete gurore në fryt. Shtyllëza 1 – 5. Vezëza 2. Fryt i kuq, verdhë ose i zi. Bërthama 1 – 5....”[69]

***

Për këtë paraqitje të shkurtër, përfundojmë si më poshtë:

Të gjithë këta libra studimorë në lëmë të biologjisë, janë kryesisht nga bota bimore dhe asnjëri prej tyre nuk mund të quhet fjalor i mirëfilltë, hartuar sipas ligjeve gjuhësore të leksikografisë. Ata kanë fjalë-terma në shqip e latinisht, por dalin nga rrethi i një fjalori dygjuhësh, siç është hartuar Fjalori i Xh.Lloshit; termat e sjellë mund të japin lëndë fjalësi për fjalorë të ndryshëm, prandaj dhe i rreshtuam këtu. Më mirë duhet thënë se ata janë në tërësi libra tryeze, vademekum-e për profesionistë e specialistë, studentë dhe studiues të kësaj fushe, siç quhen. Në tekstin e fundit, më sipër, autorit i ka shpëtuar kujdesi për gjuhën, ka shumë fjalë të huaja dhe krijime jo të pranueshme për shqipen, si: *të vrigullta, ndajgjethëzat, karpele, parete* etj.

Vetëm Fjalori që kemi për objekt analize gjuhësore, fjalëformuese, është një fjalor i vërtetë, i cili lë vend për hulumtime rreth një teme të marrë përsipër nga  fusha e gjerë e gjuhësisë, si: termi në shqip, termi i përkthyer, termi-emërtesë, termi i shprehur me grupe fjalësh (sintagma), e të tjera sythe. Por një gjë duhet theksuar se, si çdo libër, edhe këta të mësipërmit, kanë lëndë gjuhësore në faqet e tyre, dhe, në një mënyrë, shfaqin edhe një gjendje gjuhe: në drejtshkrim, leksik, tregojnë të dhëna për rrafshin morfologjik të gjuhës shqipe, sistemin e gjinive, përshtatjen midis përbërësve, të gjitha këto, për kohën kur u shkruan, këtu e gjysmë shekulli më parë; gjithashtu, edhe të dhëna nga lëmi i sintaksës mund të nxjerrim prej tyre, që nga vitit 1955 e deri në ditët tona, kryesisht për stilin shkencor, në të cilin edhe janë shkruar.

Megjithatë, mendimi i sotëm i gjuhëtarëve tanë dhe vetë ky stad ku kanë arritur studimet tona gjuhësore e filologjike, në kontakte të reja me shkolla e drejtime gjuhësore që kanë depërtuar e po depërtojnë në shkencën tonë gjuhësore, kërkojnë rihartimin e një vepre të tillë, pasi ai Fjalor, duke qenë vetëm emërtues dhe në planin krahasues me të tjera gjuhë, nuk i përmbush sot nevojat e kësaj gjuhësie, sidomos *me hapjen kulturore dhe shkencore* të albanologjisë. Pa u larguar nga vlerësimet e  prof. Rrokaj, shtojmë se ai e vë në dukje këtë domosdoshmëri: *“Në qoftë se deri më sot Fjalori i termave të gjuhësisë i është përgjigjur deri diku mirë shkencës së gjuhësisë dhe kërkesave të përdoruesve, tanimë po lind nevoja e ngutshme për hartimin e një fjalori të ri, jo thjesht terminologjik, që t’i përgjigjet nivelit të shkencës së sotme gjuhësore. Termave të rinj që po i shtohen në mënyrë të vrullshme korpusit të deritanishëm të tyre, u lind padyshim e drejta të përfshihen dhe të përdoren prej studiuesve, përdoruesve dhe lexuesve.”*[70] Kohët e fundit, ky gjuhëtar, së bashku me studiuesin arbëresh Giovanni Belluscio, hartuan “Fjalorin krahasues të termave të gjuhësisë në shqip-italisht-frëngjisht-anglisht”,[71] pajisur me shumë terma të rinj nga gjuhësia bashkëkohore, që kanë hyrë edhe në disiplina të ndryshme të shqipes, ose përdoren nga drejtime të ndryshme linguistike.

Edhe gjuhëtarë të tjerë kanë dhënë konsiderata për Fjalorin terminologjik gjuhësor 6-gjuhësh dhe janë shprehur që tani është faza kur gjuhësia shqiptare do të kërkonte pa vonesë një fjalor të tillë, shpjegues. Kështu, është theksuar se, që *në fillimet e veta, gjuhësia shqiptare, dallonte për një*

[69] Po ai, po aty, f. 175.

[70] Po aty, f. 81.

[71] Belluscio, Giovanni – Rrokaj, Shezai, **Fjalori krahasues i termave të gjuhësisë në shqip-italisht-frëngjisht-anglisht**”, Arbëria, Tiranë, 2011, 760 faqe.

*kufizim të fushave dhe të tematikës së saj dhe kishte së shumti karakter didaktik, pra nuk ishte e ngritur në nivelin e një shkence të mirëfilltë.*[72] Në një kritikë dhe bibliografi, botuar në shtypin shkencor para më shumë se 3 dhjetëvjeçarësh, për Fjalorin e termave të gjuhësisë, gjuhëtari S.Mancaku është i mendimit se *albanologjia në përgjithësi dhe gjuhësia si komponente e saj në veçanti, u lëvruan kryesisht nga albanologë të huaj të vendeve të ndryshme e të shkollave të ndryshme gjuhësore, as nuk mund të flitej për njësimin e një terminologjie gjuhësore kombëtare...Por siç është e natyrshme në fillimet e një shkence...për shprehjen e nocioneve të reja në gjuhësi, u përdorën si terma të rinj më shumë asimilime termash të huaj, se sa krijime mbi bazën e gjuhës shqipe.*[73]

Sipas studiuesve tanë, zhvillimi në të gjitha nivelet i shkencës gjuhësore në këta 100 vjetët e fundit, ka bërë që edhe terminologjia e saj të njohë përparime të dukshme, duke përfshirë në këtë lëmë koncepte të reja themelore, si prurje të depërtimit të drejtimeve të reja në gjuhësinë shqiptare, mes të cilave: përdorime në fjalorë të përgjithshëm shpjegues, përdorime në tekstet shkollore të niveleve universitare dhe parauniversitare dhe përdorime në revista e libra shkencorë filologjikë. Është me vend të theksojmë se kur shohim zhvillimin e terminologjisë gjuhësore në planin kronologjik, arrijmë në përfundimin se kjo terminologji ka pasur përherë prirje për të qenë sa më tepër ***amtare,*** çka do të thotë se, në krahasim me terma të fushave të tjera të njohjes njerëzore, ka pasur e ka në bazë brumin e shqipes, pasi gjuha jonë ka mundësi të mëdha të formojë terma të rinj. Kjo terminologji është e para që është zhvilluar, përdorur, zgjeruar dhe ka qenë objekt i përsosjes nga ana e gjuhëtarëve tanë e të huaj. *Krijimi i termave të rinj, pohon Q. Murati, realizohet përmes rrugëve të ndryshme të burimit vetjak e të huazuar, si dhe me vënien në përdorim të disa termave të tjerë që kanë qenë farkuar edhe më parë etj., pa të cilët (terma) mund të thuhet se nuk ka mundur të ecet përpara.*[74] Në të mirë të këtij mendimi, për karakterin amtar të terminologjisë gjuhësore shqipe, shohim të jetë shprehur edhe *Fjalori i termave të gjuhësisë i vitit 1975*, ku autorët kanë synuar edhe shqipërimin e termave të huaj, pa cenuar përmbajtjen shkencore.[75] Ky fjalor (jo shpjegues) u hartua në një fazë të rëndësishme dhe të konsoliduar të gjuhësisë sonë, është vepër e vëllimshme me 586 faqe, dhe përfshin 3533 terma, me përgjegjësit e tyre në 6 gjuhë: shqip, **rusisht, frëngjisht, anglisht, gjermanisht dhe italisht**, që mbulojnë të gjitha fushat e gjuhësisë.[76] Sa i përket terminologjisë së një fushe dijeje, siç është, fjala vjen, sintaksa, vërejmë se jo pak terma të formuar me tharmin e shqipes kanë zënë vend e përdoren që nga formimi i tyre, ende sot e kësaj dite, ndërkohë që përgjegjësit e tyre në mjaft gjuhë të tjera kanë mbetur ndërkombëtarë, si: *kryefjalë, kundrinor, kallëzues e togfjalësh* ndaj : *subjekt, objekt, predikat, sintagmë* etj..

Studiuesit theksojnë se vendosja e terminologjisë gjuhësore të shqipes, zhvillimi, pasurimi dhe krijimi i bazës së saj mbi hullinë e gjuhës amtare, është bërë në dy faza: *nji fazë të kryeme, e cila mund të konsiderohet si një kapitull i përfunduem në këtë fushë të aktivitetit gjuhësor*, *dhe nji fazë të dytë të re që asht në trajtim e sipër*, shkruan Lirak Dodbiba.[77] Këto periudha të përcaktuara qartë kanë veçoritë dhe karakteristikat e veta; ajo e para kufizohet me termat e gjuhësisë fillestare (çka për shqipen përtakon me disiplinat e morfologjisë dhe të leksikologjisë), fakt që rrjedh prej asaj se

---

[72] Bello, Vilma, **Terminologjia gjuhësore e shqipes dhe globalizmi, në*:* Seminari ndërkombëtar për gjuhën, letërsinë dhe kulturën shqiptare**, 27/1, Prishtinë, 2008, f. 256.

[73] Mancaku, Seit, **Fjalor i termave të gjuhësisë**, Tiranë, 1976, SF, 1977/2, f. 208, f. 208.

[74] Murati, Qemal, **Për një terminologji më të saktë e më shkencore të gjuhësisë sonë**, f. 60.

[75] Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, **Fjalor i termave të gjuhësisë**, Tiranë, 1976, f. V.

[76] Mancaku, Seit, Kritikë e bibliografi, **Fjalor i termave të gjuhësisë**, Tiranë, 1976, SF, 1977/2, f. 208

[77] Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, *15 – 21 Nëntor 1962,* Tiranë 1965 : Lirak Dodbiba, *"***Zhvillimi i terminologjisë gjuhësore shqipe nga Rilindja deri sot***"*, f. 183.

gramatikat tona të para u hartuan për shkollat fillore e të mesme, përgjatë shtrirjes në gjerësi të arsimit tonë kombëtar. Kurse perioda e dytë nis dhe vazhdon me kohën e themelimit të institucioneve të larta shkollore dhe shkencore në Shqipëri: instituteve, universiteteve, duke u lidhur kjo edhe me thellimin e studimeve në të gjitha nivelet e gjuhës: nga fonetika, morfologjia, sintaksa dhe disiplina të tjera më të përimtuara në përshkrimin e shqipes. Edhe në ditët e sotme, gjuhëtarët dhe specialistët e fushave të ndryshme të gjuhësisë, pohojnë se prej gjysmë shekulli e këndej, shkenca gjuhësore e së bashku me të prurjet në lëmin terminologjik, kanë pasur një zhvillim të hovshëm. Kjo fazë nuk mundësonte krijimin e një terminologjie të plotë në disa nivele. Sot ngrihet me të madhe që gjuhësia jonë e re e ka të domosdoshme një fjalor shpjegues terminologjik, me trajtesat përkatëse bashkëkohore, me shembuj një a dygjuhësh, si ky segment i veçantë që jemi përpjekur të sjellim këtu në mënyrë modeste, brenda këtij punimi.

*"Asht e dijtun,* thekson L.Dodbiba, një nga studiuesit më të hershëm të kësaj fushe, - *se terminologjia jonë gjuhësore nuk asht rezultat i krijimtarisë vetjake; nji farë roli me randësi do të ketë luejtë edhe kolektivi i pedagogëve të shkollës së parë normale (1909) si dhe Kongresi arsimor i Lushnjës (Gusht 1920)."*[78] Autori nënvizon më tej se, *për fat të keq, nuk gjejmë të dhëna konkrete për të dallue se cilët nga termat e përdorun në gramatikat e fazës së parë janë trajtue e propozue nga këto organizma kolektive dhe cilët janë krijesa thjesht vetjake të njanit apo tjetrit autor; kështu që mbështetje e sigurtë mbeten për ne gramatikat e botueme, tue i shqyrtue ato simbas kronologjisë së botimit të tyne."*[79] Në këtë konferencë albanologjike, gjuhëtari Dodbiba ka shprehur bindjen se bazat shkencore të terminologjisë gjuhësore të shqipes janë hedhur që në kohën e Rilindjes Kombëtare, megjithëse terma gjuhësorë, letrarë, kulturorë, gjenden edhe tek autorët e vjetër të shqipes: Buzuku, Budi, Bardhi, Bogdani. Ai shkruan se *Bogdani, sikur të donte të na provonte që shqipja, jo vetëm ka brumë të vetin për të sajue fjalë teknike, ka edhe aftësinë të asimilojë termat e huej, na jep edhe një varg termash të huej për të cilët edhe sot, si terma ndërkombëtarë, nuk janë bamë përpjekje për t'i kthye; të tillë janë në lamë të letërsisë: alegori, alegorikisht, antonomazi, metaforë, parafrazë, sinekdokë, etiologji, analogji, asnalogjisht, letër* (shkronjë), *letërisht*...etj.[80]

Në këtë studim të përmbledhur, por aq informues, L.Dodbiba tregon se qysh nga përkthimet ungjillore të Kristoforidhit, janë bërë përpjekje të shestimit të termave në gjuhën shqipe, si: *zanore të gjata, të shkurtëna; si dhe në dy abetare*t (gegnisht e tosknisht), gjejmë: *zanore, theksë hundor, presë, emënore* (rasë), *abetare, shkronjë* (me kuptimin *shkrim*). Disa pak terma të sjella nga Kristoforidhi edhe nuk kanë zënë vend, si: *fuqi* (për theks sasie, *accent de quantité*, fr.); *ndalë* (për pikë – nuk do të ishte keq të përdorej për termin *pauzë*); *hekore* (rasa rrjedhore, e rimarrun ma vonë si rasë *hjektore*.[81]

Me të drejtë, A. Kostallari, në punimin "Vepra e Aleksandër Xhuvanit për gjuhën letrare kombëtare" shënon:*"Në fjalorin e tij Kristoforidhi mishëroi përpjekjet e gjithë rilindësve...për të pastruar "ahuret e Augjisë" në gjuhën shqipe."* [82]

Në punimin e Lirak Dodbibës, termat e sjellë sipas kronologjisë së veprave nga janë mbledhur, ndahen në: terma *të përgjithshëm*, terma *të fonetikës, morfologjisë* dhe terma *të sintaksës*, të cilat, në mënyrë të veçantë, po i sjellim ashtu siç i ka renditur autori i shkrimit në përmbledhjen e cituar: *"Terma mbi fjalitë.* Për fjalinë kemi *propozicion* (Xanoni), *fjalim* (S.Dako), *folje* (G. Mikeli), *paravume* A.Xhuvani (1919), marrë nga Kristoforidhi prej termit biblik *panem propositiones*

[78] Po aty, f.183.
[79] Po aty, f.183.
[80] Po aty, f.185.
[81] Po aty, f.185.
[82] Kostallari, A.,**Vepra e Aleksandër Xhuvanit për gjuhën letrare kombëtare**, SF. 1980/1, f. 53.

*“bukën e paravumes”*); A.Xhuvani më 1922 ban *fjalinë,* që adoptohet nga autorët e mëvonshëm. Termat *Fjali e thjeshtë, e zgjanueme* (*e zgjeruar* Cipoja, *e zmadhueme* G..Mikeli, J.Rrota), *mungesore* (Xanoni *e coptë; e gjymtë* J.Rrota, *e metë* Myderrizi*)* i kemi nga Xhuvani. Skajet teknike të disiplinës së sintaksës, janë brumosur në vija të përgjithëshme nga Aleksander Xhuvani; por terminologjia e këtij nënsistemi të gjuhës merr hov dhe pasunohet nga J.Rrota (*Sintaksi i shqipes,* 1942), nga K.Cipoja dhe M.Domi; te Rrota gjejmë ma se 20 lloje fjalish, vetëm me katër terma të huej; 2 të huej te Cipoja dhe asnjë te M.Domi. *Terma mbi gjymtyrët e fjalisë dhe pjesët plotësuese. Kryefjalën* e përdor Xhuvani më 1926. Deri më 1919 *kallzuesit* i kanë thanë *predikat; kallzues* e kemi nga A.Xhuvani (1922 – 1924); kemi gjithashtu po nga A.Xhuvani *kallzuës emnuer e foljuer.* Këta dy terma themelorë shqip J. Rrota dhe O. Myderrizi i vënë në kllapa, tue pranue si kryesorë *subjektin* dhe *predikatin;* kështu vepron edhe Cipoja në sintaksën e Institutit; në atë shkolloren pranon *kryefjalën.* M. Domi i pranon të dyja. Xhuvani sajon edhe termin *këpujë* (nga *copula*) e latinishtes, - nuk kuptohet se në bazë të çfarë analogjie asht bamë *copula – këpujë* në shqipet; ky term asht pranue nga Cipoja, Domi; Myderrizi, ma drejt, e quen *lidhëz* (këpujë).
*Kundrina* e krijueme nga A.Xhuvani del në dritë aty nga viti 1922, por ka kurdoherë si kundërshtar *objektin* (G. Mikeli, J.Rrota, K.Cipo, te Sintaksa e ish Institutit të Shkencave)
Termat *cilësor* dhe *ndajshtim* (të Xhuvanit) bashkëjetojnë te Cipoja dhe Rrota me *atributin* dhe *opozicionin*; po këta terma pranohen nga autorët e tjerë, që heqin dorë prej fjalëve të hueja. A.Xhuvani krijon termat *plotës* (1924) dhe *plotësor* (1926 - 1940); pëlqehet nga të gjithë autorët *plotësi;* këtë s’e përfill vetëm Rrota, që përdor *adverbialin.*
Vlen të shënohet se numri i plotësave nga 7 tek A.Xhuvani i kalon të 25-ët te Cipoja, tue pasë emën të huej vetëm pesë sish; kurse te Domi i kemi të tanë shqip.”[83] Nga një paraqitje panoramike, shkruan studiuesi Dodbiba, *del se nistor i vetëdijshëm i terminologjisë sonë gjuhësore asht Kristoforidhi dhe themelues i vërtetë i saj asht Samiu, i cili me “Shkronjëtoren” e tij na ep nji terminologji shumë a pak të plotë, megjithëse fillestare; vepra e Samiut vazhdohet nga nji plejadë mësuesish, si Gurakuqi, Xhuvani, Peci, Xanoni, Rrota, Dako, Mikeli, Myderrizi, Cipo, Domi por në mes të kësaj plejade shquen puna e veteranit të mësuesve të shqipes, puna e A.Xhuvanit, i cili plotëson edhe njëson termat e morfologjisë dhe i ve themelet e terminologjisë së sintaksës së sotme.”* **[84]**
Edhe gjuhëtari Mehmet Çeliku, në shkrimet e veta ka vënë në dukje dhe ka vlerësuar së tepërmi punën e palodhur të L.Dodbibës në fushë të terminologjisë, jo vetëm nëpërmjet teksteve shkollore të hartuara prej tij (në bashkautorësi me emra të tjerë të njohur të shkencës sonë gjuhësore), fjalorëve të ndryshëm terminologjikë të lëmenjve të shumtë të dijes, por, në mënyrë të veçantë, për termat gjuhësore. Lirak Dodbiba, shkruan M. Çeliku, luftoi për një terminologji shqipe, të pastruar nga huazimet perëndimore e lindore dhe të ngritur mbi mundësinë e gjuhës sonë amtare ...Ai luftoi që termat shqip të krijohen sipas kritereve të shëndosha gjuhësore.”**[85]**

***

Më herët, për hartimin dhe vendosjen e skajeve të tilla teknike në gjuhësi, është për t’u shënuar pedagogu dhe didakti i njohur, tekstologu Gaspër Mikeli, që kishte kryer studimet jashtë vendit dhe pati një veprimtari të gjatë pedagogjike. Nëse marrim në analizë vetëm termat teknikë të

---

**83** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, *15 – 21 Nëntor 1962,* Tiranë 1965: Lirak Dodbiba, “**Zhvillimi i terminologjisë gjuhësore shqipe nga Rilindja deri sot**”, f. 190.
**84** Po aty, f. 190.
**85** Çeliku, Mehmet, **Çështje të shqipes standarde**, Tiranë, 2006, f. 368.

sintakës, nga ky autor, do të njihemi me një model të papërsëritshëm ndër autorët e fillimshekullit të kaluar, i cili, në "***Gramatikën e gjuhës shqipe***,"**[86]** Shtypshkronja "Nikaj", Shkodër, 1916, jep mjaft terma sintaksorë, midis të cilëve shohim përpjekje të ngulta për shqipërimin e tyre, por edhe dëshmi të ndikimit të plotë të logjicizmit, aq sa autori i kësaj gramatike, analizën logjike e barazon me analizën sintaksore, siç do të bënin më vonë edhe hartues të tjerë tekstesh shkollorë. Bie në sy se mjaft terma gjuhësorë, nga morfologjia më së shumti, G.Mikeli i jep me terma dyshe: në shqip dhe latinisht, si: *Hijeza* (Apostrofi), por edhe duke u nisur nga termi latin: *Adjektivi* (Miêmni), nuk mungojnë në këtë tekst mësimor të vitit 1916, edhe terma të dhëna vetëm në gjuhën latine: *Adverbi, Konjunkcioni, Interjekcioni, Substantivi, Artikulli, Komparativi* etj.**[87]**
Pranë shembullit të G. Mikelit, nuk mund të mos vëmë edhe gramatikën e Ilias J.Përmetit me titull *"Fillime të gramatikës shqipe"*, e cila përmban gjithashtu terma gjuhësorë.**[88]** Jup Kastrati, autor i veprës akademike **"Historì e gramatologjisë shqiptare 1635-1944"**, shton se I. Përmeti *ka riprodhuar termat e gramatologëve të mëparshëm shqiptarë (Kristoforidhi, Sami Frashëri, Dodë Koleci, Anton Xanoni, Sotir Peci, Sevasti Qirias Dako etj.); ndër raste të tjera, ka krijuar vetë një tok neologjizmash gramatikore. për historinë e terminologjisë gjuhësore shqiptare janë me rëndësi përpjekjet e autorit në këtë drejtim."***[89]**
Historiani i njohur i Gramatologjisë shqiptare, Jup Kastrati, prej të cilit sollëm këta dy shembuj model të përdorimit të terminologjisë gjuhësore, përndryshe të skajeve sintaksore, nuk lë pa analizuar ndër të tjerë edhe tekstin "*Gramatika shqype"*[90] të Anton Xanonit, 1909. Ai njofton se, kjo vepër e fillimshekullit të 20-të, përveç vlerave filologjike gjuhësore në shumë rrafshe,"*mbyllet me një fjalorth termash gramatikore, në shqip dhe në italisht. Për historinë e terminologjisë gjuhësore shqipe,*- pohon Kastrati, - *kanë një vlerë, sado relative, prandaj po i riprodhojmë*."**[91]**Në fund të tekstit, ai ka një listë prej 115 termash gramatikorë, të përkthyera në shqip, *që përdoren në gjuhë të shkollës*, dhe që disa prej tyre kanë pasur jetë të gjatë përdorimi dhe një pjesë të tyre po e vendosim në vijim.Jo për ndonjë rëndësi të veçantë, por qoftë edhe për ta evidentuar si libër mësimi të kësaj kohe, këtu duhet vënë edhe "Gramatika apo Formarmja Shqype për shkolla të para të Shqypniës e dame në katër pjesë mbas methodhës t'Josef lehmann-it I, të botuar në vitin 1914, nga Shoqnia "Dija" të Vjenës.**[92]**Edhe në këtë teks të vogël mësimor prej 27 faqesh ka përpjekje për terma shqip, si: *perzântoret* (konsonantet), *stërvitje* (ushtim), *neni* (artikulli), *emni* (substantive), *sendi i fjalimit* (subjekti), *gjinia* (genus), *fjalimthânja* (predikati), *ftillku* (folja e fjalisë). Le të sjellim një pasqyrë termash të marra nga tekstet e dy autorëve: G. Mikeli dhe I. Permeti:



| | |
|---|---|
| *verb kopula* | (folja këpujë) |
| *atribut* | (folja kallëzuesore mbas këpujës ose kallëzuesori) |
| *folja a proposicioni* | (fjalia) |

---

[86] Mikeli, Gaspër, **Gramatika e gjuhës shqype**" Shtypshkronja "Nikaj", Shkodër, 1916, 138 faqe.Cituar sipas Jup Kastratit në "**Histori e gramatologjisë shqiptare**", Prishtinë, 1980, f. 337.
[87] Po ai, po aty, f. 136: Diftesë (Dëftuesi).
[88] Permeti, Ilias Jahja, **Fillime të gramatikës shqipe**. Pjesa e parë për shkollat permetare, Boston, Mass.1917, Shtypur në Shtypshkronjën e "**Dielli**t" 142 f. Citohet sipas Jup Kastratit, **Histori e gramatologjisë shqiptare, Prishtinë**,1980, f. 342.
[89] Kastrati, Jup, në "**Histori e gramatologjisë shqiptare**", Prishtinë, 1980, f. 281.
[90] Po ai, po aty, f. 341.
[91] Po aty, f. 284-285.
[92] Shoqnia "Dija" e Vjenës, **Gramatika apo Formarmja Shqype për shkolla të para të Shqypniës e dame në katër pjesë mbas methodhës t'Josef lehmann-it I**, prej Shoqniës "Dija" në Vjenë, Wien, St.Norbertus-Druckerei, 1914.

| | |
|---|---|
| *subjekti* | (kryefjala) |
| *predikati* | (kallëzuesi) |
| *folja e thjeshtë* | (fjalia e thjeshtë) |
| *kryepjesët e foljes* | (kryegjymtyrët e fjalisë) |
| *folja e smadhueme* | (fjalia e zgjeruar) |
| *fjala predikative* | (fjala kallëzuesore) |
| *kryesime a përkryesime* | (plotësit) |
| *objekti* | (kundrina) |
| *atributi* | (cilësori) |
| *kryesimet parfjalse* | (plotësit me parafjalë) |
| *kryesimet adverbjale* | (plotësit ndajfoljorë) |
| *kryesimi adverbjal i vendit* | (plotësi rrethanor i vendit) |
| *kryesimi edverbjal i kohës* | (plotësi rrethanor i kohës) |
| *kryesimi adverbjal i mndyrës* | (plotësi rrethanor i mënyrës) |
| *kryesimi adverbjal i shkakut a i psehit* | (plotësi rrethanor i shkakut) |
| *folja përmbledhcë* | (fjalia me gjymtyrë homogjene) |
| *folja e unjisun* | (folja e ngjizur apo e përngjitur) |
| *folje t'përlidhuna* | (fjali të bashkërenditura) |
| *kryefolje* | (fjali kryesore) |
| *folje pshtetse a përkase* | (fjali e varur) |
| *analisë gramatike* | (analizë morfologjike) |
| ***analisë logjike*** | **(analizë sintaksore)** |

Pranë shembullit të G. Mikelit, sjellim edhe gramatikën e Ilias J.Përmetit me titull *"Fillime të gramatikës shqipe":*[93]

| | |
|---|---|
| *paravume* | (fjalia) |
| *fillet e paravumes* | (gjymtyrët e fjalisë) |
| *subjekti* | (kryefjala) |
| *ftillku* | (këpuja) |
| *kallëzimi* | (kallëzuesi) |
| *kallëzim emënor* | (kallëzuesi emëror) |
| *kallëzim ftillkor* | (kallëzuesi foljor) |
| *ftillket kallëzimtare* | (.........................) + *pa shpjeguar nga Kastrati* |
| *përkryes* | (plotësit) |
| *përkryes shoqërie* | (plotës shoqërimi); vend;kohe; shkaku; |
| *plotës duksie* | (plotës dallimi i kundrinës) |
| *paravume e thjeshtë* | (fjali e thjeshtë) |
| *paravume e përmbledhurë a e përmblethtë* | (fjali e zgjeruar) |
| *paravume e përngjiturë* | (fjali e përngjitur) |
| *paravume dështore* | (fjali mungesore) |

**93** Permeti, Ilias Jahja, *Fillime të gramatikës shqipe.* Pjesa e parë për shkollat premetare, Boston, Mass.1917, Shtypur në Shtypshkronjën e "Diellit" 142 f. Citohet sipas Jup Kastratit, Histori e gramatologjisë shqiptare, Prishtinë,1980, f. 342.

| | |
|---|---|
| *paravume pohse* | (fjali pohore) |
| *paravume mohse* | (fjali mohore) |
| *paravume pyetëse* | (fjali pytëse) |
| *paravume thirrse* | (fjali thirrore) |
| *paravume e rregullshme* | (fjali me renditje të drejtë fjalësh) |
| *paravume e shrregullshme* | (fjali me renditje të zhdrejtë fjalësh) |
| *periudhë* | (periodë, frazë) * pa u shpjeguar nga Kastrati. |
| *paravume e parë a e mosvarme* | (fjali kryesore a e pavarur) |
| *paravume e varme e përkryesore* | (fjali e varur) |
| *paravume e parë e bashkrrjeshtuar* | (fjali e pavarur e bashkërenditur). |

Historiani i njohur i Gramatologjisë shqiptare, Jup Kastrati, prej të cilit sollëm këta dy shembuj model të përdorimit të terminologjisë gjuhësore, përndryshe të skajeve sintaksorë, analizon ndër të tjerë edhe tekstin "*Gramatika shqype*" [94] e Anton Xanonit, 1909. Ai njofton se, kjo vepër e fillimshekullit të 20-të, përveç vlerave filologjike gjuhësore në shumë rrafshe, "*mbyllet me një fjalorth termash gramatikore, në shqip dhe në italisht. Për historinë e terminologjisë gjuhësore shqipe,*- pohon Kastrati, - *kanë një vlerë, sado relative, prandaj po i riprodhojmë*."**[95]**Në fund të tekstit, ai ka një listë prej 115 termash gramatikorë, të përkthyera në shqip, *që përdoren në gjuhë të shkollës,*disa prej të cilave janë:

| | |
|---|---|
| anasiellt – inverso, | asnjanëse – neutro; |
| depertuer – trnasitivo, | diftois – indicativo; |
| diftore – indicativo (modo), | dëshmore – accusativo; |
| domethënie – significato, | dyzantore – dittongo; |
| dhantore – dativo, | emnore – nominativo; |
| fialskaje – termine, | hjektore – ablativo; |
| krahanik – comparativo, | kumbim – suono; |
| largkalueme – passato rimoto, | largteikalueme – trapassato rimoto; |
| lidhore – cingiuntivo, | ligjëratë – discorso; |
| lindore – genitivo, | mbylltore – concludente; |
| mohenik – negativo, | ndërtim – conclusione; |
| nderzane – consonante, | njeis – singolare; |
| paraprake – preliminare, | pasose – infinito; |
| paskajuem (i,e) –indeterminato, | perkryes – complemento; |
| përpaltuer – riflessivo, | poh-i – affermazione; |
| pohenik – posotivo, | ponii-tja – rispetto; |
| pvetës – interrogativo, | qetashe – presente; |
| rëndom – comunemento, | rrethanë – circostanza; |
| rroke-ia – sillaba, | skajuam(i,e) – determinato; |
| sypërmik – superlativo, | theksë kumbuesë – accento tonico; |
| thirrtore – vocativo, | urdhnore – imperativo; |
| vendtore – locativo, | zbunim-i –raddolcimento; |
| zantore – vocale, | rendtuer –ordinale, etj.. |



---

**94** Kastrati, Jup, në "Histori e gramatologjisë shqiptare", Prishtinë, 1980, f. 281.
**95** Po aty, f. 284-285.

Gjuhëtari Jup Kastrati, kur merr në analizë një broshurë prej 23 faqesh me titull *"Oroe permii abetare shqyp"*, publikuar më 1899 nga shoqëria "Bashkimi" e Shkodrës, tregon se kjo shoqëri kulturore brenda 9 vjetëve kishte botuar 32 libra, si dhe një fjalor, i cili, *deri me botimin e "Fjalorit" të Institutit të Shkencavet"* (1954), *konsiderohej ndër më të mirët në leksikografinë shqiptare. Pjesa dërmuese e këtyre botimeve të shoqërisë "Bashkimi"*, thekson Kastrati, *shquhen për një gjuhë të pastër dhe për një terminologji, relativisht të mirë dhe mjaft të njësuar, e cila vazhdoi deri më Komisinë Letrare* (1916) [96]

Kjo ngjarje me shumë rëndësi në historinë e planifikimit të shqipes, e cila e zhvilloi veprimtarinë e vet në Shkodër, gjatë tri vjetëve (1916 – 1918), shënon fillimin a hedhjen e bazave shkencore të përpunimit dhe kodifikimit (normëzimit) të termave në gjuhën shqipe dhe bën hapat e parë të hartimit të terminologjisë në fusha të ndryshme të dijes. Në numrin 1 – Kallënduer 1918, Vjeti I, me titull *"Laimet e Komisis Letrare Shqipe në Shkodër",*[97] në mbledhjen e 14 frorit 1917, në vendimin nr. 3, formulohet: *"Komisija vendoi, qi hartimi i termave të çdo dege t'u vehet për barrë atyne misëve, të cilët janë dhanë ma fort me atë degë ditunije e mbasandej t'i paraqitet nga nji listë secilit mas qi t'a studiojë edhe mund t'api mendimin e vet në nji mbledhje të përbashkme. Nji mbledhje me randsi themelore nga ana e termavet teknike u ba me 20 të Frorit 1917 e u gjendën në këtë mbledhje Z.Z. Dr. Pekmezi, S.Peci, L.Gurakuqi, Nd.Paluca, Dom A.Mjedja, L.Naraçi e Aleks.Xhuvani. U dha ky vendim:*

**Terminologjia**

Vendime, mbi të cilat Komisija letrare do të themelohet në trajtimin e termave (skajeve) teknike: Komisija letrare asht tue pamun për ditë e ma tepër nevojën, qi ka gjuha shqipe për skaje teknike, të cilat kanë nji randsi të madhe për zhvillimin e lavrimit kombtar e për lehtësin e veprimit të degavet të ndryshme t'Administratës. Për ketë arsye pra, tue u mbështetun mbi vendimet e dhanuna në mbledhjet më 14.x.1916 e më 13.II. 1917 po caktohen sot këto parime, mbas të cilave do të gjurmojë trajtimin e skajeve të përmenduna:

I. Tue marrë para sysh, se gjuha shqipe mjerisht deri tashti nuk ka qenë e livrueme edhe e punueme nëpër shkolla e administrata si gjuhë e përgjithshme dhe e përbashkme edhe tue qenë se visari i gjuhës nuk asht i përmbledhun ene, për ketë shkak Komisis i bije për barrë hartimi i nji shumicës së madhe të termavet teknike. Duhet pra të ruhet fort si nga neologjizmat si nga barbarizmat e teperme; mbasi nga neologjizmat kuptimi i gjuhës do të bahet shumë i vështirë; në vend qi nga barbarizmat gjuha do të bjerri ngjyren kombtare.

II. Termat e përgjithshëm të ditunis të rrjedhuna prej gjuhvet klasike e qi kanë marrë sot nji ngjyre ndërkombëtare, tue qenë të pranueshme në të gjitha gjuhët e Europës do të pëlqehen edhe në gjuhën shqipe ndën trajtën, qi i përket karakterit të gjuhës.

III. Skajet qi nuk mund të thirren të përgjithshme, do të përbahen prej rrajave shqipe a do të përdoren për 'to fjalë të gjalla, të cilave u duket mirë kuptimi;
Atje, ku këjo punë nuk mund të bahet, do të mund të pranohen edhe terma të hueja, tue marrë para sysh gjuhët e reja qi nuk janë neolatine. Kjo punë po bahet nga ngushtimi i kohës dhe nga mungimi i landës, edhe nga shkaku, qi asht ma lehtë të shkulet me kohë nga gjuha nji termë e huej, se të ndreqet nji termë e bamun keq nga rraja shqipe.

IV. Disa pak fjalë të hueja a të hapuna edhe të njoftuna nepër gjithë Shqipnin edhe

---

[96] Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, 15 – 21 Nëntor 1962, Tiranë 1965; f. 227. Jup Kastrati, Shoqëria "**Bashkimi**" e Shkodrës (1899).

[97] Osmani, Tomor, **Komisia Letrare Shqipe në Shkodër** (1916 – 1918), Shtëpia botuese "Camaj-Pipaj", Shkodër, 2009, f. 255.

për të cilat nuk ka sot nji korrespondentë, do të përdoren përkohësisht, deri sa t'u gjindet apo t'u sajohet korrespondentja shqipe.[98]

Pas këtyre vendimeve, që janë parime të përgjithshme shkencore për hartimin e skajeve teknike (siç quhen me sinonimi), me një fjalorth jepen 362 terma *për gjygje e administrata*, për të cilat hartuesit (me një asterisk *) vënë edhe shënimin: *Per qortimin e ligjes së gjyqeve të paqit i ra komisis nji barrë bukur e randë, don me thanë të gjetunit në gjuhë shqipe të njaj sasije të madhe fjalësh teknike, qi u përkthyen prej turqishte. Sigure kanë mujtë me shpëtue lajthime, por koha ka për t' ndrequn.*[99] Në numrin 2, Kallënduer 1918, Vjeti I, të broshurës:

**L A I M E T**

**E**

**KOMISIS LETRARE SHQIPE**

**NË SHKODËR**

mësojmë se *me 2 të Korrikut 1917... u përban edhe nji pjesë e termavet të gramatikës. Termat e gramatikës, të caktuam prej komisis, janë këto,*[100] të cilat gjenden në botimin e posaçëm të Komisisë.

Mjaft prej termave që ka botimi "Lajmet e Komisës..."kanë pasur jetë të gjatë në gramatikat e tekstet tona shkollore deri në ditët e sotme, me gjithë kundërshtimet e disa prej intelektualëve të kohës, si për shembull, të poetit e folkloristit Vinçenc Prendushit, sidomos me shkrime e artikuj të botuar në gazetën e kohës që dilte në Shkodër, "Posta e Shqypniës", bash në vitet kur vepronte Komisia Letrare e Shkodrës (1916 – 1918).[101] Koherent në përdorimin e këtyre termave (duke krijuar edhe vetë ai të tjera), është treguar Aleksandër Xhuvani, i cili, që në vitin 1919, kur hartoi tekstin:

**Botim i Drejtoris'së përgjithëshme t'Arsimit**

**No.22**

**LIBRI I GJUHËS SHQIPE**
**PËR KLASËN E TRETË TË FILLORES**
**PREJ A. XHUVANIT**

**Shpallje e tretë e shtueme edhe e përmirësueme**
**TIRANË**
**Shtypur në shtyp. "Mbrothësia"Kristo P. Luarasi, 1926**

---

[98] Po ai, po aty, f. 255 – 256.
[99] Po aty, f. 255.
[100] Po aty, f. 292.
[101] Topalli, Tefë, Universiteti i Shkodrës "Luigj Gurakuqi", *Buletin shkencor*, **Maksimilian Lamberci dhe gazeta "Posta e Shqypniës"**, nr.59, 2009, f.12 (Autori i shkrimit vë në dukje kundërshtimin e Prendushit, kryesisht, për kuantitetin e zanoreve të shqipes, dukuri fonetike, që u hoq nga përdorimi në variantin e shkruar, përvçse në tekstet gramatikore.)

shprehet: *“Në punë t’orthografis e të skajeve gramatikore e pashë me udhë, qi t’i ruej si skajet, si rregullat ortografike qi themeloi Komisija letrare e Shkodrës: po në qoftë se diku kam dalë jashtë këtyneve, faji asht i shtypshkrojës, e cila nga mungesa e shkrojavet nuk mundi me i u-përgjegjë krejt shkrimit të drejtë t’atyne rregullave.”* [102]Pa marrë përsipër të japim gjithë veprimtarinë shkencore albanologjike të Aleksandër Xhuvanit, për të cilin do të mjaftonin vetëm ngjarjet e mëdha të zhvillimit dhe planifikimit të shqipes nga KLSH, Kongresi i Lushnjës, e shumë të tjera pas Luftës II Botërore, shënojmë se në vitin 1956 ai hartoi përmbledhjen monografike me titull “**Për pastërtinë e gjuhës shqipe”.**[103] Është i pari botim për gati gjysmë shekulli në llojin e tij, me dhjetëra e qndra fjalë të huaja që autori propozon t’i zëvendësojë me fjalë shqipe, duke treguar me aq kompetencë etimologjinë e tyre, nëpër ç’gjuhë kanë kaluar ato për të hyrë në përdorim të shqipes, sipas klasave të fjalëve: emra, folje, lidhëza, parafjalë me prejardhje nga gjuhët klasike dhe nga ato neolatine. Xhuvani u referohet autorëve të vjetër të letërsisë shipe, mbështetet tek etimologjitë e albanologëve të huaj. Në mbyllje Xhuvani shprehet: “Duhet ditë se gjuha nuk asht nji gjasend, nji privilegj e nji palë njerëzve, që për detyrë a për diletantizëm u bie puna të mirren me te, asht prona, malli i gjithë popullit, asht shenja e gjallë e kombësisë, asht vegla e çmueshme e jetës sonë të përdiçme, prandaj e kemi për detyrë që të gjithë ne, punëtorë, qytetarë e katundarë, nëpunës, artistë e intelektualë t’interesohemi e të kujdesemi për pastrimin e lulëzimin e saj....Mbi gjithë punonjësit e studimtarët e gjuhës ata që e kanë influencue dhe zhvillue gjuhën kanë qenë dhe janë shkrimtarët e nji populli, të çdo fare e gjinie qofshin këta.”[104]

Një ngjarje e shënuar në planifikimin e gjuhës shqipe, për shkollën shqiptare dhe përgjithësisht arsimin tonë kombëtar, është edhe Kongresi i Lushnjës, 1920, i cili mori vendime të rëndësishme për zgjerimin e shkollave shqipe në vend, botimin e librave shkollorë dhe për terminologjinë shqipe, sipas fushave të dijes dhe në gramatikat e gjuhës sonë. Me vendim të posaçëm të këtij kongresi u ngrit një Këshill i Epër Arsimuer, formuar nga intelektualë dhe veprimtarë të njohur të arsimit ku merrte pjesë edhe gjuhëtari dhe tekstologu i njohur Aleksandër Xhuvani, i ngarkuar edhe me detyrën e kryetarit të këtij forumi.[105] Ky fakt i rëndësishëm për jetësinë e shqipes, mësohet nga shkrimi Vendimet ma të randësishme të Kongresit Arsimuer të Lushnjes të mbajtun mbë 15. VII. 1920, ku lexohet:

“Në mbledhje të III të mbë 16.VIII. 1920 ndën Kryesi të z. A.Xhuvanit u-bisedue përmbi skâjet teknike e u-vendos pranimi i ktyneve (shpjeguar në frëngjisht). Duhet shënuar se filologu Aleksandër Xhuvani dhe veprimtari e organizatori i madh i arsimit kombëtar, drejtues i njohur në periudha të ndryshme që nga qeveria e Vlorës, Mati Logoreci, kanë dhënë një ndihmesë aq të rëndësishme për çështje të gjuhës në këtë periudhë.

Në udhë të njohjes se këtij problemi, duke shfletuar dokumente të kohës, në numrin 2 të Kumtarit Arsimuer, Prill 1921, Viti I, f. 33 me titull “Skâjet teknike të pranueme në Kongres arsimuar të Lushnjes” (vijim nga nr.1), gjenden mjaft terma (të shpjeguar edhe në frëngjisht) që lidhen me sintaksën e morfosintaksën. Në numrin 3 – 4 Maj – Qershuer – 1921, Viti I, në faqet 37 – 39 botohen 79 terma vetëm nga fusha e matematikës dhe gjeometrisë. Për këtë ngjarje me rëndësi historike gjatë zhvillimit e lëvrimit të shqipes, historiani i gramatologjisë shqiptare, Jup Kastrati ka shkruar:“Dihet se më 16 gusht 1920, në mbledhjen e tretë, Kongresi Arsimor i Lushnjës, që u



---

[102] Xhuvani, A., **Libri i gjuhës shqipe për klasën e tretë të Fillores**, Tiranë, 1926, f. 5 (Parathania, N’Elbasan, mbë 13 të Prillit 1919).

[103] Xhuvani, Aleksandër, **Për pastërtinë e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1956. (Me 71 faqe).

[104] Po ai, po aty, f. 70.

[105] **Kumtari Arsimuer**, Botohet prej Këshillit t’Epër Arsimuer, Tiranë. Elbasan 1921, Shtypshkronja “Elbasani” - Nr. 1, M a r s / 1921, Viti I, f. 9.

mbajt nën kryesi të Aleksandër Xhuvanit, bisedoi përmbi terma gramatikore dhe mori një vendim, që është me rëndësi historike për terminologjinë gjuhësore shqipe. Ky vendim për ne është një vazhdim i Komisisë Letrare të Shkodrës. Ndër studimet gjuhësore të këtyre pesëdhjetë viteve të fundit nuk është folur asnjëherë në mënyrë të veçantë për këtë vendim dhe për pranimin e këtyre termave. Për këtë arsye, po e riprodhojmë këtu listën e terminologjisë gramatikore të shqipes, pranuar në Kongresin Arsimor të Lushnjës, për të parë më për së afërmi procesin historik të zhvillimit të këtyre skajeve që bëjnë pjesë në historinë e gramatologjisë shqiptare. Kjo tregon se, me përjashtim të Xhuvanit, gramatologët e tjerë, që hartuan tekste shkollore të morfologjisë dhe të sintaksës shqipe, pas vitit 1920, nuk i pranuan të gjitha këto terma, por pjesërisht, kush më shumë e kush më pak."[106]

**Prurjet terminologjike** që dolën nga Kongresi i Lushnjës kanë pasur jetëgjatësi përdorimi për shumë kohë, sidomos në tekstet m[simore shkollore.

Një ngjarje e shënuar në planifikimin e gjuhës shqipe, për shkollën shqiptare dhe përgjithësisht arsimin tonë kombëtar, është edhe Kongresi i Lushnjës, 1920, i cili mori vendime të rëndësishme për zgjerimin e shkollave shqipe në vend, botimin e librave shkollorë dhe për terminologjinë shqipe, sipas fushave të dijes dhe në gramatikat e gjuhës sonë. Me vendim të posaçëm të këtij kongresi u ngrit një *Këshill i Epër Arsimuer*, formuar nga intelektualë dhe veprimtarë të njohur të arsimit ku vepronte edhe gjuhëtari dhe tekstologu i njohur Aleksandër Xhuvani, i ngarkuar edhe me detyrën e kryetarit të këtij forumi.[107] Ky fakt i rëndësishëm për qetësinë e shqipes, mësohet nga shkrimi *Vendimet ma të randësishme të Kongresit Arsimuer të Lushnjes të mbajtun mbë 15. VII. 1920, ku lexohet:* "Në mbledhje të III të mbë 16.VIII.1920 ndën Kryesi të z. A.Xhuvanit u-bisedue përmbi skâjet teknike e u-vendos pranimi i ktyneve (shpjeguar në frëngjisht). Duhet shënuar se filologu Aleksandër Xhuvani dhe veprimtari e organizatori i madh i arsimit kombëtar, drejtues i njohur në periudha të ndryshme që nga qeveria e Vlorës, Mati Logoreci, kanë dhënë një ndihmesë aq të rëndësishme për çështje të gjuhës në këtë periudhë; i pari me rubrikën *Selectae* dhe i dyti *Nji rrezik për gjuhë,* për pastërtinë e gjuhës: [108]

| | | |
|---|---|---|
| fjali-ja | ............................................. | proposition |
| përemën | vehtuer....................................... | pronom personel |
| " | pronuer...................................... | possessif |
| " | lidhuer....................................... | relatif |
| " | përemën pyetës.......................... | promon interrogatif |
| " | i pakufishëm.............................. | indéfini |
| " | folje-a......................................... | verb |
| " | veprore...................................... | actif |
| " | pësore........................................ | passif |
| " | kaluese...................................... | transitif |
| " | skaluese..................................... | intransitif |

[106] Kastrati, Jup, **Histori e gramatologjisë shqiptare**, "Rilindja", Prishtinë, 1980, f.366.

[107] Kumtari Arsimuer, Botohet prej Këshillit t'Epër Arsimuer, Tiranë. Elbasan 1921, Shtypshkronja "Elbasani" - Nr. 1 M a r s / 1921, Viti I, f. 9.

[108] Po këty, f. 29-30: Xhuvani, pasi analizon Fjalorin e Bashkimit, ndër të tjera, për fjalën praftoj, merr si objekt një vepër të plotë të një rilindësi të njohur, duke shkruar: *"Të tjera kso bagla fjalësh të përkthyeme drejt nga greqishtja në nji mënyrë tragjelafike, mund të gjejnë rrmuesit e gjuhës në libërt: "Mallkimi i shkronjave shqipe", prej P.Luarasit të botuem në Shtypshkrojë të Monastirit. Ai libër ka në fund nji Fjaluer, ku janë radhosun gjith' ato përbima fjalësh, edhe ai qi do t'i hyjë punës të këndojë pjesën shqipe të librit duhet të ketë durim, po mâ fort nji stomah të shëndoshë, qi të mos vjelli tue shijuem atë farë lânde. "*

“ mënyrë-a.................................... mode
“ dëftore........................................ indicatif
“ lidhore........................................ subjonetif
“ urdhërore................................... imperatif
“ dishrore...................................... optativum
“ kushtore..................................... conditionnel
“ habitore...................................... admirativum
“ paskâjore.................................... infinitif
“ pjesore........................................ particip
“ përcjellore.................................. gèrundif
“ ndajfolje-a.................................. adverbe
“ vendi........................................... de lieu
“ kohe............................................ de temps
“ mënyre....................................... de mode
“ sasije........................................... de quantitè
“ pohi............................................ de quantitè
“ mohi........................................... de affirmation
parafjalë-a .................................................... prèposition
lidhëzë-a ...................................................... conjonction
pasthirrmë-a................................................ interjection
piksim –i ...................................................... ponctuation
pikë-a ........................................................ point
presë-a ....................................................... virgule
kllapë-a ...................................................... parenthèse
shqymë-a .................................................... èlision
vizë ............................................................ trait d’union [109]
(**vijon**)

Komisioni hartues i terminologjisë, me në krye A.Xhavuanin, ka qenë kërkues ndaj zgjedhjes e përzgjedhjes në punën e tyre, duke mbështetur mendimin se termat e propozuar duhet të rimerren e të diskutohen, pasi ata s’mund të jenë definitivë:

**Verejtje** –*Skâjet teknike të vendosuna në kongres të Lushnjes janë gjana për t’u-biseduem e për t’u rrahun prap: prandaj disa nga kto u-ndryshuen pas bisedimesh e të rrahuna mendimesh.*[110]

Në udhë të njohjes së këtij problemi, duke shfletuar dokumente të kohës, në numrin 2 të Kumtarit Arsimuer, Prill 1921, Viti I, f. 33 me titull *Skâjet teknike të pranueme në Kongres arsimuar të Lushnjes* (vijim nga nr.1), kemi veçuar këta terma (të shpjeguar edhe në frëngjisht) që lidhen me sintaksën e morfosintaksën:

me përkufizuem............................................ dèfinir
përkufizim.................................................... dèfinition
veta e parë.................................................... premiére personne
“ e dytë.................................................... deuxième “
“ e tretë.................................................... troisième “
pjesët e ligjëratës........................................... les parties du discours

[109] Kumtari Arsimuer , Botohet prej Këshillit t’Epër Arsimuer, Tiranë. Elbasan 1921, Shtypshkronja “Elbasani” - Nr. 1 M a r s / 1921, Viti I, f. 9 – 11.
[110] Po aty, f. 11.

| | |
|---|---|
| kryefjalës-i | sujet |
| kallzues –i | praedicatum |
| “ emnuer | “ nominale |
| “ foljuer | “ verbale |
| cilsuer –ori | atribut |
| ndajshtim –i | apposition |
| plotës –i | complèment |
| kundrinë –a | objekt |
| “ e drejtë | complèment direkt |
| “ e zhdrejtë | “ indirekt |
| fjali e thjeshtë | proposition simple |
| “ e përngjitun | “ composé |
| “ e përzieme | “ complexe |
| “ e parë a e pavarme | “ principaleou independence |
| “ e dytë a e varme | “ secondaire ou dèpendente |
| “ pohore | “ pozitive |
| “ mohore | “ nègative |
| “ pyetse | “ interogative |
| fjali dishrore | proposition optative |
| “ e ndërmjetme | “ incidente |
| “ me ndërtim të drejtë | construction directe |
| “ me ndërtim të shdrejtë | “ indirekte |
| ligjëratë e drejtë | discours direkt |
| “ e shdrejtë | “ indirekt |
| me diktuem | dicter |
| me hartuem | composer |
| hartim –i | composition |
| diktim- i | dicté |
| njisi –ija | unitè * (*u muar nga termat e matematikës për të emërtuar njësitë sintaksore:fjali, periudhë, sintagmë* - **shënimi im**, K.Lazri) |

(**vijon**)



Në numrin 3 – 4 Maj – Qershuer – 1921, Viti I, në faqet 37 – 39 botohen 79 terma vetëm nga fusha e matematikës dhe gjeometrisë.

Kjo ngjarje me rëndësi historike gjatë zhvillimit e lëvrimit të shqipes, historiani i gramatologjisë shqiptare, Jup Kastrati ka shkruar:*“Dihet se më 16 gusht 1920, në mbledhjen e tretë, Kongresi Arsimor i Lushnjës, që u mbajt nën kryesi të Aleksandër Xhuvanit, bisedoi përmbi terma gramatikore dhe mori një vendim, që është me rëndësi historike për terminologjinë gjuhësore shqipe. Ky vendim për ne është një vazhdim i Komisisë Letrare të Shkodrës. Ndër studimet gjuhësore të këtyre pesëdhjetë viteve të fundit nuk është folur asnjëherë në mënyrë të veçantë për këtë vendim dhe për pranimin e këtyre termave. Për këtë arsye, po e riprodhojmë këtu listën e terminologjisë gramatikore të shqipes, pranuar në Kongresin Arsimor të Lushnjës, për të parë më për së afërmi procesin historik të zhvillimit të këtyre skajeve që bëjnë pjesë në historinë e gramatologjisë shqiptare. Kjo tregon se me përjashtim të Xhuvanit, gramatologët e tjerë, që*

*hartuan tekste shkollore të morfologjisë dhe të sintaksës shqipe, pas vitit 1920, nuk i pranuan të gjitha këto terma, por pjesërisht, kush më shumë e kush më pak."*[111]
Shtrohet pyetja: a janë pasqyruar nëpër fjalorët shpjegues të shqipes

Nga një studim në revistën e njohur të Institutit të Gjuhësisë dhe Letërsisë, Tiranë (SF), mësojmë se, krahas termave nga fusha të ndryshme të dijes, tek ne ka qenë në plan të parë caktimi i terminologjisë ushtarake, siç dëshmon edhe terminologu i njohur ushtarak Hasan Çipuri. Çipuri informon se me krijimin e shtetit të ri shqiptar, pas Shpalljes së Pavarësisë, nga gjuhëtarë dhe ushtarakë atdhetarë u bënë përpjekje të veçanta për krijimin e termave ushtarakë shqip. Në vijim të kësaj veprimtarie, disa autorë anonimë arritën të hartonin edhe dy fjalorë të vegjël terminologjikë dy e trigjuhësh (*Terminologji ushtarake*, Shtypshkronja "Gutenberg", Tiranë, 1932- s shqip-italisht me 73 faqe dhe *Manual bisedimi me landë ushtarake shqip – italisht - jugosllavisht, Shtypshkronja "Mbrothësia", Tiranë, 1933- doracak me 65 faqe ).*[112] Ndërkohë nga terminologu ushtarak Çipuri, mësojmë se fjalori i parë i fushës së ushtrisë, në botë, merret një fjalor i botuar në Londër, më 1557, me autor Xhorxh Polmen-in, me shënimin "Të gjitha betejat më të dëgjuara që janë zhvilluar në shekullin tonë më gjithë botën si në det, ashtu edhe në tokë...".[113]
Përpjekje për hartimin e termave të rinj, me brumë të gjuhës sonë, janë vërejtur edhe nga Instituti i Studimeve Shqiptare, që u ngrit në Tiranë në vitin 1940. Aty, bile, u krijua edhe një komision me detyra të qarta, *përbërë nga studiuesit më eminentë të këtij institucioni*.[114] Autori shkruan se ky komision *do të zgjidhte dhe do të propozonte fjalët dhe termat shqip që do të zëvendësonin fjalët me prejardhje nga gjuhët e tjera. Ishte një problem sa i ngutshëm, por edhe delikat, pasi në sfera të ndryshme të jetës po hynin pa kriter fjalë e terma të huaj.*[115]

## 5. Vlera gjuhësore të Fjalorit terminologjik dygjuhësh të florës dhe faunës, shqip-latinisht dhe latinisht-shqip, të prof. dr. Xhevat Lloshi

Gjuhëtari Xhavat Lloshi i ka pasur parasysh arritjet shkencore të disa fjalorëve terminologjikë dhe shpjegues, hartuar para tij në vendin tonë, para dhe pas Luftës së Dytë Botërore; i ka vlerësuar ato, duke treguar edhe anët e mangëta të tyre, sidomos në planin shkencor special.
Ky qëndrim dhe vlerësim përherë nga pozita gjuhësore, pikësëpari, nga pikëvështrimi i fjalëformimit (pa lënë jashtë saktësinë metodike e shkencore sipas dijeve të dy fushave) duke synuar cili ka qenë boshti themelor i studiuesve dhe dijetarëve tanë për të ruajtur elementet e natyrshme të shqipes, pasi bëhet fjalë për dy dije që kanë lidhje shekullore e mijëravjeçare të njeriut: për njohjen e botës së gjallë bimore e shtazore, kaq të pranishme në jetën e njeriut, që kur ai u kthye në ***homo sapaiens***. Përveç kësaj veprat leksikografike për termat në gjuhën shqipe janë lidhur përherë me hapësirën apo habitatit ku lindin dhe kultivohen bimët e kafshët, si Shqipëria e më gjerë. Çdo kërkimtari të disiplinave gjuhësore, qoftë edhe në punime si ky yni, secilit i bie për detyrë të zbulojë ç'vend zë lënda e shqipes në Fjalorë si këta- dygjuhësh, shqip-latinisht dhe

---

[111] Kastrati, Jup, **Histori e gramatologjisë shqiptare**, "Rilindja", Prishtinë, 1980, f.366.
[112] Çipuri**,** H., **Studime Filologjike**, 1984/4, f. 141 (cituar sipas autorit).
[113] Çipuri, H., **Termat dhe fjalorët terminologjikë ushtarakë në gjuhën shqipe**, në **Leksikografia shqipe-Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005, f. 250.
[114] Osmani, Tomor, **Tradita dhe e sotmja në vështrimin gjuhësor- 3**, Shkodër, 2009, f. 211.
[115] Po aty, f. 211.

latinisht-shqip, siç është ai  të prof.Xhevat Lloshit, dhe çfarë risie sjellin termat në procesin e shqipërimit të kësaj terminologjie aq të gjerë, siç janë flora dhe fauna e vendit tonë, si klasifikohen termat e një fushe speciale të shkencës, a zotërojnë në Fjalor shqipërimet, si kalkime.
Për kushtet historike e politike dhe kushtet e zhvillimit të shkencës shqiptare, në një periudhë që përfshin gjysmën e parë të shekullit XX, niveli shkencor i veprave të tilla linguistike, përndryshe të përshkrimit të terminologjisë shqiptare në rrafshe të ndryshme të dijeve të kohës, ka lënë për të dëshiruar. Dhe arsyet dihen: vendi trashëgonte një prapambetje të thellë kulturore e arsimore dhe ato dhjetëvjeçarë që përmendëm, nuk ishte e mundur të priteshin punime ndryshe nga kërkesat speciale të terminologjisë. Megjithatë, me zhvillimet që mori shkolla dhe arsimi shqiptar në periudhën e ashtuquajtur të Pavarësisë Kombëtare (1912-1939), u bënë hapa të mirë në lëvrimin e gjuhës shqipe, në shtrirjen e rrjetit të shkollave në të gjithë vendin, edhe jashtë kufijve të sotëm politikë të Shqipërisë, d.m.th., në hapësirat shqipfolëse, hapa që çuan në shtimin e numrit të botimeve jo vetëm letrare, por edhe të atyre shkencore. Për të gjitha këto përpjekje, autori i Fjalorit që kemi në objekt të hulumtimit tonë për tezë doktorate, pohon në parathënien e veprës: "*Studimi i florës dhe i faunës shqiptare ka tashmë më shumë se një shekull që ka nisur nga specialistët e huaj dhe vendës. Ata kanë bërë përpjekjet e para për të përcaktuar fjalët shqipe me përgjegjëset e tyre në terminologjinë latine. Në mesin e shekullit XX, sidomos me ngritjen e instituteve të posaçme shkencore, kjo punë u zgjerua me kujdesin dashamirës të botanistëve dhe zoologëve shqiptarë, të cilët gjatë kërkimeve mblodhen edhe fjalët përkatëse të shqipes.*"**[116]**Ky syth i këtij shkrimi synon të nxjerrë në dritë mbi ç'kritere gjuhësore është hartuar ky fjalor dygjuhësh, ç'mjete gramatikore-fjalëformuese janë përdorur në terminologjinë e botës bimore dhe shtazore, a janë fjalët-terma të formuluara sipas ligjeve dhe natyrës së shqipes, apo janë ngritur mbas modeleve gjuhësore të huaja e jashtë gjuhës sonë; cilat ndajshtesa, kompozime e përngjitje janë përdorur e cilat janë më të dendura. Pyetje si këto sillen rreth vlerave gjuhësore të një vepre leksikografike e kërkojnë përgjigje e studim të veçantë në punën e një hartuesi fjalorësh. Ajo që është synuar dhe realizuar prej nesh, në objekt të përgjithshëm të tezës, do të mund të dalë në dukje vetëm në përfundim të punës, por këtu po shënojmë disa vlerësime në pajtim me vlerësimet që ka bërë vetë autori i kësaj vepre, e cila hartohet dhe publikohet për herë të parë në leksikografinë shqiptare.
Së pari, prof.Xhevat Lloshi, siç u shënua në sythin më lart, ka bërë diferencimin gjuhësor dhe konceptual midis termave "**term- i**" dhe "**emërtim- i**" apo "**emërtesë- a**", nisur nga mendimi se mijëra e miliona bimë e kafshë në botë, nuk kanë pasur emërtime, prandaj dhe ka lindur nevoja e domosdoshme të ndërtohej një terminologji, mbështetur në gjuhën latine e më pak në gjuhën greke.

- Përcaktimi i vërtetë i një bime a kafshe bëhet vetëm me anë të terminologjisë, sepse emërtimet nuk janë të përpikta. Autori thekson: "Kur flasim për një fjalor shqip-latinisht, kjo atëherë do të thotë një fjalor me emërtime shqipe dhe përgjegjëset e tyre në terminologjinë e posaçme të botanikës e të zoologjisë, të mbështetur në latinishten shkencore të kësaj fushe."**[117]**
- Pasurisë natyrore të florës dhe faunës në vendin tonë i është përgjigjur dhe duhet t'i përgjigjet shqipja e sotme standarde, me të gjitha mjetet e fjalëformimit dhe leksikut.
- Studimi i florës dhe faunës shqiptare ka më tepër se një shekull që studiohet, kryesisht nga specialistë të huaj, më vonë edhe vendës, nga N.Gazulli e këndej.
- Profesori Lloshi ka veçuar për leksikografinë shqipe Fjalorin e vitit 1954, që në termat e botës së gjallë, ka shënuar edhe termat latinë, rregullsi që, për fat të keq, nuk ka vazhduar



---
[116] Po ai, po aty, f. VI.
[117] Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve Shqip-Latinisht dhe Latinisht-Shqip**, Logos -A, Shkup-Prishtinë-Tiranë, 2010, f. V.

e as po vazhdon në fjalorët e tjerë shpjegues shqip-shqip, nga viti 1980 e deri në botimin e Fjalorit të Akademisë së Shkencave të vitit 2006.

- Një vend të rëndësishëm në analizën gjuhësore të autorit të këtij fjalori zë edhe vlerësimi e kritika që ai u bën fjalorëve të florës dhe faunës shqiptare, nga viti 1955 deri më sot; për këta fjalorë thuhet se kemi një shumësi variantesh dhe asnjë vepër të plotë, që të jetë e besueshme njëherësh si nga ana shkencore, ashtu dhe nga ana gjuhësore.[118]
- Hartimin e një fjalori të tillë, autori e quan të domosdoshëm jo vetëm për të njohur saktë shkencërisht botën e gjallë të hapësirës shqiptare, por edhe atë globale, në kushtet e komunikimit të paparë që realizohet sot nga mbarë njerëzimi; prandaj dhe fjalori përmbledh mbi 15 000 fjalë-terma e do të shërbejë pikërisht për standardizimin e terminologjisë së florës e faunës shqiptare. Kjo arrihet, sipas autorit, sepse shqipja është një gjuhë e hapur dhe dinamike.
- Me sintagmën “shqipja e hapur” duhet kuptuar se në gjuhën tonë ka vend për çfarëdo fjale, të dalë për të shënuar bimë a kafshë, pavarësisht nga gjuha e prejardhjes së termit. Kjo e hedh poshtë traditën puriste edhe në truallin e terminologjisë, sepse qasja puriste ka sjellë atë që fjalorët e përgjithshëm
- Prof.Xh. Lloshi e zgjeron konceptin e shqipes së hapur e dinamike, duke u shprehur më tej: ”Fjalët do t’i gjurmojmë ashtu si i përdorin shqiptarët, do t’i pasqyrojmë në fjalorë pa bërë përjashtime sipas hamendësimeve vetjake e sidomos jo duke mbyllur sytë përpara gjithë botës me të cilën kanë nevojë të komunikojnë shqiptarët, pastaj do t’i shqyrtojmë dhe do të punojmë pareshtur që të gjejmë zgjidhje të tjera, të bëjmë përzgjedhje të reja e madje që zgjedhjet tona normativizuese të arrijmë të pranohen në përdorimin real nga shqiptarët. Ky është koncepti për shqipen dinamike.” [119]
- Purizmi, shkruan autori, varfëron fjalorët e shqipes, u heq shqiptarëve mundësinë e njohjes së gjerë të botës dhe i shkëput ata prej saj.
- Në raport me gjuhën letrare, theksohet në parathënie, standardi nuk mund të quhet i përfunduar, pa përcaktuar një terminologji të përpiktë.
- Gjuha popullore i ka mjaft të përgjithshme përcaktimet dhe emërtimet e florës e faunës.
- Terminologjia e përjashton sinoniminë gjuhësore dhe s’është e parapëlqyer, sepse ajo ndryshon nga një krahinë në tjetrën.
- Fjalori i Xh.Lloshit synon të japë termin më të përpiktë me mbështetjen e latinishtes shkencore, që shërben si mjet referimi universal për të gjitha gjuhët e tjera të botës. Por, me modelin e latinishtes, jo rrallë, është abuzuar e shpërdoruar, siç ka ngjarë në emërtimin “dushku i Virxhinies” (Quercus virgiliana), që në shqip është trilluar me “dushku i Virgjilit” (!).
- Në terminologji, thekson autori, kanë ndodhur edhe shpërfytyrime të shqipes nëpërmjet kalkimit të fjalëve-terma, si për shembull: bukëderr, bukëdosë (sipas “panporcino”), që nuk mund të jenë fjalë të shqipes, pasi vijnë në kundërshtim me drejtshkrimin tonë. Apo tek emërtimi “oktapodi krahëgjatë” – si përkthim fjalë për fjalë nga anglishtja “armed octopos” !
- Emrat e bimëve dhe të kafshëve jepen në trajtën e shquar, prej së cilës lexuesi mund të kalojë më lehtë në të pashquarën, sesa anasjelltas.
- Si përfaqësuese e emrave të kafshëve shërben vetëm njëra gjini, domethënë kemi një kafshë, që e quajmë “dhelpra” e cila e përfaqëson këtë kafshë dhe jo mashkulli i saj; ose



[118] Po ai, po aty, f. VI.
[119] Po ai, po aty, f. XI.

“lepuri” përfaqëson edhe femrën. Në Fjalor jepet “ariu” dhe jo “arusha”, “macja” dhe jo “maçoku”; gjithashtu nëpër fjalorë të tillë jepen edhe tabutë, si emërtime jo të rralla që bëjnë njerëzit, për shkak të besëtytnive dhe koncepteve të tyre sunduese.

- Për vlerat gjuhësore të kësaj vepre madhore leksikologjike, do na mjaftonte reçensa që i bën asaj gjuhëtarja e njohur kosovare Shefkije Islamaj, e cila shprehet se duke ditur se fjalorët nga fusha e bimësisë dhe e shtazërisë vazhdojnë të jenë mungesë, dhe se ato pak punë që janë bërë në këtë fushë ose nuk shprehin pamjen e plotë të terminologjisë shqipe në këto fusha ose shprehin mungesa e dobësi natyrash të ndryshme, ky fjalor ka rëndësi të shumëfishtë për mjaft arsye. Ky fjalor ka rëndësi pse mungon një fjalor i plotë i botanikës dhe i zoologjisë shqipe, një fjalor që ka ndjekur një metodologji shkencore dhe një fjalor i standardizuar shekcërisht.120 Më tej albanologia Islamaj shton se një shtysë tjetër ndër shumë të tjera, që ka çuar autorin e këtij fjalori kah puna shumë e mundimshme e hartimit të një fjalori special janë, siç e thotë ai, “lëvizjet e gjera në fjalët e gjuhës”, pasurimi i gjuhës nga brumi vetjak, po, sidomos, “vërshimi i papërmbajtur” i huazimeve në shqipen.121

Në përfundim, duhet të nënvizojmë se Fjalori dygjuhësh i prof. Xhevat Lloshit, jo vetëm dëshmon një ngritje cilësore mes fjalorëve terminologjikë, thurur mbi baza shkencore të përpikta, por ai ka edhe shumë vlera gjuhësore, sidomos kur e shohim në këndvështrimin e fjalëformimit, siç po punojmë prej kohësh në një studim të thelluar.



[120] Islamaj, Shefkije, **Gjuha, teksti dhe konteksti**, Prishtinë, 2014, f. 323.
[121] Po ajo, po aty, f. 324.

## KAPITULLI II
## DISA VEÇORI LEKSIKORE, SEMANTIKE DHE SINTAKSORE TË FJALORIT TË XH.LLOSHIT

### 1. Vështrim leksiko-semantik mbi Fjalorin

Hartimin e një fjalori të tillë, autori e quan të domosdoshëm jo vetëm për të njohur saktë shkencërisht botën e gjallë të hapësirës shqiptare, por edhe atë globale, në kushtet e komunikimit të paparë që realizohet sot nga mbarë njerëzimi; prandaj dhe fjalori përmbledh mbi **15000 fjalë-terma** e do të shërbejë pikërisht për standardizimin e terminologjisë së florës e faunës shqiptare. Kjo arrihet, sipas autorit, sepse *shqipja është një gjuhë e hapur dhe dinamike.*
Me sintagmën "shqipja e hapur" duhet kuptuar se në gjuhën tonë ka vend për çfarëdo fjale, të dalë për të shënuar bimë a kafshë, pavarësisht nga gjuha e prejardhjes së termit. Kjo e hedh poshtë traditën puriste edhe në truallin e terminologjisë, sepse qasja puriste ka sjellë atë që fjalorët e përgjithshëm
Prof.Xh. Lloshi e zgjeron konceptin e shqipes së hapur e dinamike, duke u shprehur më tej: *"Fjalët do t'i gjurmojmë ashtu si i përdorin shqiptarët, do t'i pasqyrojmë në fjalorë pa bërë përjashtime sipas hamendësimeve vetjake e sidomos jo duke mbyllur sytë përpara gjithë botës me të cilën kanë nevojë të komunikojnë shqiptarët; pastaj do t'i shqyrtojmë dhe do të punojmë pareshtur që të gjejmë zgjidhje të tjera, të bëjmë përzgjedhje të reja e madje që zgjedhjet tona normativizuese të arrijmë të pranohen në përdorimin real nga shqiptarët. Ky është koncepti për shqipen dinamike*."[122]
Purizmi, shkruan autori, varfëron fjalorët e shqipes, u heq shqiptarëve mundësinë e njohjes së gjerë të botës dhe i shkëput ata prej saj.
Në raport me gjuhën letrare, theksohet në parathënie, standardi nuk mund të quhet i përfunduar, pa përcaktuar një terminologji të përpiktë.
Gjuha popullore i ka mjaft të përgjithshme përcaktimet dhe emërtimet e florës e faunës.
Terminologjia e përjashton sinoniminë gjuhësore dhe s'është e parapëlqyer, sepse ajo ndryshon nga një krahinë në tjetrën.
Fjalori i Xh.Lloshit synon të japë termin më të përpiktë me mbështetjen e latinishtes shkencore, që shërben si mjet referimi universal për të gjitha gjuhët e tjera të botës. Por, me modelin e latinishtes, jo rrallë, është abuzuar e shpërdoruar, siç ka ngjarë në emërtimin "dushku i Virxhinies" (Quercus virgiliana), që në shqip është trilluar me "dushku i Virgjilit" (!).
Në terminologji, thekson autori, kanë ndodhur edhe shpërfytyrime të shqipes nëpërmjet kalkimit të fjalëve-terma, si për shembull: <u>*bukëderr*</u>, <u>*bukëdosë*</u> (sipas "panporcino"), që nuk mund të jenë fjalë të shqipes, pasi vijnë në kundërshtim me drejtshkrimin tonë. Apo tek emërtimi "oktapodi krahëgjatë" – si përkthim fjalë për fjalë nga anglishtja "armed octopos" !
Emrat e bimëve dhe të kafshëve jepen në trajtën e shquar, prej së cilës lexuesi mund të kalojë më lehtë në të pashquarën, sesa anasjelltas.
Si përfaqësuese e emrave të kafshëve shërben vetëm njëra gjini, domethënë kemi një kafshë, që e quajmë "dhelpra" e cila e përfaqëson këtë kafshë dhe jo mashkulli i saj; ose "lepuri" përfaqëson edhe femrën. Në Fjalor jepet "ariu" dhe jo "arusha", "macja" dhe jo "maçoku"; gjithashtu nëpër fjalorë të tillë jepen edhe tabutë, si emërtime jo të rralla që bëjnë njerëzit, për shkak të besëtytnive dhe koncepteve të tyre sunduese. Shumë e shumë fjalë-terma janë nga ato që përdoren e njihen në



[122] Po ai, po aty, f. XI.

krahina të ndryshme të hapësirës së shqipfolësve, jo vetëm nga peshkatarë e zona bregujore, por edhe nga njerëz me kulturë të zakonshme, nga tregu sigurisht. Këtë nevojë të vjeljes së leksikut popullor për ta bërë të përdorshëm në fushën e terminologjisë e ka shtruar edhe autori i Fjalorit të florës e faunës, në një studim të tijin të këtyre viteve, me titull "**Dysorët e përftuar nga purizmi."**[123]

Për vlerat gjuhësore të kësaj vepre madhore leksikologjike, do na mjaftonte reçensa që i bën asaj gjuhëtarja e njohur kosovare Shefkije Islamaj, e cila shprehet se *duke ditur se fjalorët nga fusha e bimësisë dhe e shtazërisë vazhdojnë të jenë mungesë, dhe se ato pak punë që janë bërë në këtë fushë ose nuk shprehin pamjen e plotë të terminologjisë shqipe në këto fusha ose shprehin mungesa e dobësi natyrash të ndryshme, ky fjalor ka rëndësi të shumëfishtë për mjaft arsye. Ky fjalor ka rëndësi pse mungon një fjalor i plotë i botanikës dhe i zoologjisë shqipe, një fjalor që ka ndjekur një metodologji shkencore dhe një fjalor i standardizuar shekcërisht.*[124] Më tej albanologia Islamaj shton se një shtysë tjetër ndër shumë të tjera, që ka çuar autorin e këtij fjalori kah puna shumë e mundimshme e hartimit të një fjalori special janë, siç e thotë ai, "lëvizjet e gjera në fjalët e gjuhës", pasurimi i gjuhës nga brumi vetjak, po, sidomos, "vërshimi i papërmbajtur" i huazimeve në shqipen.[125]

Në përfundim, duhet të nënvizojmë se Fjalori dygjuhësh i prof.Xhevat Lloshit, jo vetëm dëshmon një ngritje cilësore mes fjalorëve terminologjikë, thurur mbi baza shkencore të përpikta, por ai ka edhe shumë vlera gjuhësore, sidomos kur e shohim në këndvështrimin e fjalëformimit, siç po punojmë prej kohësh në një studim të thelluar.

**Lidhur me sintaksën** e kësaj vepre leksikografike, natyrshëm që ajo vjen në nivelin më të lartë: si sintaksë e një gjuhëtari, parë në parathënien e gjatë prej 37 faqesh që i prin Fjalorit, por vështrimi sintaksor këtu ka të bëjë me emërtimet terminologjike me dy dhe tri fjalë, apo përbërës të sintagmave që sjell autori. Ky këndvështrim në rrafshin sintaksor, na tërheq vëmendjen lidhur me këto bashkime sintagmash me disa përbërës, sidomos për rendin e tyre, jo aq për strukturat dyshe: *fazani i artë, fazani i bakërt, fazani flatrues, fiku i butë, fiku i Bengalit, fiku i egër, fiku i Egjiptit, fiku indian* – ku dallojmë bashkime emërore, bashkime emër + mbiemër i nyjshë, bashkime emër + mbiemër i panyjshëm; por fjala këtu është tek strukturat me 3 përbërës, si: *fieri mashkull i malit, fieri moskat leshator, fieri moskat perëndimor, flutura admiral e kaltër, flutura e bardhë e lakrës, flutura e mëndafshit teke, flutura me nënkrahës e kuqe, flutura pallua amerikane, frashëri i bardhë i Kaukazit*, etj., etj.Këto bashkime treshe sintagmash sjellin probleme të rendit, të cilat lidhen me semantikën e emërtimeve në Fjalor. Kështu, duhet zgjidhur çështja e vendosjes së gjymtyrëve përbërëse, të lidhim:



[123] Lloshi, Xhevat, **Dysorët e përftuar nga purizmi, Gjuha shqipe**, 1/2011, Prishtinë, 2011, f. 25- 53.
[124] Islamaj, Shefkije, **Gjuha, teksti dhe konteksti**, Prishtinë, 2014, f. 323.
[125] Po ajo, po aty, f. 324.




Këto bashkime kanë të bëjnë me rregulla sintaksore, që padyshim, gjatë paraqitjes së sintagmave me numër përbërësish të ndryshëm, na vijnë brenda ligjeve të sintaksës dhe sipas natyrës së shqipes. Të gjitha variantet që kemi vënë për krahasim në të djathtë të shembujve, nuk janë bashkime të rregullta sintaksore, sepse ndërrojnë semantikën e emërtimit; për shembull, në sintagmën "fieri i malit mashkull", fjala përcaktuese me mbiemër të panyjshëm "mashkull" i përket emrit "malit"

## 2. Çështje të përgjithshme dhe teoria e fushës semantike

**Hyrje teorike**: Duke trajtuar në mënyrë të veçantë emërtimet terminologjike **njëfjalëshe** (apo me anë të një fjale), të Fjalorit të florës dhe faunës, hartuar nga Xh.Lloshi, ne do të ndalemi në disa vija të trajtimit teorik të çështjes dhe, pikësëpari, të kujtojmë se në këtë pjesë duhet të thellohemi në shtjellimin e vetë termit "fjalë" – një fushë që prej shekujsh e ka bërë objekt studimi një degë e gjuhësisë, e quajtur ***semasiologji***. Semasiologjia është shkenca për kuptimin e fjalës. Gjuhëtari francez, "Greimas, *thotë se semantika si shkencë ose semasiologjia ka qenë një "bijë e varfër e linguistikës", që ka lindur më e fundit, nga mbarimi i shekullit XX".*[126] Sot e kësaj dite gjuhëtarë të shkollave e drejtimeve të ndryshme e kanë quajtur dhe e quajnë semasiologjinë si shkenca në kërkim, pasi edhe njësitë e saj, të pangulitura e të paqëndrueshme, si: *sema, semema, semiema, noema, semantema, tipari semantik, përbërësi i kuptimit,* i kanë shtuar vështirësitë. Gjatë shekujve, në planin linguistik dhe atë filozofik, është shtruar pyetja "*ç'është apo ç'tregon fjala*?", ashtu si pyetja tjetër (e mbetur pa përgjigje) *"ç'lidhje ka fjala me atë që shpreh?"* Që kohën e dijetarëve dhe gramatikanëve të lashtë grekë, u ndanë idealistët dhe materialistët (me teoritë *fysei* e *tesei*), ashtu si në mesjetë (nominalistët e realistët), në diskutimin e paarrirë se cili del parësor: sendi apo emri i tij. Gjuhëtari ynë J. Thomai shkruan: "*Në këto periudha, edhe më pas, nuk janë ndarë gjithnjë qartë katër madhësitë (krejt të ndryshme njëra nga tjetra, por që lidhedhen ngushtë njëra me tjetrën),* sendi – koncepti, - kuptimi – fjala*, të cilat u takojnë rrafsheve të ndryshme:* realitetit – mendimit – gjuhës."[127] Si në disa çështje të tjera jo vetëm në gjuhësi, por edhe në lëmenj të ndryshme të dijes abstrakte, deri në kohët tona, ende nuk i është dhënë një përkufizim i plotë e përfundimtar vetë *kuptimit leksikor*, që të kënaqë gjithë gjuhëtarët.



---

[126] Greimas, S.J., **Sèmantique structurale**, 1972, f. 67 (Citohet sipas J.Thomait në: **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe)** - Semantika leksikore, EDFA, Tiranë, 2009, f. 16.
[127] Thomai, Jani, **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe-** Semantika leksikore, EDFA, Tiranë, 2009, f. 20.

Për vetë fjalën "kuptim", shprehet J.Thomai, si polisemantike, ka disa përkufizime, por pjesa më e mirë e dijetarëve bashkohen e pranojnë të paktën dy elemente themelore të kuptimit: *"qëllimin"* dhe *"vlerën"*. Këtu ia vlen të sjellim në vëmendje edhe maksimën skolastike *"vox significat (rem) mediandibus conceptibus"*, që mund të interpretohet sipas parimit "fjala shënon (sendin) me ndërmjetësinë e konceptit, d.m.th. fjala "shënon" konceptin e koncepti "pasqyron" sendin.[128] Në studimet e kohës pranohet se në këtë proces njohjeje formohen tri shkallë me lidhje të ngushtë, të cilat i japin shpjegim shkencor kuptimit, pa mohuar as konceptin, as referentin (sendin, realien) nga lidhja zinxhir *fjalë – koncept – send* , sipas skemës së thjeshtë, që e kemi pasqyruar edhe gjatë shtjellimit teorik:




## 1. Teoria e fushave semantike

Ashtu si për secilën fjalë, edhe për termin vetë, mund të veprohet mbi bazën e asaj që quhet "analizë komponenciale", ku edhe zbatohet *teoria e fushave*, sipas së cilës niset me zbulimin e fushës semantike: zbulohen emërtimet e diçkaje dhe tiparet e saj (funksionet e cilësitë), bëhet diagrama e fushës semantike, duke i parë kuptimet e fjalëve si pasqyrim i fakteve kulturore. Kuptimi do të merret si sistem i përbërësve semantikë. Teoria e fushave semantike ka lindur në vitet '20-'30 të shek.XX, mbështetur në traditën filozofike gjermane e zvicerane (Herder 1772, Humboldt 1836, Jolles 1934, Giper etj.), ashtu si dihet që idenë e termit në gjuhësi e solli i pari, G. Ipseni dhe këto u vunë në themel të teorive të sotme "të fushave". Sipas J.Thomait, pas këtij gjuhëtari e dijetari, kjo teori u përpunua e u zbatua gjerë edhe prej J.Trieri-t dhe V. Porcigu-t.[129] "Parimi themelor i kësaj teorie, shkruan gjuhëtari ynë J.Thomai, është që kuptimi i fjalës përcaktohet vetëm brenda gjithë fushës së fjalëve të një hapësire kuptimore (p.sh. ***i kuq*** brenda fushës së fjalëve që shënojnë ngjyrë: *i zi- i bardhë –i verdhë – i gjelbër* etj.)"[130] Më tej, shtojmë se koncepti "i fushave" vjen në enciklopedinë e njerëzimit edhe nga antropologjia dhe etnografia (për analogji me fushat konceptore të lëmë të qytetërimeve të ndryshme), por me kohë e shkallë-shkallë mori karakter gjithnjë e më shumë linguistik. *Gjithë fusha konceptore e një lekseme përbën "konceptin" që shënon ajo.*[131] Me këtë teori të fushave, shpjegon leksikologu ynë i njohur, fjalori shihet edhe si tërësi fjalësh të lidhura nga ana kuptimore, me lëvizje të pandërprerë: disa fjalë zhduken, të tjera lindin, por ndryshojnë më shumë kuptimet e tyre, bile, duke kaluar edhe në anën e figurshme, për shembull, mbiemri *e bardhë* në gjuhën tonë, veç kuptimit të ngjyrës, merr edhe kuptimin *i lumtur* (ditë *e bardhë*), pas kësaj edhe fjala *e zezë* fiton kuptimin e kundërt "*e mjerë, e keqe*" (ditë *e zezë*).[132]

Për të kaluar në argumentin që trajtojmë e duke mbetur në rrafshin teorik të paraqitur këtu, mund të ndalemi tek fjala – term "**xixëllonja**" (*Lampyris noctiluca*) - nga Fjalori i florës dhe faunës i Xh.Lloshit. Janë gjithsej **31 emërtime** terminologjike, (të shpërndara nëpër Fjalor sipas germave

---

[128] Po ai, po aty, f. 21.
[129] Jani Thomai, **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe** (Semantikë leksikore), EDFA, Tranë, 2009, f. 60.
[130] Po ai, po aty, f. 60.
[131] Po ai, po aty, f. 61.
[132] Jani Thomai, **Leksikologjia e gjuhës shqipe**, shblu, Tiranë, 1999, f. 95.

përkatëse), të gjitha njëfjalëshe: të prejardhura dhe me kompozita, vetëm njëri është term dyfjalësh – çika e natës – fusha semantika e tyre është **drita e burimi i saj**, por me emërtime jo të njëjta; të tjerat dalin brenda fushës semantike, si më poshtë:




Kemi informacion (gojor) se në një zonë malore të Shkodrës, për këtë term, ka edhe një sinonim, ndoshta të paregjistruar në leksikun e të folmeve shqipe; ai është formimi sipas një perceptimi pamor në kohë: "*fik-e-ndeze*" dhe "*ndez-e-fike*"; emërtimi terminologjik, këtu, ka në bazë momentin e pamjes që kap folësi – shikues, për herë të parë: fikjen apo ndezjen e dritës që emeton xixëllonja.
Pas kësaj parashtrese të shkurtë teorike, që u përket termave njëfjalëshe për anën semantike, po hidhemi në paraqitjen e formimeve terminologjike me prapashtesa, duke shënuar dhe kuptimet që u japin fjalëve-terma këto formantë fjalëformues.



### 3. Sinonimia në terminologjinë e Fjalorit

Para se të hyjmë brenda Fjalorit për këtë çështje, lind të nevoja për një paraqitje të shkurtë të konceptit gjuhësor të sinonimisë, përmbajtja e tij dhe vendi që zënë sinonimet në gjuhën tonë, duke iu referuar prurjeve të gjuhëtarit të njohur J.Thomai, dhe mbështetur në librin e tij universitar "Leksikologjia e gjuhës shqipe."**[133]** Së pari, duhet ditur që sinonimia lidhet ngushtë me poliseminë (shumëkuptimësinë). Ajo, sipas gjuhëtarit tonë, *është shprehje e thellimit të njohjes njerëzore, që synon të zbulojë gjithnjë anë të reja të sendeve, të dukurive* etj.**[134]**Njohja jonë nis nga gjërat më të thjeshta, e vjen duke u thelluar hap pas hapi në mënyrë të shkallëzuar; gjatë këtij procesi njeri arrin të zbulojë anë të reja të tjera, veti të reja të sendit ose të dukurive, gjë që jep mundësi që i njëti objekt a dukuri të emërtohet me fjalë të ndryshme. Me fjalë të tjera, thekson J.Thomai, *funksioni i sinonimeve është funksion dallues, i përcaktimit të përpiktë*, për shembull:
**shikoj** – *perceptoj diçka me anë të syve*;

---

[133] Thomai, Jani, **Leksikologjia e gjuhës shqip**e, shblu, Tiranë, 1999, f. 136 – 143.
[134] Po ai, po aty, f. 137.

**vështroj** – *shikoj me një qëllim të caktuar e i përqendruar në një anë të veçantë*;
**vërej** – *shoh me vëmendje për të zbuluar diçka* etj. [135]
Të gjithë gjuhëtarët janë të mendimit se sinonimet janë fjalë të afërta nga kuptimi, por edhe me njëfarë dallimi midis tyre (derisa janë të afërta); kështu që njëra fjalë mund të shprehë një nuancë, tjera një tjetër në sferën e kuptimit. Për më tepër, kjo degë e gjuhësisë ka përvijuar edhe kriteret nga mund të dallohen sinonimet:

**a.** nga nuancat kuptimore: *djalë- çun, gocë-vajzë*;
**b.** nga ngjyrimet stilistike-emocionuese: *mësues, dhaskal;*
**c.** nga aftësia fjalëformuese: *kokëtul, kokëmadh;*

Sipas studiuesve terminologë dhe përgjithësisht të stlit shkencor, sinonimia është rrjedhojë e synimit për përpikëri, për diferencim të imët të sendeve (këtu: për botën bimore dhe atë shtazore - *shënimi im,* Karmen Lazri). Burimet për ta plotësuar këtë kërkesë ndaj gjuhës janë dy, veçanërisht për gjuhën shqipe:

- fjalëformimi dhe
- huazimi (kryesisht kalkimi, duke u thurur të dy burimet).

Autori i Fjalorit tonë shkruan: "Një numër jo i madh parashtesash e prapashtesash janë bërë shumë prodhuese, janë lidhur si mikrosisteme, duke e bërë fjalëformimin të ngjashëm me trajtëformimin. Përdoren ndajshtesa me prejardhje nga gjuhët klasike, vazhdon Xh.Lloshi, si dhe kalkimi i ndërtimeve me to. P.sh.: *ndër*-, *mbi*-, *nën*-, *kundër*-, *jashtë*-, etj."[136]
Pa u shkëputur, për këtë çështje, nga autori i Fajlorit tonë, le t'i referohemi pikërisht atij lidhur me problemin e sinonimisë, veçse jo si dukuri gjuhësore e fushës së leksikologjisë, por si shfaqje në lëmë të termave të botanikës dhe zoologjisë. Shkruan Xh.Lloshi në parathënie të veprës së tij, ku çështjen në fjalë ai e sjell si vështirësi të terminologut e aq më tepër për leksikografin: " *Jo rrallë emërtimi i zakonshëm nuk bën dallime për lloje e varietete, të cilat i veçon klasifikimi shkencor, domethënë fjalës shqipe ky i përgjigjet me terma të veçantë latinisht.*[137]
Ndërkaq, vazhdon autori, në disa raste nuk ka mundur të përcaktojë me përpikëri termin latinisht përkatës, prandaj aty-këtu e ka dhënë me llojin më të afërt, më të përgjithshëm ose gjininë latinisht.[138]
Shpjegimi i gjuhëtarit vjen në pajtim me deduksionin e disiplinës së leksikologjisë se nuk *mund të ketë sinonime adekuate*, dhe pastaj kalon tek zëri i termave në lidhje me sinoniminë terminologjike, duke nënvizuar se *sinonimia për terminologjinë nuk është e parapëlqyer*."Përmbledhja në një vend e emërtimeve, shkruan ai, sidomos nga krahina të ndryshme i shton ndërlikemet. Në realitetin gjuhësor këto nuk janë sinonime, sepse nuk i përdorin po ata folës.
Për të kaluar në argumentin që trajtojmë në këtë tezë, le të ndalemi tek disa emërtime terminologjike, që janë sinonime, për të cilat njohja njerëzore nuk ka ardhur me një bum, por shkallë-shkallë, duke u shtrirë në karakteristikat e qenësishme të një bime a kafshe, me të cilat njerëzit e parë kanë qenë në kontakt dhe kanë pasur interesa jetike, në krye të herës – me kafshët e egra që i ka gjuajtur për ushqim, pastaj kafshët shtëpiake, të cilat i ka mbajtur pranë vetes për



[135] Po ai, po aty, f. 137.
[136] Po ai, po aty, f. 186.
[137] Lloshi, Xh., **Fjalor e emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht**, Logos A, Prishtinë, 2010, f. XIII
[138] Po ai, po aty, f. XIII.

ushqim dhe punë bujqësore. Sa më tepër njeriu ka njohur natyrën, ka shtrirë njohjen e tij të ambientit (mjedisit) e kushteve natyrore, aq më tepër ai ka njohur jo vetëm llojin (speciet) e kafshëve dhe të bimëve, por edhe ka mundur të përcaktojë cilësitë e tyre: ngjyrën, formën trupore, sjelljet dhe kultivimin apo rritjen e tyre në të mirë të jetës së njeriut, apo edhe kundër tij.
Si sinonime të veçanta dhe të mirëfillta, në Fjalor, kemi zgjedhur ato që autori i veprës sonë i ka dhënë me shenjën **&** (plus), siç ka vepruar me termat e botës shtazore dhe bimore më poshtë, për të cilat ka shënuar që, megjithëse shfaqin një pasuri leksikore e gjuhësore, nuk mund të merren sinonime të vërteta, për faktin se nuk janë të njohura nga të gjithë folësit e mbarë shqipes, por nga një hapësirë e një të folure të ngushtë:

**hardhuca II** (*Lacerta agilis*) dhe
**&** ardhishka
ardhja
çamilli
gushterica
gushterica
hardhica
hardhiçka
hardhja
hardhla
hardhucka

**helmarina** (*Atropa belladonna*)
**&** bari i madh
beladona
duhani i egër
kumëzeza
patëllxhani i egër
shproha
zonja e bukur

Po japim dy modele sinonimike, së pari, nga bota bimore, pastaj nga ajo shtazore, për të treguar se si është hapur e shtrirë horizonti i njohjes së këtyre llojeve, por asnjëherë nuk mund të përmendim se cilat kanë qenë vetitë a cilësitë e para dhe ato në vazhdim për një specie të caktuar, për shembull, për bimën "**bari i bletës**" f. 16. (*Mellisa officinalis*) dhe kafshën "**borësi**" (*Fringilla coelebs*), paraqitur në mënyrë skematike si më poshtë:

**bari i bletës** - **borësi**

bletëza
erëza
gunëza
lulebleta
lulja e bletës
lulja e limonit
lulja e mjaltit
mickla
milca
micla
mjalca
ndjellësi
pshelinoku
pshembi
shelinoku

avdosi
avdosku
boraku
borcaku
brosku
cfinku
cikëborësi
dëboraku
dimëraku
finku
gjelaci
vdorësi
vdorësku
zboraksi
zborësi
zboraku
zogu i borës
zogu i dimri
parosi
sfingësi

Kemi zgjedhur nga botanika "bari i bletës" me **15** sinonime terminologjike dhe nga zoologjia "borësi", me **20** emërtime termash; nga i pari dëshmohen, sipas Fjalorit, 3 emërtime dyfjalëshe, kurse për "borësin" janë 2 emërtime dyfjalëshe. Në kolonën e parë ka vetëm një term "mjalcë" që lidhet me bletën në mënyrë të tërthortë (mjalca) dhe "lulja e mjaltit" në mënyrë të drejtpërdrejtë; kurse në kolonën e dytë, për zogun e dëborës, autori sjell 2 herë emërtimet me sintagma emërore që kanë si kokë emrin "**zog**": *zogu i borës* dhe *zogu i dimrit*. Emërtimet e tjera për barin e bletës, nuk kanë asnjë lidhje fonetike as me bletën, as me mjaltin, por, me siguri, ka krahina në vendin tonë që e njohin për bar blete termin "ndjellësi" – pasi përdoret sa herë lëshon bleta, del në zgjua të ri, bashkë me mbretëreshën: mblidhet bari dhe duke iu afruar bletës që është mbledhur buzë zgjoit nga do të largohet e duke i kënduar "ftohet" të futet në zgjoin e ri, që mund t'ia kenë përgatitur, pra të mos largohet diku në një zgavër pylli a diku tjetër.
Për specien "borësi", në kolonën e dytë, ka 10 emërtime të thjeshta e një të përbërë me termin "**borë**" – me formime prapashtesore (borak, borcak, dimërak etj.) Këta terma vijnë e dallohen në kohën tonë, kur njohja shkencore për të dyja speciet tashmë kanë arritur shterueshëm, por kjo ka dashur vite e breza apikultorësh dhe zoologësh që kanë shkruar e përshkruar në shkencat biologjike. Nëse shfletojmë Fjalorin tonë, mund të nxjerrim disa terma tipikë, përshkruar me dhjetëra sinonime si modelet më lart nga dy botët e natyrës në tokë, që dëshmojnë të njëjtën gjë: se njohja e njeriut dhe e shkencës vjen e rritet rrathë-rrathë, deri në nivelin që në kohën tonë të kemi fjalorë të tillë normativë terminologjikë, siç është njëri prej tyre, i bërë objekt kërkimi në fushë të fjalëformimit, për tezën e shtruar këtu.
Kemi mundur të nxjerrim (edhe sipas pëlqimit e zgjedhjes sonë) terma, si:
Bukla f. 50, Cinxamiu f. 56, Goja e ujkut f. 106, Bulkthi f. 51, Bulgri f. 50,
Dorëzonja f. 73, Driza f. 76, Caraci f. 54, Dosëza f. 73, Druri i çartës f. 77,
Gjembaçi f. 117, Dredhka f. 74, Dushkulli f. 80, Fshikarta f. 100, Harabeli f. 124,
Gushëkuqi f. 112, Gjarpri f. 114, Karota f. 146, Këmba e laureshës f. 149, Këputja f. 151, Kolmuthi f. 157, Krifsha f. 162, Kryeartëza f. 165, Kukuvajka f. 167, Kunadhja e malit f. 169, Kulpra e zezë f. 168, Kullumbria f. 169, Kungulli ujës f. 170, Kuskuta f. 172, Lëkoi (bari i veshit) f. 183, Luleshqerra f. 189, Luleshtrydhja f. 190, Lulëkuqja f. 191, Lulja qumështore f. 199, Lulja e vjeshtës f. 201, Manaferra f. 207, Marena f. 210, Mëllenja f. 217,Mushmolla f. 236, Nepërka f. 238, Pisha e zezë f. 265, Qukapiku f. 278,Rrushkulli f. 293, Sherbela f. 315, Shkumëza f. 317, Shpardhi f. 319, Shpargulli f. 319, Shpatorja f. 320, Shpendra f. 320, Shalakuqi f. 323, Tatulla 327,Trëndafili i egër f. 332, Thanukla f. 340, Thartusha f. 341, Therra e iriqit f. 341,Thithëlopa f. 343, Ujku f. 346, Urithi f. 347, Urthi f. 347, Zymbyli i egër f. 367,Zhapiu f. 369, Zhabina f. 368, Zhytaraku f. 370, Lulja e balsamit f. 192, etj. etj.
Letë marrim edhe një çift tjetër, për të parë ngjashmëritë dhe ndryshimet që ngërthejnë jo vetëm midis tyre, por edhe në krahasim me specie të tjera nga flora e fauna e Fjalorit. Së pari, zgjedhim termin e faqes 190 "**luleshtrydhja**" (*Fragaria vesca, F. sivestris*) dhe atë të faqes 278 "**qukapiku**" (*Picus maior*). Vërejmë se termi i parë nga botanika radhit pas **30** sinonime, 17 prej të cilave me fjalë të prejardhura me parashtesat: - oj, - ëz, - ka, -ës; 6 terma janë shprehur me kompozita dhe 5 terma dalin me sintagma (dyfjalësh); kurse termi i dytë nga zoologjia ka **22** sinonime, ku ndajmë: 14 terma janë fjalë të prejardhura, formuar me prapashtesat: - **ik, - iç, - ës, - ac, - th, - aç**; 6 terma shprehen me fjalë kompozita, 2 terma dalin me onomatopé (cakcaku, kackaci – tingullimituese të zhurmës që bën ky zog kur ushqehet me kandra në lëkurën e drurëve), në thelb të konceptit gjejmë fjalët "brej": *bredrurja, brelisja* – interesante vjen ndërrimi i gjinisë, sepse emri-term "qukapik-u" është në gjininë mashkullore, kurse emërtimi vjen në femërore (duhej të ishte "brelisi", "bredruri");

nga emërtimi i parë, i dhënë në Fjalor (qukapik-u), edhe dy terma: *pikthi, pikësi* dhe *piku* – kanë në përbërje "pikë", e cila shënon tingëllimën onomatope të një pjese të fjalëve – terma, dukuria shpjegohet me anë të lgjit të atraksionit (tërheqjes):





Në të 4 shembujt e zgjedhur në paraqitjen e sinonimisë terminologjike, krijohen fusha leksikore të tilla, që edhe në rastet kur nuk kanë afërsi fonetike, si: *lëngshtrydhja/drehëza* dhe *bredrurja/qokaçi*, të gjithë termat i bashkon koncepti i përbashkët, që e bën të qëndrueshme sinoniminë leksikore.

Për shtojcën me terma sinonime që dhamë më lart, si në vendin ku gjenden në Fjalor me numrin përkatës të faqeve, ashtu edhe me skemat e paraqitura, duhet të theksojmë se lemat-terma u shkojnë germave përkatëse, të shpërndara sipas alfabetit, siç është rregulli leksikografik. Këtu e kemi fjalën për të tjera emërtime, që nuk janë sinonime si 4 termat e sjella më sipër, por si leksema-terma, kanë të përbashkët vetëm konceptin e përgjithshëm që, gjuhësisht, dalin me një emërtim të përbashkët, për shembull: termi "**pula**" (*Gallus domesticus*), ndiqet prej 24 termave të ndryshëm për këtë specie shpendi shtëpiak, të përcaktuara sipas formës trupore, çafkës, vendit ku rriten e

kultivohen, sipas ngjyrës, sipas shteteve nga kanë dalë si raca, sipas madhësisë; ata janë shprehur me terma njëfjalësh – 2 terma; me terma dyfjalësh – 10 terma, - me terma trifjalësh – 12 terma. Veçori e dytë e këtyre emërtimeve është se ato gjenden radhazi në Fjalor, siç mund të shënojmë për termin që kemi zgjedhur dhe grupimi për togjet emërtuese vjen si më poshtë:

**A.** terma njëfjalësh: - pula, pulçina;

**B.** terma dyfjalësh: - pula me çafkë, pula e detit, pula dushke, pula e egër, pula e hinit, pula me mjekër, pula e moçalit, pula e perëndisë, pula e ujit, pula e livadheve;




**C.** terma trifjalësh: pula e detit e egër, pula e egër e vogël, pula e livadheve e vogël, pula e moçalit afrikane, pula e moçalit indiane, pula e prerisë e madhe,[139] pula e prerisë e vogël, pula e shkëmbit qafëbardhë, pula e shkurreve e Melanezisë, pula e shkurreve e murrme, pula e ujit e kuqe, pula me çafkë kineze.




Kalimi nga shprehja e konceptit (termit) me një fjalë, në atë me dy fjalë, ndodh për arsye të kërkesës që kanë folësit (edhe specialistët) për të vënë në dukje cilësi qenësore të cilat i rreshtuam më sipër si kritere: të formës, ngjyrës.....etj.; kjo vjen si arsye edhe në terminologjinë trifjalëshe, duke nënvizuar se për të arritur tek "portretizimi" terminologjik i plotë, nuk mjaftojnë sintagma me dy përbërës, por nevojiten edhe sintagma e me tre e më tepër përbërës sintagmatikë, si tek shprehja e termave në vijim: "pulëbardha" që ndiqet nga 25 terma me sintagma dy përbërësish, gjithnjë me ato kritere të dhëna në shtojcën "**C**"; madje këto individualizime të species "pulëbardha" bëhen më së shumti këtu me anë përbërësish kompozita, të cilat, cilësisht, përmbajnë një dozë më të madhe përcaktimi, sesa ato me dy fjalë apo me një fjalë-term të vetëm, megjithëse edhe vetë emërtimi "pulëbardha" shpreh njëherësh se është shpend, në gjininë e pulave, por edhe më tepër: është shpendi i bardhë, më saktë, bardhësia (ngjyra) e këtij shpendi është atribut i të gjitha specieve- plus një ngjyrë tjetër të të gjitha puplave, plus një habitat ku rriten: Arktik, Kaliforni, Mesdhe, Armeni, Islandë, plus një cilësi: "grabitqare"; kështu kemi: 6 pulëbardha grabitqare, 12 sipas ngjyrave:




Pra, janë të gjitha "pulëbardha grabitqare" – koncept me një cilësi që i bashkon, por kanë dallimet: 2 sipas vendit ku rriten, 2 sipas ngjyrës dhe 1 sipas masës trupore. Jashtë vetisë së grabitjes, të tjerat grupohen si më poshtë: sipas ngjyrës së përgjithshme, të kokës, sqepit, syrit, shpinës, këmbëve, gishtërinjve (9):

[139] *Vijat e kryqëzuara bëjnë lidhjen korrelative të grupeve të nënvizura me përbërësit sintagmatikë në skemat përkatëse.




Siç kemi pasur rastin ta theksojmë: sinonimia në gjuhë shfaqet për arsye objektive, spese, si pohon edhe autori i këtij Fjalori, larmia e pafund botës së gjallë nuk do të pritej t'i kishte të gatshme emërtimet përkatëse në gjuhën shqipe. As mund të përfytyrohet që shqipja të kishte fjalë për pataten, misrin e domatet përpara se të zbulohej kontinenti amerikan.



### 4. **Fjalë të brumit të shqipes, huazimet e neologjizmat në termat e fjalori**t **Një studim i Kolë Ashtës për terminologjinë** (1970) **dhe Fjalori i Xh.Lloshit (krahasime)**[140]

Sa i përket përcaktimit të fjalëve të brumit të shqipes, apo të fondit shqip të terminologjisë, është një çështje etimologjike, por, për mendimin e gjykimin tonë, ka qenë qëllimi i autorit që termat të jenë shqip, nga pasuria leksikore e gjuhës sonë dhe, më mirë se një gjuëtar, asnjë tjetër dijetar nuk mund ta realizojë më mirë e saktë se autorit i Fjalorit.

I vetmi që shkruar për çështjen e neologjizmave në terminologji, është gjuhëtari Kolë Ashta, i cili ka vënë në dukje se terminologjia lë vend edhe për pasurimin e fajlorit me anë të frazeologjizmave.Në radhë të studimeve gjuhësore në fushë të terminologjisë shqipe, pas citimit të mësipërm, të sjellim në disa pika ndihmesën e prof.Kolë Ashtës edhe në lëmë të kësaj nëndisipline të studiuar nga leksikologjia dhe pikërisht, një shkrim të tij në revistën "**Buletin shkencor**" i Institutit të lartë pedagogjik të Shkodrës, në vitin 1970, duke nënvizuar që në fillim se në kërkimet tona gjuhësore rreth kësaj tematike, ky historian e shqipes së shkruar, mund të jetë i vetmi që në hulumtimin e vet zë fill me shpjegimin e termave "**term**" dhe "**terminologji**"[141]. Ai shpjegon që në krye të herës se **termë**, *vjen prej*

> *latinishtes "***terminus***" – është pjesa e fundit e një vendi, pra caku, kufini, skaji, porse në leksikologji është ajo fjalë e posaçme ose shprehje, që ka të bëjë ose me një punë të caktuar të veprimtarisë njerëzore në fushën e profesionit, pra fjalë profesionale, ose me një degë të*

[140] Vërejmë se ky zë i gjuhëtarit **Kolë Ashta**, nuk përfshihet në bibliografinë shkencore të Fjalorit terminologjik dygjuhësh të autorit tonë.

[141] Si një dukuri të veçantë të shkrimit të Ashtës, themi se emrin "**term-i**", autori i njohur, e përdor në gjininë femërore "**term-a**", prandaj dhe përcaktuesit e tij i përshtat me këtë gjini.

*veçantë të diturisë, pra fjalë të teknikës apo të shkencës e të artit. Pastaj* terminus *si e huaj u zëvendësua në shqipe me fjalën* **skaj**.[142]

Ai shkon më tej në paraqitjen e tij duke shënuar se termi “terminus” në kompozim me fjalën greke ***logos***, jep tërësinë e termave ose e skajeve të mbledhura bashkë si punë leksikografike, por në anën tjetër, quhet kështu edhe studimi i tyre si punë leksikologjike. Gjuhëtari ynë tregon se një nga fushat ku shtohen termat janë “sfera bimore e shtazore”.[143] Këtë çështje që shtrohet para disa dhjetëvjeçarësh në gjuhësinë tonë, e shohim të konkretizuar aq qartë në Fjalorin e bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht të Xh.Lloshit, gjë që del në pah jo vetëm në formimet terminologjike të njohura e të panjohura deri më sot, por sidomos në këto drejtime:

**A.** në fjalëformimin me ndajshtesa, kryesisht me prapashtesa, si: *vijëzak, micak, zemërka*, , *mënishte, kunupicë, kungullush, kuqlorja, kupshorja, jargaveci*, apo *fieri kryqore (Polystichum acrostichoides)* ku fjala përcaktuese “kryqore” (kryq + or), është formim me parpashtesën – or, *qelbësi, fletraci, fillçi, fishkëllyesi, flokëza, freskori, genciana, gjarpërushja*, etj.
**B.** në emërzime kryesisht kompozitash, ku pjesa e dytë e përbërësit është mbiemër i emërzuar, si: *lulëkuqja* (khs.: lulja e keqe – e kuqja), *lulëbardhi, luleverdha, lulëgjakja, gusharja, gushëspeci, gushkaltri, hundëmprehti, hundëgjati, hundëgypi, hundështqiponja, këmbëpulëza, këmbëdelja, këmbëlehti*, etj.
**C.** në formime kompozitash të reja, si: *lulezemra, lulevija, lulevesa, luleshurdha, gjethefik*, etj.

Kolë Ashta e ka quajtur fort të rëndësishme mbledhjen dhe renditjen e fjalëve popullore për t’i ngritur ato në terma, sepse duke e arritur këtë, arrihet njëkohësisht edhe pastrimi dhe pasurimi i leksikut të gjuhës, pa pasur nevojë përdorimin e fjalëve të huaja si terma në rrafshe tëndryshme të shkencës e teknikës. Kjo kërkesë e gjuhëtarit tonë, Ashta, mendojmë se realizohet përgjatë gjithë Fjalorit të Xh.Lloshit, sidomos kur pranë termave shqip të faunës dhe florës së regjistruar, autori është ndalur në mënyrë të veçantë tek sinonimia, me çfarë këtu kuptojmë fjalësin terminologjik që përdoret në disa krahina shqipfolëse. Kushdo që njihet me terminologjinë e këtij fjalori të emrave të bimëve e të kafshëve, bindet për realizimin e kësaj kërkese në dhjetra e qindra terma. Le të përcjellim këtu pak shembuj dëshmie të këtij drejtimi në termat e mëposhtëm, të ndjekur prej sinonimeve të shumta popullore, si:

- **lulja e balsamit** (*Hypericum perforatum, H. Vulgare, H. Androsaemum*) & agurdhura, baçibalçi, balsami[144], bari i balsamit, bari i gjakut, bari i majasëllit, bari i të prerit, bari i rusave, bari i shurrëgjakes, baseni, çaji i malit, granabuta, lulebalsami, lulebasani, lulëgjakja, lulja e dregëzës, lulja e gjakut, lulja e majit, makthi i egër, perikoni.
- **njila** (*Tinca vulgaris, T.tinca*) & buzëprera, buzëtaku, çeresnica, gojëkutia, jelca, lina, njila gojëkutizë, skobuzi, tinga.
- **krapi** (*Cyprinus carpio*) & buzëholli, ferracaku, karpushka, krapi i kuq, krapi i zi, marcaniku, pendëkuqi, sharani.



[142] Po ai, po aty, f. 329.
[143] Po ai, po aty, f. 330.
[144] ballsam (**tq**.) rrëshinë me erë të mirë, që kullon nga disa dru; bimë medicinale (T.Dizdari, **Fjalor i orientalizmave**, Tiranë, 2005.

Pa u larguar nga kontributi i Kolë Ashtës për këtë degë të leksikut, ai shënon se *terminologjia e tyre është aq e madhe me gjithë ato terma të sferës abstrakte, mendore.* Për pasurimin e shqipes në lëmë të terminologjisë, shkruan Çabej, kjo punë u krye në tri drejtime:

- me një përdorim të ri të brumit leksikal, që kish gjuha,
- me krijim fjalësh të ra, neologjizma,
- me huazime nga gjuhë të tjera. [145]

Të gjitha këto drejtime zhvillimi e pasurimi dalin në dukje duke hulumtuar në Fjalorin e termave të florës e faunës së Xh.Lloshit; mjafton të ndalemi tek emërtimet e një shpendi me emërtimin “**krahëthata**”, termi latin (*Accipiter gentilis*) me & 4 sinonime, prej të cilave 3 me sintagma dypërbërësish: gjeraqina këmbëshkurtër, huta e pulave, huta pa vesh, krahathadra. Kurse lemat-terma në Fjalor janë të grupuara si më poshtë, të gjitha me dyfjalëshe:

krahëthata me kaçule




**krahëthata**: afrikane, amerikane, australiane, bishtlarme, kineze, mesbardhë




**krahëthata**: e vogël, e përhime, e kuqe, e murrme, laroshe, gjokskuqe




Në këta shembuj për zërin “krahëthata” kuptimi ka kaluar nëpërmjet polisemisë: nga një fjalë popullore (krahasojmë: purtekë e thatë (tharë), cung i tharë, gjetharë etj., që kanë kuptim të drejtpërdrejtë), si term merr një kuptim të ri; fundi i fundit, asnjë gjeraqinë s’mund të fluturojë me krahë të thatë (r). ”Ndryshimi i kuptimit të fjalës, polisemia, nënvizon Ashta, përbën një fakt në vete e ka ndodhur që nga kohët më të largëta gjer në më të rejat gjatë zhvillimit historik të gjuhës brenda ligjërimit popullor.”[146] Për këtu nuk u krijua ndonjë fjalë e re (neologjizëm), sepse, për të qenë e tillë, fjala duhet të jetë e re si në trajtë e si në brendi. Rruga e ndryshimit të kuptimit ndër fjalë të gjuhës sonë, për ta pasuruar atë, njëkohësisht edhe terminologjinë shqipe, ka veçori kalimin nga konkretja në abstrakte. Për shembull, termi “**krapuliq**” është formuar në Fjalor nga autori, në analogji me atributin (mbiemrin e panyjshëm) “**cofaliq**”(një fjalë e njohur në të folmen e Gropës së Shkodrës, që mbart kuptimin: njeri i ngathët, i pamundur për një punë a veprimtari, i ngadaltë etj.), për të cilën jepen edhe fjalë të tjera në veprën e Xhuvani-Çabejt “Prapashtesat e gjuhës shqipe” dhe që ka kuptim zvogëlues e pejorativ, si: krapuliq, skutëliq, gardhiq, kastriq etj.[147] Të gjitha këto cilësi nuk kërkohen tek termi “krapuliq”, prandaj dhe themi se është një neologjizëm popullor, aspak me ngjyresë pjerative.

Rrugë tjetër që vë në dukje Ashta, për pasurimin e terminologjisë, është **huazimi**, një tregues që Xh.Lloshi i është shmangur në një masë aq të madhe, me synimin që terminologjia shqipe të jetë

---

[145] Çabej, Eqrem, **Albanologjia**” Dispensë, Tiranë, f. 117. (Citohet sipas shkrimit të mësipërm të K.Ashtës, f. 332.)

[146] Ashta, Kolë, **Terminologjia dhe vëzhgimi i saj në leksikografinë e sotme**, Buletin shkencor i Institutit të lartë dyvjeçar, Shkodër, nr. 9/ 1970, f. 332.

[147] UT, IGJH, Xhuvani, Aleksandër – Çabej, Eqrem **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 57.

shqip, në masën e kuptueshme dhe të drejtpërdrejtë. Megjithatë, në sfera të tjera të stileve të ndryshme, autori i Fjalorit mbron mendimin e shprehur nga shkrimtari i madh gjerman J.W.Goethe, se *forca e një gjuhe nuk është ajo që të refuzojë të huajën, por që ta përpijë atë*, kur shprehet: "Një nga përfundimet e mia të përgjithshme është se prishja e gjuhës vjen jo nga ndikimi i gjuhëve të huaja, por nga njohja e keqe e tyre. E quaj se ka nevojë të kalojmë nga kërkesa "mos e përdor këtë fjalë se është e huaj", te kërkesa përdorni cilën fjalë të dëshironi, por ta dini se çfarë po përdorni."[148] Termat e huaj (ndërkombëtarizmat), për secilën degë të dijes, kanë depërtuar edhe në gjuhë të tjera evropiane të lëvruara me shkekuj, por në vendin tonë prej vitesh, sidomos pas Luftës së Dytë Botërore, janë hartuar një seri fjalorësh terminologjikë; kështu që në ditët tona, albanologjia ka tashmë fjalorë të tillë në dy gjuhë, siç është Fjalori i florës e faunës që kemi marrë përsipër ta shohim në këndvështrimin e fjalëformimit terminologjik. Ai sjell një ndihmesë të madhe, të shënuar në këtë fushë të leksikologjisë shqipe dhe, pse jo, edhe të etimologjisë së termave në gjuhën shqipe.

**Neologjizmat**, për të cilat shkruan Kolë Ashta, se vetëm ato mund të shërbejnë për një pastrim relativ të terminologjisë, në shkenca të caktuara, në Fjalorin e Botës bimore e shtazore tëXh.Lloshit, duhet t'i shohim jo vetëm në dhënien shqip të termit bazë, por sidomos në speciet e tij, sipas kritereve që në punimin tonë i kemi marrë herë pas here në shqyrtim. Për shembull, termi "**korbi**"(*Corvus corax*, I ) dhe *Umbrina cirrhosa* II, del në të gjitha speciet e tij në habitatin shqiptar (shqipfolës) e më larg, dhe shumësia e këtyre llojeve e ka vënë autorin dhe në rrugë kërkimi edhe të neologjizmave, duke përftuar a gjeneruar terma të tillë, si:






Sa u takon neologjizmave, Kolë Ashta mendon se ka tri mënyra fjalëformimi në gjuhën shqipe, të cilat i përcakton:

**A.** metodë e krijimit të neologjizmave prej fjalëve të prejardhura: *kryqësi i detit (*Senecio cinerario*), kulmaku bregdetar (*Juncus maritimus*), krapaniku (*Salmo trutta carpio*), kollopriftja, karajfili i hajthëm,* etj.

**B.** neologjizma prej kompozitave*: ketri (*Sciurus vulgaris*): ketri bishterashkë*, *ketri bishluspak, kashtëfryza, kashtuqja, kallamboqi* shtalakuq, *kaçubja bishtmëndafshe,* etj.

**C.** neologjizma prej fjalës-term të përkthyer (*calque linguistique*), si: *kakëzogëza (*Anguis fragilis*), kakaduja gjokstrëndafiltë (*Cacatua rosecapilla*), jargavani gjethendryshëm (Syringa diversifolia), iriqëza gjetherrumbullakët (Saxifraga rotundifolia), etj.*

---

[148] Gjuha shqipe, 1/2011, Prishtinë 2011, f. 21. (Citohet sipas Q.Muratit në shkrimin "**Të ashtuquajturat fjalë të huaja dhe purizmi**", po këtu.

Lidhur me pikën "**C**" (atë të kalkimit), Xhevat Lloshi ka shprehur mendimin se sot shumica e fjalorëve terminologjikë (edhe ai i I.Mitrushit[149]), kanë nevojë *të ribëhen, duke iu përshtatur ndikimit terminologjik të anglishtes, që ka prekur shumë gjuhë të tjera evropiane. Edhe në fushën e emërtimit të bimëve dhe të kafshëve kjo është e pashmangshme, sidomos po të kujtojmë se anglishtja ka përthithur emërtime nga të gjitha gjuhët e botës.* Ai shtron aksiomën se në fushë të terminologjisë, *orientimi evropian latin dhe anglez është i mjaftueshëm për shqipen.* Nuk ka nevojë, pra, të ndjekim terminologjinë e ndonjë gjuhe tjetër, e cila nuk ka dhënë ndihmesë në përpunimin e terminologjisë në shkallë botërore, siç është rasti me serbishten.[150]

**Struktura e termave në Fjalor**

**5. Terma të shprehur me një fjalë**

**1. Formimi i emrave me prapashtesë**

Nëpërmjet rrugëve që shfrytëzohen për pasurimin e leksikut të shqipes, jo vetëm në fushën e mbiemrave, të foljeve dhe të ndajfoljeve, vendin qëndror e zë formimi me prapashtesa si për larminë më të madhe të mjeteve ashtu edhe për prodhimtarinë më të lartë. Në fushën e emrave në gjuhën shqipe dallohen:

**a**) grupi i prapashtesave që formojnë emra abstraktë veprimi, gjëndjeje dhe cilësie;
**b**) grupi i prapashtesave që formojnë emra veprues si dhe personash sipas mjeshtërisë që kryejnë ose sipas vendit ku banojnë a nga rrjedhin;
**c**) grupi i prapashtesave që formojnë emra sendesh a veglash.

Këto përbëjnë vërtetë tri fushat themelore të strukturës fjalëformuese të emrave në gjuhën shqipe, por, së pari, këto nuk janë të vetme dhe, së dyti, brenda përbrenda tyre ka një larmi mjetesh dhe kuptimesh, që përfshihen në secilën prej tyre. Në kuadrin e këtyre mjeteve, veçan dallohen ato mjete fjalëformuese që shprehin nuanca të ndryshme kuptimore të vlerësimit subjektiv. Të tilla janë prapashtesat që kanë kuptim zvogëlimi a të zmadhimit, përbuzjes etj.; në sistemin e mjeteve fjalëformuese të shqipes përgjithësisht me përjashtim të rralla, kuptime të tilla te parashtesat nuk dalin. Nga kjo pikëpamje, parashtesat janë përgjithësisht neutrale, pa ngjyrime të vlerësimit subjektiv, emocional, të shprehësisë, me përjashtim të ndonjë rasti si formimet me parashtesat **stër**- dhe **për-** në fjalë si ***përbuz, përçmoj*** e ndonjë tjetër.

- **Veçoritë strukturore e kuptimore të emrave të formuar me prapashtesat *–im, -je, -esë, -atë, -imë, -më, -ë.*** Me këto prapashtesa në gjuhën e sotme shqipe formohen kryesisht emra abstraktë që tregojnë veprim ose rezultat veprimi. Nga pikëpamja gramatikore, midis këtyre mjeteve fjalëformuese vetëm prapashtesa -*im* formon emra të gjinisë mashkullore, ndërsa të gjitha prapashtesat e tjera formojnë emra të gjinisë femërore që përfshihen në lakimin e tretë. Duhet theksuar se këto mjete kanë të njëjtën prodhimtari. Kjo lidhet dhe me faktin që ato bashkohen me tema të ndryshme fjalëformuese, gjë që ndikon drejtëpërdrejt në dendurinë e përdorimit të mjetit fjalëformues. Nga të gjitha këto prapashtesa që shërbejnë për të formuar emra abstraktë që tregojnë veprim, gjendje ose rezultat veprimi, më prodhimtaret janë prapashtesat *–im* dhe *–je*: me këto

[149] Po ai, po aty, f. XXVIII.
[150] Po ai, po aty.

afrohet dhe *–esë*. Ndërsa *–atë. –im* dhe *–më* sot nuk janë më prodhimtare, madje *–atë* mund të thuhet se sot është tepër e kufizuar, si: *zemëratë, kungatë,* e ndonjë tjetër.

**- Veçoritë strukturore dhe kuptimore të emrave të formuar me prapashtesat *–i, -(ë) ri, (ë) si, (ë)* sirë** . Me këto prapashtesa në gjuhën e sotme shqipe formohen emra abstraktë që emërtojnë veçori a cilësi të abstraktuara. Duke u bashkuar me tema të ndryshme fjalëformuese, këto prapashtesa formojnë emra të gjinisë femërore që përfshihen në lakimin e tretë. Këta përmblidhen në grupin e emrave që tregojnë veçori a cilësi abstrakte. Gjenerim të dukshëm në gjuhën shqipe kanë emrat që shënojnë një vend ku gjendet me shumicë sendi i emërtuar nga tema fjalëformuese, si dhe sende e vegla të veçanta. Kështu mund të përmendim *– ishte / - ishtë, -urina, -inë, ajë / -najë, -ashkë, -nik, -alkë, -anë, -uçë, -çë*; këto prapashtesa nuk janë që të gjitha prodhimtare në të njëjtën masë. Disa kanë prodhimtari më të madhe në disa tema fjalëformuese e më të vogël në disa të tjera. Nga më prodhimtaret në këtë grup janë prapashtesat – *ishte, -inë, -ajë, -najë.* Një tjetër prapashtesë që del në një numër jo të vogël emrash, është prapashtesa *–inë*. Siç kanë theksuar A. Xhuvani – E. Çabej në veprën e tyre “Prapashtesat e gjuhës shqipe”,[151] këtë prapashtesë e gjejmë edhe në të tjera gjuhë ballkanike, në emra me kuptime të ndryshme: në serbokroatishte, në bullgarishte, në rumanishte dhe në greqishten e re. Sa për etimologjinë e saj, autorët e mësipërm mendojnë se mund të bëhen këto vërejtje:

**a**. Shumica e emrave të formuar me këtë prapashtesë janë të gegërishtes veriore, në të cilën emrat e mocionit, si *aktinë, shkinë, ujkinë* etj., kanë rrjedhur nga emra të sllavishtes, me *-inja e–ina*.

**b**. Emra topikë më *–në* të tipit Rrogozhinë, Smokthinë, në rumanishte janë emra apelativë**;** dhe disa emra apelativë sllavë me prapashtesën *–na* kanë barazvlerën e tyre në shqipet po me atë kuptim.[152]

### d. Prapashtesa të gjuhës shqipe[153]

Ky material, grumbulluar prej shumë burimesh, është shoshitur prej autorëve në punimin e paraqitur, që është i pari studim tërësor e përmbledhës mbi këtë temë shqyrtimesh e prapashtesash të veçanta që janë bërë gjer më sot si kërkime pjesore, të cilat përveç kësaj, janë të shpërndara andej-këndej në studime të ndryshme. Qëllimi i këtij punimi, theksojnë autorët, është që të dalë në shesh mënyra e formimit të fjalëve me anë prapashtesave në shqipen, funksionet e këtyre dhe kriteret e këtij formimi. Për këtë qëllim te çdo parashtesë merret, së pari, në shqyrtim paraqitja e saj në kategoritë e ndryshme të fjalëve dhe funksioni i saj në këto kategori. Pastaj shikohet a kemi të bëjmë me një formant të një përdorimi të përgjithshëm duke përfshirë nganjëherë edhe kolonitë shqiptare të Greqisë e Italisë. Studiohet gjithashtu a është prapashtesë produktive në gjuhë apo ruhet vetëm në gjendje të fosilizuar në disa pak fjalë. Së fundi, shtrohet pyetja e etimologjisë, që dihet a kemi të bëjmë me një prapashtesë vendi apo me një të ardhur prej ndonjë gjuhe së huaj. Shqipja është më e pasur me prapashtesa se në parashtesa. Për ato duhet shënuar edhe një pjesë e tyre indoevropiane, burojnë pra prej fondit të përbashkët të trashëguar.
Është për të vënë re mirë një tipar që është karakteristikë për fjalëformimin e shqipes, tipar që për ndonjë rast të veçantë e kanë parë Holger Pederseni e W. Meyer – Lübke: ka disa prapashtesa të hyra së jashtmi të cilat kanë ndeshur në formante të vendit, të ngjashme me to nga trajta e nga kuptimi, dhe janë përzier me këto në truall të shqipes. Ndikimi i gjuhëve të tjera mbi shqipen në fushën e derivacionit me anë prapashtesash shumë herë shkon paralelisht me një ndikim analog të

---

[151] Xhuvani, A., & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 4.
[152] HYSA, Enver, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën sh**qipe, Tiranë, 200, f. 20-25.
[153] Xhuvani, Aleksandër – Çabej, Eqerem, **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë 1962.

atyre dhe mbi gjuhët e tjera të Ballkanit. Prandaj në trajtimin e elementeve të tilla na është dashur t'i shohim punët në pamje ballkanike. Anasjelltas ka raste ku një prapashtesë e shqipes ka kaluar në këto gjuhë, sikundër që ka edhe fjalë të shqipes që kanë deportuar në ato anë.[154] Për këtë vepër, të papërsëritshme deri në ditët tona në këtë trajtë të pëqendruar, siç kanë shënuar edhe autorët e saj, janë *konsultuar gjithashtu me pasqyrën e prapashtesave që ka në Hyrje të tij Fjalori i Ri i N. Gazullit (1942), një punim dorëshkrim hartuar po në atë vit nga "Instituti i Studimeve Shqptare" si dhe një tjetër me material të pasur mbledhur nga Ilia Mitrushi. Këtyre u shtohen materialet që kemi qëmtuar ne vetë në rrymë të vjetve, si nga gjuha popullore si nga shkrimet shqip, të vjetrat e të rejat, nëpër botime të ndryshme, letrare, gjuhësore e folkloristike. Poashtu kemi mbledhur literaturën shkencore që gjindet e përhapur nëpër vepra e revista të huaja.*[155]

**e. Formimet me ndajshtesa në Fjalor.**

**a. Formimi me ndajshtesa parashtesore.**

Fjalësi terminologjik nga Fjalori që kemi marrë si objekt hulumtimi gjuhësor, përmban tepër pak formime me ndajshtesa parashtesore, si me parashtesën **ndër-**:

- Ndërfana (ndër + fana)

**ndër-** parafjala "ndër", që s'është gjë tjetër veçse parafjala "ndër", në fushën e emrave nuk është aq e gjallë, shpjegon E.Hysa. Ajo është shfrytëzuar sidomos nga gjuhët e shkruar në përbërje të kalkeve të përkthyera nga gjuhët e huaja, gjejmë formime si këto: *ndërakt*, *ndërçelës*, *ndërkëmbim*, *ndërluftues*, *ndërshtënie* etj.[156]

- ndërfanda (ndër + fanda)
- ndërgishtja ( ndër + gishtja)
- **nëngjuha** (nën + gjuha )

**nën –** edhe kjo prapashtesë vjen nga parafjala "nën"është antonimike, me kuptim të kundërt me parashtesën **mbi-** e cila del mjaft e gjallë në fjalëformimin e gjuhës shqipe, për shembull: *nënbarkje*, *nënbishte*, *nënçështje*, *nëndialekt*, *nënfish*, *nënsistem*, *nënkrejcë* (jastëk) etj.[157]

- Nënqingjja (nën + qingjja)
- Nënshtallja (nën + shtallja)
- Nëntokësi (nën + tokë + s)

Tek shkronja "**P**" e Fjalorit renditen formimet me parashtesa si më poshtë:

**përceli - tepa**

**për + cel + i** (mbaresë shquarsie)

**përceza - rrushkulli**

**për + cezë + a** (mbaresë shquarsie)

**përcëllaku - rrushkulli**

**për + cullak + u** (mbaresë shquarsie)



[154] Po ata, po aty, f. 4.
[155] Po ata, po aty, f. 3.
[156] Enver Hysa, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 74.
[157] Po ai, po aty, f. 72.

**përcëllashma - dushkulli**

**për + cëllashmë + a** (mbaresë shquarsie)

**përçlahu - urthi**

**për + çlah + u** (mbaresë shquarsie)

**përçlani - urthi**

**për + çlan + i** (mbaresë shquarsie)

**përçollaku - akrepi**

**për + çollak + u** (maresë shquarsie)

**përdredha - kulpra e zezë**

**për + dredhë + a** (mbarsë shquarsie)

**përdheu – gjarpri**

**për + dhe + u** (mbaresëshqursie)

**përnari - prralli**

**për + nar +i**

**përshëlliza - lulja e gurit**

**për + shëllizë + a** (mbaresë shqursie)

**përshuta - pelini i egër**

**për + shutë + a** (mbaresë shquarsie)

**përvasha – karafili**

**për + vashë + a** (mbaresë shquarsie)

**b. Formimi me ndajshtesa prapashtesore.**

Fjalët e prejardhura, siç quhen, në gjuhën shqipe kanë një bazë të gjerë fjalëformimi me anë prapashtesash. Ky vështrim fjalëformues këtu gjen shprehje kryesisht në termat njëfjalëshe, të cilat, me prapashtesa kthehen në leksema të reja, me semantikë ndryshe nga temat fjalëformuese apo rrënja. Prandaj dhe shumë terma bimësh e kafshësh janë formime prapashtesore në Fjalorin e gjuhëtarit Xh.Lloshi. Le t'i ndjekim sipas analizave që vijojnë per disa germa të caktuara,

përzgjedhur nga kjo vepër shkencore. Tek termat njëfjalësh, që kanë në vijim analizën fjalëformuese, po shtrijmë edhe një linjë të analizës së kuptimit leksikor, ku është e mundur, duke u mbështetur në semantikën që japin fjalorët shpjegues të gjuhës sonë, në mënyrë të veçantë, ai i vitit 1980 (Fjalori normativ i shqipes dhe Fjalori i vitit 2006, i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë.) Për çështje teorike të kësaj pjese po mbështetmi tek vepra e gjuhëtarit Jani Thomai "Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe" (Semantikë leksikore)[158] Tek sythi "Përbërësit leksikorë", autori shpjegon se *zhvillimi i gjuhës, siç dihet, është përsosje e mjeteve të shprehjes e kjo përsosje, në kuptim, s'është gjë tjetër veç krijim njësish të reja semantike leksikore, gramatikore e stilistike (shumë rrallë fonetike).*[159] Kështu ngjet kur nga temat/rrënjë fjalëformuese, krijohen fjalë-terma të rinj, në Fjalorin që po analizojmë. Këto 7 kritere po i vendosim në footnotes, për t'i zbatuar gjatë punës sonë, duke filluar nga germa **A**.

**Shënim:**

- Na duhet të shënojmë se kërkimi dhe gjetja e fjalëve të prejardhura me ndajshtesa, këtu, në pjesën më të madhe, me prapashtesa, si fjalëformimi më prodhimtar në gjuhën shqipe, pra, ky kërkim, nuk është aspak i lehtë, për shkak të ***përcaktimit***, më mirë të themi, ***veçimit të temës/rrënjës fjalëformuese***, që në gramatikat tona shkencore merret si bazë edhe e veçimit e analizës së ndajshtesave në gjuhën shqipe. Kjo ngjet, sepse, në të rrallë ndodh që jo përherë tema fjalëformuese bart një kuptim leksikor; për shembull, në Gramatikën e gjuhës shqipe të Akademisë së Shkencave, tek fjalëformi, del fjala "bubulak" dhe veçohet prapashtesa – ak, duke lënë më vete morfemën "bubul", e cila nuk bart asnjë kuptim leksikor (f. 43 – 79). Aty thuhet se *në shumicën e rasteve kuptimi i rrënjës është i qartë, kapet lehtë, edhe kur ajo vështrohet e shkëputur nga fjala përkatëse*. Në këtë gramatikë jepet edhe koncepti "rrënjë të lira" – me kuptim leksikor dhe "rrënjë të lidhura" – që nuk mund të shërbejnë si temë e një fjale të parme, d.m.th., nuk mund të përdoren të pashoqëruara me ndonjë ndajshtesë fjaëformuese; të tilla janë, p.sh., rrënja –*bath* e foljeve *m-bath* e *z-bath*. Kështu na ndodhi edhe tek shkronja "GJ", në këtë kapitull, me fjalën-term "**gjerak-u**", ku kemi veçuar morfemën "**gjer**-" dhe

[158] ASHSH, Thomai, Jani, Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe (Semantikë leksikore), EDFA, Tiranë, 2009. Kreu II, f. 85 – 136.

[159] Po ai, po aty, f. 100. (Më tej gjuhëtari J. Thomai, shpjegon mirëfilli se përbërësit e kuptimit leksikor të fjalës janë të shumëllojtë e mbështeten, siç u tha, në tregues të ndryshëm të reales (të sendit), të cilët u japin karakter përgjithësues disa përbërësve semantikë. Këta tregues mund t'i mbledhim në grupe të mëdha:

**a**). Tregues *të gjinisë* së reales (të klasës më të afërt ku bën pjesë realia); p.sh. *delja është kafshë shtëpiake, lisi është dru pylli, qepa është perime, laj është "pastroj me ujë*..." etj.;

**b**). tregues *të lëndës* së reales (në kuptimin konkret e abstrakt); p.sh. *buka është brumë mielli, tulla është baltë e pjekur, i bakërt është prej bakri* etj.

**c**). tregues *të ndërtimit* të realies (pjesët, ndërtimi, lidhjet e pjesëve etj.); p.sh. *shtëpia* është *me themele, mure e çati, me ndarje për banim, biçikleta* është *me dy rrota, me timon e me zinxhir*; *lidh* është *kap dy anët e një filli e i pleks*; *shumëvëllimësh* është *me shumë vëllime* etj.

**ç**). tregues *të cilësive* të reales (forma, madhësia, ngjyra, fortësia, ashpërsia, pamja etj.); p.sh. *toka* është *e rrumbullakët, qumështi* është *i bardhë*, *çeliku* është *i fortë*, *vrapoj* është "*eci shpejt*" etj.

**d**).tregues *të përdorimit* të realies (vlerat, fushat e mënyrat e përdorimit, qëllimi i përdorimit etj.); p.sh. *lapsi* është *për të shkruar*, *këmisha* është *për t'u veshur, gjilpëra* është *për të qepur* etj.;

**dh**).tregues *të mjedisit* të realies (vendi ku rritet a prodhohet, koha kur prodhohet a kur përdoret, me çfarë ka lidhje, me se ndryshohet a përpunohet, ngjyresa emocionuese etj.); p.sh. *peshku* rron *në ujë, bora* bie *në dimër, plehu* i hidhet *tokës a bimës, lajkatari* të *mashtron* etj.;

**e**). tregues *i historisë* së realies (ku e kur ka lindur, si është formuar, si prodhohet, kush e ka shpikur, si ka ndryshuar etj.); p.sh. *Rilindja* është zhvilluar *në shekullim XIX, llamba elektrike* u zbulua *nga Njutoni* etj. Të shtatë këto grupe treguesish nuk dalin në çdo kuptim, por ndërthuren sipas vetë realies.

ndajshtesën prapashtesore **–ak**, pa mundur t’i japim një kuptim leksikor morfemes-rrënjë, që nuk del e vetme në gjuhën tonë, përndryshe, në lëmë të fjalëformimit në terma a emërtime.

- E dyta, në disa zëra shkronjorë të para, si nga **A…. K** e pak më tej janë zgjedhur për analizë shumë terma emërtues, për të nxjerrë në pah shumësinë (pasurinë) e ndajshtesave prapashtesa; kurse në shkronjat në vijim, ato vijnë e përsëriten, pa qenë nevoja t’i rimarrim; kjo është arsyeja që nuk duhet parë si “rënie e tezës” apo kreut kushtuar fjalëformimit.
- Së treti, ka shumë shkronja, me pak emërtime njëfjalëshe, ku zotërojnë termat emërtues dyfjalësh dhe trifjalësh (pra, me sintagma) dhe ka vështirësi të mëdha në tërheqjen e tyre si modele fjalëformimi, sidomos në “periferi” të Fjalorit që kemi në objekt punimi; për shembull, tek shkronjat U, X, Xh, Zh, etj.
- Për këtë na është dashur që të mbështetmi gjerësisht edhe tek fjalorët shpjegues të largët në kohë: 1954 dhe ai i vitit 2006, të cilët, në të rrallë, kanë dhënë jo vetëm termat latinë (1954), por edhe shpjegime me kuptime leksikore të pranueshme shkencërisht, kur Fjalori ynë i emërtimeve të florës e të faunës nuk i ka dhënë, edhe për rastet kur termi del vetëm me termin tjetër latinisht, bie fjala, termi “**xhirdi**”- ka djathtas termin latinisht “**Meriones unguiculatus**” , kurse ky term i fundit, tek pjesa II e Fjalorit (Latinisht-shqip) del me shpjegimin “xhindi”, pra kemi vetëm ndërrim vendesh, gjë që e shton vështirësinë e gjetjes së temës fjalëformuese.
- Së fundi, ka raste jo të pakëta që për të arritur tek shpjegimi leksikor me anë të rrënjës/temës fjalëformuese, autori sjell emërtime dialektore, marrë nga fjalorë të tillë, siç e thotë në parathënie, të cilat, si terma emërtues nuk janë të njohura as për ne, as për specialist të fushës, për shembull, termi “ilnja “ vjen me shpjegimin “ilqja”.Të dyja të panjohura për lexuesin dhe të paregjistruara nëpër fjalorët shpjegues shqip-shqip.

**A**

**aeroplankë -a** (peshku laraskë); mungon termi latinisht.

**aeroplan** + **kë** + (a) mbaresë e shquarësisë

(- **kë**) prapashtesë me nuancë shprehëse e përkëdhelisë, zvogëlimit dhe e përqeshjes,[160] por bën pjesë dhe në ndërtimin e emrave të mocionit, si pjesë e të cilit hyjnë dhe disa emra kafshësh, që janë bërë të pavarur nga primitivët e tyre.[161] Autorët e monografisë që kemi cituar shtyhen më gjatë në shpjegimin e tyre, duke shënuar se kjom prapashtesë është e vjetër në shqip, ndeshet tek Bogdani: **shëputkën e këmbësë** (la planta di piedi), por pa funksion diminutiv; sipas tyre, këtë e mbajnë: emra etnikë (Korçarkë), ndonjë mbiemër (sykë), ndonjë ndajfolje vendi (gjetkë). Ata japin edhe modele formimi me prapashtesën – ka në gjuhën serbokroate: lovka (gjahtare), jalovka (lopë e gjelbër), edhe në bullgarishte sjellin shembuj formimi. Ata, gjithashtu shprehin mendimin se ajo është prej burimit sllav, sikurse Jokli e Bariçi, të cilët pranojnë dy prapashtesa: -ka, dhe – kë. Fjalori i vitit 2006 e shpjegon temën fjalëformuese: mjet fluturues reaktiv a me motor dhe zakonisht me krahë.

**agjëronj-a** (çafka), pa term në latinisht

**agjër** + **onjë** + (a) mbaresë e shquarsisë

---

[160] UT IGJL, Hysa, E., “**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**” ,Tiranë, 2004, f.192.
[161] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “**Prapashtesat e gjuhës shqipe** “ , Tiranë, 1962 , f. 64.

(- onjë) është prapashtesë, me anën e së cilës formohen emra prej emrash e foljesh, një gjë konkrete në përgjithësi, ose femrën e një shpeze,[162]e jep dhe E.Hysa, duke thënë se për këtë prapashtesë nuk ka emra të tjerë, me anën e së cilës të bëhet dallimi mes gjinisë femërore dhe asaj mashkullore,[163] përveç ujkonjë (ujk) dhe zonjë (zot), por arsyetimi i Xhuvanit dhe i Çabejt qëndron më mirë së argumentuari e me shumë shembuj në gjuhën shqipe. Tema nga formohet termi "agjëronjë-a" – argjër – bën pjesë në ato morfema që u ka humbur kuptimi semantik; Fjalori/2006 nuk e përmban as foljen "agjëroj".

**ahisht-a ,** pyll me ahe, ahu; termi latin Fagus, Fagus sylvatica

**ah** + **ishte** + (a) mbaresë e shquarsisë.

(- **isht**/e) është ndër prapashtesat që kanë si tema fjalëformuese rregullisht tema emërore, konkretisht emrat e bimëve[164] dhe jep kuptimin e emrave kolektivë që tregojnë vendin ku ndodhet një shumicë sendesh të fjalës primitive.[165]
Ah-u, dru i lartë i pyjeve malore, me lëvore të lëmuar e me lëndë të fortë: dërrasë ahu etj. Tema fjalëformuese e fajlës "ahishte" është "ah-u", fjalë e mbarë shqipes që shënohet nëpër fjalorët shpjegues: term botanike, dru i lartë i pyjeve malore.

**avdosk-u** (bórësi, zogu i dimrit), pa term latinisht

**avdos** + **k** + (u) mbaresë e shquarsisë[166]

(- **k**), prapashtesë që u ngjitet pak emrave që dalin prej emrash, foljesh e parafjalësh.[167] Kjo prapashtesë, sipas Joklit, është refleks shqiptar i formantit i.e. – ko, që del, për shembull, në sllavishten e vjetër: znak.
Tema fjalëformuese "avdos-i" (term zoologjie), me kuptimin "borësi" = zog i bore
s" gjendet në Fjalorin e gjuhës shqipe të vitit 1954.
Duhet shënuar se pikërisht te fjalësi i shkronjës "**A**"kemi ndeshur termin botanik "**aguliçe-ja**"(*Primula veris. P. Vulgaris, P. Acaulis, P. Grandiflora*), që në Fjalorin tonë shoqërohet edhe me 8 sinonimet njëfjalëshe: *gorolilja, gjerdani, lakërishta, lejthici, lulekaçja, poleska, salepi, zgorofeta*; kurse 12 emërtime të tjera shprehen me sintagma me dy përbërës. Shpjegimin më të qartë e më të kuptueshëm e jep Fjalori i vitit 1954: një farë lule e verdhë, që çel në ditët e para të pre̊ndverës.[168]Literatura jonë gjuhësore nuk e jep si prapashtesë formantin –**iç**, prandaj dhe nuk po e analizojmë në përbërës.

**B.**
**badërz-a,** ( prasi ) pa termin latinisht

**badër** + **zë** + (a) mb. shquarsie



---

[162] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., "**Prapashtesat e gjuhës shqipe** " , Tiranë, 1962 , f.75 .
[163] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**" , Tiranë , 2004 , f. 191 .
[164] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe** ", Tiranë, 2004, f.174.
[165] UT IHGJ, Xhuvani A. – Çabej, E., "**Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962 , f. 60 .
[166] **Në vazhdim, me shkurtimin mb.shq. (***shënimi im*- **K.Lazri).**
[167] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., **" Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962 , f.63 .
[168] Instituti i Shkencavet, Sekcioni i Gjuhës e i Letërsisë**, Fjalor i gjuhës shqipe,** Tiranë, 1954**.**

Grupin më të madh të fjalëve me prapashtesën (- **zë**) e kanë emrat femërorë dhe marrin kuptim zvogëlues apo përkëdhelës,[169] e njëjta gjë dhe te Xhuvani, ku futen gjithashtu emrat e kafshëve e të bimëve.[170] **bajukël-a** (shpezë uji nga familja e rosës së egër)[171]
Për temën/rrënjë fjalëformuese "badër-badra", shohim Fjalorin e vitit 1954, ku gjejmë shpjegimin si term botanik (Asphodelus), bimë nga fmailja e Liliacevet, me fletë të gjata, me lule të bardha të bukura; badhër.

**bajukla,** bajza, pilëza, shpend uji e familjes së rosës së egër, termi latin *Fulica atra*

**bajukë + l** + (a) mb.shquarsie.

Xhuvani-Çabej shpjegojnë me këtë prapashtesë formohen emra veprimi (nomina actionis), si: *djegëlë, nisëlë,* etj. Pederseni dhe Jokli e lidhin me një mbaresë infinitive të armenishtes.[172]Funksioni origjinal i saj është diminutivi.
Për temën fjalëformuese "bajukë-a" Fjalori i vitit 2006, jep shpjegimin: term i zoologjisë, shpend uji si bajza, me sqep të gjelbër e me lafshë të bardhë.

**barisht-a,** bari i plasjes, mungon termi latinsiht

**bar** + **ishte** + (**a**) mb.shquarsie

Kjo prapashtesë (- **ishte**) është një variant i (-**ishtë**), me të cilën formohen emra prej emrash që tregojnë vendin ku gjendet një shumicë e fjalës në fjalë[173] dhe që kryesisht kanë si tema fjalëformuese një emër bime.[174] Thuhet se kjo prapashtesë është produktive në gjuhën e shkrimit, sidomos, nga sfera e bujqësisë. Gjithashtu, albanologët tanë të shquar (autorë të monografisë së cituar disa herë), e quajnë të ardhur prej serbokroatishtes, ku formohen emra prej emrash, si: blatiste (vendi i një liqeni, nga blato); crkviste (vendi ku ka qenë kishë), etj.
Tema fjalëformuese "bar-i" gjendet në fjalorin e v. 2006, me shpjegimin leksikor: bimë me kërcell të hollë që nuk drunjëzohet, me gjethe të gjata e të blerta, që shërben kryesisht si ushqim për kafshët; bimë barishtore etj.

**batrac-i,** batra, zhabina zvarritëse, mungon termi latinisht.

**batër** + **ac** + (i) mb. shqusrsie

Me (- **ac)** formohen emra a mbiemra prej emrash a mbiemrash me kuptime pejorative, përkeqësuese.[175]Enver Hysa shton se *kuptimi keqësues i saj është më i fortë në krahasim me prapashtesën –ak e madje mund të thuhet se kjo prapashtesë dallohet vetëm ky kuptim, janë formuar një numrë emrash kryesisht me tema emërore; më rrallë edhe me tema foljore, si: burrac,*



[169] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**" , Tiranë , 2004 , f.183.
[170] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ",Tiranë, 1962 , f.108 .
[171] **Shpjegimi sipas Fjalorit të vitit 1954.**
[172] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ",Tiranë, 1962 , f.65.
[173] UT IHGJ, Xhuvani A., – Çabej, E., "**Prapashtesat e gjuhës shqipe**" ,Tiranë, 1962 , f. 60 .
[174] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë , 2004 , f.174 .
[175] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., "**Prapashtesat e gjuhës shqipe**",Tiranë , 1962 , f. 6 .

*kupac, gojac, kungullac* etj.[176]Sipas Xh & Ç, që citojnë Joklin, kjo prapashtesë ka hyrë në shqipet nga serbokroatishtja, p.sh.: dubac (daltë), lakomac (koprrac), pianac (pijanec), etj.
Tema fjalëformuese "bathër-bathra", gjendet si term botanik (Narcissus poeticus) vetëm në Fjalorin e vitit 1954 dhe del me shpjegimin: bimë me zhardhok, rritet nëpër vende mesdhetare dhe është stolia e qipshteve, 2. badër.

**bathëz-a,** batha e vogël, termi latin *Vicia faba minor*

**bathë** + **zë** + (a) mb. shq.

Me prapashtesën (-**zë**) janë formuar emra femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdheljeje, këtu përfshihen dhe emra shtazësh dhe bimësh[177] dhe.[178] Këtu gjuhëtari E.Hysa shpjegon se kjo prapashtesë del me disa variante, si: ***zë, - z, - ezë, -azë, - izë***.Sipas XH & Ç, kjo prapashtesë është shumë popullore, produktive në gjuhë të shkrimit të së kaluarës, kurse në kohën tonë është pakësuar si përdorim. Jokli e quan prapashtesë kolektive.
Tema fjalëformuese "bathë-a" gjendet në Fjalorin e vitit 2006, si term biologjie, me shpjegimin: bimë barishtore me kërcell të gjatë e me lule të bardha, që mbillet edhe për bishtajat e kokrrat e saj, të cilat gatuhen gjellë.

**bengëz-a,** bengu, fikësi (Për bengun: Oriolus oriolus, Coracias oriolus)

**bengë** + **z** + (a) mb. shq.

(-z) përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdheljeje, arkëzë.[179] Është prapashtesë e lashtë në shqipe, se na del edhe tek autorët e vjetër që nga Buzuku, Budi e Bogdani. Ka qenë mjaft popullore, produktive, por në kohën tonë, produktitiviteti i saj është pakësuar.
Tema fjalëformuese"beng – u" del si term biologjie (Oriolus oriolus), vetëm në Fjalorin e vitit 1954, shoqëruar me shpjegimin: zog shtegtar i rendit të harabelëve, me pupla me ngjyrë të verdhë në të ndritur dhe me krahë të zez e sqep të kuq; ushqehet me fiq; femra që quhet "fugë-a" i ka krahët të verdhë në të blertë; fikës cikofua.

**bilbilth-i,** zog trumcaku, Sylvia curruca, Locustella luscionides

**bilbil** + **th** + (i) mb. shquarsie

(- **th**) është prapashtesë zvogëlimi që formon emra pej emrash, më së shumti ata mashkullorë,[180] por ndodh dhe që të formojë fjalë të reja, me kuptim të ri leksikor, duke u zhveshur kështu nga kuptimi zvogëlues apo përkëdhelës.[181] Në arbërishte të Italisë kjo prapashtesë ka një përdorim mjaft të hapët.



[176] Hysa, Enver, Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe, Tiranë, 2004, f. 185.
[177]UT IHGJ, Xhuvani A. – Çabej, E., "**Prapashtesat e gjuhës shqipe** " , Tiranë , 1962 , f.108 .
[178] UT IGJL, Hysa, E., **"Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" ,** Tiranë , 2004 , f. 182 .
[179] UT IGJL, Hysa, E., "**Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**" , Tiranë , 2004 , f. 183 .
[180] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E. , " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f. 94 .
[181] UT IGJL, Hysa, E., "**Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë , 2004 , f.182 .

Tema fjalëformuese “bilbil-i” gjendet edhe në Fjalorin e vitit 2006, si term zoologjie (pa latinisht), me shjpjegimin: zog sa trumcaku, me bark të përhimë e me krahë të murmë, që këndon bukur. 2. Pip i vogël prej metali etj.

**bletëz-a,** bari i bletës, mështekna, lëpjeta; (Bleta- Apis mellifera)

**bletë** + **z** + (a) mb.shqusrsie

Kjo prapashtesë përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje.[182]
Tema/rrënjë fjalëformuese “bletë-a”, si term zoologjie, gjendet vetëm në Fjalorin e vitit 1954 (Apis mellifera) dhe me shpjegimin: 1. kandërr me trup të murmë, e veshur me push të verdhë në të murme e armatosur me një thumb në fund të barkut; na jep mjaltin dhe dyllin. 2. Tërësia e bletëve të një zgjoi: lëshoi bleta, roiti bleta. Me prapashtesë, këtu, nuk tregon një bletë të vogël, siç është roli i morfenës – z, por autori i Fjalorit të florës dhe faunës, jep termin “bari i bletës”.

**blinisht-a,** bliri gjethemadh, pa term latinisht

**bli** + **ishtë** + (a) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar emra prej emrash, emra kolektivë që tregojnë vendin ke gjenden shumica e fjalës primitive.[183] Në rastin tonë, mendojmë se formimi pa rotacizëm (bli-ni/bli-ri) vjen nga shqiptimi në diektin gegë dhe fjala-term është bërë e mbarë përdorimit të shqipes, qoftë në tekstet letrare të standardit, ashtu edhe në fjalorë terminologjikë.Buron prej sllavishtes jugore, siç e dëshmojnë edhe emrat topikë të gjuhës sonë: Blinisht, Bilisht, Tueshemisht etj.
Tema fjalëformuese “bli-ri”, del në Fjalorin e vitit 1954 si term botanike (Tilia), me shçjegimin leksikor: dru me trup të lartë dhe me fletë të gjelbër sin ë të verdhë; lulet e tia kanë erë të mire dhe, kur i ziejmë, kanë një amëz sit ë mjaltit, pihet si çaj për të zbutur kollën. Është interesante se me këtë temë/rrënjë fjalëformuese, por me rotacizëm “bli-ni” shënohet edhe një term nga bota e gjallë e ujit, zoologjia (Acipenser sturio): peshk deti i madh me sharrëz mbi kurriz; nga vezët e këtij lloj peshku nxjerrin havjarin.

**bórës-i,** dëborak, zogu i dimrit, *termi latin Fringilla coelebs*

**borë** + **s** + (i) mb.shq. (Pa lëvizje theksi në trajtën e shquar)

Prapashtesa (- **s**) formon emra e mbiemra prej emrash e foljesh me kuptime të ndryshme, konkretisht ky emër, bórësi, është vepronjës (nomina agentis) dhe është emër prej emri,[184] del me dy variante (- **s**) dhe (- **ës**), e para bashkohet me tema që mbarojnë me zanore dhe e dyta me tema me mbaresë bashkëtingëllore.[185] Këtu do përmendur edhe fjala **rrozgë,** e cila, sipas Joklit rredh nga “rrodhe”.



[182] UT IGJL, Hysa, E., “**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**”, Tiranë , 2004 , f. 183 .
[183] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ **Prapashtesat e gjuhës shqipe** “ , Tiranë, 1962, f. 60 .
[184] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “ , Tiranë, 1962, f.42 .
[185] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë , 2004 , f. 155 .

Tema fjalëformuese/rrënja gjendet në Fjalorët shpjegues të shqipes, për shembull, nga ai i vitit 1954, marrim shpjegimin: uji i ngrirë në kristale të bukura si yje me gjashtë qoshe, që bie flokë-flokë përdhe; fig. shumë e bardhë, e bardhë borë.

**bredhëz-a,** bredha, luleshtrydhja, pa termin latinisht.

**bredhë** + **z** + (a) mb.shquarsie

Kjo prapashtesë përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje.[186]Në disa të folme të Veriut, edhe në Kosovë, është dëgjuar edhe me shqiptimin "dredhëz- a", për emërtimin e kësaj perimeje pylli.
Tema/ rrënjë fjalëformuese "bredh-i" gjendet tek Fjalorët shpjegues të shqipes, edhe si term botanike tek ai i vitit 1954 (Abies), me shpjegimin leksikor: dru halor përherë i gjelbër, i lartë, në trajtë të piramidës; çam, bre. Ka mundësi që kalimi i kuptimit, nëpërmjet prapashtesës – z, që emërton "luleshtrydhën", "bredhën" të bëhet për arsyen biologjike që ky frut pylli të rritet në pyje ku ka bredha më tepër.

**breshkëz-a,** breshka, *termi latinisht Ceroplastes*

**breshkë** + **z** + (a) mb.shquarsie

Është prapashtesë që përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje.[187]
Tema / rrënjë fjalëformuese "breshkë-a" gjendet tek të dy Fjalorët shpjegues të shqipes: 1954/2006, shënuar edhe si term, veçse me latinisht e si term zoologjie, e ka vetëm ai i vitit 1954 (Testudo): shtazë zvaranike, e ngathët, e mbuluar me një rrashtë; ka nofulla të forta dhe me trajtë sqepi; nuk ka dhëmbë. Edhe termin e dhënë nga Xh.Lloshi e ka Fjalori i vitit 1954: breshkëz-a"

**brukth-i,** *bruka, batha e egër, marina lulevogël, termi latinisht "Narcisus pseudonarcissus".*

**brukë** + **th** + (i) mb.shquarsie

(- **th**) është prapashtesë zvogëlimi që formon emra pej emrash, më së shumti ata mashkullorë,[188]por ndodh dhe që të formojë fjalë të reja, me kuptim të ri leksikor, duke u zhveshur kështu nga kuptimi zvogëlues apo përkëdhelës.[189]Autorët mendojnë se kjo vjen si variante fonetike e prapashtesës –c, me kuptim zvogëlimi.
Tema/rrënjë fjalëformuese "brukë-a", fjalë që e kanë dy fjalorët që po citojmë herë pas here, por Fjalori e vitit 1954 e ka edhe si term botamike (Tamarix gallica), me shpjegimin leksikor si vijon: bimë e drunjtë ose shkurre e visevet mesdhetare, me fletë të vogla si leskra e me ngjyrë të gjelbër më të kaltërt, me lule të grumbulluara në një kalli, në një vile a në një tufë.



---

[186] UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" , Tiranë , 2004 , f. 183 .
[187] UT IGJL , Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" , Tiranë , 2004 , f. 183 .
[188] UT IHGJ , Xhuvani, A. – Çabej, E., "Prapashtesat e gjuhës shqipe " , Tiranë , 1962 , f. 94 .
[189] UT IGJL, Hysa, "E.Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" , Tiranë , 2004 , f.182 .

**buburrick (ë)-a,** buburreci miza e dheut, *lat. Calosma*

**buburric** + **k** + (**a**) mb.shquarsie

(- **k**), prapashtesë që u ngjitet pak emrave që dalin prej emrash, foljesh e parafjalësh.[190] Kjo prapashtesë na paraqite sot e izoluar; te fjala "derk-u" Jokli sheh një kuptim zvogëlimi të prapashtesës –k; sipas austriakut, kjo është një refleks shqiptar i formantit indoevropian- ko, që del edhe në sllavishtes e vjetër-znak(shenjë).
Në kuptimin leksikor, termi "buburrec-i" (këtu si term në gjininë femërore), ka kuptimin e përgjithshëm "buburrecë-a" efshm,-a, që në Fjalor të vitit 1954 jpet me shpjegimin e termit zoologjik: emër I përgjithshëm për disa kandrra të vogla që nuk kanë fletë për të fluturar: boboricë.

**bujkth-i** (bujku) ose "bulkthi", *lat. Gryllus domesticus*, *Acheta domesticus*

**bujk** + **th** + (i) mb. shq.

(- **th**) është prapashtesë zvogëlimi që formon emra prej emrash, më së shumti ata mashkullorë,[191] por ndodh dhe që të formojë fjalë të reja, me kuptim të ri leksikor, duke u zhveshur kështu nga kuptimi zvogëlues apo përkëdhelës.[192]
Tema/rrënjë fjalëformuese "bujk-u" si fjalë e përgjithshme e shqipes, jepet në çdo Fjalor shpjegues me kuptimin: ai që merret me bujqësi; bujkeshë-a. Nuk del si term në asnjë fjalor shpjegues në formën "bujkth-i", siç e jep autori i Fjalorit të florës e të faunës. Por në Fjalorin e vitit 1954 e ndeshim në trajtën: bulkth-i (burkth), si term zoologjie, siç e ka edhe Xhevat Lloshi: bulkthi, me 15 sinonime.

**bukëlz-a,** bukla, *lat. Mustela nivalis,*

**bukël** + **z** + (a) mb.shq

(-**z**) është prapashtesë që përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdheljeje.[193] E gjejmë si term zoologjie në Fjalorin e vitit 1954, me shpjegimin: *Mustela vulgaris,* sisor i vogël mishngrënës, me trup hollak, me qime të murme si me të kuq nga sipër e të bardhë nga barku; shumë i shkathët; buklëz, nuse e lalës.

**bukurez-a** (xixëllonja), *lat.Lampyrus noctiluca* – marrë tek shkronja "**X**".

**bukur** (**i**) + e (shfaqet në vend të **ë**-së, në pozicion tonik) + **zë** + (a) mb.shq.

[190] IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe " , Tiranë , 1962 , f.63 .
[191] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë , 1962 , f. 94 .
[192] UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" , Tiranë , 2004 , f.182 .
[193] UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe" , Tiranë , 2004 , f. 183 .

Me prapashtesën (- **zë**) janë formuar emra femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdheljeje, këtu përfshihen dhe emra shtazësh dhe bimësh,[194] në rastin konkret, është e pranishme një shpërngulje e theksit në rrokjen e parafundit, në vend të **ë**-së është paraqitur (- e) në pozicion tonik[195] dhe[196].
Tema/rrënjë fjalëformuese "i bukur" është mbiemër, që i përket gjithë gjuhës letrare, shpjegohet me kuptimin leksikor, Fjalor 2006: që ka tipare, vija a valëzime të rregullta, gërshetim të këndshëm ngjyrash, brendi tërheqëse, veti të mira etj. dhe që pëlqehet, të sjell gëzim e të jep kënaqësi; i përkryer, i hijshëm.

**bukurish-a,** luleshqerra - mungon lat. i drejtpërdrejtë

**i bukur** + **ishë** + (a) mb.shq.

Prapashtesa (- **ishë**) është e gegërishtes veriore, që formon pak fjalë, buron nga serbishtja (**-isa**/serbokr.).[197]
Për kuptimin e temës fjalëformuese të mbiemrit "i bukur", shih më lart sipas Fjalorit të vitit 2006.

**bukurosh-i,** bishtatundësi, *lat. Parnassius apollo*.

**i bukur** + **osh** + (i) mb.shquarsie

Me këtë prapashtesë (- **osh**) janë formuar mbiemra dhe pak emra, prej emrash e mbiemrash, me kuptime më të shumtën pejorative, konkretisht te kjo fjalë kemi mbiemër prej mbiemri,[198] një nga formimet e rralla të shqipes, që në rrafshin stilistikor, shërbejnë edhe si stilema me ngarkesë emotive-emocionale. Sipas D.Kostiçit, këtë prapashtesë e kanë njësoj edhe shqipja edhe serbishtja e Kosovës me një funksion substantivi mbiemëror. Për kuptimin e temës fjalëformuese të mbiemrit "i bukur", shih më lart sipas Fjalorit të vitit 2006.

**bulgrak-u** (bulgri, lisi i butë), *lat. Quercus macedonica*

**bulgër** + **ak** + (u) mb.shq.

(- **ak**) këtu ka sjellë emër nga një emër, tregon një bimë.[199] Mbase, nga prania e abitatit të kësaj bime të egër pyjore, rrjedh edhe toponimi **Bulgër-i**, emër fashti në Mirditë (Lurë).Sipas Weigandit funksioni pejorativ i prapashtesës –ak, në fjalët "qyrrak", "vjedharak" ka dalë nga kuptimi augmentativ, si te fjala "burrak", "sorrak".
Për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese "bulgër-i" shohim se gjendet vetëm në Fjalorin e vitit 1954, me shpjegimin: term botanike në dy forma – bulgër-bulgri – bujgër; dhe: bujgër-bujgri, term botanike *Quercus macedonica*, një fare qarri që i ka gjethet anës me fhëmbë si ato të fletëve të gështenjës; bulgër: qarr i kuq.



[194] UT IHGJ, Xhuvani – Çabej , " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë , 1962 , f.108 .
[195] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë , 1962 , f.109 .
[196] UT IGJL, Hysa , E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**" , Tiranë , 2004 , f. 182 .
[197] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë , 1962, f.58 .
[198] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe " , Tiranë , 1962, f.80 .
[199] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe " , Tiranë , 1962 , f.10 .

**bungaci** (pungaca, dushku), *lat. Holcus lanatus – marrë tek termi " pungaca".*

**bungë** + **ac** + (i) mb.shq.

Me (- **ac)** formohen emra a mbiemra prej emrash a mbiemrash me kuptim pejorative.[200] Fjala-term e mësipërme, duket qartazi se vjen nga fjala "bungë-u". Si lemë e veçantë, del edhe në Fjalorin e vitit 1954: **BUNG-U** em, shm.- a, bot. (Quereus sessiliflora) lloj dushku, 18 gjer 30 m i lartë, me lëkurë t'errët, me fletë si vezake dhe me lëndë që i grumbullohen nga dy gjer më pesë në një bisht; bungë.[201] Kuptimi pejorativ, që shënojnë gjuhëtarët, vjen më së shumti në kontekst, kur ky emër i dygjinishëm, përdoret në gjininë femërore "bungë-a", për të ironizuar një femër të shkurtër e të shëndoshë: je ba si bungë lisi, pjesa e prerë që mbetet mbi sipërfaqe të tokës, fakt gjuhësor që i përket më tepër ligjërimit të folur popullor e bisedor intim; edhe si përkëdhelje. Sipas Joklit, kjo parashtesë –**ac**, ka hyrë në shqipe nga serbokroatishtja, ku sfera e përdorimit është më e gjerë se në shqip; me të formohem emra të përveçëm, emra veprus (nomina agentis) emra gjërash. Veç kuptimit leksikor që morëm nga Fjalori 1954, tek Xh.Lloshi gjejmë edhe termin latinisht "Isoetis echinospora".

**burith-i** (buriu, urithi), *lat. Talpa europeae – marrë tek shkronja "U": urithi.*

**buri** + **th** + (i) mb.shq.

(- **th**) është prapashtesë zvogëlimi që formon emra pej emrash, më së shumti ata mashkullorë.[202]Gjendet edhe tek autorët e vjetër, si: te Buzuku e Budi e te Bardhi. Për burimin e saj mendojmë se është variante fonetike e prapashtesës –c, me kuptimzvogëlimi: voc, Ndoc. Për kuptimin e temës fjalëformuese shohim se nuk është as tek Fjalori i vitit 1954, brenda fjalësit të shkronjës "b", por e gjejmë në trajtën "uri-u", si term botanike, edhe te termi "urith-i" me shpjegimin: shtazë insektengrënëse nga rendi i Sasiorëvet, me sy jo edhe aq të zhvilluar; qimen e ka të ndritur dhe turirin të gjatë, rron nën dhe: uriu.

**bushtërza** (dosëza), *lat. Gryllus gryllotalpa, Gryllotalpa gryllotalpa* (te termi "dosë-a".

**bushtër** + **zë** + (a) mb.shq.

Me prapashtesën (- **zë**) janë formuar emra femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje, këtu përfshihen dhe emra shtazësh dhe bimësh,[203] por dhe fjalë që nuk kanë fare kuptim zvogëlimi apo përkëdhelie.[204]Për analizën leksikore, Fjalori 1954 jep këtë përmbajtje: bushtër- femra e qenit; buçe, shakë, gore, kuçkë; fig.: edhe grua e keqe nga morali, grua e ligë.



---

[200] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** " , Tiranë , 1962 , f.6 .

[201] Instituti i Shkencavet, Sekcioni i Gjuhës dhe i Letërsisë, **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 1954. Për termin botanik të mësipërm, Fjalori rreshton edhe lemat: Bungajë-a pyll me bunga; bungëbutë, bungëkeqe-ja, të gjitha të lidhura me termin e shënuar më lart.

[202] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f. 94 .

[203] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.108 .

[204] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë , 2004 , f. 182 .

**C.**

**cerrak-u** (lakuriqi), mungon termi latin për këtë zë.

**cerrë** + **ak** + (u) mb.shq.

Prapashtesa (- **ak**) këtu ka sjellë emër nga një emër, tregon një gjitar.[205] Mund të mendojmë se formimi ka bazë onomatopeike (tingullimituese), që jep kjo gjallesë kur zë e lëviz me zhurmën karaktzeristike. Nga –ak formohen emra femërorë me anën e një –e-je të mocionit, “gjunjake”. Sipas G.Meyerit, beliçit e Seliçevit, kjo prapashtesë është me gurrë sllave: Ulqinak, Romak. Fjala/rrënjë fjalëformuese nuk jepet me kuptim në Fjalorët e shqipes; ka mundësi të jetë marrë nga autori prej fjalorëve dialektorë, si: Jani Nushi apo tjetër.

**cërl-a** (mëllenja e bardhë), *lat. Turdus musicus – marrë tek termi “mëllenja e bardhë.*

**cër** + **lë** + (a) mb.shq.

Prapashtesa (-lë) formon emra bimësh e shtazësh, ndër të tjera.[206] Fjalori i vitit 1954 e jep si term botanike në trajtën e pashkurtuar “mullibardhë” e në formën “cëril-i.

**cigartor-i** (cigarja e dardhës), *lat. Bictiscus betulae, Rhynchites betuleti*.

**cigar** + **tor** + (i) mb.shq.

(- **tor**) është një ndër prapashtesat më prodhimtare në gjuhën shqipe, por më pak e hasur se ajo (- **or**), emrat e prejardhur me këtë prapashtesë kanë zakonisht një larmi kuptimesh,[207] janë formuar më tepër prej emrash, emra vepronjës dhe disa pak mbiemra, konkretisht ky emër është bërë konkret duke treguar një lloj bime.[208]
Për shpjegimin leksikor, shohim Fjalorin e vitit 1954, që e jep si term zoologjie “*Bictiscus betulae”*- insekt i vogël me ngjyrë blu metalike ose të gjelbërt me t’artë që dëmton hardhit’ e pemët e tjra, duke ua prerë fletët fletë në mes.

**cikaç-i** (cika/drenja e fushës, bulkthi), termi latin: shih te shkronja “b”- *bujkthi* lart.

**cikë** + **aç** + (i) mb.shq.

Prapashtesa (- aç) u ngjitet emravet e mbiemravet derivatë, duke u dhënë kuptime të ndryshme, konkretisht ka dhënë emër prej emrit me funksion pejorative.[209]Kjo prapashtesë gjendet edhe në rumanishte, ku formohen më tepër emra veprimi: manaciu – bari bagëtish; disa e thonë edhe me prejardhje sllave: **vodaç –** prijës.

---

205 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.10 .
206 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.65 .
207 UT IGJL, Hysa, E., “**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**”, Tiranë, 2004, f.164 .
208 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “ , Tiranë, 1962, f.93 .
209 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.8 .

Për analizën semantike e leksikore të fjalës “cikë-a**”**mbështetemi tek Fjalori i vitit 1954, ku del në trajtën e mësipërme, shoqëruar me shpjegimin si term zoologjie “Anthus campestris) – zog i thatë 17-18 cm, i përhimë me të verdhë, me njolla të murme; pjesët e poshtme i ka të bardha si me të verdhë. Ka mundësia që këtu të ketë vepruar analogjia apo ngjashmëria e strukturës dhe e disa vetive që kanë të dyja gjallesat.

**cinxull-i** (cinxamiu) *termi lat. Troglodytes troglodytes*

cinxi + **ull** + (i) mb.shq.

Me (- **ull**) janë formuar emra mashkullorë dhe femërorë, shumica prej emrash dhe pak prej foljesh, që tregojnë një bimë a një shtazë.[210] Gustav Meyeri e mendon si zhvillim të fonetik të –u-së, por Weigand shkruan se kemi të bëjmë me një prapashtesë indoevropiane; edhe Cimochovski ka dhënë mendimin se zgjerimi u bë kur u ndërrua –**d**-ja në –**dh**.

Termi latin i vënë më sipër, jepet si term primar në Fjalorin e Xh.Lloshit, bashkë me 48 sinonime të mbledhura në gjuhën popullore sipas trevave ku janë mbledhur, f. 56-57 të veprës leksikografike për termat e florës dhe të faunës. Kurse kuptimi leksikor i temës fjalëformuese “xinxë-cinxri”- shpjegimin e gjejmë në Fjalorin e vitit 1954: term zoologjie – gjinkalla.

**crangth-i** (crangu, freshkulli) – mungon termi latin në Fjalor.

crang + **th** + (i) mb.shq.

(- th) është prapashtesë zvogëlimi a përkëdheljeje që formon emra prej emrash, më së shumti ata mashkullorë[211] dhe.[212] Me këtë prapashtesë kemi edhe disa emra topikë Theth, Vuthaj si dhe ndonjë emër familjeje: Murth. Gjendet në shkrimet e Bogdanit: t’imëth. Sipas autorit, duhet të jetë një emërtim dialektor i njohur vetëm në një trevë të ngushtë dhe mbledhur nga fjalorë dialektorë, si ai i Jani Nushit. Për pasojë, as temën fjalëformuese nuk e gjejmë të regjistruar në Fjalorët shpjegues të gjuhës sonë nga viti 1954 – 2006. Një term i afërt fonetikisht gjindet në trajtën “ckranth-i”= brenga e thiut, si emërtim popullor i sëmundjes.

**cumrak-u** (cumri, qefulli i madh), *termi lat. Mugilus cephalus*

cumër + **ak** + (u) mb.shq.

Prapashtesa (- **ak**) sjell emër nga një emër, këtu tregon një gjitar,[213] përdoret relativisht dendur, ka kuptim zvogëlues, zmadhues dhe përqeshës, del në fushën e emrave dhe mbiemrave, konkretisht është formuar emër prej emri dhe kryesisht formon emra mashkullorë.[214] Në fakt, termi latin është dhënë në Fjalor për temën fjalëformuese “cumri”, me kuptimin leksikor “qefull”, bashkë me 7



[210] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.100 .
[211] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f. 94 .
[212] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f.182 .
[213] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “ , Tiranë , 1962, f.10 .
[214] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë , 2004, f. 184 .

sinonime. Si një lloj qefulli, “qefulli i verës”, e ka të shpjeguar edhe Fjalori i vitit 1954 i Institutit të Shkencavet.

## Ç.

**çafkës-i,** lauresha, *termi lat. Ardea cinerea*

**çafkë** + **s** + (i) mb.shq.

Prapashtesa (**- s**) është nga prapashtesat më prodhimtare dhe të gjalla, shfrytëzohet për të formuar emra vepruesish dhe mjeshtërie. Konkretisht, kjo fjalë është formuar nga një temë emërore[215] dhe.[216] Është bërë mjaft produktive në gjuhë të shkrimit, e ka shpjeguar edhe F.Boppi si të ardhur nga gr.-ont, po kështu afërsisht, e shpjegon edhe Meyeri, duke sjellë shembujt: mbjellës, hapës, këndes.Jokli tregon se me të formohen emra vepronjës (nomina agentis), duke e barazuar me: vendës, vendas, Beratës, Elbasanas. Termi i dhënë më sipër latinisht, është vënë sipas termit emërtues “çafkë-a”, i cili del në fillim të vargut të gjatë të emërtimeve që rrjedhin prej disa specieve që sjell Fjalori i Xh.Lloshit. Janë 40 të tilla me emërtime një dhe dyfjalëshe, përcshirë jo veç habitatin shqiptar, por edhe atë botëror. Për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese mbështetmi tek Fjalori shpjegues i shqipes së sotme i vitit 2006, ku e gjejmë si vijon: çafkë-a, term zoologjie – shpend uji me kaçul të zi, me qafë të gjatë, me këmbë të gjata e me sqep të hollë; gatë: çafkë e bardhë (e kuqe, e përhime); çafkë deti.

**çafkëtor-i,** çerdhukulla, *termi latin: shih më lart tek zëri “çafkës-i”.*

çafkë + **tor** + (i) mb.shq.

(- **tor**) është një ndër prapashtesat më prodhimtare në gjuhën shqipe, por më pak e hasur se ajo (- **or**), emrat e prejardhur me këtë prapashtesë kanë zakonisht një larmi kuptimesh,[217]janë formuar më tepër prej emrash, emra vepronjës dhe disa pak mbiemra, konkretisht ky emër është bërë konkret duke treguar një lloj bime.[218] Në dialektin dhe disa të folme të Veriut, përdoret edhe trajta “çerdhukël- çerdhuku/ë/l-a”.Sipas Meyerit prapashtesa shqipe –tor, reflekton lat.-torem, edhe sipas Weigandit, vjen nga lat. –torium; edhe me rumanishtes –tor. Kurse, sipas Meyer-Lükes, kjo lidhe me prapashtesën i.e. –ter dhe lat. –tor, mendim që në një mënyrë kthehet tek Boppi. Gjithashtu, për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese, shih më lart si për temën “çafkë-a”

**çafkor-a** (lauresha) *termi lat. për “laureshë-a”: Scleranthus annuus/Alauda cristala*

çafkë + **or** + (ja) mb.shq.



[215] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f. 158 .
[216] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “ , Tiranë , 1962, f.42 .
[217] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë , 2004, f. 164 .
[218] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.93 .

Me këtë prapashtesë janë formuar emra e mbiemra prej emrash, këtu është formuar emër shtaze,[219] **(- or**) është një ndër prapashtesat më prodhimtare të shqipes.[220] Është prapashtesë shumë produktive në gjuhë të shkrimit dhe shërben për të formuar emra: banor, fjalor, frymor, kryqësor, zadrimor, Mirdituer-i, bimor, botëror, dëftor etj. Nuk ka term latin për shpendin "çafkorë-a", sepse është emërtim dialektor që sjell autori, por vetëm për termin "laureshë-a"; ndërsa kuptimi leksikor është i njëjtë me 3 zërat e mësipërm (shih).

**çafkul-a** (lauresha) *për termin latin: shih më lart tek "çafkorë-a" (lauresha)*

çafkë + **ul** + (a) mb.shq.

Kjo prapashtesë formon emra konkretë, mashkullorë e femërorë dhe pak mbiemra, që në të shumtën e rasteve kanë kutimin e fjalës rrënjë.[221] Përgjithësisht mendohet se vjen në të gjitha gjuhët ballkanike, me prejardhje nga latinishtja – ulus, -ullus.Për kuptimin leksikor, gjithashtu, shih më lart.

**çajkëz-a** (çajmja), *termin lat.e gjejmë vetëm tek Fjalorit i vitit 1954 – "Larus collurio".*

çaj **+ kë** + zë (prapashtesë tjetër) + (a) mb. shq.

(- **kë**) është prapashtesë me nuancë shprehëse e përkëdhelisë, zvogëlimit dhe përqeshjes,[222]por bën pjesë dhe në ndërtimin e emrave të mocionit, si pjesë e të cilit hyjnë dhe disa emra kafshësh, të cilët janë bërë të pavarur nga primitivët e tyre, te disa fjalë kemi një bashkim të kësaj prapashtese, zakonisht me (- lë) dhe (- **zë**).[223]Ndërsa për kuptimin leksikor, përsëri mbështetemi te Fjalori i vitit 1954, ku del si term zoologjie me shpjegimin *çajme-çajmja*, zog grabitqar e kngëtor nga rendi i Harabelavet që ushqehet me kandrra. Gjithashtu, tek ky Fjalor jepen edhe dy terma të tjerë latinisht: 2. Ardea cinerea – gatë, çafkë; 3. E kuqe (Ardeola raloides) – shpend i familjes së Gatavet, që rron afër ujërave dhe moçaleve.

**çajgëz-a** (pulëbardha) *termi lat. marrë tek zëri "pulëbardha": Larus*

çaj + gë (shtojcë) +**zë** + (a) mb.shq.

Me prapashtesën (- **zë**) janë formuar emra femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje, këtu përfshihen dhe emra shtazësh dhe bimësh, kemi një fjalë që duke u larguar nga primitivi me të cilin ka lidhje, ka marrë kuptim të ndryshëm[224] dhe.[225] Nuk gjndet në Fjalorë shpjegues të shqipes (1954-2006), prandaj për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese "çajgë", mund të themi se ka humbur ose është shformuar në atë masë sa nuk shpjegohet sot. Në veprën "Studime gjuhësore III" të E.Çabejt, botimi i Prishtinës, Rilindja 1976, f. 234, shohim prapashtesën **– g, -gë,** midis disa shembujve të sjellë prej bashkautorëve Xhuvani-Çabej, nuk e gjejmë të jetë fjala-term e Fjalorit të



219 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.77 .
220 UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe", Tiranë, 2004, f. 164 .
221 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.99 .
222 UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe", Tiranë, 2004, f. 192.
223 UT IHGJ, Xhuvani,A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.64 .
224 UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.109 .
225 UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë, 2004, f.182 .

Xh.Lloshit. Nga dy albanologët e shquar, lexojmë modelet e fjalëformimit, si: lëvozhg-gë, gruz-gë (emër bime), braz-gë, etj., por jo termin tonë "çajgëza". Me bindje themi se tema fjalëformuese "çajgë" nuk ka lidhje me bimën "çaj-i".

**çaullash-i** (çaulli, sorra)

çaull + **ash** + (i) mb.shq.

Kjo prapashtesë formon mbiemra prej emrash, mbiemrash e foljesh, por ka dhe disa emra zogjsh që formohen nga kjo.[226] Kumtojmë se në të folmet e Veriut është në përdorimin popullor edhe fjala "çull-i" = i zi: *çull i zi/ çull e zezë; Ishte çull i zi/e zezë, ishte veshur çull i zi; veshur çull me të zeza,* etj. Sipas autorëve Xhuvani & Çabej, kjo prapashtesë vjen nga serbokroatishtja: kartas – ai që lot letrash; velikas – i madh, nga velik. Po me këtë burim e nxjerr edhe Gustav Meyeri. Tema fjalëformuese që kemi veçuar "çaull" nuk bind të ketë marrëdhënie semantike me fjalën dialektore gege "çull-i", që përmban edhe Fjalori i vitit 1954, dhënë si emër, me shpjegimin: plaf, mbulesë prej leshi të dhisë për kalë; velenxë e leshtë e trashë, me flokë të gjatë. Në këtë Fjalor (1954), ndoshta për shkak të shënimit të ngjyrës së zezë aq të theksuar, emërtohet edhe "delja", me "çullë-a" – dele me vesh të shkutër: dele. (f. 70)

**D.**

**dushkl-a** (dushku), *termi lat. për "dushkla" është "Clitocybe infundibuliformis"*

**dushk** + **l** + (a) mb.shq.

Prapashtesa (**- l**) formon emra bimësh, e shtazësh, ndër të tjera.[227] Por duhet shënuar se në pak fjalë të gegërishtes, me "**l**" dalin edhe leksema zvogëluese, si: **ashkël-a,** (pjesë e hollë druri që del nga veprimi i të gdhendurit), **grozhël-a** (groshë kokërrvogël, ose edhe "groshë e egër"), e ndonjë tjetër. Në ligjërimin bisedor ekziston edhe fjala "ashkë-a", po me kuptimin e asaj pjese nga të gdhendurit: me kuptim figurativ: mos ço ashka, mos e prish bisedën, mos e ashpërso, siç ashpërsohet sipërfaqja e drurit kur gdhendet me skepar a sopatë, sakicë. Të dyja fjalët gjenden në Fjalorin e gjuhës shqipe të vitit 1954: ashkë-a, kleçkë që shkëputet nga druja, kur e çajmë, bujashkë-a; po kështu: ashkël-ashkla, me të njëjtin kuptim. Bile Fjalori[228] i këtij viti ka edhe foljen "ashkëloj = e bëj ashkla-ashkla një dru, duke e çarë a gdhendur.*Ndërsa për termin "dushk-u", terma latinë janë "Quercus robër, Q. Pedunculata, Q. Racemosa. Për kuptimin leksikor, themi se është fjalë e mbarë gjuhës shqipe dhe e gjejmë në të gjithë fjalorët shpjegues të shqipes; Fjalori i vitit 1954 e jep edhe me termin botanik latin: Quercus: dru i lartë që bën lëndë; druja e tij është e rëndë dhe e fortë, hyn në punë si lëndë djegëse dhe për të bërë mobilje; lis – i egër, ashe; 2. Gjethe që priten e ruhen për dimër si ushqim i bagëtisë.*



[226] UT IHGJ Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.22.
[227] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.65.
**[228]** Instituti i Shkencavet, Sekcioni i Gjuhës dhe i Letërsisë, Fjalor i gjuhës shqipe, Tiranë, 1954.

**dushkull-i** (dyshkull), *termi latin është "Pistacia lentiscus"*

dushk + **ull** + (i) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar emra mashkullorë dhe femërorë, shumica prej emrash dhe pak prej foljesh, janë emra bimësh, shtazësh a një emër konkret**.**[229] Sa për gurrën e saj, G.Meyeri mendon se ka pasur një zhvillim fonetik të –u-së në pozicion midis –**l** dhe –**r.** Kurse, sipas Sandfeld-it prapashtesa –ull, në të gjitha gjuhët ballkanike rrjedh nga lat. -**ulus**. Kuptimi leksikor është i njëjtë me termin më sipër; e jep autori i Fjalorit të florës dhe të faunës, me 15 sinonime krahinore, që nuk mund të njihen në të gjithë arealin shqiptar.Me gjithë termin latin që shënuam, e përmban Fjalori i vitit 1954, si term botanik, me shpjegimin: shkurre nga familja E Pistacevet, me degë të përdredhura, me lule të vogla e të kuqe si purpur, me pemë rrumbullake e si të kuqe; **dishuli.** (Termi i nënvizuar me bold është njëri prej sinonimeve që ka sjellë Xh.Lloshi**.)**

**dardhëç-ja,** *termi lat. i termit "dardhë-a" është Pyrus communis sativa, P. domestica*

**dardhë + ç- ja** (nyja shq.)

Me prapashtesën –**ç** formohen emra e mbiemra prej emrash, si: dejç, fillç-e, gremç, gurç, harrç, etj. Disa prej këtyre emrave dalin vetëm në shumës dhe gjenden në Shqipërinë veriperëndimore dhe në Shqiopërinë verilindore.[230]Nga shembujt e dhënë prej autorëve të veprës së shënuar të Xhuvani & Çabejt, shohim se kjo prapashtesë është asnjanëse në shikimin stilistik. Vërejmë se këtë term nuk e kanë fjalorët shpjegues të shqipes nga viti 1954 – 2006; duket se është e,përtim i mbledhur nga fjalorët dialektorë, pa u larguar semantikisht nga termi fillestar "dardhë-a" – një fjalë e mbarë shqipes, edhe si term botanik: pemë me gjethe gjatoshe dhe me kokrra të tulta e të ëmbla, të gjera nga kreu e të ngushta nga bishti; kokrra e kësaj peme: dardhë e egër, dardhukël...etj (F/2006). Fjalori i vitit 1954 jep edhe termin bashkë me shpjegimin "Pirus communis": dru trunggjatë nga familja e Rozacevet, që jep një pemë të shijshme dhe t'ujshme që quhet edhe kjo dardhë.

**djegës-i,** zogth, *termi latin. është Reseda*

**djeg + ës + i** (nyjë shquese e emrit)

Me prapashtesën – (ë) s formohen emra e mbiemra prej emrash e foljesh, me kuptime të ndryshme, si: ndihmës, vorbës, mjekës, thërritës, thirrës, dhënës, ardhës, hapës, etj. Janë shprehur mendime të ndryshme për prejardhjen e kësaj prapashtese: Boppi e pranon një –s nga një –tj, që i përgjigjet prapashtesës greke –ont; ndërsa Meyeri e quan këtë ndajshtesë si pjesore të lashtë të prezentit.[231]Tema fjalëformuese "djeg", si folje është e mbarë shqipes dhe gjendet në të gjithë fjalorët shpjegues të botuar tek ne: i vë zjarrin diçkaje dhe e bëj shkrumb e hi; e asgjësoj në zjarr a e shkrumboj; e dëmtoj diçka me zjarr, me rryme, me lëndë gërryese, etj.; e përcëlloj, përvëloj...etj.



[229] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f.100 .
[230] Po ata, po aty, f. 29.
[231] Po ata, po aty, f. 42 – 43.

**drizar-ja,** *termi lat. është* ***(****Lonicera alpigena) te Fjalori i vitit 1954.*

**driz + ar- ja**

**M**e prapashtesën – ar-are, formohem emra prej emrash me kuptime të ndryshme, si: groshar, grunar, kashar, sqetullar, bletar, derrar, kotrovar, etj. Ka edhe emra augmentativë dhe diminutivë, si: gushare, kolibare, bardhare, etj. është shumë prodhuese në fjalëformimn e shqipes ; në gjuhët ballkanike, këtë prapashtesë e kanë edhe serbokroatishtja, rumanishtja, bullgarishtja dhe greqishtja e re, në të cilat është mjaft produktive. Sipas Sandfeldit, Joklit, Meyeri, Weigandit etj., kjo e ka prejardhjen nga prapashtesa latine – arius, që hyri me kohë në këto gjuhë.[232] *Ndërsa Fjalori i Xh.Lloshit përmban edhe termi të tjerë: L.xylosteum, Caprifolium aloinum* ; për kuptimin leksikor shohim Fjalorin e vitit 2006, që jep këtë analizë: term botanik – shkurre mesdhetare, me degë të shtrembra me shumë gjemba e me lëkurë si të kuqe; ferrëkuqe.

**DH.**

**dhematës-i** (krimbi i dhematës), *termi lat. Geometridae*

dhe + matë + **s** + (i) mb.shq.

Në këtë fjalë të përbërë – kompozitë - prapashtesa **(- s)** është nga prapashtesat më prodhimtare dhe të gjalla, shfrytëzohet për të formuar emra vepruesish dhe mjeshtërie. Konkretisht, kjo fjalë është formuar nga një temë emërore[233] dhe.[234] Kjo prapashtesë është bërë mjaft produktive në gjuhë të shkrimit, për të formuar emra veprimi; për prejardhjen e saj, Boppi shprehet se e ka burimin prej nga një –tj, që i përgjigjet prapashtesës greke-ont; ndërsa Meyeri mendon se emrat: mbjellës, hapës, këndes – si emra vepronjës, janë ndoshta pjesore të vjetra të presentit. Termin "dhematës-i" e morëm si term me dy tema fjalëformuese; pra si kompozitë (fjalë e përbërë), me kuptimin leksikor: dhe-u, toka + mat +ës – emër prejfoljor asnjanës. Duket se fjala kompozitë-a, është një term i formuar nga era puriste e Rilindjes sonë Kombëtare, kur termi grek "gjeografi" zëvendësohej nga termi "dhematje", por sot e kësaj dite nuk pasqyrohet në fjalorët shpjegues të gjuhës shqipe.

**dhëmbakj-a** (bimë), termi latin është "Dentaria".

dhëmbë + **ak** + (ja)

Prapashtesa (- **ak**) sjell emër nga një emër, këtu tregon një bimë,[235] përdoret relativisht dendur, ka kuptim zvogëlues, zmadhues dhe përqeshës, del në fushën e emrave dhe mbiemrave, konkretisht është formuar emër prej emri dhe kryesisht formon emra mashkullorë.[236] Tema/rrënjë fjalëformuese "dhëmb-i" është fjalë e mbarë shqipes dhe ndodhet nëpër fjalorët tanë shpjegues:

[232] UT IHGJ Xhuvani, A. – Çabej,E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f. 18-19 – 20.
[233] UT IGJL, Hysa, E., "Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe", Tiranë, 2004 , f.158 .
[234] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë , 1962, f.42 .
[235] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.10 .
[236] UT IGJL, E.Hysa, "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë, 2004, f. 184 .

secila nga eshtrat e vogla të ngulura në të dyja nofullat që i shërbejnë njeriut ose kafshës për të copëtuar e për të përtypur ushqimet ose për të kafshuar diçka. Nuk gjendet termi “dhëmbak-ja” nëpër fjalorët tanë shpjegues, por kuptimi i pamjes së kësaj bime del nga domethënia e përshkrimit të gjetheve në formë të dhëmbëzuar.

**dhëmbok-u** (zubaci), *termi latin është Dentes vulgaris* .

dhëmbë + **ok** + (u) mb.shq.

Me këtë prapashtesë formohen emra e mbiemra prej emrash, me kuptime të ndryshme, konkretisht përftohet emër prej emri që tregon një gjë konkrete.[237] *Fjalori ynë përmban edhe termin tjetër latinisht për “dhëmborja” – Dentarja enneaphyllos.* Ndërsa për kuptimin e temës fjalëformuese të ndajshtesës/rrënjë “dhëmbë”, shih më lart shpjegimin nga Fjalori i vitit 2006. Lidhur me paraqitjen e ndajshtesës –or, shih termin në vijim “dhëmbor-ja”

**dhëmbori/j-a** *(dentali) termi latinisht: Dentarja enneaphyllos*

dhëmbë + **or** + (i/ja) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar emra e mbiemra prej emrash[238], (-or) është një ndër prapashtesat më prodhimtare të shqipes.[239] Sipas mendimit të Joklit kjo prapashtesë –ok, bashkë me –oq, -uk, uq, rrjedh nga prapashtesa latine vulgare – ucceus për –uceus; por Bariçi shprehet se fjalë me këtë prapashtesë mund të kenë hyrë nga gjuha sllave, si: maçok, patok, çepirok, balok. Të sllavishtes janë edhe: bozilok, bërllok, ulok. Edhe rumanishtja e ka prapashtesën –oc me rrjedhje latine e i janë shtuar prapashtesat sllave – ok, dhe –oc.

**E.**

**egërsir-a** (ujku), *termi latin: Canis lupus*

i/e egër + **sirë** + (a) mb. shq.

Me prapashtesën (- **sirë**/- **sinë**, me rotacizëm) dhe me variantin tjetër (- **ësirë**/- **ësinë**), formohen emra prej emrash, mbiemrash e foljesh, me kuptim vendi, konkret ose abstrakt, këtu kemi formim emri prej mbiemri që tregon një send konkret, shtazë,[240]numrin më të madh të emrave të formuar me këtë prapashtesë e zënë temat mbiemërore dhe një numër më të vogël e zënë temat emërore dhe ato foljore.[241] Për kuptimin e temës fjalëformuese “egër )i/e”sjellim shpjegimin leksikor që jep Fjalori i vitit 2006: mb. që rron i lirë, në kushte natyrore, që nuk është zbutur nga njeriu (për kafshët), që mbin e rritet në natyrë vetiu...etj. Fjalori i vitit 1954 shpjegon nga ana leksikore: që rron në pyll, jo i zbutur, fig. që nuk është i qytetëruar ...por që nuk i përkasin termit asnjanës.



[237] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.73 .
[238] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.77 .
[239] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f. 164 .
[240] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe “, Tiranë, 1962, f.44 .
[241] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f. 151 .

**egërti-a** (ujku), *termi latin është Canis lupus*

i/e egër + **ti** + (a) mb. shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar pak emra, abstraktë e konkrete, prej emrash dhe prej mbiemrash, ky emër ka ardhur nga një mbiemër,[242] edhe me përdorim eufemistik**.** Kjo prapashtesë është pak produktive në gjuhë të shkrimit, si te fjala "veçanti", që në të vërtetë është një zgjerim i mbiemrit "i veçantë" me –i. Sa për burimin e saj, kjo ka të ngjarë të ketë dalë nga fjalët që e kanë elementin –t- në trup të tyre, si: lagështi (i lagësht), mbrapshti (i mbrapshtë), plogështi (i plogshtë), etj. Për kuptimin e temës/rrënjës fjalëformuese të këtij termi, shih më lart kuptimin e mbiemrit "i egër/e".

**endës-i** (zogu endës), *termi latin është Plocesus*

end + **ës** + (i) mb.shq.

Me këtë prapashtesë formohen emra e mbiemra prej emrash e foljesh, me kuptime të ndryshme, konkretisht kemi emër prej një folje, që është emër vepronjës.[243] Për kuptimin leksikor të temës/rrënjës fjalëformuese "end" (folje), që është e mbarë shqipes, shohim Fjalorin e vitit 2006: bëj pëlhurë, cohë etj. në vegjë ose në makinën e tezgjahut, shtrij fijet e majës për t'i mbështjellë në shul...etj.

**ethacak- u** (bardhi ethç), *termi latin është Neottia nidus avis*

ethe + a**cak** + (u) mb.shquarsie

Kjo prapashtesë –**acak**, sipas Xh & C është një kontaminim i prapashtesdavet –ac dhe –ak dhe u ngjitet emrave e mbiemrave derivatë, duke u dhënë një kuptim më të shumtën të afërm me prapashtesën –ac dhe një cilësi më tepër të keqe, si: eracak, ferracak, frikacak, mullacxak etj. Me këtë ka edhe mjaft toponime, kroi i ferracakëve etj.[244] Për kuptimin e temës/rrënjë fjalëformuese "ethe-ja", fjalë e njohur e mbarë shqipes, por Fjalori i vitit 1954 e sjell vetëm në numrin shumës "ethet", kurse në Fjalorin e vitit 2006, kjo fjalë vjen edhe në njëjës "eth/e,-ja", me shpjegimin si vijon: gjendje e sëmurë e trupit të njeriut me zjarrmi dhe zakonisht me të dridhura, zjarrmi e lartë nga sëmundja, ndezulli, ethe malarike...etj.

**F.**

Nuk ka term latin për termin më poshtë "farashkë-a", por e marrim nga termi "melakuq-i" tek shkronja përkatëse dhe është "Sorghum vulgare", pasuar edhe nga "S.bicolor, Andropogon sorghum, Holcus sorghum.



[242] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.92.
[243] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E.," Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.42 .
[244] Po ata, po aty, f. 7.

**farashk-a** (melakuqi), lat. Sorghum vulgare

farë + **shkë** + (a) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar disa emra dhe funksioni i saj mbetet i paqartë**.**[245]Jokli mendon se tek kjo prapashtesë, kemi të bëjmë me bashkim dy prapashtesash: **sh + k.** Një konglutinat i tillë, shkruajnë Xhuvani e Çabej, ka të ngjarë të jetë tek fjala "plishkë"- pranë plish; te kreshkë – pranë kreshë. Funksioni i kësaj prapashtese është i paqartë, por çështja e burimit të saj është bërë objekt studimi nga ana e dijetarëve. Kurse tema/rrënjë fjalëformuese "farë-a" është e krejt shqipes dhe e pasqyruar në të gjithë fjalorët shpjegues të gjuhës sonë nga viti 1954 – 2006, me kuptimin e këtij të fundit: kokërr drithërash, perimesh a bimësh të tjera, që formohet me lule dhe që mbin kur mbillet ose kur bie në tokë....

**ferracak-u** (krapi), s'ka term lat. për "ferracak-u", për "krap-i"- "Cyprinus carpio"

ferrë + **cak** + (u) mb.shquarsie

Prapashtesa (- **ak**) sjell emër nga një emër, këtu tregon një peshk,[246] përdoret relativisht dendur, ka kuptim zvogëlues, zmadhues dhe përqeshës, del në fushën e emrave dhe mbiemrave, konkretisht është formuar emër prej emri dhe kryesisht formon emra mashkullorë.[247] Edhe mjaft mbiemra prej foljesh, me kuptim pejorativ, janë krijuar, si: dishrak, lidhak, nxirak, qindrak, rrëgjak, shtijak, etj. Për temën fjalëformuese (edhe rrënjën njëkohësisht) themi se është fjalë e mbarë shqipes, shohim kuptimin tek Fjalori më i ri shpjegues, tek ai i vitit 2006: term botanike, emërtim i përgjithshëm për shkurre të ndryshme të egra me shumë degë e me gjemba, si: ferrë e bardhë-ferrëbardhë, kaçe – ferrë e butë= ferrëbutë...etj.

**ferreck-a** (gjembaçi ferrë, akacia), edhe gjemb gomari, term botanike lat. nuk ka.

ferrë + **ckë** + (a) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar emra prej emrash dhe prej foljesh me kuptim të një sendi konkret, si: mbërtheckë, ferreckë, përdhecë etj. Është e përhapur më tepër në toskërishten lindore, edhe dialektore përgjithësisht.[248]Për kuptimin leksikor, shih më lart për temën fjalëformuese "ferrë-a".

**ferrës-i** (gjembi i bardhë), *për termin lat. marrim nga "ferrërodhja"- Spinosum*"

ferrë + **ës** + (i) mb.shq

Me këtë prapashtesë formohen emra e mbiemra prej emrash e foljesh, me kuptime të ndryshme, konkretisht kemi emër prej një emri.[249] Janë marrë shumë autorë me prejardhjen e kësaj

[245] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë, 1962, f.86 .
[246] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f.10 .
[247] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë, 2004, f.184 .
[248] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f.28.
[249] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " **Prapashtesat e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1962, f. 42.

prapashtese, p.sh., Boppi e nxjerr me burim nga një **– tj, që** i përgjigjet prapashtesës greke- ont. Për kuptimin leksikor, themi se emrat me këtë prapashtesë, janë emra prej emrash që tregojnë habitatin e gjallesës bimore, por analiza e këtij rrafshi i përket temës fjalëformuese "ferrë-a": shih më lart.

**fillç-i** (bari i butë), *termi lat. Glyceria maxima*.

fill + **ç** + (i) mb.shquarsie

(- **ç**) Me këtë prapashtesë janë formuar emra e mbiemra prej emrash e foljesh, mashkullorë e femërorë, me kuptim të konkretit, të vepruesit e të cilësisë.[250]Enver Hysa e bie si një nga prapashtesat më prodhimtare, që kanë denduri të madhe në disa tema fjalëformuese.[251] Është karakteristike në Shqipërinë veriperëndimore, kurse në Shqipërinë verilindore përdoret në trajtën – sh, si: kalbsh, hundsh, gungsh. Disa emra me këtë prapashtesë dalin vetëm në numrin shumës: dhjamça (dhjamë), lëkurça (lëkurë), kopilça (kopil), rrypça (rryp). Për kuptimin leksikor të temës/rrënjë fjalëformuese "fill-i", shohim tek Fjalori shpjegues i vitit 2006, ku gjejmë shpjegimin: fill-i, -je: pe pambuku, leshi etj., diçka e hollë dhe e gjatë si pe- fill telefoni, tel telefoni, filli i merimangës, fig.është në rrezk të madh, është në fije të perit, në prag të vdekjes.

**fierz-a** (bari i ëmbël), *termi lat. Polypodium vulgare*

fier + **zë** + (a) mb.shq.

(- **zë** është prapashtesë që përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje[252] dhe shpreh emër bime.[253]Është një prapashtesë e lashtë në gjuhën tonë dhe del qysh prej autorëve të vjetër: Buzuku, Budi, Bogdani; edhe në Kalabri ndjehet. Me të formohen pak ndajfolje: dalëzë, pakëz, tinëzë. Një variacion i kësaj prapashtese është edhe: -zaj, si: pastajzaj, njëditëzaj, njënatëzaj, etj. Jokli e bie si prapashtesë me burim indoevropian –dia, me një konglutinat grek. Fjalori i Xh.Lloshit e jep bashkë me 5 sinonime: bari i kulloshtrës, bari i shitës, fieri i buçit, fieri i murit, polipoda. Fier-i, është fjalë e mbarë shqipes dhe njihet si term botanike; kuptimi i saj, nga Fjalori i vitit 2006, është: barishte shumëvjeçare, pa lule, me gjethe pendore e të dhëmbëzuara, është i shkurtër e rritet nëpër shkëmbinj; fier muri, fierishte – vend me fier.

**fshikullima,** fshikull, termi latin është (*Psophodes*)

fshikull + **imë** + (a) mb.shquarsie

(- **imë**) është prapashtesë nga më të shpeshtat e shqipes, me anën e së cilës formohen emra prej foljesh, që tregojnë kryesisht fenomene atmosferike ose një farë zhurme., si: oshëtimë, bubullimë, psherëtimë etj. Sipas Joklit kjo prapashtesë ka dalë nga trajta e kallëzores me **–im**. Pas Çabejt këto janë zgjerime me –më të temës verbale: sokëllij, sokëllimë, fshamë – fshaj.[254] Prej këtyre emrave,

---

[250] Po ata, po aty, f. 29.
[251] Hysa, Enver, Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe, Tiranë, 2004, f. 174.
[252] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**" , Tiranë, 2004, f. 183 .
[253] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe " , Tiranë, 1962, f.108.
[254] Po ata, po aty, f. 53 -54.

disa kanë pranë trajta përkatëse mashkullore me –**im**, si: bubullimë, kërcëllimë-kërcëllim, oshëtimë-oshtim, shkëlqimë-shkëlqim, etj. Kuptimi leksikor del nga fjalorët shpjegues të gjuhës sonë, nga ai i vitit 1954 deri tek i fundit, 2006, ku jepet edhe tema fjalëformuese "fshikull-i/a" (në dy trajta gjinore): thupër e hollë: fshikull thane, i ra me fshikull etj. Është pra një emërtim nisur nga forma dhe mund të përdoret për çdo thupër: thane,
mani,
shkoze,
frashëri, etj.

**fishkëllyesi** (emër zogu, çika), *termi lat. është Phylloscopus bonelli (gushëbardhë*

fishkëllye + **s** + (i) mb.shq.

(- **s**) sipas E.Hysës është një nga prapashtesat më prodhimtare dhe të gjalla në shqipen e sotme, për të formuar emra vepruesish dhe emra mjeshtërie.Xhuvani e Çabej ndalen në mendimin e N.Joklit, i cili parashtresën –s, me të cilën formohen emra vepronjës (nomina agentis) dhe të origjinës (etnika), e barazon me –as: vendas, Beratas, etj**.**[255]Është një term emërtues sipas veprimit, ardhur nga emri prejfoljor "fishkëllye-s", që fishkëllon, që bën fishkëllima. Ka disa emërtime dyfjalëshe në Fjalor të florës e të faunës të Xh.Lloshit.

**flokës-i** (flokëza), *termi latin është Poa trivialis*

flokë + **s** + (i) mb.shq.

Prapashtesa (- **s**) është nga prapashtesat më prodhimtare dhe të gjalla, shfrytëzohet për të formuar emra vepruesish dhe mjeshtërie. Konkretisht, kjo fjalë është formuar nga një temë emërore[256] dhe.[257] Kuptimin leksikor e jep Fjalori i vitit 2006, si term botanike: barishte shumëvjeçare e livadheve, me gjethe vezake, me lulëse si melth që përdoret si ushqim për kafshë. Tema fjalëformuese është e mbarë shqipes "flok-u".

**fluturask-a** (shqiponja e detit), mungon termi latin në Fjalor.

flutur + **skë** + (a) mb.shq.

Me këtë prapashtesë janë formuar prej emrash e foljesh, disa emra që shënojnë një gjë konkrete, veçanërisht emër shpendi apo shtaze.[258] Tema /rrënjë fjalëformuese është e mbarë gjuhës shqipe dhe del nëpër fjalorët tanë shpjegues: tek Fjalori i vitit 2006 gjejmë kuptimin leksikor: term zoologjie – kandërr fluturuese, me katër krahë të mbuluar me luspa të imëta si pluhur e me ngjyra të ndryshme. Ndërsa për termin "fluturaskë-a" po te ky Fjalor gjejmë trajtën "fluturashkë-a" , si term zoologjie dhe me kuptimet: flutur, xixëllonjë.



[255] Hysa, Enver, Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe, Tiranë, 2004, f. 154.
[256] UT IGJL, Hysa, E., "**Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**", Tiranë , 2004 , f.158 .
[257] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe ", Tiranë , 1962, f.42 .
[258] IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., " Prapashtesat e gjuhës shqipe", Tiranë, 1962, f.83.

**furçëz-a** (bimë), *termi latin është Gymnocephalus cernuus, Acerina cernua*

furçë + **zë** + (a) mb.shq.

(- **zë**) është prapashtesë që përdoret në emrat femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje,[259] por në rastin konkret kemi një prapashtesë deminutive, e cila duke u përhapur analogjikisht, e humb kuptimin e zvogëlimit. [260] Tema/rrënjë fjalëformuese është e mbarë shqipes dhe del me kuptimin: përdorëse me qime të shkurtra e të dendura me të cilën pastrojmë, fshijmë a lyejmë diçka; fjala kalon në term botanike falë formës së gjetheve.

**furrtar-ja** (bubajka), *termi latin është Blatta orientalis, Periplanca orientalis*

furrë + **tar** + (ja) mb.shquarsie

Prapashtesa (- **tar**) ka formuar në gjuhën shqipe një numër të shumtë emrash nga tema emërore,[261] formon prej emrash e foljesh, më shumë emra vepronjës dhe disa mbiemra, konkretisht është formuar emër prej emri.[262] Tema /rrënjë fjalëformuese “furrë-a” është e mbarë shqipes dhe pasqyrohet nëpër fjalorë shpjegues të shqipes me kuptimin leksikor: dhomë e posaçme me nxehje, ku piqen bukët, sasia e bukëve që piqen e dalin njëherësh në të, ndarje e veçantë në një sobë, ku piqet diçka ose ku ndizet zjarri. F/2006)

**feçkor -i** (kandërr me kokë të zgjatur si feçkë), termi latin është *Pissodes picae*.

**feçkë** + **or** + (i) mb.shq.

-**or**, lidhet me një radhë prapashtesash tjera, si: **-ore, -tor, -tore**, dhe janë nga më prodhimtaret në gjuhën shqipe, që formojnë emra të prejardhur me një larmi kuptimesh; me këtë morfemë janë formuar një numër emrash kryesisht nga tema emërore, më pak nga tema mbiemërore dhe fare pak prej temave foljore.[263]Ndërsa për temën/rrënjë fjalëformuese “feçkë-a”, gjejmë kuptimin leksikor tek Fjalori shpjegues i shqipes i vitit 2006, si vijon: pjesa e zgjatur dhe e lëvizshme e hundës së elefantit ose e turirit të disa kafshëve të tjera kërbishtore.



**G**

**gabonja** – shkaba

**gabë** + onjë + a (mbaresë shquarsie)

- onjë, prapashtesë që shërben për të formuar emra prej emrash e foljesh, që tregojnë një vegël a diçka konkrete, ose femrën e një shtaze a shpeze, si: beronjë, shqiponjë etj. Sipas Joklit,

---

[259] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f. 183 .
[260] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej, E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe“, Tiranë, 1962, f.109 .
[261] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f.162 .
[262] UT IHGJ, Xhuvani, A. – Çabej,E., “ Prapashtesat e gjuhës shqipe“, Tiranë, 1962, f.88 .
[263] UT IGJL, Hysa, E., “Fjalëformimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe”, Tiranë, 2004, f.164-165.

prapashtesa e shqipes –**onjë** dhe e rumanishtes – ose kanë dalë nga prapashtesa latine – onia; kurse sipas A. Graurit shqipja e serbokroatishtja ka të ngjarë që t'i kenë huajtur prapashtesat e tyre nga rumanishtja.[264]Për temën fjalëformuese të veçuar lart "gabë-a" themi se nuk na vjen kuptimi leksikor në asnjë Fjalor shpjegues të shqipes, vetëm se në Fjalorin e vitit 1954 gjemë trajtën "gabë-a" me shpjegimin: fjalë pa vend, që nuk mund ta lidhim me termin "gabonjë-a", ose e ka humbur semantikën gjatë kohërave. Fonetikisht, ajo lidhet pjesërisht me "shkabë-a", por ne nuk mund të japim një mendim të saktë. Xhuvani & Çabej e sjellin edhe si shembull tek prapashtesa –onjë, trajtën "shkabonjë-a", si sinonim të "shqiponjë-a"Weigandi mendon se –onjë i përgjigjet prapashtesës dakorumune – oae, por Jokli e bie të ardhur nga parapshetsa latine – onia. Më gjerë, mund të shtrihemi deri tek shpjegimi etimologjik që bën Çabej në veprën "Studime etimologjike në fushë të shqipes IV" (DH-J)[265], shpjegon: gabonjë, f. "shqipe, shkabë"- Këtë fjalë që e dëshmon Kristoforidhi për Shpat, Jokli (LKU 244, 304, 330) e bashkon me *shkabë, shkëbonjë, zhgabonjë.* Pjesën rrënjore ***gab***-, që paraqitet e zgjeruar me –onjë, ai e shpjegon me lat. e vonë *capus* "malco" e përhapur në Itali...f. 234.

**gacullina** – xixëllonja, *termi latin është Lampyris noctiluca (tek shkronja "X")*

**gacull** + inë + a (mbaresë shquarsie)

- **inë,** me këtë prapashtesë janë formuar emra prej emrash, mbiemrash e foljesh me kuptime të ndryshme, si: baltinë, ballinë, rrafshinë etj. për etimologjinë e kësaj prapashtese ka dhënë mendim G.Meyeri, se emra të tillë e kanë prejardhjen nga emra sllavë të këtij tipi.[266]Për temën fjalëformuese "gacull-a" nuk mund të japim mendim sa i takon kuptimit leksikor, sepse nuk e hasim në asnjë fjalor shpjegues, por, mbështetur tek Fjalori i vitit 2006, kuptimi na vjen prej foljes "gacullo-j"- "gacull/on"- xixëlloj, -n, kuptimi i lidhet me botën bimore: gacullon bima, nxjerr syth brenda në tokë; kështu mund ta lidhim temën ff "gacull-i" – syth-i.

**gatëza** – çafka, *termi latin është Ardea cinerea* (marrë tek zëri i shkronjës "Ç").

**gatë** + (**z**) + (a) mbaresë shquarsie
**- z -** prapashtese e perkëdheljes, e zvogëlimit, zmadhimit, e përbuzjes, përqeshjes, edhe keqësuese. Në përgjithësi këto prapashtesa nuk bëjnë që fjala të pësojë ndryshime të thella kuptimore por vetëm fiton nuancë kuptimore. Formimi i emrit me ndajfoljen në gjuhën shqipe.[267] Është prapashtesë e lashtë në gjuhën shqipe, që nga Buzuku, Budi e Bogdani: njomëzatë, kafshëzë, urëza, rjetëza, viollëza, delezë, punëzë. Kuptimin leksikor të temërs/rrënjë fjalëformuese "gatë-a", po e marrim nga Fjalori i vitit 1954: term zoologjie (Ardea cinerea): shpend ligatinash, me sqep e me qafë të gjatë e me një xhufkë me pupla të zeza në krye; çafkë, çajme.

**gërthla** – gaforrja, *termi latin është Panacus karathurus*.

**gërthe** + l + a (mbaresë shquarsie)

[264] Xhuvani, A. - Çabej, E., Prapashtesat e gjuhës shqipe, Tiranë, 1962, f. 75.
[265] ASHRSH, IGJL, Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes** IV, Tiranë, 1996, f. 234.
[266] Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 54-56.
[267] Po ata, po aty, f. 63.

- **l**, prapashtesë që përdoret në emra veprimi, mocioni, veglash, bimësh e shtazësh. Kjo prapashtesë ështe e toskërishtesh jugore dhe dialekteve arberëshe të Greqisë dhe të Italisë.**[268]** Tema fjalëformuese “gërthe-ja”del si term zoologjie për emërtimin e gaforrës , që shpjegohet në Fjalorin e vitit 1954, si vijon: lloj i Krustacevet dhjetëkëmbëshe që rron n’ujëra t’ëmbla, por si kuptim të dytë mësojmë se kështu quhet edhe dhjetëkëmbëshi që rron në det.

**gërthaci** - arëza e madhe, *greth, gërthap, termi latin është Olea oleaster*.

**gërthë** + ac + i (mbaresë shquarsie)

- **ac,** prapashtesë që formon emra konkretë prej emrash e foljesh mbiemra prej emrash e foljesh më fort me kuptim pejorativ [gojaç] sipas N. Joklit prapashtesa **-[aç]** ka hyrë në shqipen nga serbokroatishtja e vjetër. **[269]** Për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese “gërthë-je” na u desh të shohim Çabejn në veprën IV të Studimeve etimologjike në fushë të shqipes, pasi nuk e pasqyrojnë fjalorët sjhpjegues nga vitit 1954 -2006. Prof.Çabej e sjell në këtë mënyrë: *gërthje – gërthelë,* te Xilandri 183 gërthejë f. Gaforre dhe e jep prej dialekteve të Greqisë *gërthijë*....**[270]**

**gërtheni –** luleshtrydhja, *termi latin është Fragaria vesca, F. Silvestris* **(t**ek “L”)

**gërth** + en + i (mbaresë e shquarsisë)

- **en**, prapashtesë që formon emra vendesh disa janë formuar në gjuhët sllave jugore prej emrash e foljesh, mbiemra që tregojnë lëndë, cilësi të përkiturit të diçka a të pasurit e një gjëje.**[271]**Tema fjalëformuese nuk del në fjalorët shpjegues, vetem që duhet të lexojmë prurjen etimologjike të Çabejt, dhënë më lart, sipas veprës së tij të cituar. Mund të jetë një term emërtues mbi bazën e vetive nga bota e kafshëve për analogji me një specie bimore si luleshtradhja, simbas mendimi tonë.
Rrallë, në Fjalor, ndeshen edhe formime terminologjike me dy prapashtesa njëkohësisht, të cilat priren drejt individualizimit më të imtë, apo të hollësishëm, siç është termi në vijim:

**guguçka** - kumria

gugu + ç + kë + (a) mbaresë e shquarsisë
- **kë,** kjo prapashtesë u prapavendoset disa formimeve me prapashtesën –eshë, duke na dalë këtu prapashtesa –**kë** vetëm me vlerë zvogëlimi a përkëdhelie.**[272]**Mendojmë këtu, se tema fjalëformuese “gugu” është anamatope, sipas zërit kumrisë, qyqes, e cila vajton me atë lloj tingulli.

**gungalla –** gjinkalla, *termi latin është Cikada (marrë tek zëri i termit “gjinkalla”).*

**gungë** + all + (a) mbaresë shquarsie

---

**[268]** Po ata, po aty, f. 65.
**[269]** Po ata, po aty, f. 6-7.
**[270]** Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes IV**, Tiranë, 1996, f. 261.
**[271]** Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 35.
**[272]** Hysa, E., **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 192.

- **all,** prapashtesë që u ngjitet emrav dhe mbiemrave për të formuar emra e mbiemra, si: kapistall, trohallë, remall etj. Studiuesit janë të mendimit se kjo morfemë nuk është e mundur të ketë lidhje me formante të gjuhëve ballkanike.[273]E ka Fjalori i vitit 1954, si term zoologjie për emërtimin "gjinkallë-a", kurse Fjalori i vitit 2006, e sjell si fjalë krahinore për gjinkallë-a. Përsëri me Fjalorin e vitit 1954, nxjerrim termin zoologjik, në latinisht Cikada dhe shpjegimin: insekt nga rendi i Hemipterëvet, i njohur prej të gjithëve nga zëri i mërzitur që lëshon në vapë të madhe; **cinxër**.

**grozhulla –** modhulla, lloj bathe, termi latin për "groshël-grozhla" është Vicia sepium

**grozhë** + **ull** + (a)   mbaresë e  shquarsisë

- **ull,** prapashtesë që ka formuar emra mashkullore e femërore shumica prej  emrash dhe disa  prej foljesh që tregojnë një bimë, ujë, shtazë. G.Meyeri, Jokli e Sandfeldi janë marrë me origjinën e saj; disa e shohin si morfemë latine – ulus.[274]Tema fjalëformuese këtu është "grozhël-grozhla" (shih edhe Fjalorin e vitit 1954), term botanike: bimë nga familja e Leguminozevet, që kacaviret nëpër gardhe; nxjerr bishtaja me kokrra të vogla e të rrumbullakta.

**grurthi –** elbi i egër; *pa termin latin, por, tek termi "elbi", kemi Hordeum spontaneum.*

**grurë** +   **th** +(i) mbaresë e shquarsisë

- **th** me këtë prapashtesë  formohen me së forti emra mashkullorë zvoglimi prej emrash  zakonisht mashkullorë, si dhe disa mbiemra e ndajfolje prej fjalësh të tjera, si: ankth, cikth, çunth, djalth etj. Jokli mendon se prejardhja e saj duhet lidhur me spirantin interdental -**th**, që në shqipe rrjedh nga afrikata **c.**[275]Për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese po mbështetmi tek Fjalori i vitit 1954, edhe pse fjala është e mbarë shqipes dhe e kanë të gjithë fjalorët shpjegues; pra: "grurë-i"jepet si term botanike (triticum vulgare), bimë nga familja e Graminacevet, që mbillet vit për vit dhe jep kokrra, të cilat, kur bluhen, na japin miellin; kokrra vetë e grurit.

**gruzga –** mushtakrra, *termi latin Inula viscosa, Dittrichia viscosa* (sipa shkr. "M"),

**gruzë  +  g** + (a)  mbaresë shquarësie
- **g,** prapashtese që e gjejmë në disa emra, sipas N. Joklit kemi një prapashtesë të lashtë –g, e cila reflekton prapashtesën indoevropiane –**go**. Shembuj me këto formime: lëvozhgë, zhgolkë, brazgë etj.[276] Temën fjalëformuese të veçuar më lart, nuk e gjejmë në fajlorët tanë, as në veprën e cituar të E.Çabejt; mund të ketë humbur kuptimin, ose të jetë fjalë-rrënjë dialektore e panjohur në mbarë shqipen.

**groshina –** batha, *termi latin  është Faba vulgaris, Vicia faba.*

**groshe + in** + (a) mbaresë e shquarsisë

---

[273] Xhuvani, A. –Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 13.
[274] Xhuvani, A. –Çabej, E.,**Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 100-101.
[275] Po ata, po aty, f. 94.
[276] Xhuvani, A. –Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 46.

- **in,** prapashtesë me anën e së cilës formohen emra prej emrash, mbiemrash e foljesh, me kuptime të ndryshme, si: baltinë, rrahinë, gardhinë, ligatinë, mjegullinë, tulinë etj. Janë formime që më së shumti i takojnë gegërishtes veriore.[277] Për kuptimin leksikor lexojmë shpjegimin e termit "groshë-a"- fasule-ja, term botanike, thjerrë-a. Nuk është e mbarë shqipes, më tepër si dialektore e trevave të Veriut: perime bishtajore njëvjeçare, me kërcell përdredhës, bishtajat a kokrrat e saj gatuhen gjellë.

**groshla –** grozhla e egër, *termi latin Vicia sepium*

**groshë + l** + (a) mbaresë e shquarsisë

- **l,** prapashtesë e përdorur ne toskërishten jugore dhe e dialekteve arbëreshe të Greqisë e Italisë; sipas Pedersenit kjo prapashtesë lidhet me mbaresën **[I]** të infinitivit te armenishtes.[278] Tema fjalëformuese ka kuptimin leksikor të shpjeguar më sipër për termin "fasule-ja".

**grenzakja –** grenzë-a, *termi latin është Ophrys aranifera*

**grenzë + ak** + (ja) mbaresë e shquarsisë

- **ak,** prapashtesë që u ngjitet emrave duke u dhënë kuptime të ndryshme, si emra prej emrash që tregojnë një gjësend, një frymor (sidomos një shpend), një bimë ose janë emra etnikë, si: bucak, çobanak, tërthorak, mamlak, belshak etj. Weigandi e merr si prapashtesë me ngjyrim pejorativ.[279]Tema fjalëformuese "grenzë-a" (greth-i ) del me kuptimin leksikor që ka shpjegimi i Fjalorit të vitit 1954: arëza, anza, si term zoologjie për grerëz-i/a"; kurse Fjalori i vitit 2006 e shpjegon më gjerë: kandërr si bleta, me trup më të vogël e më të hollë, në ngjyrë të verdhë e me vija të zeza, që ka thumb helmues.

**grifsha –** krifshë, *termi latin Garrulus glandarius, Corvus glandarius*

**grif + sh** + (a) mbaresë e shquarsisë

- **shë,** prapashtesë që formon disa emra prej emrash, foljesh e numërorësh, si: *tresh, gërbulsh, katërsh, flokshë* etj. Sipas albanologut N.Jokli, kjo prapashtesë lidhet me disa fjalë që kanë pasur formantin komparativ -*is* të indoevropianishtes, që ka kuptimin e të qenit afër me një gjë që tregon fjala primitive, pra, një kuptim diminutiv.[280]Për kuptimin leksikor, mbështetemi tek Fjalori i vitit 1954, du jepet si term zoologjie, me shpjegimin që vijon: pas termit latin "Garrulus glandarius, shkruhet se është zog i rendit të Harabelavet , i larmë nga trupi dhe me një xhufkë në kokë: **grizhlemzë**. Shtojmë këtu se me këtë term është marrë edhe etimologu E.Çabej në veprën e cituar këtu "Studime etimologjike në fushë të shqipes IV", f. 288/289, ku tregon brenda 3 kolonave të librit se disa albanologë si Stieri, Kamarda lëkunden midis disa krahasimeve me fjalë të ndryshme të greqishtes. Pas G.Meyerit, f. 130 *grifshë* mund të ketë ardhur nga friul. *gripp* , emri i një zogu të llojit të qukapikut. Fjalë e mbarë gjuhës dhe e kolonive të Kalabrisë....Për kuptimin leksikor të

[277] Po ata, po aty, f. 54-55.
[278] Po ata, po aty, f. 65.
[279] Po ata, po aty, f. 10-11.
[280] Xhuvani, A.– Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 83.

temës fjalëformuese, prof. Çabej shkruan, se baza e saj është *krif – krip* "flokë" *leshra* ose *krife* **...**[281]

**GJ.**

**gjethima** - krifsha, prralli; *termi latin, sipas termit "krifsha" – dhënë më sipër.*

**gjeth**(e) + **im** + a (mbaresë shquarsie)

- **im**, prapashtesë një nga më të shpeshtat në gjuhën shqipe, me të cilën formohen emra prej foljesh, është prapashtesë mjaft prodhimtare dhe më e dendur në përdorim për formim të emrave abstraktë që tregojne veprim ose rezultat.[282] E.Hysa shprehet më tej se, *sa për burimin e kësaj morfeme janë dhnë mendime të ndryshme. Kështu, sipas Joklit parashtesa "**imë**" ka dalë nga kallëzorja e trajtës mashkullore me **–im**, si një emërore sekondare. Edhe Xhuvani e Çabej kanë dhënë mendime për prejardhjen e saj...me rëndësi është të shënohet gjithashtu që prapashtesa **–imë** është e vjetër në gjuhën shqipe: ajo dëshmohet edhe në veprën e Buzukut.*[283]Për temën fjalëformuese "gjeth (e)", mbështetemi në të gjithë fjalorët shpjegues të shqipes, sepse fjala-term është e mbarë gjuhës; për shembull, në Fjalorin e vitit 2006, është interesante se autorët (hartuesit), e sjellin si fjalë që përdoret në dy gjini: *m* – ***gjeth-i,*** dhe ***gjethe-ja***, si term botanike, me shpjegimin e kuptimit leksikor në vijim: pjesë e bimëve , si fletë e hollë, që del në degë, në kërcell ose drejt nga rrënja dhe që shërben për përftimin e lëndëve ushqyese e për shkëmbimin e gazeve.

**gjelbërushi,** verdoi; *termi latin për f. "gjelbërushka" është Acanthisitta chloris.*

**gjelbër** (i) + **ush** + i (mbaresë shquarsie)

- **ush**, prapashtesë, me të cilën formohen emra mashkullorë e femërorë prej emrash e mbiemrash. Lidhur me burimin e kësaj prapashtese, Pascu për rumanishten mendon se kjo rrjedh nga trakishtja, gjë që kumndërshtohet prej Sandfeld-it**.**[284]Si term "gjelbërush-i"nuk del në fjalorët shpjegues, as në atë të vitit 1954, por tek Fjalori i vitit 2006, sillet forma "gjelbërosh-i" (gjelbërush,-e), por jo si term. Ndërsa për kuptimin leksikor të temës fjalëformuese, mbështetemi tek ky fjalor, duke u ndalur te mbiemri "gjelbër (i/e)" : që ka ngjyrën e barit të njomë; që ka bimësi të njomë; i blertë, fushë e blertë; e përbërë prej bimësh të njoma; që bëhet kur bima ka nxjerrë gjethe: ushqim i gjelbër; temën e afron me fushën e termave sepse del edhe si përbërës i disa emërtimeve të pathjeshta për kafshë e për bimë me ngjyrë të barit: myku i gjelbër, bojë e gjelbër, e gjelbër e hapët.

**gjeluci** (i detit)- peshku sfurk; *termi latin, përgjithësisht është Gallus + speciet.*

**gjel** + uc + i (mbaresë shqiarsie)

---

[281] ASHRSH, IGJL, Çabej, Eqrem**, Studime etimologjike në fushë të shqipes IV**, Tiranë, 1996, f. 288 – 289.
[282] Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 51.
[283] Hysa, Enver, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 128.
[284] Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 105.

- **uc**, me këtë prapashtesë (femërore – ucë) janë formuar emra prej emrash me kuptim zvogëlimi a përkëdhelie; edhe emra njerëzish: Palucë, Markuc, bebuc, hardhucë, etj. Kjo prapashtesë e rumanishtes, sipas Pascu-t, ka dalë nga italishtja *–uzzo*, - *uccio* prej lat. – *ucceus*, po sipas Rosetti-t hyn n'ato prapashtesa të rumanishtes, për të cilat nuk dihet a janë italiane apo të burimit tjetër**.**[285]Termi më sipër "gjeluc-i"është shumë prodhimtare në Fjalor të Xh.Lloshit: me rreth 80 emërtime kryesisht dyfjalëshe (me sintagma), sipas habitatit dhe cilësive të llojeve që ekzistojnë e ka mundur të mbledhë autori i veprës. Tema fjalëformuese është e mbarë gjuhës shqipe dhe nëpër fjalorë shpjegues del me kuptimin leksikor: si term zoologjie, mashkulli i pulës, këndes, gjel fushe; ngrihet herët në mëngjes, *fryhet si gjel; s'rri gjeli mbi vezë*...etj. (F/2006)

**gjeraku –** petriti, sokoli *termi latin Astur palombarius, Falco tinnunculus.*

**gjer** + ak + u (mbaresë e shquarsisë)

- **ak,** prapashtesë që u ngjitet emrave a mbiemrave për t'iu dhënë kuptime të ndryshme, si: *çunak, trumcak, ferrak* etj. Për këtë prapashtesë ka dhënë mendimin e vet Weigandi, por që është kundërshtuar prej Beliçit e Salishqevit; të tjerë, si Buonamici e Trombetti e bien prej etruskishtes.[286]Lidhur me këtë prapashtesë, duhet mbështetur tek Gramatika e gjuhës shqipe I, Tiranë, 1995, f. 191, ku jepet prapashtesa – **ak,** për fjalën "bubulak", ku morfema "bubul" nuk ka asnjë kuptim, pa morfemën fjalëformuese –ak, të cilën Xhuvani & Çabej e shtjellojnë me aq shembuj në faqen 10, 11, 12 të veprës së cituar këtu "Prapashtesat e gjuhës shqipe", T., 1962. Le të na mjaftojë shpjegimi i dy gjuhëtarëve tanë të shquar (Xh & Ç), të cilët japin edhe fjalën "plak" – të formuar me këtë ndajshtesë dhe ku grupi bashkëtingëllor "pl" nuk përmban semantikë (!); ata shprehen se *kjo prapashtesë është autoktone e shqipes, sikundër që duket te fjala "plak" që e lidhin me greqishten παλαιός; megjith'atë te kjo fjalë mund të kemi të bëjmë me një prapashtesë –k. Mundet që te –ak të jetë përzier një prapashtesë vendi me një të huaj."*[287] Ka mundësi që pjesa morfemore që mbetet para parashtesës, të jetë rrëgjuar apo zhdukur kuptimi i saj. Tema fjalëformuese që po përshkruajmë gjendet edhe në veprën e Çabejt "**Studime etimologjike në fushë të shqipes IV**", f. 320, ku gjuhëtari ynë albanolog e nxjerr si emër të gjinisë mashkullore"Myoxus glis"; Sciurus, ketër" *gergir* m. Sciurus, ketër". Nga lat. *glirem*...[288]
Po me këtë prapashtesë – ak, këtu, mund të radhitim edhe emërtimin "lulak-u", ku emërtimi i dhënë në Fjalor s'ka asgjë të afërt me lulen, or emërton një shpend:

lulak-u - shpatorja

lul + ak (u) mbaresë shquarsie (Shih më sipër për morfemën _ak, sipas gjuhëtarëve tanë, në veprën e cituar të vitit 1962 "Prapashtesat e gjuhës shqipe".

**gjarpërusha** – thartusha, *femra e gjarpërit; ter.latin për "gjarpër": Serpens, Ophidia*

**gjarpër + ush** + (a) mbaresë shquarsie



[285] Po ata, po aty, f. 97.
[286] Po ata, po aty, f. 10-11.
[287] Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 11-12.
[288] ASHRSH, IGJL, Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes IV**, Tiranë, 1996, f. 320.

- **ush,** me këtë prapashtesë, sipas E.Hysës, dalin në gjuhën shqipe emra të formuar përkatësisht nga tema emërore, ndërsa, në përgjithësi, nuk bashkohet me tema mbiemërore, si: babush, lepurush, miush, plakush, vogëlush etj. [289]Tema fjalëformuese “gjarpër-i” është e mbarë gjuhës dhe e gjejmë në të gjith fjalorët shpjegues, si te F/2006, ku jepet kuptimi leksikor si vijon: term zoologjie, zvarranik pa këmbë, me trup të gjatë e të lakueshëm si të ngjalës, me lëkurë me luspa e me dhëmbë zakonisht me helm: gjarpër helmues etj.

**gjemb-ac – i,** gjembaçi, *termi latin është Carduus nutans*

**gjemb + ac – i** (nyja shquese)

- **ac,** prapashtesë që u ngjitet emrave konkretë prej emrash e foljesh, si: gjelac, këmbac, sqepac, kupac, etj. Me të formohen edhe mbiemra prej emrash e mbiemrash: dorac, mullac, qelbac, furrac, përtac, etj. Sipas Joklit kjo parashtesë ka hyrë në gjuhën shqipe nga serbokroatishtja, ku sfera e përdorimit të saj është aq e gjerë, si: lokomac (koprrac), pklopac (kupac). Si pikënisje e të hyrit të kësaj prapashtesë në shqipe, mund të merret fjala strapac (harabel) nga serbokroatishtja srabac**.**[290]Për temën fjalëformuese “gjemb-i” themi se është fjalë e mbarë gjuhës, kurse kuptimin leksikor po e shkëpusim nga Fjalori i vitit 2006, ku lexojmë: zgjatim i vogël, i fortë e me maje të mprehtë në kërcellin e disa barishteve ose në degët e disa drurëve e të shkurreve: gjemb ferre, gjemb murrizi, nga gjembi del trëndafili...etj.

**H**

**heshtak-u -** peshku heshtak, *termi latin është Branchiostoma*

**heshtë** + **ak** + u (mbaresë shquarsie)

- **ak**, prapashtesë që u ngjitet emrave e mbiemrave, duke u dhënë kuptime të ndryshme: dorak, çunak, romak, zorrak, dhelprak etj. Sipas Weigand-it, funksioni pejorativ i prapashtesës –ak, në fjalët *qyrrak*, *vjedharak*, ka dalë nga kuptimi augmentativ si te fjala *burrak*, nga i cili ka rrjedhur edhe funksioni i përcaktimit të shtazëvet meshkuj: *sorrak*, *rosak***.**[291]Termi del edhe te Fjalori i vitit 2006, në trajtën “heshtak-u” dhe shpjegohet: *mb.libror*, i hollë, i gjatë dhe me majë, që është si heshtë, *gjethe heshtake*. Kurse tema fjalëformuese “heshtë-a” lidhet me emrin e mbarë gjuhës shqipe “heshtë-a” term hist. Armë e posaçme me majë të mprehtë, shtizë.

**helmëza -** kukuta, rrodhakthi; *termi latin është Conium maculatum*

**helm** + ëz + a (mbaresë shquarsie)

- **ëz**, kjo prapashtesë del me disa variante (-zë,-z,-ezë,-azë, -izë) dhe formimet me të veçohen në radhë të parë fjalë të reja, të cilat nuk kanë fare kuptim zvogëlimi a përkdhelie, ose që ky kuptim te këto njësi është kuptim i dytë që i bashkohet kuptimit themelor e kryesor të njësisë së re. [292]

[289] Hysa, Enver, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 188.
[290] Xhuvani, A.– Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 6.
[291] Po ata, po aty, f. 10 – 11.
[292] Hysa, E., **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f.182.

Tema fjalëformuese "helm-i", si fjalë e mbarë gjuhës, del në të gjithë fjalorët shpjegues të shqipes; p.sh.: Fjalori i vitit 2006 shkruan: helm-i, lëndë e hidhur që kanë disa bimë ose kafshë, e cila dëmton organizmat e gjallë ose shkakton vdekjen e tyre oe shkakton vdekjen e tyre: helm i lëngshëm, helm gjarpri...

**hinka** - kungulli i ujit, *termi latin është Cucurbita pepo (kungulli i njomë)*

**hin** + **k** + a (mbaresë shquarsie)

- **k**, prapashtesë që u vishet emrave që dalin pej emrave, foljesh e parafjalësh: *brekth, derk, dirk, eshk, fërlik* etj. Sipas Joklit, kjo prapashtesë është refleksi shqiptar i formantit i.e. – **ko**, që del edhe në sll. e vjetër **Знакъ** (shenjë) znati = me ditë; lat. lateo = rri fshehur) [293] Tema fjalëformuese "hin" këtu, nuk na del nëpër fjalorë shpjegues të gjuhës sonë; mbase mund të lidhet me foljen dialektore "hi – hyj" (unë hi, ti hin, ai hin...), por nuk i gjejmë dot një bazë...për të shprehur veprimin e "hyrjes", për ta lidhur me termin "hinkë-a", që është një emë e vogël në trajtë koni e me gyp, që shërben për të shtënë lëngje në shishe ose në enë me grykë të ngushtë...

**hardhucka** – hardhuca, *termi latin është Lacerta agilis*

**hardhucë** + k +a (mbaresë shquarsie)

- [k] prapashtesë që u veshet emrave; për këtë morfemë E.Hysa jep një parashtresë të gjatë, kur thotë se kjë morfemë përdoret relativisht dendur dhe që veç kuptimit zvogëlues, znadhues ose përqeshës, ka edhe kuptime të tjera, ajo del në fushën e emrave dhe të mbiemrave, sidomos nëpërmjet mbiemërzimit, si: *baltak, ftujak, fytak, kungullak, veshak* (vesh rrushi) etj. [294] Për temën fjalëformuese "hardhucë-a" themi se është fjalë – term e njohur në mbarë gjuhën shqipe dhe e gjejmë në fjalorët shpjegues nga ai i vitit 1954 deri tek ky i fundit, 2006, ku gjejmë kuptimin leksikor: "hardhucë-a" si term zoologjik, me shpjegimin: zvarranik i vogël, me ngjyrë të murme, me katër këmbë e me bisht të gjatë.

**harrjeza** – harrja, *termi latin është Phlebotomus papatasii*

**harr + je** + z + a (mbaresë shquarsie)

- **z**, prapashtesë që ose sjell nuancë përkëdhëlie, si kuptim të dytë, ose nuk ka fare kuptim përkëdhelie a zvogëlimi, si: *amzë, dorezë, furkëz, këmbëz* etj.[295] Tema fjalëformuese "harrje-a" nuk ka lidhje semantike me foljen "harr-a, -ur = heq barrërat e këqia; por me termin zoologjik "harrje-harrja", i cili në Fjalorin e vitit 1954, nga morëm edhe termin latinisht, e jep kuptimin leksikor: insekt shumë i vogël që fluturon, thith gjakun e ta fshik mishin tek të pickon. E ka edhe Fjalori i vitit 2006 me shpjegimin: kandërr pickonjëse më e vogël se mushkonja që fluturon në tufë.



[293] Xhuvani, A.– Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 63.

[294] Po ata, po aty, f. 63.

[295] Hysa, E., **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, 2004. f. 182.

**hamuriku**-urithi, *termi latin është Talpa europeae*

**hamur** + **ik** + u (mbaresë shquarsie)

- **ik,** prapashtesë që shërben për të formuar mbiemra e mbiemra të substantivuar prej emrash e foljesh, si: jetik, larik, baltik, çaoik etj.[296] Si term e ka edhe Fjalori i vitit 1954 "hamurik-u"- hamuriq, zool.urith-i; po kështu e gjejmë edhe në Fjalorin e vitit 2006 me këtë shpjegim, por nuk arrijmë të shënojmë kuptimin leksikor të temës fjalëformuese; ka mundësi të jetë përcaktim i vetë termit për urithin, por në një trajtë të shkurtuar, ose sinonimi dialektore.

## I

Shihet diçka me interes tek kjo shkronjë sa i takon fjalëformimit me ndajshtesa (këtu: me prapashtesim), sepse jo nga një emër, po nga një cilësi: mbiemër apo ndajfolje "idh" (krahaso: idhët/i/e, p.sh.: *më erdhi idhët, të vjen idhët*; ose nga temë mbiemërore: fryt i idhët, fjalë e idhët (krahasojmë me trajtën standard "i hidhur/ e hidhur), gjejmë në Fjalor edhe këto formime, nisur nga emërzimi më poshtë:

**idhça,** mushtarka; *tek "idhnaku i verdhë" gjejmë Solanum luteum*

**idh** **+** **ç** + a (mbaresë shquarsie)

**-ç**, është prapashtesë me të cilën formohen emra e mbiemra prej emrash, me kuptim konkret apo cilësie, si: cepç, dejç, fillç, gremç, gurç, hundç etj. Kjo ndajshtesë është karakteristikë e Shqipërisë veriperëndimore, sipas Xhuvani-Çabejt.[297] Me këtë temë fjalëformuese (rrënjë) dalin edhe disa terma tjerë, si: *idhnak-u, idhnak-thi, idhnaq-idhtak-u.* Tema fjalëformuese – mbiemër i nyjshëm "i i(hi)dhur" (edhe ndajfolje: *më vjen hidhur/më vjen idhët*, në gegërishte), regjistrohet në të gjithë fjalorët shpjegues, si fjalë e mbarë gjuhës, me kuptimin: që ka shije si të helmit, antonimi: *i ëmbël*. Është mjaft produktive në Fjalor, si për shembull:

**idh**
- ja
- nak-u
- nak + th-i
- naq –i
- tak – u

## J

Vëmë në dukje këtu formime jo të shpeshta, si termat që po rreshtojmë: nga "**jermë-**a" – rrushekuqe, përftohet "jermësinë-a" (*Juniperus sabina, J.somina, Sabina ufficinalis*), pra:

**jermë-sinë,**qiparizi,terma latinë janë: *Juniperus sabina, J.somina, Sabina officinalis*

**jerm** (ë) + s + **in** (ë)-a (mbaresë e shquarsisë)

[296] Xhuvani, A. - Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 50.
[297] Po ata, po aty, f. 29.

**-in**, prapashtesë produktive për formime emrash.
Term i formuar me dy ndajshtesa radhasi (s) dhe **–in**ë; një formant fjalëformues, me të cilin formohen emra prej emrash, mbiemrash e foljesh, me kuptime të ndryshme, si: *baltinë, rrypinë, kodrinë, shpellinë, rrahinë, zallinë, etj.*[298] Kuptimin leksikor e marrim prej Fjalorit të vitit 2006: term botanik – shkurre e ngjashme me dëllinjën, që bën kokrra të zeza dhe ka erë të rëndë. Edhe më interesant është formimi i emrit "jeshilësi"-a, nga një temë mbiemri të panyjshëm + mdajshtesën "si", sipas skemës:

**jeshilësi,** *(me theks mbi i-në e parafundit) kastraveci Cucumis sativus* ***("K")***

**jeshil + ës-i** (mbaresë shquarsie)

**-ës**, (me theks mbi **i**-në e mesit të fjalës), ndajshtesë, me të cilën formohen emra e mbiemra prej emrash e foljesh, si: cytës, gjakës, mjekës, herrës, pendës, shpifës, matës, etj. Boppi mendon se kjo ndajshtesë vjen nga një –s e nga një –tj, që i përgjigjet prapashtesës greke –ont.[299] Ne e morëm për emërtimin që shënon: *kastraveci.* Kjo fjalë nuk gjendet në FGJSh, 2006, por është çerdhja: *jeshile, jeshilon, jeshilohet, jeshillëk.* Tema fjalëformuese "jeshil, -e" jepet me kuptimin leksikor *bised.* i gjelbër, ngjyra e gjelbër, boja e gjelbër e diçkaje.

**K**

**kaçka –** arra, *çaçaniku; termi latinisht "Juglans regia" - marrë tek termi "arra".*

**kaçë** + k + a (mbaresë shquarsie)

- **k** prapashtesë që u veshet emrave, që dalin prej emrash, foljesh e parafjalësh, si: brrylk, tirk, zhapik, etj. Jokli mendon se rrjedh nga një formant i.e. –ko, me burim sllav.[300] Formimi del me dy prapashtesa njëkohësisht. Tema fjalëformuese "**kaçë-a**" del në Fjalorin e vitit 2006 ka kuptimin leksikor për "arrën fyrbë" siç shkruhet.

**kallamishtja –** shqirra, *termi latinisht "Arundinaria"*.

**kallam** + ishte + ja (mbaresë shquarsie)
- **ishte,** me këtë prapashtesë, së pari, janë formuar ndajfolje mënyre prej emrash e mbiemrash, si: grarisht, kusërisht, urtisht, gërqisht, katundisht etj. Weigandi e lidhe me prapashtesën –este të rumanishtes, që formon ndajfolje prej mbiemrash, fakt që Weigandi, Grauri dhe Rosetti e vënë në dyshim, duke u shprehur se ky formant ka rrjedhur nga thrakishtja**.**[301]Tema fjalëformuese "kallam-i" gjendet në Fjalorin e vitit 2006, me shpjegimin leksikor si term botanike: bimë shumëvjeçare e vendeve të largështa, me kërcell të drejtë e të nyjëzuar dhe me palcë ose bosh përbrenda; kërcelli i kësaj bime, bime me kërcell, kundje kallamsheqeri...

[298] Po ata, po aty, f. 54-55.
[299] Po ata, po aty, f. 42.
[300] Po ata, po aty, f. 63.
[301] Po ata, po aty, f. 60.

**kaposhi** – kacagjeli, *termi lat. është “Meleagris gallopavo domesticus* (“Gj”)

**kap** + **osh** + i (mbaresë shquarsie)

Prapashtesa –osh është prapashtesë që shërben për të formuar mbiemra e pak emra prej emrash e mbiemrash me kuptime pejorative, më së shumti: gjelosh, barkosh, katraosh, çalosh, mjekërosh, planosh, gjatosh, madhosh, verdhosh, etj. Me një zgjerim të saj, kalohet tek – oshkë, si: latoshkë, llaposhtkë, gjatalosh, kuqalosh, etj. Sipas D.Kostiçit, këtë prapashtesë e kanë të përbashkët edhe shqipja, e dhe serbishtja e Kosovës me një funksion substantivi mbiemëror: mirë- mirosh, milo- Milosh. Kurse, sipas Puscariut, --ush dhe –osh e rumanishtes e të shqipes janë me burim nga trakishtja.[302]Me fjalorët tanë shpjegues, nga ai i vitit 1954 – deri më 2006, nuk arrijmë të japim kuptimin leksikor të temës fjalëformuese “kap” (nuk ka asnjë lidhje semantike me foljen homonime “kap”-a,-ur”), por shfrytëzojmë veprën e cituar të E.Çabejt “Studime.... V”, ku shënohet si vijon: Kaposh, m. “gjel”; kaposh deti, “gjel deti”, G,Meyeri 176 me dyshim e vendonb te kapua. Është një kryqëzim i kapua kapoi me kokosh, që dha sufiksin –osh. Përhapja e të dy fjalëve në toskërishten përforcon këtë shpjegim.[303]

**kredharak -u** - zhytra e madhe, *termi latinisht është Podiceps cristatus*.

**kredh** + **ar** + **ak**, (u) mbaresë e shquarsisë

- Formim me dy prapashtesa**,** me burim fjalëformues nga folja “kredh” – zhyt-zhytem. (Podiceps cristatus), zog ujor. Prapashtesa –ar, shumë produktive, me të cilën formohem emra prej emrash me kuptime të ndryshme: groshar, strumbullar, kungar, bullar, zakonisht edhe me kuptime keqësuese )pejorative); kurse prapashtesa –ak u ngjitet emrave dhe mbiemrave, për t’u dhënë kuptime të ndryshme, si: dorak, ferrak, udhak, trumcak, pazarak, tërthorak, etj. G.Weigandi e quan gjithnjë pejorative, si te emrat: vjedharak, burrak, hollak etj. Salishevi e bie të ardhur nga serbokroatishtja, ndërsa Bariçi e shpjegon se ka gurrë sllave sidomos tek emrat etnikë: Romak, Ulqinak, etj.[304]Tema fjalëformuese “kredh”- folje – është e mbarë shqipes dhe dëshmohet nëpër fjalorët shpjegues; e marrim kuptimin leksikor nga Fjalori i vitit 2006 si më poshtë: krodha, kredhur, zhyt ose fut dikë a diçka në ujë, fundos, që vjen në pajtim me veprimin e kësaj specieje në klasën a familjen e shpendëve; del edhe në format: kridhem, dhe prodhon emrin “kredh-je” , emër prejfoljor me prapashtesë.

**karthla** – fshikarta, *“karthpulë-a” tek Fjalori/ 2006 – fshikartë-a; edhe te F/1954*.

**karthë** + **l** + a (mbaresë shquarsie)

- **l,** prapashtesë që formon emra veprimi, mocioni, bimësh e shtazësh. Pederseni e bie të ardhur nga një mbaresë infiniti e armenishtes. [305] Tema fjalëformuese “karthë-a” dëshmohet si term botanike në Fjalorin e vitit 1954, me termin “Cytisus laburnum” dhe me shpjegimin: bimë e



[302] po ata, po aty, f. 80.
[303] ASHRSH, IGJL, Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes V**, Tiranë, 2014, f. 42.
[304] Po ata, po aty, f. 10, 18.
[305] Po ata, po aty, f. 65.

familjes së leguminozevet, me lule të verdha në trajtë të bistakut. Me termin “karthpulë-a” merret edhe prof.Çabej në veprën e cituar “Studime….V”, f. 55.

**kastriq – i,**sovali, *gjarpër kokështypur; termi lat. Serpens – emërtim i përgjithshëm.*

**kastër + iq** + (i) mbaresë shquarsie

- **iq,** prapashtesë qe formon emra e mbiemra prej emrash e mbiemrash me kuptim zvogëlues e pejorativ, pa ndonjë kuptim te caktuar**.** Jokli e Meyeri që janë marrë me shpjegimin e saj, e bien të ardhur nga emra vendesh, si: gardhiqe, rrëmiqe, Gomsiqe etj. Ndërsa Meyeri e sjell nga lat. – ***icius***.**[306]**E gjejmë tek fjalorët shpjegues të vitit 1954 dhe tek ai i vitit 2006, me shpjegimin si përshkrim të zvarranikut: gjarpër me kokë të shtypur, me katër shirita me ngjyra të ndryshme mbi shpinë. Siterm zoologjie e jep edhe F/1954.. që ka në kurriz tre shirita me ngjyra, dhe me sinonimin *soval*.

**kapaku –** shojza, ushojza; *termi latin është Solea solea*

**kap + ak** + (u) mbaresë shquarsie

- **ak,** kjo morfemë fjalëformuese, sipas E.Hysës, shërben për të formuar emra që shënojnë banorin e një vendi, të një krahine, shteti, qyteti a fshati, është përgjithësisht autoktone e shqipes sikundër që duket te fjala “plak”, e cila lidhet me greqishten, por mundet që kjo prapashtesë të jetë përzier me ndonjë prapashtesë të huaj, siç pohojnë edhe Xhuvani-Çabej në veprën e tyre të njohur. Për shembull: *bulqizak, austriak, romak, ushtarak, durrsak* etj.**[307]** Gjendet termi “kapak-u” nëpër fjalorë shpjegues të shqipes, por nuk arrijmë të veçojmë kuptimin e temës fjalëformuese; edhe Çabej e ka analizuar në “Stud...V”, f. 38, si fjalë me burim nga turqishtja; kështu që s’ka lidhje semantike me foljen “kap”-a,-ur. Mund të jetë një rreshtim pa vend yni, por e morëm thjesht si term i plotë nga Fjalori.

**kaprroç-i,** kaprolli, *termi latin është “Capreolus capreolus”, sorkadhi.*

**kaprr + oç** + i (mbaresë shquarsie)

**-oç**, ndajshtesë që u ngjitet emrave e mbiemrave, duke formuar mbiemra me kuptim augmentativ ose pejorativ, si: brinoç, buzoç, faroç, harkoç, etj. Sipas Joklit ka prejardhje latine.**[308]**Gjendet si term tek të dy fjalorët që po citojmë (1954/2006), por na duhet Fjalori i vitit 1954, tek shkronja “G”, më saktë, te fjala “Gapërr-gaprra” që të mund të depërtojmë në kuptimin leksikor të temës fjalëformuese “kaprr”-kapërr/gapërr”, e cila jepet si ndajfolje (F/1954), shpjegimi i së cilës na lidh me disa veti mënyrësjelljeje të kaprollit: s’më ndahet, i hapio sytë, i çeli sytë fort e i nguli në një send..janë të gjitha cilësi përkatësie që i takojnë kaprollit (!). Në dialektin e Veriut, përndryshe, në poetikën e Fishtes gjejmë fjalën “kaprroç” (kaprroç burrë) – burrë i lidhun në trup, i fortë, i ngjeshun n’armë.[309]

---

**306** Po ata, po aty, f. 57.

**307** Hysa, Enver, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 172.

**308** Xuvani, A. – Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 72-73.

**309** Fishta, Gjergj, **Lahuta e Malcis**, Botimi XV, Botime Françeskane, Shkodër, 2006, f. 536.

**klokëza –** bari i jelit, *terma latinë: (Silene vulgaris, S.pendula, S.cucubalus,)*

**klok + ëz** + a (mbaresë shquarsie)

**-ëz,** me këtë ndajshtesë formohen emra femërorë, në më të shumtën, prej emrash femërorë, me kuptim zvogëlimi a përkëdhelie, si: *dritëzë, këmborëzë, kafshëzë*, etj.[310] Gjendet termi në Fjalorin e vitit 2006, si term biologjie "klokëz-a", me shpejgimin si barishte shumëvjeçare me gjethe vezake dhe me lule të bardha të mbledhura kupëz. Për temën fjalëformuese nuk mund të themi me siguri se lidhet me shpjegimin që bën Çabej për fjalën "klokë"[311] f. Shkop me maje të kthyer, kërrabë, topuz, si fjalë të shqiptarëve të Greqisë, por në një gjë bashkohet me kuptimin cilësor që jep Fjalori i vitit 2006, kur shënon "*...me gjethe vezake dhe me lule të bardha të mbledhura kupëz*", varg sintagmatik që semantikisht përafrohet "*me maje të kthyer, kërrabë, topuz*"!

**L**

**labroçi –** lakeçi, peshk, *termi latinisht: "Dicentrarchus labrax, Raccus labrax"*

**labër** + **oç** + i (mbaresë shquarsie)

**-oç,** prapashtesë që u ngjitet disa emrave dhe mdiemrave, duke formuar mbiemra me kuptim augmentativ ose pejorativ, si: *brinoç, buzoç, faroç, mjekrroç, mustakoç* etj. Veprimi i kësaj morfeme është, sipa autorëve të shquar të veprës "Prapashtesat e gjuhës shqipe", areali gjuhësor i veriut.[312] Temën fjalëformuese këtu e shpjegon Çabej në veprën që po citojmë (Studime....V) dhe mbështetet te Gazulli; shkruan gjuhëtari ynë i madh: "Kështu Gazulli jep *labër* "i çlirshëm" përkundrejt "*lapër-s*" së Elbasanit, që e ka ndër të tjerë dhe Cordignano. – Shih edhe *labë*, në të njëjtën faqe të veprës së autorit. Duket se është ndonjë analogji semantike me veti të kësaj specjeje të peshkut

**larashi –** laroshi, termi latinisht është "Cathartes percnopterus".

**lar** + **osh** + i (mbaresë shquarsie)

-**osh**, prapashtesë, me anën e së cilës formohen pak emra e mbiemra prej emrash e mbiemrash, si: *kaposh, djalosh, vijosh, barkosh, dimnosh, vetullosh* etj. Sipas një studiuesi ballkanas, D. Kostiç, këtë morfemë e kanë të përbashkët edhe shqipja, edhe serbishtja.[313] Gjenden si fjalë-terma në dy fjalorët (1954/2006) dhe tema fjalëformuese lidhet me cilësinë "i larmë" – laraman, kështu edhe forma e shkurtuar "lar" barazohet me mbiemrin "i larmë". F/1954 jedh edhe foljen "laroshen" – skuqen.



---

**310** Po ata, po aty, f. 108.
**311** Çabej, Eqrem, "**Studime ...V**" , f. 101.
**312** Po ata, po aty, f. 72.
**313** Po ata, po aty, f. 80.

**leshterik- u,** bimë detare, *termi latinisht është "Posidonia oceanica*"

**lesht +ër +nik – u** (mbar. shquarsie)

Fjalë-term me dy prapashtesa, që Çabje e jep si emër të disa bimëve detare; mungon te Meyeri dhe e ka "Bashkimi". Spjegimi që jep Weigandi për *i leshtë*, është i drejtë. Manni e sjell edhe formën *leshterik*. Gjan të jetë *lesht-ër-nik*.**[314]** Kështu, bazuar tek E.Çabej, themi se tema fjalëformuese ka kuptimin leksikor që mban mbiemri "i/e leshtë", mbi bazën e ngjashmërisë së fijeve të këtyre bimëve ujore.

**LL**

**lloska e Shkodrës–** *lloj peshku, termi latin është "Scardinus erythrophthalmus"*

**llom** + **skë** + **a** (mbaresë shquarsie)

- **Me** prapashtesën – sk/-skë janë formuar emra prej emrash e foljesh që shënojnë gjëra konkrete, si: bisk, brisk, laraskë, etj. Për prejardhjen e kësaj morfeme, nuk bëhet fjalë në veprën e përbashkët Xhuvani & Çabej.**[315]** Por ne po sjellim shpjegimin leksikor që bën Çabej në veprën e cituar, kur shkruan: lloskë, f. Emër i një peshku të ujërave t'ëmbla, i familjes së krepve, që mungon te G.Meyeri. Përdoret në gegërishten veriore. Gjan të jetë një zgjerim me *–skë* e *llom-it*. Për kuptimin khs. emrin e peshkut *baltuk*, prej *baltë*.**[316]**

**llapani –** shpardhi, qarr; *termi latinisht është Quercus frainetto, Q. conferta*..

**llap** + an + i (mbaresë shquarsie)

- **an**, prapashtesë, me të cilën formohen emra të tillë, si: mulla, gërshanë, krahën, dhelpën etj.; për të cilët Jokli ka vënë re ekzistencën e një prapashtese **–an** të shqipes në toskërishten. Në mjaft fjalë me këtë formant vërehet dukuria e rotacizmit në gjuhën tonë.**[317]** Si term, e gjejmë tek Fjalori i vitit 2006: llapan-e, mb. 1. Qëri ka gjethet të mëdha e të gjera si llapë: lis (dushk), llapan. Mungon te Fjalori i vitit 1954. Tema fjalëformuese mund të lidhet me rrënjën "llap" (folje)-a, ur; Ka mundësi që këtu të veprojë analogjia e formës së gjethit me gjuhën si organ i të folurit, për gjuhën e njeriut që llap.

**M**

**marulja –** leqika, latuga**,** *termi latinsiht është "Lactuca sativa"*

**mar** + ul + ja (mbaresë e shquarsisë0

**[314]** ASHRSH, IGJL, Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes** V, Tiranë, 2014, f. 219.
**[315]** Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 105.
[316] ASHRSH, IGJL, **Studime etimologjike në fushë të shqipes V**, Tiranë, 2014, f. 264.
**[317]** Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 16.

- **ul,** me këtë prapashtesë formohen emra konkretë mashkullorë e femërorë, edhe pak mbiemra, që në më të shumtën, kanë kutimin e fjalës rrënjë, si: bicul, dredhule, kaçul, bardhul etj. Për të kanë shkruar Weigandi, Meyer-Lybke, edhe Sandfeldi, duke pohuar prejardhjen prej formanteve të latinishtes – *ulus, - ulla***.**[318]Kuptimi leksikor na çon tek shpjegimi që jep Fjalori i vitit 1954: bimë barishtore me fletë të trasha e të gjata, që e hanë sallatë; ***leqikë***. Tema fjalëformuese “mar” mbase lidhet me një tjetër bimë botanike “mar-aj” (F/1954), nga familja e Ombeliferevet, por nuk arijmë të nxjerrim kuptimin leksikor të plotë.

**milca – bari i bletës,** *mungon termi latinisht (Për milzën:Caronilla)*

**mil** + **c** (ë) + a (mbaresë shquarsie)

- **c**, prapashtesë fjalëformuese për emra prej emrash e foljesh, si: ballcë, borc, bramc, dregcë, pupcë etj. Është karakteritskëe dialektit të Shqipërisë VP. Gjendet edhe te disa emra njerëzish, si: Gac (Gaspër), Ndoc, Luc etj**.**[319]Është fjalë-term i botanikës, që e ndeshim në të dy fjalorët: 1954 dhe 2006, ku po marrim shpjegimin: barishte shumëvjeçare, me gjethe vezake e me erë si të limonit, që përdoret për të mbledhur bletën kur roit (lëshon); bar blete. Për temën fjalëformuese, “mil”, themi se shënon formën e plotë të fjalës-term “mil-cë”.

**mlyshaku –** mlyshi, *v(b)urdullak-u; termi latin “Esox lucius”*

**mlysh +** **ak + u** (mbaresë shquarsie)

**-ak,** prapashtesë që u ngjitet emrave dhe disa mbiemrave, për të marrë kuptime të ndryshme, si: trumcak, belshak, zezak, dinak etj. Kanë shkruar për të albanologë si Weigand-i, Beliçi e Sandfeld-i**.**[320]**T**ema fjalëformuese “mlysh-i”, është fjalë e mbarë shqipes, duket, dhe e gjejmë në fjalorët e cituar, madje, tek Fjalori i vitit 1954 (siç është fort e zekonshme) shoqërohet edhe me termin latin që vumë në krye), kur Fjalori i fundit shpjegues – ai i vitit 2006 – ka kuptimin leksikor si vijon: term zoologjie, peshk grabitqar i ujërave të ëmbla, me trup të gjatë dhe me turi petashuq; jepet edhe kuptimi figurativ: *mendjelehtë*.

**mollçina –** molla e egër, *termi latin “Malus dasyphylla”*

**moll** + **çin** (ë) **+ a** (mbaresë shquarsie)

**-çinë,** prapashtesë e rrallë në gjuhën tonë, me të cilën formohen pak emra me kuptim zvogëlimi, që herë-herë marrin edhe nuancë përçmimi, si: bejlurçinë (Noli), plakurçinë, llapërçinë etj.[321]Tema fjalëformuese “mollë-a” është fjalë e mbarë shqipes dhe gjendet nëpër fjalorët shpjegues; e shkëpusim prej Fjalorit të vitit 2006, ku lexojmë: term botanik: pemë frutore, që bën lule të bardha dhe kokrra të rrumbullakëta, të tulta e të shijshme; kultuvohet gjerësisht në vendin tonë; ka mjaft kuptime figurative.



[318] Poa ata, po aty, f. 100.
[319] Po ata, po aty, f. 27-28.
[320] Po ata, po aty, f. 11-12.
[321] Po ata, po aty, f. 30.

**mullenja – mëllenja,** *mullizeza; termi latin “Tardus merula”*

**mull + enj** (ë) **+ a (mbaresë shquarsie)**

**-enjë,** prapashtesë me burim nga sllavishtja, sipas Kristoforidhit, Selishev-it, Weigand-it; ka pak modele në shqipe.[322]Termi “mullenjë-mullizezë”, duket se është fjalë e mbarë shqipes, sepse e kanë si Fjalori i vitit 1954, ashtu edhe ky i vitit 2006; temën fjalëformuese “mullë”, Çabej e lidh me *mullë, mullëz* “e katërta pjesë e plëndësit të ripërtypësve; rrëndi që nxiret andej e që shërben për të zënë djathin;[323] është një emërtim i shkurtuar i fjalës së ploët “mullenjë”.

**murrçaku – murrcaku** (kullëza), *termi latin është “Netta rufina”.*

**murr + çak** + u (mbaresë shquarsie)

**-çak,** është formin si rezultat i zgjerimit të prapashtesës – **ç** me –ak e me –ar dhe dëshmohet tek fjalët majçak, murrçak, motmoçar, vjeçar, kreniçar, lopçar e ndonjë tjetër.[324] Termin e dhënë më lart nuk e përmbajnë fjalorët shpjegues të shqipes, veçse në formën “murrak-u” me kuptimin mbiemëror “i murrmë”, por të dy fjalorët që po citojmë e kanë edhe si term zoologjie “murrak-u” për të emërtuar shpendin trumcak-u. Tema fjalëformuese “murr-i” është fjalë dialektore dhe përdoret më tepër në Malësitë e Veriut, edhe pak si pejorative për të karakterizuar një mashkull: *burrë murr*, që është më tepër se “i zeshkët”, pothuajse “i zi”, del edhe në trajtë emri “murr-i”.



**N**

Ndeshim te kjo shkronjë 2-3 terma të formuara me përngjitje, prej të cilave po shkëpusim:

**Ndërfana –** jasemini, *termi latin Jasminum*

ndër + fana

Mendohet që tema fjalëformuese – rrënja “fan-i”, studiuar edhe nga Çabej në “Studime etimologjike në fushë të shqipes IV, f. 135-136, të jetë për këtë bimë si përcaktim i habitatit ku rritet e zhvillohet. Gjuhëtari ynë jep edhe modele të tjera përngjitjeje toponimike, si: Ndërnenas, Nërfusha, Nërmolla etj., që janë edhe emra familjesh.[325]Nuk ka lidhje semantike me “**faní**”.

**ndryshkull,** *bari i keq, b.i tamlit, termi latin “Euphorbia cyparissia*”

**ndryshk + ull** + **i** (nyje e shquarsisë)

Prapashtesa **–ull,** gjendet në veprën e përbashkët Xh & Ç dhe shpjegohet se me të formohen emra mashkullorë e femërorë, shumica prej emrash por edhe prej foljesh, si: biskull, cipull, rrëqebull,

---

[322] Po ata, po aty, f. 35.
[323] ASHRSH, IGJL, Çabej, E., **Studime etimologjike në fushë të shqipes V**, Tiranë 2014, f. 377.
[324] Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 29.
[325] ASHRSH, IGJL, Çabej, E., **Studime etimologjike në fushë të shqipes IV**, Tiranë, 1996, f. 135-136.

idhull, kumbull, mjegull, etj.Gjuhëtarët mendojnë se ky formant “u poq në gjuhën shqipe me një prapashtesë të lashtë vendëse...”[326]

**notaku**, gjallesë që noton, *termi latin është “Pseudorasbora parva”*

**not + ak + u** (mbaresë shquarsie)

Sa i takon prapashtesës –ak, Xuvani & Çabej shkruajnë se ajo u ngjitet emravet e mbiemravet, duke u dhënë kuptime të ndryshm; si: dorak, ferrak, ftujak, gushtak, etj.[327]Për temën fjalëformuese “not-i” themi se është fjalë e mbarë shqipes dhe pasqyrohet në të gjithë fjalorët shpjegues, si b.f., në Fjalorin e vitit 2006, ku lexojmë për shpjegimin e kuptimit leksikor: lëvizje në ujë me anë të duarve e të këmbëve, sporti i të notuarit, not bretkocë...etj.

**Nj**

Ndeshim edhe këtu një term të formuar me përngjitje, nga përdorimi për një kohë të gjatë së bashku, edhe në shkrim, si termi në vijim, formuar nga rrënja fjalëformuese dhe numrërori “një”:

**njëgjira**, tetëfletëshi, *termi latin është “Asperula*”

një + gjirë – a (mbaresë e shquarsisë)

Tema fjalëformuese “gjirë-a” nuk del nëpër fjalorë, këtë emërtim botanik bime, autori mund ta ketë vjelë nga dialektet ose nga fjalorë të tillë. Duket si emërtim për analogji si tek termi “trifil” – tërfil, tregjethësh, trefletësh. E gjejmë tek Çabej, por nuk na jep të dhëna për botën bimore ( St...IV, f. 332).

**Njomështira**, açuga, lloj bime: miska, miskrra, *termi latin është “Engraulis”*
Njom + ësht + ir + a (mbaresë shquarsie. Del nëpër fjalorë në trajtat e dy dialeteve: “njmshtinë-a” dhe “njmësirë-a”, me kuptimin leksikor të barishteve të njoma, në bazë të termit ka mbiemrin “njomë,-i,e”- të njomë.Ndërsa në Fjalorin e vitit 1954 gjejmë edhe termin botanik “njomëz-a” për “filiz-i”.



**O**

**ordhëza**, kungulli i egër, termi latin është “Aristolochia clematitis”

**ordh + z + a** (mbaresë e shquarsisë)

Prapashtesa –z, siç është vënë në dukje në këtë trajtesë, u shtohet emrave femërorë, këtu me kuptim zvogëlimi të emrit “ordh-i”, duke ia ndërruar edhe gjininë mashkullore; me temën fjalëformuese

[326] Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f.100-101.
[327] Po ata, po aty, f. 10-11.

“ordh-i” nuk ka aq formime me të tjera ndajshtesa, pasi fjala “ordhi-a” tejkalon semantikën e fillimit dhe shënon turmën “hordhi-a”.

Oshënari*, janë 11 specie të panjohura bimësh; termi latin është* “*Myadestes*”

Oshën + ar + i (mbaresë shquarsie)

Nuk arrijmë të ndajmë temën fjalëformuese të këtij termi, bazuar tek Fjalori i vitit 1954 dhe te ai i vitit 2006, të cilët e lidhin me kuptimin e termit fetar: murg ose besimtar ortodoks që rron i vetmuar, jeremi-a, me mundime trupore...etj., shpjegim që s’ka asgjë të përbashkët me gjallesën që sjell autori i Fjalorit të florës e faunës sonë!!!

**P**

Termi i mëposhtëm shënon edhe fluturën, edhe një lloj peshku

**pikaloshja –** flut. pikaloshe, termi lat.*Pastinaca sativa, P. opaca*

**pikë + l + osh +ja** (mbaresë shquarsie)

**-ak,** prapashtesë që u ngjitet emrave dhe mbiemrave, si: *pazarak, udhak, unak, durrësak* etj.[328] Temën fjalëformuese “pikë-a” e kanë fjalorëts shpjegues, me kuptimin leksikor: rruzull fare i voglë uji a e një lëngu tjetër, p.sh.: pikë shiu, pikë vese, pikë djerse etj, etj. Bar me pika. Emri shërben si pjesë kompozitash në shumë fjalëformime: pikëshikim, pikëdrejtim, pikëmbështetje; edhe në përngjitje: pikërisht, i përpiktë, përpikëri, etj. Është një nga fjalët më të zgjeruara të fjalorëve tanë shpjegues.

**pikëlorja –** e bukura e dheut (laramania)**,** termi lat. “Salamandra maculata”, “Lacerta salamandra**”.**



Fjalë-term me dy prapashtesa: e para shërben për zvogëlim “pikël-a”, kurse e dyta – **or** shërben për të formuar emra dhe mbiemra, si: vapor, sinor, kreshmor, dimëror, arbëror etj. Tema fjalëformuese këtu, nga ka dalë termi i mësipërm për emërtimin eufemistik “e bukura e dheut” për salamandrën, është “pikël-a”, e cila sjënon një pikë tepër të vogël a të dallueshme sipas një ngjyrimi etj. E kanë të dy fjalorët që po konsultojmë dhe japin shpjegimin leskikor: pikë e vogël, kokërr ulliri që bie vetvetiu përdhe, se e ka ngrënë krimbi; është edhe me kuptimin: njollë a shenjë e vogël rrotullore, mbi lëkurë a mbi një stofë. (F/1954). Sipas Joklit, kjo prapashtesë e ka prejardhjen nga morfema latine – ***onia.***[329] Rrënja e fjalës është “pikë”; kështu që formimi vjen me dy prapashtesa: -ël, dhe –ojë. Çabje e jep në veprën e vet “Studime...VI” eedhe me kuptimin leksikor “cirkë e shtëpisë” dhe apopleksi; edhe “pullë e vogël e me tjetër ngjyrë në një pëlhurë, një shami etj.(f. 224.)

---

[328] Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 10.
[329] Po ata, po aty, f. 57-58.

**pulithi**, bari i gardalinave, bari i lebrës etj. Termi latin është "Senecio vulgaris"

**pul + th + i** (mbaresë shquarsie)

Prapashtesa –th, sipas E.Hysës, shërben për të formuar emra me kuptim zvogëlimi ose përkëdhelie, si: krimbth, lakth, qirith, qokth etj.[330] Këtu duket se nga forma e shkurtuar – temë/rrënjë fjalëformuese "pulë-a", përftohet një fjalë-term si "pulith-i", që del term botanike; në mjeshtërinë e vreshtarëve, me "pulith" shënohen edhe disa sythe të vegjël që dalin në trupin e hardhisë e që duhen hequr, përndryshe, quhen edhe "kopil-ça".

**Q**

**qirithi,** bari i gurit, dredhëza e shëmbit, rrushi i dertit, termi latin "Ephedra distachya"

**qiri + th + i** (mbaresë shquarsie)

Me prapashtesën –th, siç shënuam më sipër sipas E.Hysës, formohen emra me kuptim zvogëlimi. Tema/rrënjë fjalëformuese këtu është e mbarë shqipes dhe del nëpër fjalorët shpjegues me kuptimin leksikor: dhjamë a dyll që bëhet në formën e një cilindri, me një fitil pambuku në mes dhe shërben për të dhënë dritë (Fjalori i vitit 1954), ku gjejmë edhe termin botanik "gjunjëza".

**qumështorja**, lulja e dacit, rryelli, termi latin "Euphorbia virgata"

**qumësh + tor + ja** (mbaresë shquarsie)

Prapashtesa –tor, sipas E.Hysës,[331] ka një prodhimtari të madhe për një larmi kuptimesh që u japin temave fjalëformuese, si: murator, fajtor, bukator, numerator etj. Tema fjalëfromuese klëtu "qumështor" është e mbarë gjuhës sonë dhe gjendet nëpër fjalorë shpjegues me kuptimin leksikor: që jep shumë qumësht, që bën të japë shumë qumësht, edhe se ushqehet me qumësht etj. (F/2006)

**R**

**radhiqja –** bari i kalit, lulja kore etj. *Termi latinisht* "C*ichorium intybus"*.

**radh + iq + ja** (mbaresë ashquarsie)

Prapashtesa **-iq,** u ngjitet emrave e mbiemrave prej emrash e mbiemrash, me kuptim zvogëlimi pejorativ duke treguar një cilësi të fjalës rrënjë, për shembull: gogliq, guriq, bushiq, kalbsiq, etj. Sipas G.Meyerit, vjen nga lat. – icius, si "gardhiqe etj. Jokli e sheh si një prapashtesë –iqe, që formon kolektivë, si: rrodhiqe (rrodhe), thërmiqe (thermoj), etj. [332]



---

[330] Hysa, Enver, **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004, f. 182.
[331] Po ai, po aty, f. 164.
[332] Xhuvani, A. & Çabej, E., **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 14.

**rozela** – termi latin *"Platycercus".Nuk e jep Fjalori specien e kësaj bime*.

**roze** + **l** – a (mbarsë shquarsie)

**-l,** ndajshtesë me të cilën formohen emra veprues (nomina actionis), nga tema e përgjithshme e një verbi dhe nga participi, si: *djegëlë, veshëlë, pjetëlë*, etj.[333]Del edhe në emra bimësh a shtazësh, si: bukël, bungël, uithël, urrlë, grizjël etj. Sipas H.Pedersenit, kjo mbaresë lidhet me mbaresën –l të infinitivit të armenishtes, p.sh.: sirel (me dashtë), acel (me pri); ndërsa Jokli e merr me funksion deminutiv edhe si prapashtesë zvogëlimi –ella, duke e krahasduar me prapsshtesën e lituanishtes –ells, si te fjala cirmele (krimb), masele (mizë). Tema fjalëformuese këtu "rozë", ka mjaft mundësi të jetë me kuptimin leksikor të një emri luleje, edhe si huazim nga italishtja.

**Rr**

**rrezakja –** *lloj gjallese, e papërcaktuar në Fjalor, ter. lat. Myrmia* ***micrura***

**rrez** + **ak** + **ja** (mbaresë shquarsie)

**-ak,** prapashtesë e emrave dhe mbiemrave, që u jep atyre kuptime të ndryshme, si: *crulak, brumak, diank, rrëzak, mamlak* etj. [334]Tema fjalëformuese "rreze", fjalë e mbarë shqipes gjendet nëpër fjalorë shpjegues dhe mban kuptimin leksikor si vijon: fill i hollë drite, tufë grimcash a valësh elketromagnetike, rrezatim. (Fjalori i vitit 2006).

**rrushkulli,** *bari i hidhët, rrushku, bobokuqja, ter. lat. "Ruscus aculeatus* **"**

**rrush** + **k** + **ull** **+ i** (mbaresë shquarsie)

Fjalë-term me dy prapashtesa "-k" dhe -ull
**-k,** prapashtesë që u ngjitet emrave që dalin pej emrash dhe foljesh e parafjalësh, si: brrylk, derk, tirk, thark, zhapik, etj. Jokli ka shpjeguar se kjo prapashtesë shihte një kuptim zvogëlimi dhe sot vjen e fosilizuar.[335]Ndërsa për prapshtesën –ull, Xh & Ç sjellin shembujt: fishkull, idhull, rrotull, etj. Tema fjalëformuese "rrushk-u" merret si fjalë dialektore, por jo e panjohur në treva folëse të Veriut, edhe si variant sinonimik me "rrushkull",me kuptimin leksikor të një lloj shkurrejee viseve mesdhetare, nga familja e Liliacevet, është gjemba-gjemba dhe bën pemë të kuqe, siç e jep Fjalori i vitit 1954, ku ka edhe termin latin.

**rruzullorja,** *lloj gjallese, termi latin është Globigerina*

**rruzull** + **or** **+ ja** (mbaresë shquarsie)

---

[333] Po ata, po aty, f. 65.
[334] Po ata, po aty, f. 10.
[335] Po ata, po aty, f. 63.

**-or,** prapashtesë që gjendet tek emra e mbiemra, si: kungullor, lakror, qumështor, mëzor, qershor, përçor etj. Ka edhe emra të banorëve sipas krahinave: *mirditor***.**[336]Është lloj gjallese e papërcaktuar në Fjalorin e Xh.Lloshit.

**S**

**sanëza,** *bari i zemrës, çaji i zemrës etj. Termi latin "Gentiana lutea"* (Genti, mbretit ilir)

**sanë + z + a** (mbaresë shquarsie)

Prapashtesa –z, siç kemi shënuar nga vepra e përbashkët e Xh & Ç dhe e gjuhëtarit tjetër E.Hysa, i cili nënvizon se ajo del me disa variante, edhe pa kuptim zvogëlimi a përkëdhelie, si: amzë, dredhëz, hojëz etj. Këtu tema fjalëfromuese është "sanë-a", fjalë dialektore që mungon në fjalorët që kemi konsuktuar e që ka kuptimin leksikor: "bari i thatë" që ruhet për ushqim dimëror të bagëtive, p.sh. kulla e barit, e sanës etj. <është term i jetës blegtorale. Ndërsa termi "sanëz-a" jepet nëpëpr fjalorët 1954 dhe 2006, me kuptimin: barishte me lule të mëdha e të verdha , me gjethe të mëdha vezake, rrënja e së cilës është e hidhur e përdoret në mjekësi, *bar zemre, angushe*.

**sqapthi**, *sqepthi, rrogëza, termi latin: Amelanchier ovalis, A. rotundifolia, A.vulgaris*

**sqap + th + i** (mbaresë shquarsie)

Për kuptimin e prapashtesës –th, mbështetemi tek vepra e cituar disa herë këtu e gjuhëtarit E.Hysa, i cili thekson se kjo shërben për të formuar emra me kuptim zvogëlimi ose përkëdhelie, si: *shilarth*, *vëllath*, *zokth* etj. Këtu, tema fjalëformuese "sqap-i" nuk ka lidhje semantike me emërtimin zoologjik "cjap-i", por këtu kuptimi leksikor përafron me trajtën që shënon termi "rrogëz-a": kunj që mbërthen dorezën për shtizë të parmendës. (Fjalori i vitit 1954)

**SH**

**shkumëza,** *bari i shkumës, lulesapuni, shkumborja; termi latin "Sapunaria officinalis".*

**shkumë + z + a** (mbaresë e shquarsisë)

Është shpjeguar më lart se prapashtesa –**z** shërben në formime emërash për zvogëlim e përkëdheli, si: dhëmbëz, erëzë, furkëz, gëlbazë etj. Edhe në temën fjalëformuese "shkumë" ka funksion zvogëlimi, pra: shkumëz e vogël, e lehtë. Është fjalë e përfshirë nëpër fjalorët shpjegues, si në F/2006: term botanike- bimë që përmban në rrënjë një lëndë shkumëzuese si sapuni. Me këtë term emërtohet edhe *shkumarja e sepjes që del në breg të detit.* (F/2006)

**shpatorja**, badra, lulaku, luleshpata, shpatëza; termi latin "Iris germanica".

**shpat + or + ja** (mbartesë shquarsie)

[336] Po ata, po aty, f. 77.

Me prapshtesën –or (si ndajshtesë mjaft prodhimtare), sipas E. Hysës që e kemi cituar bashkë me veprën, janë formuar nga tema foljore edhe emrat: traktor, redaktor, kreditor, etj. Këtu, tema fjalëformuese “shpatë-a” është fjalë e mbarë gjuhës dhe gjendet nëpër fjalorët shpjegues, ku del me kuptimin leksikor: armë e ftohtë si thikë e gjatë prej çeliku me dorezë, që përdorej në luftime trup me trup- zhvesh shpatën, me shpatë në dorë etj.

**shqiponja**, shkaba, shkabonja, shqipja; *termi latin është Aquila melanaetus*

**shqip (e) + onjë + a** (mbaresë e shquarsisë). Për prapashtesën –onjë, themi se shërben për të formuar emra prej emrash e prej foljesh, si: beronjë, shkabonjë, shqiponjë, mushkonjë. Jokli mendon se kjo ndajshtesë –onjë dhe e rumanishtes –oae kanë dalë nga prapashtesa latine – onia.[337] Tema fjalëformuese “shqipe” – si emër femëror – është e mbarë gjuhës sonë dhe gjendet nëpër fjaorët shpjegues, si vijon: si term zologjie “shqipe-ja”- shqiponjë, shqipe mali, në krahët e shqipes,; edhe me kuptime figurative për të karakterizuar një grua apo vajzë. (fjalor i vitit 2006).

**T**

**tjegullorja,** bari i drenit, gjuha e mitës; *termi latin “Scolopendrium officinale, S. vulgaris”.*

**tjegull + or + ja** (mbaresë shquarsie)

për prapasgtesën **–or**, shih më lart paraqitjen (tek termi “shpatroja”. Tema fjalëformuese “tjegull-a” është e mbarë shqipes dhe përfshihet në fjalorët shpjegues, ku del me kuptimin leksikor: pllakë e hollë deltine e pjekur mirë, që përdoret për të mbuluar çatitë e ndërtesave. (F/2006, ku gjejmë edhe shpjegimin si term botanike: *fier me gjethe të gjata e të dhëmbëzuara, që mbin nëpër shkëmbinj e nëpër mure.*

**tufëza**, bari i magjarit, bari i thiut, borziloku i egër; *termi lat. “Myriophyllum spicatum*”

**tufë + -z + a** (mbaresë e shquarsisë)

Kemi shkruar për prapashtesën –z (ëz) si prapashtesë zvogëlimi dhe përkëdhelie; këtu na del vetëm për zvogëlim të emrit “tufë-a”, e cila është edhe tema fjalëformuese si fjalë që gjendet nëpër fjalorë shpjegues e del me kuptimin leksikor: grup njerëzish a kafshësh, shumicë, kope, grumbull gjërash pa rregull; lule a gjera të tjera, të lidhura së bashku, etj. Shih: Fjalor i gjuhës shqipe i vitit 2006.

**Th**

**thanukla,** *rrushzeza, thanishta; termi latin është “Cornus sanguinae” + 2 tjerë.*

**thanë + uk + l + a** (mbaresë shquarsie)

[337] Po ata, po aty, f. 76.

Prapashtesa –**uk** shërben për të formuar emra prej emrash dhe mbiemra prej emrash e mbiemrash, si: baltuk, harruk, plancuk, verdhuk, etj.[338] Këtu, tema fjalëformuese "thanuk" merr edhe një prapashtesë të dytë –l (ël), që u jep formimeve të reja një nuancë zvogëlimi; shënojmë se me termin "thanuk" gratë shtëpiake emërtojnë edhe një lëng që përgatisin nga thanat dhe e shërbejnë të përzier me ujë.

**thartusha**, bari i kuajve, bari i zogjve, tharbëtusha. Termi latin " Polygonum aviculare"

**thart + ush + a** (mbaresë shquarsie)

Prapashtesa –ush(ë) del në formimin e emrave mashkullorë e femërorë prej emrash, disa me kuptime zvogëlimi a përkëdhelie, dhe mbiemra prej mbiemrash, si: *drenushë, dhelpnushë, ëgjëllushë, lapush, llapush, vejushë, bukursuhë,* etj**.**[339]

**thonjëza,** *bari i veshit, bima e mureve, bima e pullazeve; termi latin "Sempervivum tectorum"*

**thonj + ëz + a** (mbaresë shquarsie)

Është shkruar këtu për rolin e prapashtesës –**z (ëz**), që shërben për nuancë zvogëlimi e përkëdhelie; tema fjalëformuese këtu del nga emri në numrin shumës "thonj" – "thua", fjalë e mbarë shqipes dhe është nëpër fjalorët shpjegues e jepet me kupzimin, që është prej thonj a prej thoi; por fjalori i vitit 2006, përmban edhe termin lart "thonjëza"ku gjejmë edhe kuptimin leksikor: term botanik, barishte me kërcellin e veshur me gjethe si thonjtë e maçës, që çel lule të vogla në ngjyrë portokalli, lulja e kësaj bime.

**U**

**urthi,** *brushtulla, larthi, shermasheku, urdhi, etj. Termi latin "Hedera helix"*

**ur + th + i** (mbaresë shquarsie)

Është prapashtesë zvogëlimi ndashjtesa –th dhe kemi folur për të në fjalët terma përkatëse. Këtu tema fjalëformuese është "uri-u", që e ka edhe Fjalori i vitit 1954, me kuptimin leksikor si term zoologjie, pra "urithi"- formë e zvogëluar "uri"; duhet të jetë një emërtim mbi bazën e analogjisë me urithin që ecën nën sipërfaqen e tokës apo rrafsh me tokën, ashtu edhe urthi del e zhvillohet rrafsh me sipërfaqwern e tokës, mbi mure e mjedise të sheshta.

**uthullishtja**, *uthulla e gjelit, uthullica, bari i ikballit (fatit, tq.); termi latin "Rumex acetosella, Oxealis acetosella*

**uthull + isht + ja** (mbaresë shquarsie)



[338] Po ata, po aty, f. 99.
[339] Po ata, po aty, f. 105.

Prapashtesa –isht(ë) shërben për formime emërore prej emrash, emra kolektivë, si: baltishtë, gropishtë, pemishtë, gurishtë, rrahnishtë, terishtë, ulishtë, misërishte etj. [340]tema fjalëformuese këtu është "uthull-a"- fjalë e mbarë gjuhës sonë e që gjendet nëpër fjalortë shpjegues me kuptimin leksikor: lëng rrshi i tharmuar – sallatë me uthull, uthulla e fortë prish enën e vet; etj.

**V**

**veshtulla/i,** *krendi i lepurit, vyelli, kripçi; termi latin "Viscum album, Phoradentron flavescens"*

**vesht + ull + a** (mbaresë shquarsie),

Prapashtesa **–ull**, shërben në gjuhnë shqipe për të formuar emra mashkullorë e femërore nga emra e folje, si: agull, grozhul, rrëqebull, shtrofkull, etj. Sipas XH & Ç, kjo morfemë nuk del si prapashtesë, por si pjesë e temës, p.sh.: akull (krhs.sllav. kalati = me u ngri); avull etj. Me të janë marrë Meyeri, Weigandi dhe N.Jokli.[341] Mendohet se tema fjalëfromuese "vesht-i" (edhe vesht-a), mund të jetë marrë nga dialektet, b.f. në hapësirat folëse të Veriut, fjala "vresht-i" vjen edhe në formën "vesht-i", dëshmohet si toponim mjfat i shpeshtë: Veshti i Keq, Veshti i Ri etj. Trajtën "veshtull" si term botanike e përmban edhe Fjalori i vitit 1954 – me kuptimin leksikor bimë parazitare, që del në degëtt e disa drurëve, si të plepit e të lisit e nga e cila nxiret një lëndë ngjitëse; kështu quhet edhe lënda vetë.

**vizakja,** *termi latinisht Sarpa salpa, Boop salpa* (gjethe gruri, e misrit)

**viz (ë) - ak + ja** (mbaresë shquarsie)

E kemi përshkruar prapashtesën –ak, me të cilën formohem emra e mbiemra, duke u dhënë kuptime të ndryshme, si: çunak, fytak, dorak, trungak, gjunjake etj. G.Weigandi i jep kësaj ndajshtese edhe funkcion pejorativ, si "qyrrak".[342] E gjejmë si term botanike tek Fjalori i 2006-ës, me shpjegimin e kuptimit të dytë: i gjatë e i ngushtë në të gjithë gjatësinë (për gjethet e grurit e të misrit – gjethe vizake. Tema fjalëformuese këtu "vizë-a" është fjalë e mbarë shqipes, që gjendet nëpër fjalorët shpjegues, për shembull, te Fjalori i vitit 2006, lexojmë: vijë e shkurtër dhe e hollë ( - ) në shkrim, në shtypshkrim etj: vizë lidhëse (gjuh.) vizë e shkurtër që lidh dy gjymtyrë të një fjale të përbërë: vizë ndarëse, vizë e drejtë; ka edhe kuptime të figurshme: ia hoqi vizën etj.

**X**

(Për shkronjën X kemi gjetur vetëm një fjalë me ndajshtesë)

**xixëllonja**, bubureza, shkëndija,..(ka 31 sinonime) *termi lat. Lampyris noctiluca*

**xixë + (ll) + onjë** + a (mbaresë shquarsie)

---

[340] Po ata, po aty, f. 60.
[341] Po ata, po aty, f. 100-101.
[342] Po ata, po aty, f. 10-11.

Duke e menduar që b/t "ll" mund të jetë në trup të fjalës "xixëll-a" !), prapashtesa –onjë, shërben për të formuar emra prej emrash e prej foljesh, si: beronjë, shkabonjë, shqiponjë, et. Jokli e afron me një ndajshtesë të rumanishtes – oae, dhe thotë se kanë dalë nga prapashtesa latine – onia.[343] Tema fjalëformuese është "xixë-a" dhe del si fjalë e mbarë shqipes, gjendet nëpër fjalorët shpjegues me kuptimin leksikor: "shkëndijë" – gur xixash; pikla të ndritshme në një stof- fustan me xixa; përdoret edhe si ndajfolje në kuptimin "shumë qartë": bën xixë.

**Xh** - gjejmë vetëm një fjalë-term me ndajshtesa:
**xhufkëza**, nisur nga termi "xhufkë-a": *bari i malit, tufaku; termi lat. Emilia sagittata, Cacalia coccinea, Emilia flamea*

**Xhufkë + z + a** (mbaresë e shquarsisë)

Është shkruar për ndajshtesën fjalëformuese – **z (ë)**, e cila përdoret për të formuar emra femërorë, më të shumtën, prej emrash me kuptim zvogëlimi a përkëdhelje, si: arkëzë, barkëzë, furkëzë, shtjekëzë, shpatëzë, etj. Sipas Joklit, kjo ndajshtesë ka dalë nga një prapashtesë indoeuropiane – **dia**.[344] Tema fjalëformuese "xhufkë-a"është e mbarë shqipes dhe ka kuptimin leksikor nëpër fjalorët shpjegues, si vijon: tufë fijesh, thekësh, lulesh etj. *xhufka e misrit*, lulja e misrit; edhe si term baotanike del në Fjalorin e vitit 2006, nga po marrim kuptimin leksikor: barishte, bimë shumëvjeçare e viseve malore, me gjethe vizake dhe me lulesë në trajtë kalliri. Nga kjo temë generohet edhe folja "xhufkon" – lëshon xhufkë (misri).

**Y** - kjo shkronjë ka vetëm një fjalë-term që mund të zbërthehet në përbërës.

**yllëzaku**, peshku therës – pa term në gjuhën latine dhe i vetmi term që zbërthehet.

**yllëz + ak + u** (mbaresë shquarsie)

Fjalë-emërtuese me dy ndajshtesa: -ëz dhe –ak; kjo e fundit del tek vepra e përbashkët e Xh & Ç dhe është prapashtesë që u ngjitet emravet dhe mbiemravet, si: dorak, trumcak, rrethak, tërthorak, udhak, veshak, etj. Kemi shkruar se Weigandi e paraqet me ngarkesë pejorative: vjedharak, hollak.[345]Tema fjalëformuese këtu është "rrënja + prapashtesën e parë" – *yllëz*, *yll i voglë* – E gjejmë në Fjalorin e vitit 2006, në trajtën "yllzë-a", kurse si term botanike, po te ky fjalor: yllës-i, me kuptimin leksikor një lloj karafili të vogël, zakonisht me 5 petla.

**Z**

**zogla,** *zog i vogël, drunakuq; termi latin "Frangula alnus, F.vulgaris, Rhamnus frangula"*

**zog + (ë) l + a (mbaresë shquarsie)**

Prapashtesa –l dhe –lë, përdoret për të formuar emra veprimi(nomina actionis) nga tema e përgjithshme e një verbi, si: djehëlë, ngordhëlë, pjetëlë, veshëlë etj., por edhe nga participi:

---

[343] Po ata, po aty, f. 75.
[344] Po ata, po aty, f. 110.
[345] Po ata, po aty, f. 10 – 11.

ardhëlë, ngrënëlë, etj. Gjithashtu edhe në emra mocioni, si: bilë (nga birëlë ?) nunëlë, priftëlë, hoxhëlë, Kostaqëla etj. Pedersei e shpjegon se lidhet me mbaresën-l të infinitivit të armenishtes, p.sh., sirel (me dashtë), acel (me i pri); kurse N.Jokli e merr si ndajshtesë zvogëlimi.[346]Tema fjalëformuese "zogë-a" është e mbarë shqipes dhe gjendet nëpër fjalorë shpjegues; tek Fjalori i vitit 2006, e ndeshim edhe si term "zog/ël,-a" si term zoologjie: bilbil- këndonte zogla; por me kuptim të dytë, edhe si term botanike: shkurre gjetherënëse, që bën kokrra të rrumbullakëta e të zeza, të cilat përdoren për ngjyrosje (**drunakuq**) e në mjekësi: *zogla e bjeshkëve*. Kjo përbën edhe kuptimin leksikor të temës fjalëformuese. Edhe Fjalori i vitit 1954 e sjell si term të dyfishtë: zoologjie – *për zog i vogël* – bashkë me termin latinisht (siç është e zakonshme në këtë fjalor) "*Rhamnus frangula"*.

**zvarritësi**, *termi latin është "Sitta europea*" – **Nuk arrijmë të përcaktojmë gjallesën**.

**zvarrit + ës + i** (mbaresë shquarsie)

Fjalë-term (këtu) e formuar me prapashtesën **–ës,** që, në gjuhën tonë shërben për të formuar emra e mbiemra prej emrash e foljesh, si: gjakës, mjekës, mbledhës, ngasës, thërritës, djegës, matës, ardhës, ndërmjetës, tutës, pirës, etj. Shumë dijetarë janë marrë me prejardhjen e saj, ndër të cilët F.Bopp-i e sjell si një **–s** nga **–tj,** që i përgjigjet prapashtesës greke **– ont**.[347]

## ZH

**zhytaraku,** kryekuqja, *rosa kryekuqe, zhytra kryekuqe, termi latin "Aythya ferina", "Nyroca ferina", "Anas ferina", "A.rufa".*

**zhyt + arak + u** (mbaresë shquarsie)

ndër formimet jot ë shpeshta me ndajshtesën **–arak,** e cila, sipas Xh & Ç është një konglutinat i prapashtesavet **–ar** dhe **–ak;** del në përdorim tek emra njerëzish a shtazësh dhe gjërash konkrete, si: bejkarak (bejkë)bishtarake, fusharak, kredharak, shtazarak, shpifarak, qesharak e jo shumë të tjra.[348] Për temën fjalëformuese, nuk mund të pohohet se është "zhytar-i", pasi ky emër vepruesi në shqip është "zhytës-i", kështu që duhet marrë e tillë vetëm folja "zhyt" – "zhys", një fjalë e mbarë shqipes, shpjegimin për kuptimin leksikor po e nxjerrim nga Fjalori i vitit 2006, si vijon: fut në ujë, në baltë etj., deri sat ë mbulohet i tërë ; kredh- zhyt këmbët në baltë, i zhyt rrobat në kazan.

**zhytësi (me çallmë)-** e shkëputem kështu këtë përbërës sintagme emërtuese, sepse në zërin e shkronjës "ZH" nuk gjetëm fjalë-term tjetër të analizueshme pas mënyrës sonë. Termi latin "***Mergus serrator***".

**zhyt + ës + i** (mbaresë e shquarsisë)

Prapashtesa **–ës**, një nga ndajshtesat më prodhimtare në fjalëformimin e shqipes, shërben për të formuar emra e mbiemra prej emrash e foljesh, si: ndihmës, bles (blej), mbledhës, ngasës, fikës,

---

[346] Po ata, po aty, f. 65.
[347] Po ata, po aty, f. 42-43.
[348] Po ata, po aty, f. 20.

rrenës, grykës, etj. Shënojmë si më lart, mendimin e albanologut F.Bopp, i cili e bie nga një **–tj**, që i përgjigjet prapashtesës **–ont** të greqishtes. I këtij vlerësimi ka qenë edhe G.Meyer-i. Tema fjalëformuese është e njëjtë me termin më sipër, prandaj po e sjellim të njëllojtë: Për temën fjalëformuese, nuk mund të pohohet se është "zhytar-i", pasi ky emër vepruesi në shqip është "zhytës-i", kështu që duhet marrë e tillë vetëm folja "zhyt" – "zhys", një fjalë e mbarë shqipes, shpjegimin për kuptimin leksikor po e nxjerrim nga Fjalori i vitit 2006, si vijon: fut në ujë, në baltë etj., deri sat ë mbulohet i tërë ; kredh- zhyt këmbët në baltë, i zhyt rrobat në kazan.

**c. Formime parashteso-prapashtesore (cirkumfikse).**

Formime të tilla ka tepër pak, kemi ndeshur këto që po shënojmë më poshtë tek germa "**P**" e Fjalorit të termave te florës e të faunës në gjuhën shqipe, të cilat dalin me 3 përbërës morfematikë, prej ku nxjerrim:

**përbindëshi – përbindëshi** (këtu: hardhuca)

**për + bind + ësh + i** (mbaresë shquarsie)

- **për –** parashtesa **për**- në gjuhën shqipe ka si përgjigje parafjalën "**për**" prej së cilës nuk ndryshon fonetikisht. Në fushë të emrave, shpejgon prof.E.Hysa, formimet me këtë parashtesë janë të kufizuara; kjo shfrytëzohet sidomos në formimet parashteso-prapashtesore për formimet terminologjike të fushave të ndryshme tekniko-shkencore, si: *përdhunë, përemër, përftesë, përdredh,* etj. Nga pikëpamja kuptimore, shkruan E.Hysa, parashtesa për- tek emrat e formuar me ndihmën e saj e saktëson dhe e përcakton, duke e bërë më të qartë, kuptimin që ka tema fjalëformuese.[349]

**përdhesi – gjarpri**

**për + dhe + s + i** (mbaresë shquarsie)

për **–** parashtesë

**-s**, parashtesë

**përfushësi - *Geometridae***

**për + fushë + s + i** (mbaresëshqursie)

për – parashtesë

-s, prapashtesë

Si këta shembuj, Fjalori ka renditur edhe termat: *përqeshësi, përshëlliza, përtrollësi, përzhagësi, përvashëza, përzhitësja, përshtjellëca, pështjelliza, pështriku, picërraku.*

**stërkungulli,** bari i përdhesit, *kugulli ferracak, termi latin: Bryonia dioica, Bryonia cretica dioica*

**stër + kungull + i** (mbaresë shquarsie)

349 Hysa, Enver **Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004.

Parashtesa **stër-** është ndajshtesë përforcuese, p.sh., i lodhur – i stërlodhur, i lagur, i stërlagur, etj. tema fjalëformuerse këtu është rrënja "kungull", prej këndej përftojmë formimet e reja, si: *kungulleshë*, *kugulleshka*, *kungullore*, etj.

Pas këtij vështrimi për secilën shkronjë të Fjalorit, që morën në shqyrtim, sa i takon fjalëformimit në termat njëfjalëshe, e që zënë një hapësirë të gjerë në Fjalorin e florës dhe faunës së Xh.Lloshit, mendojmë të ndjekim edhe një vijë tjetër të fjalëformimit prapashtesor, e cila gjendet edhe në emërtimet dyfjalëshe (sintagmatike), ku njëri përbërës i kësaj njësie ndërtimore, siç është sintagma, del si fjalë e prejardhur; për shembull, në termin- sintagmë "akacia e argjendtë", përbërësi i dytë i kokës emërore të sintagmës (SE), është një mbiemër i formuar nga emri, shoqëruar njëkohësisht me nyjën e paravendosur "i"+ "argjend" + prapashtesën "të" – i argjendtë; po kështu, termat në vijim dalin me formimet prapashtesore, si:

ahu lindor – lind + **or**;
ahu i praruar – **i** + praruar
(pjesore me me paranyjëzim);
akrepi tropikal – tropik + **al;**
alkana ngjyruese – ngjyrë + **ues**+ e;
fillikat (nd) – fillikat + **ja** (emërorizim);
antilopa e kallamishtes – kallam + **ishtë**
arabisi pranveror – pranverë + **or**;
argonauti petashuq – petash + **uq**;
(belbuq, gërmuq, buzuq etj.Xh/Ç,103)
armira bulëzore – bulë + **z + or + e**;
arra spanjolle – spanjë + **oll** + e;
ashja qerthullore – qerthull + **or**+ e;
kabaceku endacak – end + **acak**; (f.7)
kala kënetore – kënetë + **or** + e;
kanguri i murrmë – i + **murr** + më;
karafili mjekrosh – mjekër + **osh**;
karkaleci maroken – mark + **en**;
kavja lariskë – lar + **iskë**;
kerrni rrudhak – rrudhë + **ak**;
këmbëpushi gjelbëremë – gjelbër+**emë**;
kulpra zgjebçe – zgjeb(e) + **ç + e**;
kugulli haes – ha + **es**;
kupshorja – kup(ë) + **shor** + ja;
laboti thjerrëzor – thjerrë + **z + or**;
larashi afrikan – lar(ë) + **ash** + i;
larëza vizake – lar(ë)+**za**; viz(ë)+**ak**+e;
leshteriku fletak – flet(ë) + **ak**;
larisi hollak – holl(ë) + **ak**;
lulja e njerëzisë – njerëz + **i** + së;
lupini lisnor – lis(n) + **or**;
marulja e lepurit – mar + **ul** + ja;
aguliçja perandorake – perandor + **ak** + e;
akacia ujëse – ujë + **s** + e;
akësi i palosur – **i** + palos + **ur**;
aldrovanda fshikëlore – fshikë + **l +or** + e;
aloeja drunore – dru (n) + **ore** + e;
e përgjunjur – **e/i** + përgjunj + **ur;**
ara e djathit – djal + **th** + it;
aralia gjëmbake – gjëmb + **ak** + e;
ariu malajas – malaj + **as**;
armadili leshtak – lesh + **tak**;
arra kaliforniane – kaliforni +**an** +e;
gjembaçi i gomarit – gjëmb + **aç** + i;
athetira e karafiltë – e + karafil + **të**;
kaçiruba pikaloshe – pikë + **l + osh** + e;
kallami i ranishtes – ranë + **isht** + ës;
kanguri i shkurrajës – shkurr + **ajë** + ës;
karkaleci mesdhetar – mes + dhe + **tar**;
kastraveci ceparak – cepa + **tak**;
kerrni oqeanik – oqean + **ik**;
ketri brezar – brez + **ar**;
kësulorja e Bajkallit – kësulë + **or** + ja;
kugulli i dylltë – **i** + dyll + **të**;
kungullushi – kungull + **ush** + i;
kuqalashi i Azoreve – kuq + a + **lash**;*
lafshakja e kuqe – lafsh(ë) + **ak** + ja;
larashi guaskor – guask(ë) + **or**;
lemuri gaztor – gaz + **tor;**
likeni kaçubor – kaçub(ë) + **or**;
lulja kapuçe – kap(ë) + **uç** + e;
lulja rrenaçoke – rren(ë) +a + **çok** + e;
majmuni kapuçin – kapuç + **in**; (e huaj)
mendra krejcë – krej + cë; etj. etj.[350]

---

[350] Lloshi, Xhevat, **Fjalor e emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht**, Logos A, Prishtinë, 2010, germat A, K, L, M.

## 6. Terma me strukturë sintagme

Hyrje teorike: Së pari, duhet sqaruar se me zhvillimin e gjuhës letrare kombëtare, përndryshe, me përparimin e shoqërisë shqiptare me vrullin e kohës, për rrjedhojë, bashkë me përparimin e teknikës në të gjitha fushat e dijes e prodhimit, prej vitesh (jo vetëm për shqipen), ka gjetur përdorim edhe çështja e shprehjes së terminologjisë edhe nëpërmjet togfjalëshave. Për të kaluar në anën praktike të problemit, le të hapim Fjalorin e Xh. Lloshit në një faqe, nga pjesa e parë: fjalësi shqip-latinisht, përndryshe, në faqen 108, ku ndeshim termin "**grifshë-a**" - *krifsha* – shprehur me emërtimin latin *Garrulus glandarius, Corvus glandarius*. Është një term në sinonimi me**: corka, çota, grisha, grizhlemza** (edhe këto përfshirë në Fjalor në germat përkatëse). Autori e ka sjellë me një fjalë të vetme, ndërsa 29 emërtimet e tjera për speciet e kësaj kafshe shprehen vetëm me togje fjalësh. Është vendi të shënojmë se punimet shkencore në lëmë të terminologjisë së gjuhës shqipe, këta 50 vitet e fundit, janë zhvilluar kur në gjuhësinë tonë është përdorur njësia sintaksore-term "togfjalëshi", sidomos pas vitit 1968, kur u thirr Konferenca e Dytë e Studimeve Albanologjike.[351]
Në këtë tubim shkencor, studiuesi Spiro Floqi, mbajti ligjëratën "**Çështje të teorisë së togfjalëshit në shqipen e sotme**" dhe prej kësaj kohe, kjo njësi ndërtimore sintaksore hyri në tekstet tona shkollore parauniversitare dhe në arsimin e lartë, përndryshe në disiplinën e sintaksës të degëve të gjuhës shqipe dhe letërsisë. Që në hyrje gjuhëtari Floqi (ai kishte kryer studime të larta në BS, Rusia e sotme), shpjegon se fjalia, si mjet komunikimi, kur është e zbërthyeshme, e analizueshme, është sajuar prej fjalësh, të bashkuara nga pikëpamja gramatikore dhe kuptimore në njësi të caktuara sintaksore, në *togfjalësha*.[352]
Autori shpjegon më tej në footnotes mbi ç'modele termash e ka ndërtuar emërtimin e kësaj njësie në gjuhën tonë.[353] Kjo tablo e shkurtë ka për qëllim të tregojë se termi "togfjalësh", me të cilin është operuar për rreth 40 vjet për trajtimin e gjymtyrëve funksionale të fjalisë, prej më se 10-15 viteve është shmangur nga studimet tona gjuhësore, përndryshe, sintaksore dhe në vend të tij po përdoret termi "**sintagmë**". Këtë dëshiroj më të shtiem në punë edhe ne në këtë punim teze doktorate. Për t'u kthyer tek termi që zgjodhëm në krye "**grifshë-a**", duke vënë në dukje se të gjitha termat e tjerë për speciet e Fjalorit dalin me sintagma, me bashkime përbërësish "emër + emër në gjinore", "emër + mbiemër të nyjshëm" dhe "emër + mbiemër të panyjshëm"; pasi dalin të pamundura emërtimet njëfjalëshe:



---

[351] Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, **Konferenca e Dytë e studimeve albanologjike** (12-18 janar 1968), Vëllimi III, Tiranë, 1969.
[352] Floqi, Spiro, *Çështje të teorisë së togfjalëshit në shqipen e sotme*, në: **Konferenca e Dytë e studimeve albanologjike** (12-18 janar 1968), Vëllimi III, Tiranë, 1969, f. 183.
[353] Po ai, po aty, f. 183. (**Shkruan Floqi**: "*Termi gjuhësor togfjalësh është sajuar prej nesh si një kompozitë e përbërë prej emrit "tog" dhe emrit "fjalësh" (rasë rrjedhore shumës e pashquar e emrit "fjalës") me trajtat togfjalëshi, togfjalëshin, etj....Nga pikëpamja e formimit, termi togfjalësh ka një farë lidhje me termat adekuatë të disa gjuhëve të tjera indoevropiane , si fr. "groupe de mots", gjm. "Wortgruppe", angl. "Word grup", por brendia e termit "togfjalësh" nuk përputhet plotësisht me ato të asnjë prej termave nga është kalkuar, as me atë të termave të tjera që ekzistojnë në gjuhësitë e ndryshme kombëtare, si p.sh. brendive të termave gjerm. Wortgefuge, (J.Ries Was ist Syntax, Marburg 1894; Wortgruppe (J.Ries Zur Wortgruppenlehre, Prag 1926) fr. groupe de mots." Më tepër autori është bazuar tek termi i gjuhës ruse* **словосочетания***. **Lexo: Sllovasoçetanie***)




Janë gjithsej 12 sintagma të përbëra (me tre përbërës) dhe 17 me sintagma të thjeshta, përndryshe, me dy përbërës. Janë emërtime sipas habitatit, sipas ngjyrës dhe sipas një karakteristike trupore. Në këto emërtesa dyfjalëshe (përndryshe, sintagmatike), do të ketë përherë disa prej tyre që gjenerojnë grupe të tjera, emërtime të llojeve të ndryshme, për shkak se nga iponime kalojnë në terma të veçantë, siç ngjet në llojet e grifshave- emërtuar me dy dhe tri fjalë, nga të cilat dallojmë, në lidhje me argumentin e shprehur këtu, emërtimet "**grifsha e detit**" dhe "**grifsha e tokës**", prej tyre ekzistojnë në natyrë, brenda këtyre habitateve, respektivisht:






Kjo dukuri na shfaqet sa herë që gjejmë radhë emërtimesh sinonime në Fjalor, sidomos për llojet më të përhapura në një hapësirë banimi a kultivimi të botës shtazore ose bimore.

**Struktura e sintagmave emërtuese**

Sintagmat apo togjet e qëndrueshme terminologjike kanë pasur një zhvillim dhe pasurim, krahas njohjes dhe përdorimit të teknikës moderne, kurse për botën e florës dhe të faunës, ardhja (hyrja) e tyre në terminologji, vjen nga zgjerimi i njohjes apo dijes së njeriut në numrin e madh të specieve dhe varieteteve në natyrë, jo vetëm në vendin tonë, por edhe në hapësirën globale.

"Togjet e qëndrueshme (*sintagmat*- shënimi im, K.Lazri), shkruan terminologu i njohur Agron Duro, duke shënuar nëpërmjet lidhjeve të qëndrueshme të gjymtyrëve të tyre objekte ose dukuri të veçanta të konceptuara si të tilla të realitetit, paraqiten si një mjet i efektshëm me një lehtësi të madhe formimi për plotësimin e nevojave të terminologjisë."[354] Kështu ndeshim në Fjalorin tonë sintagma si këto, që, për të emërtuar specien, mbeten togje (s) të qëndrueshme, të gjitha referuar peshkut "**korali**" (Corallium) & merxhani:

| | |
|---|---|
| *korali i brirtë* | (Gorgonia media & gorgonia) |
| *korali i butë* | (Alcyonium palmatum) |
| *korali gishtor* | (Alcyonium digitatum) |
| *korali guror* | (Madrepora) |
| *korali i kuq* | (Corallium rubrum) |
| *korali organo* | (Tubipora musica) |
| *korali dyllor* | (Astroides calycularis) |
| *korali i zi* | (Antipathes abies) |
| *koralorja* | (Ardisia crenata ) |
| *koralorja japoneze* | (Ardisia japonica) |

**Bashkimet sintagmatike janë**:




Këto 9 specie të peshkut "**koral-i**" kanë dallojat sipas ngjyrës së lëkurës, sipas përbërjes së tyre dhe sipas formës. Sintagmat e thjeshta dhe ato të përbëra, ashtu si edhe fjala e vetme, kanë si veti bazë funksionin emërtues (nominativ), në këtë kuptim ato luajnë rolin e një fjale të vetme, për shembull: fjala emërtuese "**ketr**i" (Sciurius vulgaris) ndiqet me 4 sinonimet: *geri, ketri i kuq, kitra, lëkitra,* kurse 45 speciet e kësaj kafshe emërtohen me sintagma emërore, <u>me **2** përbërës</u>:

| | |
|---|---|
| "emër + mbiemër i nyjshëm", | *ketri i kuq* |
| "emër + mbiemër i panyjshëm", | *ketri gjigant* |
| "emër + emër në rasën gjinore", | *ketri i fushave* |

si dhe me sintagma <u>me **3** përbërës</u>:

| | |
|---|---|
| "emër + mbiemër i panyjshëm + mbiemër i panyjshëm", | *ketri gjigant lindor* |
| "emër + emër i gjinores + mbiemër i nyjshëm", | *ketri i tokës i verdhë* |

[354] Duro, Agron, **Togfjalëshat e qëndrueshëm terminologjikë në shqipen e sotme**, **SF/4**, 1982, f. 111.

“emër + mbiemër i panyjshëm + mbiemër i panyjshëm” *ketri fluturues jugor*
“emër + emër i rasë gjinore + mbiemër i nyjshëm” *ketri i tokës i kuq*

Gjuhëtarët kanë përcaktuar se togjet e qëndrueshme terminologjike (sintagmat), përbëjnë njësi logjiko-nocionore ose logjiko-sendore brenda një sistemi të një fushe të caktuar terminologjike. Në këtë mënyrë të gjitha sintagmat emërtuese apo të thjeshta sipas strukturës, që u dhanë për fjalën-term ”**ketri**”, formojnë një sistem të vogël me **10** speciet e analizuara, sipas formimit me dy apo me tre përbërës. Nevoja për të kaluar nga emërtimet me dy përbërës, në ato me tre përbërës sintagmatikë, lind nga mospërmbushja e dallojave që japin shpeshherë sintagmat me dy gjymtyrë, për shembull: midis specieve që dalin me emërtimin “ketri i tokës”, prandaj dhe duhet shtuar një karakteristikë e ngjyrës, për të dalluar “ketri i tokës i kuq”, apo “ketri i fushës” tek “ketri i fushës i vogël” etj. Dhënia e termave me sintagma (të thjeshta a të përbëra) është dëshmi e mundësive të zhvillimit kuptimor të vetë fjalës.
Sa u takon togjeve emërtuese (sintagmave - terma), bëhet fjalë për ato togje të qëndrueshme, të cilët në gjuhësi studiohen krahas togjeve frazeologjikë, më tepër të tipit emëror, përndryshe, sintagma emërore, për të cilat Jani Thomai i quan “emërtime të përbëra dhe funksionojnë si gjymtyrë të vetme fjalie.”[355] Një palë tjetër gjuhëtarësh, si: August Dozon-i, Gustav Weigand-i dhe Kostaq Cipoja, nisur nga karakteri i lidhjeve të qëndrueshme brenda elementeve të këtyre togjeve (sintagmave), sidomos të tipit “*emër + emër në rrjedhore”*, i kanë marrë si kompozita.[356]Më tej mësojmë se Weigand-i quante kompozita të mirëfillta togjet “**emër në E1 + E5**”, si për shembull: *gur-mulliri*, *breg-deti*, *bukë-thekre*, *vakt-dreke*, *shkëmb-guri*, etj.[357]
Po kështu edhe Cipoja, quan “kompozita sui generis” modelet: *gur kufiri*, *mulli vaji*, *zog pule*, etj. Në këtë mënyrë, janë togje sintaksore (sintagma) dhe jo togje frazeologjike bashkimet-terma që gjenerohen prej termit “**driza**” (*Paliurus spina-christi*, *P. australis*, *P. aculeatus*): *driza e butë*, *driza me gjemba*, etj. Ose: *bukla alpine*, *bukla e borës*, *bukla me zverk*, etj. Togjet e qëndrueshme jofrazeologjikë nuk janë trajtuar si duhet në vitin 1954, fakt për të cilin gjuhëtari i njohur Androkli Kostallari, ka pohuar: “*Në çerdhen e fjalorit nuk janë futur shumë togje të qëndrueshme fjalësh që kanë një unitet organik kuptimi dhe përdoren gjerësisht si: aeroplan gjuajtës, arsim i lartë, shtëpi pushimi...”*[358]
Në analogji me sintagma të tilla të qëndrueshme, janë ndërtuar edhe mjaft terma të Fjalorit të florës dhe faunës të gjuhëtarit Xh.Lloshi, si: *fieri i gurit*, *fieri i drunjtë*, *fieri femër*, *fieri kacavarës*, *fierifishka me kokrra*, *fieri i gjarprit*, *fieri kryqore*, *fieri moskat*, etj. Nga ana tjetër, me një term të caktuar gjenerohen shumë terma-sintagma me dy e tre përbërës (kryesisht “emra + emra në gjinore” dhe “emra + mbiemra të nyjshëm e të panyjshëm”, si fjala vjen, me termin “**fiku**” (Ficus carica):

---

[355] Thomai, Jani, **Çështje të frazeologjisë së gjuhës shqipe**, Tiranë, 1981, f. 74.
[356] Duro, Agron, **Termi dhe fjala në gjuhën shqipe** (në rrafshin e formës dhe të përmbajtjes), Tiranë, 2009, f. 149.
[357] Weigand, Gustav, “**Albanisiche Grammatik in Sudgegischen Dialekt**”, Leipzig, 1913. (Citohet sipas veprës së mësipërme të A.Duros).
[358] Kostallari, Androkli, **Në rrugën e hartimit të fjalorit normativ të shqipes së sotme**, “Studime mbi leksikun” II, 1972, f. 85.






Duhet thënë se në një kontekst të caktuar gjuhësor, lidhje të tilla sintagmatike, nuk mund të radhiten në togjet e qëndrueshme, për shembull, sintagma "fiku i detit", vërtetë formësohet prej dy emrash: njëri në rasën emërore e tjetri në rasën gjinore (**E1** + **E2**), si mund të jetë fjalia *Matanë lumit dalluan një fik deti, me degë të gjera dhe trung të lartë* bashkimi "fik deti" nuk duhet quajtur tog i qëndrueshëm, por në rastin tonë – dhënë me kolona sipër – secili bashkim me dy a tre përbërës, do të merret si tog i qendrueshëm, pasi del një term nga emërtimet e një bime, si është emri "fiku". Për këto raste themi se në këto togje shprehen lidhjet ndërmjet objekteve të realitetit objektiv ose vetive të tyre, sepse këto lidhje janë të qëndrueshme, të ngulitura në mënyrë të përhershme; me një krahasim jashtëgjuhësor ngjet ajo që ndodh me njeriun, të cilin edhe e kujtojmë, por asnjëherë nuk mund ta ndajmë nga emri i tij i jetës. Shembuj të tillë ka mjaft në Fjalor, si: *zog pule, flutura e duhanit, flutura fantazmë, flutura me hënëza, flutura gjeraqinë* e të tjera, të cilat jo vetëm emërtohen gjithnjë kështu me dy përbërësit, por me këtë shenjë gjuhësore lidhen me konceptin. "Për këtë arsye, shkruan A.Duro togu i qëndrueshëm terminologjik përbën një njësi gjuhësore-konceptore ose logjiko-sendore brenda një sistemi të një fushe të caktuar terminologjike."**[359]** Është e qartë tashmë se togjet terminologjike, ndonëse krijohen në aktin e ligjërimit, sikurse togjet frazeologjike, dallohen prej këtyre, sepse nga pikëpamja e lindjes së tyre, janë përgjithësisht akt i njëhershëm krijimi. Dhe ky përcaktim e ka zanafillën në procesin e njohjes njerëzore, në aktin e parë të kontaktit. Nëse mendojmë krijimin e emërtimit terminologji "dreri" (*Cervus*) – është quajtur vetëm kështu, derisa njeriu ka mundur të bëjë dallojat me drerë të tjerë, sipas ngjyrës së lëkurës, sipas formës së brirëve dhe sipas vendit ku i ka parë për të parën herë; prandaj dhe Fjalori përmban speciet si më poshtë:

---

**[359]** Duro, Agron, **Termi dhe fjala në gjuhën shqipe** (në rrafshin e formës dhe të përmbajtjes), Tiranë, 2009, f. 154.




Edhe në planin gjuhësor po të vështrojmë, del se një sintagmë e tillë (me dy a tre përbërës), në rasat e zhdrejta nuk ndryshon formë në elementin e dytë; kështu kemi: **E –** dreri i moçalit; **Gj –** i e drerit të moçalit; **Dh –** drerit të moçalit; **K –** drerin e moçalit ; **Rrj –** prej drerit të moçalit. Gjuhësisht, nxirret përfundimi se, duke fituar vlerën e plotë vetëm si një element i një sistemi të caktuar çdo togfjalësh (sintagmë – *shënimi im*, Karmen Lazri) terminologjik paraqitet si njësi e mëvetësishme, e njëkuptimshme, prandaj dhe në fjalorin terminologjik të një fushe (dege) të caktuar të dijes ai del si njësi më vete."[360] Terma si këta kanë përparësi në raport me termat njëfjalësh, për faktin se janë më të plotësuar, më të individualizuar në karakteristikat e qenësishme të një bime a kafshe; bie fjala termi me sintagmë "**ferra e kuqe**" vjen më i plotësuar se termi njëfjalësh "**ferra**" (Paliurus aculeatus) & driza, therra.

Do vërejtur se kohët e fundit, jo vetëm në gjuhën shqipe, por edhe ndër të tjera gjuhë të lëvruara evropiane, është shtuar shumë numri i sintagmave terminologjike me përbërës të qëndrueshëm. Dhe kjo ngjet për vetitë potenciale të fjalës në gjuhën tonë, e cila ka aftësi për t'u zhvilluar nga ana kuptimore dhe e lidhjeve të saj kombinuese. Arsyeja e dytë e këtij zhvillimi, mendojnë gjuhëtarët, vjen edhe për faktin se sot njerëzimi ka bërë hapa të mëdhenj në lëmë të njohjes e të shkencës, si dhe kohët moderne dallohen për saktësinë shkencore në fusha të ndryshme të dijes. Ky zhvillim me hove i shkencës ka bërë që koncepti fillestar të zbërthehet më tej e të kalojë nga koncepti i gjinisë në konceptin e llojit, si mund ta vërejmë në gjenerimin e konceptit të llojit nga gjinia përfaqësuese e termit "**gaforrja**" (*Carcinus maenas, Cancer pagurus*), prej të cilit njohja shqisore e njeriut ka specifikuar sa më poshtë (termi "karavidhja" këtu del si sinonim nga Fjalori që po hulumtojmë:

[360] Po ai, po aty, f. 154-155.




Nga kjo skemë e qartë këtu, kuptohet se zbërthimi i konceptit gjinor (gaforrja) në lloj dhe kalimi i këtij të fundit në konceptin nënllojor lind domosdoshmërinë e zgjerimit të elementeve të termit, siç ngjet me shembullin më sipër dhe me dhjetra e qindra modele terminologjike brenda Fjalorit të prof. Xhevat Lloshit.

Gjuhëtarët terminologë kanë përcaktuar se togjet e qëndrueshme terminologjike janë njësi të mëvetësishme leksiko-sintaksore, *të cilët duke qenë funksionalisht barasvlerës të fjalës, shërbejnë për të shënuar, si dhe fjala, objekte ose dukuri si entitete më vete të realitetit objektiv***.**[361]Nga ana tjetër, në mbyllje të kësaj paraqitjeje, duhen dhënë bashkimet tipike sintagmatike (togjeve), që dalin si formime me bazë emërore dhe shërbejnë si togje të qëndrueshme terminologjike; tipat kryesorë, që po i marrim nga termi "**grami**" (*Cynodon dactylon, Capriola dactylon*) janë:

- **A.** emër + emër, kryesisht në rasën gjinore: *grami i livadheve*, *grami i ujit*, etj.;
- **B.** emër + mbiemër: *grami i pagjembë, grami i zgjatur; grami i degëzuar;*
  - me mbiemra të nyjshëm: *grami i kuq, grami i butë;*
  - me mbiemra të panyjshëm: *grami zvarritës, grami gjethehollë*;
- **C.** emër + parafjalë + emër (E + SP): *grami me degë;*

Për sintagmat terminologjike duhet theksuar se në to realizohen aftësitë kombinuese si të kokës së sintagmës (emër) që përcaktohet, ashtu edhe të përbërësit tjetër, elementit përcaktues të saj. Për shembull, nga termi botanik "**hudhra**" (*Allium sativum, Porrum sativum*), si gjinia bazë, formohen **20** sintagma terminologjike, me dy përbërës (sipas tipave që dhamë), ku elementi i dytë përcakton të parin, si në basjkimet e mëposhtme:



[361] **P**o ai, po aty, f. 160.




Gjuhëtarja Hëna Pasho, një nga terminologet më të mira në studimet tona në këtë fushë, shkruan se, përveç sa u paraqiten më lart, ka edhe një mënyrë sintaksore të formimit të termave me anë të togfjalëshave (gjithnjë ne, sa herë përdorim këtë term, nënkuptojmë sintagmat, sepse, sipas teoricienëve albanologë, “çdo togfjalësh është një sintagmë, ndërsa s’është e vërtetë e kundërta: jo çdo sintagmë është baras me një togfjalësh”[362] – *shënimi, Karmen Lazri*). Studiuesit tanë kanë përcaktuar se veç togjeve frazeologjike dhe atyre të lirë sintaksorë, duhet njohur edhe njësi e togjeve terminologjike.[363]

Me këtë parashtresë teorike po hapim kapitullin më vete, me titullin e vënë në krye “*Terma të shprehur me togje fjalësh* (Sintagma)”, pasi emërtimet terminologjike të botës bimore dhe shtazore, në Fjalorin e gjuhëtarit Xh.Lloshi, zënë një vend të konsiderueshëm. Dhe arsyeja është kjo: emërtimet njëfjalëshe nuk mjaftojnë për karakterizimin e bimës apo kafshës së dhënë, meqenëse këto dy botë të gjalla, janë tepër të larmishme, pothuajse edhe të panumërueshme. Për shembull, me emrin-term “**salep-i”**, për biologët që e njohin terminologjinë përkatëse, por edhe speciet e fushës, kuptohet “*Orchis morio*” (emërtim i njohur ndërkombëtarisht, me anë të gjuhës latine), shpreh thjeshtë llojin e një bime, që merr kuptimin e një bime, të cilën Fjalori i gjuhës shqipe i vitit 1954, shënon njëkohësisht edhe lëngun që përgatitet si ushqim:

“**SALEP-I em.** miell i bardhë që nxiret nga zhardhoku i ri i disa bimëve të familjes s’Orkidaceve (orkis, ofris); e ziejmë me ujë a me qumësht, i shtiem sheqer dhe e pimë të ngrohtë: pija vetë. (f. 448)



[362] Memushaj, Rami, **Hyrje në gjuhësi**, Dituria, Tiranë, 2002, f. 264. Shkruan autori: “*Pra, togfjalëshi përbën në të vërtetë një nga mundësitë e realizimit të sintagmës dhe jo një njësi sintaksore të veçantë*.”

[363] Pasho,Hëna, **Terminologjia e ekonomisë në gjuhën shqipe**, nga Rilindja deri në vitet ’80 të shek.XX, Tiranë, 2005, f. 121.

Në Fjalorin tonë të bimëve dhe të kafshëve të Xh.Lloshit, & jepen së pari emërtimet sinonimike me këtë term: bari i qimes mashkull, bari i qyqes, organet e dashit; kurse si kuptime të tjera dalin: 2. aguliçja 3. telishi. Por në natyrë, mbi sipërfaqen e tokës gjenden edhe speciet e rreshtuara, të cilat e ftillojnë këtë term sipas llojeve bimore, ku **22** salepët vishen me karakteristikat speciale dhe vijnë e dallohen jo vetëm për syrin a gjykimin e një specialisti, por edhe të një vëzhguesi me kulturë mesatare në disiplinë e biologjisë, duke marrë si kritere: ngjyrën, buzët, dhëmbët e gjetheve, me ç'terma të tjerë lidhen me anë të valencës, çfarë gjallese i përkasin, habitatin ku lindin e zhvillohen e ndonjë cilësi tjetër. Të gjitha këto bashkëshoqërime gjenerojnë ato lidhje fjalësh në terma dyfjalëshe (për rastin tonë), të cilat, gjatë këtij kërkimi emërohen sintagma. Duke i analizuar ato, sa u takon përbërësve, po krijojmë grupe të ndryshme – nisur nga përbërësi i dytë emërtues dhe do të vërejmë se ata dalin së më poshtë:






Nëse i paraqesim në sintagma emërore, siç edhe janë, del kjo pamje, përbërësit na shfaqin këtë pamje: - Emër + mbiemër i nyjshëm ( **5** )

- Emër + mbiemër të panyjshëm (**10** )
- Emër + emër të rasës gjinore ( **5** )
- Emër + emër i r.gjin. + mb.i nyj.( **1** )
- Emër + kompozitë ( **1** )



Mund të thuhet me bindje se emërtime të tilla, siç do t'i ndjekim në germat e marra në shqyrtim, prej këtyre termave, janë sintagma emërore, mbasi emri, që në hapat e parë të përvetësimit të të folurit njerëzor, është përdorur për të emërtuar sendet në natyrë, me të cilat njeriu ka rënë më së pari në kontakt. Le të sjellim terminologjinë me sintagma të përcaktuar sipas ndarjes që vijon, përndryshe SE, duke u bazuar tek përbërësit e kokës sintagmatike, njëkohësisht të synuar në disa terma që kanë sinonimi të dukshme që gjenerojnë lidhje dy-tri fjalëshe (sintagmat e thjeshta e të përbëra i kemi dhënë me nga një model ndërtimi sintagmatik); për secilën ndarje a grupim do të ketë nga një skemë shabllone përfaqësuese me përbërës unikalë të sintagmave:

- **"emër + mbiemër i nyjshëm" (***ketri i kuq*): Nga Fjalori gjejmë se termi botanik fiku (Ficus carica), lidhet me 27 emërtime terminologjike, të cilat, sipas kritereve të shënuara në këtë syth hulumtimi, shpërndahen si vijojnë: *fiku i butë, fiku i ciqër, fiku i egër, fiku i rremë, fiku i shenjtë, fiku i shqertë;* **flutura** (*Lepidoptera*), *flutura e artë, flutura e bakërt, flutura e bardhë, flutura e kafenjtë, flutura e kaltër, flutura e shpejtë, foka e përhime, gaforrja e bardhë, gaforrja e madhe; grashina e verdhë* (Vicia lutea), *grashina e bardhë, grashina e bukur, grashina e butë, grashina e egër, grashina e ëmbël, grashina e hidhur, grashina e kultivuar, grashina e purpurt, grashina e verdhë, grashina e zezë; grifsha e gjelbër, grifsha e kafenjtë, grifsha e përhime; gruri* (Triticum vulgare), *gruri i butë, gruri i degëzuar, gruri i egër, gruri i fortë, gruri i hollë, gruri i veluztë; hardhia e argjendtë, hardhia e egër (larushku), hudhra e manushaqtë, hudhra e trëndafiltë, kamomili i rremë, kapuçin i murrmë, macja e mermertë,* etj.
Sintagma tip për ndërtime të tilla që janë mjaft të dendura në Fjalor:








- **"emër + mbiemër i panyjshëm**"(*ketri gjigant*): *fiku gjethegjatë, fiku hotentot, fiku indian, fiku pallet, fiku persian; flutura admiral, flutura antenagjatë, flutura bajrake, flutura bishtartë, flutura bishtgërshërë, flutura cepaportokallte, flutura ceparake, flutura cigane, flutura dimërore, flutura fantazmë, flutura furkëz, flutura gumërr, flutura guallbreshkë, flutura gjeraqinë, flutura cigane, flutura kafe, flutura këmbëfuçë, flutura kolibër, flutura kotele, flutura krahëgjelbër, flutura krahëpërkulur, flutura krahëvija, flutura krahëzog, flutura kukuvriq, flutura laramane, flutura laraskë, flutura monarkeshë, flutura kukuvriq, flutura njëpikëshe, flutura njëzetpupëlshe, flutura pallua, flutura perandore, flutura pijetare, flutura pikaloshe, flutura pullalie, flutura pupëlore, flutura pushlarmë, flutura symadhe, flutura shiritbardhë, flutura shumëngjyrëshe, flutura monarkeshë, flutura tigër, flutura thakëgjatë, foka barkbardhë, foka elefant, foka gaforrengrënëse, foka leopard, foka mjekroshe, gaforrja amerikane, gaforrja bizele, gaforrja guaskore, gaforrja gjembake, gaforrja harkore, gaforrja japoneze, gaforrja mbret, gaforrja merimangë; grashina amerikane, grashina bardhavele, grashina gjethehollë, grashina gjigante,grashina kaçubore, grashina katërfarëshe, grashina leshtore, grashina lulemadhe; grifsha bishtbardhë* (Cyanocorax mystacalis), *grifsha gushargjendtë, grifsha gushëbardhë, grifsha gushëzezë, grifsha gjokszezë, grifsha japoneze, grifsha kokëzezë, grifsha meksikane, grifsha zverkbardhë; gruri dimëror, gruri foragjer, gruri gjethegjerë, gruri kallingjeshur, gruri kokërruzull, gruri rupak, gruri saracen; gjeli dallëndyshe,* ***hardhia*** (Vitis vinifera), *hardhia amerikane, hardhia gjembake, hardhia gjethpanjë, hardhia gjethezemër, hardhia kaliforniane, hudhra dalmate, hudhra gjermane, hudhra gjethepërdredhur, hudhra kokëshuke, iriqëza gjethepërkundërt, iriqëza lulevogël, iriqi kurrizkuq,*

*iriqi veshgjatë, jakatari sqepverdhë* (Galbula), *jargavani gjethendryshëm, jargësi shpinëgjembak, kataroshja butëloshe, kamomili gjerman, kanarina gushëbardhë, kanarina kokëzezë, kandrratari çafkëzi, kapuçini gushëbardhë, karabullaku jeshil, karabullaku indian, karafili mjekrosh, rrëqebulli veshzi, macja larandryshkët, macja kokështypur, njutonia bishtkuqe* (Newtonia fanovanae), *orizi kokrrizor, oshënari* (Myadestes), *oshënari gjokskuq* (Glaucis hirsuta), etj. Janë më të dendurat përgjatë termave të Fjalorit, me sint.tip:








- "**emër + emër në rasën gjinore**"(*ketri i fushave*): *fiku i Bengalit, fiku i detit, fiku i frëngut, fiku i Hindit, fiku i Indisë, fiku i djallit, fiku i Egjiptit, fiku i kauçukut, fiku i ujkut; flutura e bizeles, flutura e bletës, flutura e dardhës, flutura e degëve, flutura e detit, fltura e dredhkës, flutura e duhanit, flutura e gjembave, flutura e gjetheve, flutura e hambarëve, flutura e jonxhës, flutura e jukës, flutura e kandilit, flutura e mëndafshit, flutura e misrit, flutura e mollës, flutura e mullinjve, flutura e natës, gaforrja e lumit, gaforrja e kokosit, gaforrja e Norvegjisë; gruri i Kaldesë,* flutura e barit, *flutura e polenit, flutura e qumështores, flutura e ribërës, flutura e rrepës, flutura e squfurit, flutura e shkurrajës, flutura e tamblatores, flutura e veshtullit, fluturza e rrapit; foka* (***Phoca***) *foka e Bajkalit, foka e Groenlandës, foka e Gjirit, foka e Kaspikut, foka e limaneve, foka e mesdheut, grashina e gjarprit; grashina e Hungarisë, grashina e kurorës, grashina e pyllit, grashina e rërës, grashina e ujkut, grifsha e detit, grifsha e Floridës, grifsha e Siberisë, grifsha e shkurreve, gruri i bollës, gruri i breshkës, gruri i lepurit, gruri i lopës, gruri i Mesopotamisë, gruri i Persisë, gruri i Polonisë, gruri i Qabesë, gruri i shejtanit, gjeli i detit, gjeli i lajthisë, gjeli i shkëmbit, gjeli ujit, gjeli i xhunglat; gjethja e dellit* (Plantago), *hardhia e Amurit, hardhia e Misirit, hudhra e gjarprit, kali i qyqes, kali i shtrigave, kanarina e Sao Tomes, karaboti i të lashtave, rrëqebulli i shkretëtirës, lloska e Shkodrës* (Scardinus erythrophthalmus), etj. Janë sintagma mjaft produktive në Fjalor dhe mendoj se zënë vendin e tretë për nga numri; me tipat sintagmatikë:








- **"emër + emër në rasën kallëzore me parafjalët 'me', 'pa':** *flutura me cërka, flutura me hënëza, flutura me kaçurrela, flutura me kafkë, flutura me nënkrahës, flutura me spica, foka me fjongo, foka me gëzof, foka me kapuç, foka me njollë, foka me unazë, foka me veshë; gaforrëza me guaskë, gruri me hala, gruri pa hala, gjeli me kaçule, kapuçin me kaçule, karabullaku me çafkë, karabullaku me çallmë, oposumi me vija* (Dactylopsila), etj. Janë sintagma emërtuese jo të dendura në Fjalor, përbërësit lidhen me mjetin e lidhjes sintaksore parafjalë e rasës kallëzore "**me**", rrallë me "**pa**"; quhen edhe sintagma të përbëra sepse, përveç emrit *kokë*, që mund të veçohet, një sintagmë të thjeshtë më vete, formon edhe SP (sintagma parafjalore) bashkë me emrin pas, si në tipat më poshtë:








**Edhe me sintagma <u>me 3 përbërës</u>:**
**Shqyrtime sintaksore**

- Këtu mund të hapim një syth nga rrafshi sintaksor i shikimit të përbërësve sintagmatikë, që përdoren në Fjalor, pasi në bashkimet e gjymtyrëve të togjeve emërtuese me dy përbërës, nuk lind ky problem. Nga ana tjetër, dukurinë po e shohim vetëm në strukturën e njësisë sintaksore, të quajtur "sintagmë" – e cila nga të gjitha sintaksat (jo vetëm të gjuhës shqipe), e të gjitha gjuhëve natyrore, quhet "*material ndërtimi për fjalinë*" – ndërkohë që asnjë fjalor – i çdo tipi qoftë – nuk operon me njësi kumtuese, siç janë fjalitë e frazat.

- Në çfarëdo niveli shkollor të jenë librat e sintaksave, ato përmbajnë të gjithë çështjen e rendit të gjymtyrëve përbërëse në fjali, për rastin tonë: në sintagmë; pra do të ndjekim si janë bashkuar në togjet emërtuese (sintagmat dy e trepërbërëse), kur ato janë emra, përemra pronorë, emra të rasave të ndryshme, për shembull: me ç'rregull bashkohen përbërësit: <u>*flutura e fikut e zezë*</u> : ku koka e sintagmës "flutura" ndiqet nga dy fjalë përcaktuese – njëra emër i rasës gjinore, tjetra mbiemër i nyjshëm, kur ka dy mundësi:




Në rastin e parë të sintagmës në skemë, vihet në dukje përkatësia – habitati – i gjallesës "flutur", kurse në rastin e dytë (skema/2), vihet në dukje një cilësi, ngjyra" e kësaj gjallese me emërtimin "flutur".

- Prandaj na duhen rregullat tipike të vendosjes së përbërësve (gjymtyrëve) të bashkimeve më poshtë:

- Bëhet fjalë për rendin e përbërësve të fjalisë (këtu: ***sintagmave*** që dalin si emërtuese terminologjike), ku ka më tepër se një përcaktor, një rregull që vendoset nga prania e nyjave, si mjete lidhjeje.**[364]**

- Pra, kur një emër ndiqet nga dy përcaktorë të shprehur me mbiemra, njëri i nyjshëm, tjetri i panyjshëm, si rregull, vihet mbiemri i nyjshëm dhe pastaj ai i panyjshëm, b.f.: *flutura e kaltër kineze; flutura e bardhë damarzezë, etj.*

- Në sintagmat tripërbërëse E + Mbpn + Mbpn, më pranë kokës emërtuese të sintagmës qëndron mbiemri i panyjshëm që tregon një cilësi, pastaj ai që shpreh habitatin e bimës apo kafshës, si për shembull: *flutura bishtgjerë azatike;*

- Ndërsa, në bashkimet sintagmatike emërtuese me tre përbërës, ku janë dy mbiemra të panyjshëm, më pranë kokës së sintagmës qëndron mbiemri që shënon specien, si: *miu urith lakuriq*.



**[364]** Topalli, Kolec, **Gramatikë historike e gjuhës shqipe**, Botime Albanologjike, Tiranë, 2011, f. 1232.

- Raste të bashkimeve në sintagma me E + Pp + Mbn, si: *shoku im i vjetër*, nuk kemi raste në Fjalorin e Xh.Lloshit.
- Në rastet kur bashkimet sintagmatike emërtuese kanë në përbërje dy mbiemra të nyjshëm, më pranë kokës qëndron përcaktori që shpreh një cilësi më të qëndrueshme, si: *flutura e verdhë e mjegullt.*
- Kur koka e sintagmës emërtuese ndiqet nga një mbiemër i panyjshëm dhe një emër në gjinore, më pranë kokës qëndron mbiemri i panyjshëm, si: *foka murgeshë e Havajit.*
- Në të kundërtën, kur ngjet që në bashkimet sintagmatike ka emra të gjinores dhe mbiemër të panyjshëm, më pranë kokës emërtuese qëndron emri në gjinore, duke mos qenë e mundur formimi i një sintagme të dytë, si: *gjethja e dellit farëzezë* (jo: gjethja farëzezë e dellit!).
- Në ato raste kur koka e sintagmës ndiqet nga dy emra të rasës gjinore, më pranë saj vendoset emri në gjinore që tregon habitatin më të qëndrueshëm, si: *gjeli i detit i Adriatikut.*
- Kështu, mund të rreshtojmë në rregulla të rendit të përbërësve a gjymtyrëve në togje fjalësh edhe rastet kur koka e S ndiqet me emra me parafjalë të rasës kallëzore: *flutura me nënkrahës e kuqe*; ashtu edhe kur koka ndiqet nga mbiemra e emra me parafjalë: *gruri i butë me hala*; po kështu, edhe kur koka ndiqet nga emra të rasës gjinore dhe mbiemri i nyjshëm si: *gjeli i detit i kuq*; së fundi – edhe rastet kur koka e S ndiqet me emra në gjinore dhe emra me parafjalë, si: *gjeli i detit me gropë.*

- "**emër + mbiemër i panyjshëm + mbiemër i panyjshëm**"(*ketri gjigant lindor*): *flutura bishtgërshërë afrikane, flutura bishtgërshërë aziatike, flutura kukuvriq gjigante, flutura pallua amerikane, flutura pallua afrikane, flutura shtegtare afrikane, grifsha laramane gushëbardhë, miu urith lakuriq*, etj. Janë sintagma të përbëra që përmbajnë nga dy karakterizime për ngjyrën e gjallesave bimore e shtazore, si dhe dallohen se kanë nga dy përcaktues të kokës emërore, prej të cilave gjenerohen nga dy sintagma të thjeshta emërore me kokë të përbashkët:




- "**emër + emër i gjinores + mbiemër i nyjshëm**"(*ketri i tokës i verdhë*): *fiku i Indisë i egër, flutura e fikut e zezë, hudhra e gjarprit e madhe, kandili i detit i madh, kandili i qyqes i egër, miza e dheut e zezë, mizakapësi i parajsës i kaltër,* etj. Janë ndërtime terminologjike më të rralla se ato që dhamë më sipër, kanë dy përcaktues (emër+ mbiemër), që i referohen një koke të përbashkët, sipas tipave në vijim:




- **"emër + mbiemër i panyjshëm + mbiemër i nyjshëm**" *flutura admiral e kaltër, flutura admiral e kuqe, flutura perandore e kuqe, flutura shirtibardhë e madhe, flutura zonjë e stolisur, kallami gjembak i degëzuar, kallami gjethegjerë i ëmbël, miu urith i vogël, miu urith i madh,* etj.

Si modelet më sipër, edhe këto emërtime terminologjike nuk dalin dendur, dallohen se kanë dy përcaktues të një koke sintagme dhe mund të gjenerojnë dy sintagma të thjeshta:




- **“emër + mbiemër i nyjshëm + mbiemër i panyjshëm”** *flutura e bardhë amerikane, flutura e bardhë damarzezë, flutura e kaltër kineze, grifsha e kafenjtë meksikane, gjeli i egër bishtlirë, flutura e cergës lindore, kanguri i vogël bishtzi, macja e artë afrikane, karasi i egër evropian, molla e egër gjethelule, molla e egër gjethepreré, molla e egër herre, mustaku i egër kokëmadh,* etj. Janë terma emërtuese, që përmbajnë nga dy karakterizime dhe mund të zbërthehen në dy sintagma të thjeshta, paraqitur sipas skemave tip, nisur nga sintagma e përbërë:




- **“emër + mbiemër i nyjshëm + emër në rasën gjinore”** *flutura e bardhë e manit, flutura e bardhë e lakrës, flutura e bardhë e qitros, flutura e madhe e dushkut, flutura tigër e kopshteve, gjeli i egër i livadheve, gjeli i egër i Siberisë, gjeli i egër i shelgjeve, gjeli i egër i sherbelës, gjeli i egër i Tibetit, macja e egër e Afrikës së Veriut, miza e madhe e kalit, molla e gjelbër e kangurit, mustaku i egër i baltës,* etj. Janë sintagma me dy karakterizues të një koke të përbashkët emërore dhe përmbajnë nga dy caktuesorë (mbiemër + emër në gjinore); përdoren më tepër për të dalluar specie me pamje tepër të afërt njëra me tjetrën; skemat tip janë si më poshtë, prej të cilave mund të gjenerohen nga dy sintagma të thjeshta:






- **“emër + mbiemër i nyjshëm + mbiemër i nyjshëm”** *flutura e bardhë e mermertë, flutura e verdhë e mjegullt, gjeli i egër i kuq, gjeli i egër i madh, gjeli i egër i zi, kanguri i madh i murrmë* (Macropus robustus)*, molla e egër e ëmbël,* etj. Janë sintagma terminologjike të rralla, me dy përcaktues të së njëjtës kokë emërore, të cilat mund të gjenerojnë dy sintagma të thjeshta, si në tipat këtu:



- **“emër + emër në gjinore + emër në gjinore”:** *flutura e cergës e pyllit, grifsha e tokës e Tibetit, grifsha e tokës e Turkestanit, gruri i lopës i livadheve, gruri i lopës i pyllit, gjeli i detit i Adriatikut, gjeli i dëborës i Altait, gjeli i dëborës i Himalajës, gjeli i dëborës i Kaspikut, gjeli i dëborës i Kaukazit, gjeli i dëborës i Tibetit, gjeli i egër i hormoqit, gjeli i xhunglës i Cejlonit, iriqi i detit i rërës, kandili i qyqes i Amalisë,* etj.

Janë terma me sintagma me nga dy determinantë (caktuesorë), që i takojnë një koke sintagmatike emërore të përbashkët, të cilat mund të gjenerojnë edhe dy sintagma të thjeshta, sipas tipave më poshtë:




- **“emër + mbiemër i panyjshëm + emër i rasës gjinore”** *flutura monarkeshë e Paqësorit, flutura pallua e madërgonës, flutura thakëgjatë e serrave, flutura e verdhë e jonxhës, foka elefant e veriut, foka murgeshë e Havajit; grifsha çafkore e Sumatrës, macja bishtunazë e Kuinslandit, morri miellor i dardhës, miza kërcyese e djathit,* etj.

Sintagma si këto kanë dy përcaktues: një mbiemër të panyjshëm dhe një emër të rasës gjinore, që i takojnë një koke emërore të përbashkët, prej të cilave mund të gjenerohen dy sintagma të thjeshta, si tipat më poshtë:




- **“emër + emër në gjinore + mbiemër i panyjshëm”:** *grifsha e detit gushëpëllumb, grifsha e detit indiane, grifsha e detit lindore. Grifsha e detit përtrollëse, grifsha e detit sqepgjerë, grifsha e tokës iraniane, grifsha e tokës mongole, gruri i lopës kreshtak, gjeli i shkëmbit peruan, flutura e cergës lindore, flutura e mëndafshit teke,gjethja e dellit aziatike, gjethja e dellit bregdetare, hudhra e gjarprit zhardhokore, gjethja e dellit farëzezë, kali i zambakëve lafshak, kallauzi i mjaltit kurrizblertë, kallauzi i mjaltit sqeptrashë, kallauzi i mjaltit topolak, kalliri i ujit kaçurrel, kalliri i ujit kanadez, kalliri i ujit kreshtak, kandili i detit krehër, kandili i qyqes perëndimor, flutura e mëndafshit teke,* etj. Janë sintagma me ndërtim të kundërt nga sintagmat e mësipërme dhe dalin mjaft dendur në Fjalor, për arsye se përmbajnë dy karakterizues të kokës emërore të termit, sipas tipave:




- **“emër + emër me parafjalë në rasën kallëzore + mbiemër i nyjshëm”** *flutura me nënkrahës e kuqe.* Janë ndërtime të rralla gjuhësore dhe terminologjike, si edhe ndarja e mëposhtme të cilat dëshmohen vetëm nga një herë në gjithë Fjalorin.




- **“emër + mbiemër i nyjshëm + emër në rasën kallëzore”:** *gruri i butë me hala,*
- **“emër + emër në gjinore + mbiemër i nyjshëm”:** *gruri i lopës i kaltërt, pula e detit e egër, gjeli i detit i kuq, gjeli i detit i vërtetë, gjethja e dellit e argjendtë, gjethja e dellit e degëzuar, iriqi i detit i zi, kanguri i pemëve i zi,* etj. Janë sintagma emërtuese që dalin me nga dy përcaktues të një koke të përbashkët emërore, si në modelet në vijim, ndërtuar sipas tipave skematikë:










- **“emër + emër i rasës gjinore + emër në kallëzore”:** *gjeli i detit me gropë,* (Lepidotrigla cavillone). Janë të rralla, por është një mënyrë ndërtimi gjuhësor mjaft interesante, pasi kanë 3 përbërës, por dy karakterizuesit nuk i referohen të dy kokës emërore të sintagmës; skema do të ishte si vijon:




*Nuk duhet lënë pa vënë në dukje se në zërat terminologjikë të Fjalorit të Xh.Lloshit, tri llojet e emërtimeve: ***njëfjalëshe, dyfjalëshe*** (sintagmatike) dhe ***shumëfjalëshe***, nuk dalin të veçuara e të renduara sipas kësaj paraqitjeje në tezën tonë, por ato rreshtohen si lema emërtuese pas rendit alfabetik, në njëfarë mënyre, ato ndërthuren brenda sinonimeve terma, apo specieve që kërkon një zë i veçantë, për shembull, në dhënien e fushës leksikore terminologjike të iponimit “**luleshtrydhja**” (*Fragaria vesca, F.silvestris)*, me shenjën & autori sjell fushën e sinonimeve, që janë:




Po kështu, edhe gjatë rreshtimit të termave në Fjalor, dalin në dukje lidhjet në sintagma vetëm të kësaj specieje: **12** SE me **2** përbërës dhe **4** SE me **3** përbërës:

| | | |
|---|---|---|
| luleshtrydhja e alpeve | luleshtrydhja amerikane | luleshtrydhja e blertë |
| luleshtrydhja e malit | luleshtrydhja gjermane | luleshtrydhja e dylltë |
| luleshtrydhja e Karolinës | luleshtrydhja kopshtare | luleshtrydhja e kultivuar |
| luleshtrydhja e pyllit | (**E1 + Mbpn**) | (**E1 + Mbn**) |
| luleshtrydhja e Virxhinies | | |

**luleshtrydhja e dëborës**
**(E1 + E2)**

luleshtrydhja e dëborës gjetheimët
luleshtrydhja e dëborës e Karolinës
luleshtrydhja e dëborës e malit
luleshtrydhja e dëborës zvarritëse

Vetëm nga SE (luleshtrydhja e dëborës) janë gjeneruar 4 **SE** me tre përbërës, formuar nga: **E1 + E2 + E2 / E1 + E2 + Mbpn,** dhe arsyeja është se kjo luleshtrydhe, e cila quhet e dëborës, kalon si iponim më vete, por në terma të veçantë ndryshon sipas habitatit (Kalifornisë, malit), sipas një cilësie të gjetheve (gjetheimët) dhe sipas një mënyre zhvillimi (zvarritëse). Skema tip e këtyre sintagmave emërore (SE) me 3 përbërës është, ku bashkimet sintaksore: *e dëborës gjetheimët e dëborës e Karolinës e dëborës e malit* dhe *e dëborës zvarritëse*, nuk përbëjnë sintagma, sepse të dy përcaktuesit në të djathtë të termit "luleshtrydhja" janë atribute të termit, pra, emri-term "luleshtrydhja" vjen e shndërrohet në kokë sintagmatike e 8 sintagmave të thjeshta, duke qenë e pranueshme gramatikisht dhe semantikisht (kuptimisht). Atëherë, le të sjellim skemat e pemës-sintagmë për tri kolonat e para me nga dy përbërës dhe 8 sintagmave që gjenerohen në 4 prej strukturave treshe:

**luleshtrydhja e alpeve**




**luleshtrydhja amerikane**




**luleshtrydhja e blertë**




**luleshtrydhja e dëborës gjetheimët**







**luleshtrydhja e dëborës e Karolinës**







Siç kemi pasur rastin ta vëmë në dukje gjatë këtyre modeleve ndërtimore me tre përbërës në sintagma, dy gjymtyrët e fundit të tyre, nuk mund të lidhen gramatikisht e semantikisht për të formuar bashkime sintagmatike më vete; kështu do të ishte e papranuar gjuhësisht lidhja *e dëborës e malit dhe *e dëborës gjetheimët etj.

**luleshtrydhja e dëborës e malit**







**luleshtrydhja e dëborës zvarritëse**







Ndër të gjitha këto ndërtime, më e papranueshme do të ishte bashkimi ***e dëborës zvarritëse, *e dëborës gjetheimët.** Këtë gjenerim të termave të botës bimore e shtazore e sollëm, për të treguar se kjo dukuri konstatohet gjatë gjithë përbërjes së Fjalorit, sidomos për speciet e shumta, që posedojnë cilësi tepër të veçanta, fakt që vërteton shumësinë e llojeve të numërueshme (deri në të pamundurën) të botës së gjallë në natyrë. Vetëm me termin hiperonim "**bimë**" mund të gjenerohet, së pari iponimi "**lule**" (për të cilin do të mund të thuhet se është më i pasuri i Fjalorit dhe kjo për arsyen se njeriu kudo që të jetojë, ka prirje për të pasur natyrën pranë, edhe kur banon në katet e sipërme të një grataciele), pra, pas iponimit "lule" rreshtohen qindra varietete a specie që rriten mbi sipërfaqen e tokës.

Kështu mund të përshkruanim llojet "luletogëza", "lulëkuqja", "lulja e balsamit", "lulja e fruthit", "lulja e mbrëmjes", "lulja patate", "lulja qumështore", "lulja e vjeshtës", e të tjera, në masë më të vogël gjenerimi speciesh me veti tepër karakteristike, dhënë sipas kritereve të cilat i kemi përmendur gjatë shtjellimit të kësaj teme. Krejt ndryshe, në vështrimin sintagmatik, qëndron ky

problem tek sintagma e përbërë "**macja e shkretëtirës kineze**", ku përcaktuesi (përbërësi) i parë (i shkretëtirës) formon një sintagmë të thjeshtë me kokën "macja" (macja e shkretëtirës), kurse përbërësi i tretë "kineze" vjen e bëhet caktuesor i emrit "e shkretëtirës" të rasës gjinore (E2), duke formësuar një sintagmë të re, më vete: e shkretëtirës kineze", që mund të skematizohet:




Por është tjetër interpretim në sintagmat e përbëra të mëposhtme, si gjenerime terminologjike të species bimore "**majdanoz**":

- "majdanozi pranveror i gjatë" (majdanozi pranveror, majdanozi i gjatë),
- "majdanozi pranveror i fushave"(majdanozi pranveror, majdanozi i fushave),
- "majdanozi pranveror i malit"(majdanozi pranveror, majdanozi i malit),
- "majdanozi pranveror qepujkor"(majdanozi pranveror, majdanozi qepujkor).

Të gjitha këto sintagma me 3 përbërës kanë dy tregues të përbashkët: *elementin e kokës* (shprehur me një mbiemër të panyjshëm) dhe *3 cilësi* (të shprehura me mbiemra të nyjshëm e të panyjshëm), gjithashtu edhe *një habitat* ku rritet (krahasojmë: i fushës, i kodrës, i serës, bio, artificial, etj.). Por, asnjëri nga përbërësit e tretë nuk i përket përbërësit të dytë, me të cilin formojnë atë që quhet "rrethim gjuhësor", thënë ndryshe, nuk mund të pranohen gramatikisht dhe semantikisht si sintagma bashkimet. *"pranveror i gjatë", *"pranveror i fushave", *"pranveror i malit" dhe *"pranveror qepujkor".[365]Ata i përkasin kokës së sintagmës; prandaj dhe mund të gjenerojmë për secilin prej 4 modeleve nga 2 sintagma të thjeshta, siç vepruam edhe me gjenerimet e termave të iponimit "**lule**":




Ky ndryshim në strukturën analitike të sintagmave duket edhe më qartë kur përbërësi i tretë i këtyre formimeve, nuk përkon në gjini (nuk përshtatet) me përbërësin që e rrethon, për shembull, 4 sintagmat: "mëllenja e ujit gushëkuqe", "mëllenja e ujit kokëbardhë", mëllenja e ujit meksikane", *"mëllenja e ujit e murrme", "miza e dheut kokëkuqe", bashkimet që mund të provohen: *"**e ujit gushëkuqe**",*"**e ujit kokëbardhë**", *"**e ujit meksikane**", ***"e ujit e murrme**", *"**e dheut kokëkuqe**", nuk janë as në koherencë semantike, por edhe as në përshtatje gramatikore, përndryshe, themi se janë në lidhje jogramatikore.

Ky arsyetim dhe gjykim në planin e gjuhës e logjikës, merr rëndësi të veçantë e të madhe, sidomos në fushën e gjymtyrëzimit funksional të sintagmave në strukturë fjalie, për shembull, në asnjë mënyrë, grupi sintagmatik "**mëllenja e ujit gushëkuqe**", kur të dalë brenda një fjalie, nuk mund të kryejë një funksion sintaksor më vete: kryefjalë, përcaktor, kundrinor apo përcaktor kallëzuesor.



**[365] Shënimet me asterisk *që kemi përdorur, shprehin agramatikalitetin e bashkimeve të tilla të papranueshme. (Shënimi im, *Karmen Lazri*).**

Për shembull në frazën dyshe: *Ngjyra e puplave* *<u>të mëllenjës së ujit kushëkuqe</u>* *duket që larg, kur u afrohet për ushqim shtëpive pranë pyllit,* gjithë segmenti i nënvizuar shërben si përcaktor me drejtim i përcaktorit, pasi emri "së ujit" dhe mbiemri "gushëkuqe" nuk mund të gjymtyrëzohen më vete, aq më pak: "së ujit gushëkuqe".

***

Do ta mbyllim këtë syth të gjatë e jo të lehtë për t'u paraqitur e interpretuar me një model termash të një fushe semantike e leksikore që ka krijuar autori i Fjalorit tonë me termin "**papagalli**" (*Psittacus*), ku 83 terma janë sjellë në këtë vepër shkencore e njëkohësisht gjuhësore, me sintagma dy e tre përbërësish, duke karakterizuar *habitatin, ngjyrën e ballit, barkut, bishtit, çafkës, kërbishtes, kokës, krahëve, zërit, veshëve, qafës dhe sqepit*. Përdoren kryesisht mbiemrat: *i kuq, i verdhë, i bardhë, i kaltër, i artë, i zi, i gjelbër, çiftar, i murrmë, i hirtë, këngëtar, i gjelbëremë, larosh, i ndritshëm, i ndryshkët, perandorak, i trashë, i madh, i ngjyrosur, i ylbertë.*
Autori ka krijuar kompozita të goditura e aq karakterizuese për pjesë të trupit të këtij shpendi, sa themi me bindje, se kjo mënyrë fjalëformimi përbën një pasuri të dukshme gjuhësore të shqipes, duke marrë parasysh se Fjalori përmban dhjetëra e qindra kompozime të tilla, qoftë edhe me shoqërim të ndajshtesave që dallojmë tek këto, një numër jo i vogël i të cilave, pse jo, merren edhe si neologjizma terminologjikë në emërtimet e botës bimore e shtazore të Fjalorit që kemi sjellë këtu për analizë.
Pa u larguar nga kjo çështje, le të njihemi me disa prej këtyre formimeve që tërheqin çdo hulumtues a kërkues jo vetëm terminolog, por edhe të mbarë fushës së gjuhësisë. Kështu veçojmë karakterizimet e rralla të disa pjesëve të trupit të këtij shpendi të njohur shtëpiak, si: *papagalli i ylbertë, papagalli sqepmadh, papagalli sqeptrashë, papagalli krahëpraruar, papagalli i gjelbëremë, papagalli kryehirtë*, ndërsa mbiemrat që shfaqin valencë më të madhe, janë:













Këta shembuj e të tjera nga termat e Fjalorit, por edhe në çdo fushë tjetër, dëshmojnë se gjuha jonë është një gjuhë dinamike, shumë prodhimtare në lëmë të fjalëformimit edhe për faktin e rëndësishëm se gjuha shqipe, në mjaft fjalorë dygjuhësh, por sidomos në këtë vepër shkencore leksikografike, ka përballuar termat nga latinishtja, në një mënyrë të shkëlqyer dhe brenda natyrës së saj.

Në vazhdim të kësaj paraqitjeje të strukturave emërtuese me sintagma, na tërheq vëmendjen një dukuri në ndërtimin e fjalorëve të tillë dhe të atyre shpjegues të një gjuhe, apo edhe nëpër fjalorë dygjuhësh, lidhur me shpërndarjen e lemave në përbërje të këtyre veprave.

Emërtimet terminologjike të Fjalorit të florës dhe faunës (për rastin tonë të **6** shkronjave të kësaj vepre të vetme: **U”, “V”, “X„ “Y, “Z”, “ZH”.**), mund të shihen nga këndvështrime të ndryshme, sipas përbërjes së termit emërtues, për shembull termi *zaranik-u*, grami, del me formantët: zaranë (ë) + nik + u; po kështu mund të analizojmë edhe: *zborakës-i*, borësi në: z + bor + ak + ës + i; *zborës-i*, borësi në: bor (ë) + s + i; *zgjebës-i*, bari i sharrës në: zgjebë + s + i; *zgjebçë-a* kulpra e zezë në: zgjeb (ë) + ç + a; *zgjonjëz- a*, brumbulli në: zgjonj (ë) + z + a; *zog (ë) l-a*, zog (ë) + l + a (*Frangula alnus*, *F.vulgaris*), *Rhamnus frangula &: ancizi*, *drunakuqi*, *fillesa*, *krefka*, *munega*, *pistaqi*, *pistrigu*, *tulkuqi*),[366] duke u kthyer në këtë mënyrë me funksion terminologjik multiemërtues, për faktin se të gjithë termat përmbajnë një karakteristikë të përbashkët: zvogëlimin, e cila shënohet gjuhësisht me ndajshtesëm – (ë) **l**. Po kështu shihen edhe termat: ulkth-i, urez-a, ushojëz-a, uthullnicë-a, vadhëz-a, valël-a, veshtl-a, vrokth-i (speci i egër), zogth-i, zorrç-i, zubac-i, zubëz-a, zvarritës-i, të cilët kanë si përbërës formanët: ***- th, - ç, - c, - z, - ës***, që në semantikën e tyre, për shqipen, shprehin zvogëlim, emër vepruesi (zvarritës-i), por edhe si prapashtesa keqësuese: **- ç**. Në zhvillim të kësaj teme, referuar brenda fjalësit të këtyre shkronjave, emërtimet terminologjike do t’i shohim sipas ndarjeve të caktuara me përbërës leksiko-gramatikorë. Shënojmë se kjo zgjedhje në 6 shkronja radhazi, bëhet për faktin e thjeshtë se në çdo fjalor terminologjik apo edhe në ata shpejgues ose edhe dygjuhësh, rendi alfabetik është periferik, nëse mund ta quajmë këtu të tillë. Në qoftë se vërejmë me kujdes “ngjeshja” më e madhe, më e dendur nëpër fjalorë gjendet në shkronjat **B, K, L, M, P, R, S, SH, T**; kurse germat e fundit të



---

[366] Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht dhe latinisht-shqip**, LOGOS-A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2010, f. 363.

rendit alfabetik nuk janë aq të ngarkuara me lema termash, kur flasim për këtë tip fjalori. Kjo është një dukuri gjuhësore që mund të përafrohet (nga vështirësia e shpjegimit) me lidhjen e panjohur deri më sot midis shenjës gjuhësore dhe vetë sendit. Mjaft tregues që kemi ndjekur përgjatë hulumtimit tonë, dalin edhe në shkronjat periferike (nga fundi) i veprave leksikografike, qoftë në një masë më pak të dendur.

**Në** Fjalorin e emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht dhe latinisht-shqip të Xh.Lloshit[367], emërtimet terminologjike janë bërë në disa mënyra, si:

- Me terma njëfjalësh
- Me terma dyfjalësh (sintagmatikë):

**a.** Emër + emër në rasën gjinore;
**b.** Emër + mbiemër i nyjshëm;
**c.** Emër + mbiemër i panyjshëm;

- Me terma trifjalësh, nga të cilat dallojmë:

**A.** Emër + emër në gjinore + mbiemër të nyjshëm;
**B.** Emër + emër në gjinore + mbiemër të panyjshëm;
**C.** Emër + mbiemër të nyjshëm + mbiemër të nyjshëm.
**D.** Emër + dy mbiemra radhazi.

Le t'i ndjekim këta terma sipas kësaj ndarjeje duke u ndalur vetëm në këto shkronja, që u shënuan më lart, të cilat janë germat e fundit të Fjalorit, f. 346 – 370. Shkronjat e fundit të fjalorëve të ndryshëm: dygjuhësh apo ata shpjegues, kanë një numër të pakët lemash te këto germa; kështu, bie fjala, Fjalori i gjuhës shqipe i vitit 2006, përmban 25 faqe me leksema, vetëm për shkronjën "Z".[368]

Për termat e grupit të parë, vërejmë se ata nuk përkojnë gjithnjë me terma njëfjalësh të latinishtes, por përgjegjësit në gjuhë të huaj mund të jenë me dy ose edhe me tri fjalë.

Terma njëfjalësh: *ufulla, ujku, ujza, ulliri, ungri (ujku), urithi, vadha, vallja, verri, vidra, vidhi, vusha, xana (gjineshtra), xegla (zekthi), xhufka* (Nardus stricia), *ylli, zabaria, zagali, zakareza, zakumi, zambaku (Lilium)* e të tjerë, dalin ose si emërtime të ngulitura në gjuhën shqipe, ose janë kalke nga latinishtja, si: *zekthi* (Taphanus bovinus), *zerdelia* (Armeniaca vulgaris, Prunus armeniaca vulgaris), *zmerna* (Luftjanidae), *zymbyli* (Hyacinthus orientalis, Bellevalia), *zuba* (Scirpus holoschoenus, Holoschoenus vulgaris), *zvarritësi* (Sitta europaea), etj. Një pjesë termash janë me emërtime dyfjalëshe në shqip, kurse në latinisht vijnë me një fjalë të vetme, si: *zogu shtizar* (Anchinga), *zogu i murrizit* (Sericornis), *zogu i barit* ( Serinus), *zmerna* ( Lutjanidae), etj. Një numër jo i vogël termash në shqip janë emërtime bimësh e kafshësh me anë të sintagmave me dy përbërës, si ndarja në germën "**a**", sepse trminologjia njëfjalëshe nuk e "kënaq" përfaqësimin e termit në vështrimin semantik; për shembull, ndër **33** emërtimet e species "urith-i", bashkë me 14 sinonimet terminologjike (të shënuara në Fjalor sipas shpërndarjes alfabetike të lemave-terma), që kanë disa pak terma njëfjalëshe, të gjitha së bashku, **34** janë emërtime me sintagma dypërbërësish. Dhe konkretisht na paraqitet kjo pamje:

---

[367] Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht dhe latinisht-shqip**, LOGOS-A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2010.
[368] ASHSH, IGJL, **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006, f. 1214 – 1239.

**urithi** 1. *Talpa europeae* & burithi, buriu, brythi, byri, hamuri, hamuridha, hamuriku, hamuriqi, kërpi i dheut, kërpthi, uri, urithi europian, uriu, yri 2. Iriqi. Termat dyshe e treshe, në Fjalor, ndahen si më poshtë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| urithi i artë | urithi bishtgjatë | urithi i bregut | urithi i artë aziatik |
| urithi i verbër | urithi feçkëgjatë | urithi i ujit | urithi i artë i Grantit |
| urithja e fortë | urithja gjethengushtë | - | urithi i artë gjigant |
| urithja e ulët | bishtqimth, europian, etj. | - | - |
| urithja e ngjyrosur | | - | |

Po të marrim njërin prej termave, të një specjeje, bie fjala, "urithi i artë", shohim se, sipas habitatit, emërtimi dyfjalësh (sintagmatik) E + Mbn, ka nevojë pa tjetër që të nominohet edhe me një përcaktues më shumë kur karakterizojmë "ariu i artë aziatik" ose "ariu i artë i Grantit"; kështu sematikisht përftojmë paraqitjen e mëposhtme, të gjeneruar nga emërtimi i kolonës së parë:




Shembuj si këta, mund të sjellim tek e njëjta germë e Fjalorit, edhe termin e botës bimore (botanikë) "**urthi**" (*Hedera helix*), të cilën Fjalori i vitit 1954 e shpjegon si më tej: - bimë kacavarëse nga familja e Ombelifereve, gjithmonë e gjelbër; hurth, hurdhe, lerth, shermashek..[369]Tek Fjalori terminologjik i Xh.Lloshit jepet ky term me sinonimet vijuese: *& bërshlemi, brushtulla, bushqani, bushqeni, dredhë, dredhëza, hurdhëza, hurdhja, hurthku, larthi, longjia, lurthi, ngjitësi, ordhi, ordhishtja, përçlanu, përçllani, qisari, shermasheku, undra, unza, udhëza, urdhi.*
Janë të gjithë terma që autori i ka mbledhur në anë të ndryshme të vendit, të cilët shënojnë të njëjtën bimë; pra, janë sinonime terminologjike, që nuk përafrohen e as ngjajnë fonetikisht si fjalë të gjuhës sonë. Por, për ta karakterizuar këtë bimë, me terma që gjenden edhe jashtë territorit shqipfolës, atij i është dashur të japë emërtime të tjera, edhe dyfjalëshe, si:

| | | |
|---|---|---|
| urthi i arrës | urthi i Japonisë | urthi i helmët |
| urthi i grurit | urthi i Nepalit | **(E1 + Mbn)** |
| urthi i dardhës | **(E1 + E2)** | **(Sipas një cilësie)** |
| urthi i murit | (**Sipas habitatit)** | |
| urthi i pemës | | |
| urthi i theksrës | <u>Struktura tip</u>: | |
| **(E1 + E2)** | | |

**Sipas përkatësisë**




**E1 + E2 + Mbn**

Të njëjtat pamje kanë edhe termat emërtuese "veshtulla" (*Viscum album, Phoradendron flavescens*) dhe xixëllonja (*Lampyris noctiluca*). Por mjaft përfaqësuese janë dy nga termat e kësaj shkronje, të cilat po i sjellim me veçoritë e veta strukturore e fjalëformuese:

[369] Cipo, K.- Çabej, E.- Domi, M.- Krajni, A.- Myderrizi, O., **Fjalor i gjuhës shqipe**, Ribotim, Çabej, Tiranë, 2005.

**zhapiu –** *Lacerta viridis* & sinonimet: *çapiku, çapini, çapiu, gushteri i verdhë, gjarpri i verdhë, hardhja e blertë, hardhjeshka, hardhuca e gjelbër, hardhushka, kakërdhica, zhabili, zhabjaku, zhapiku, zhapiu i gomarit, zhapiu i gjelbër.*

| | | |
|---|---|---|
| zhapiu i gomarit | zhapiu i gjelbër | zhapiu këmbëshkurtër |
| zhapiu i shtëpisë | - | zhapiu këmbëvogël |










zhapiu me kthetra
zhapiu me lara
zhapiu me pllaka
zhapiu me ventuza
zhapiu me tri vija




Po kaq i pasur në treguesit që po ndjekim është edhe termi "**zhytaraku**" (*Aythya ferina, Nyroca ferina, Anas ferina, A.rufa*) me & sinonimet: *norusha, kryekuqi, kryekeqja e mjeme, rosa e egër e zezë, rosa kryekuqe, zhytra kryekuqe.*

Pas kësaj paraqitjeje (me termin shkencor latinisht e sinoniminë), autori rreshton të gjitha emëretimet dyfjalëshe (sintagma) ose me dy përbërës gjymtyror:

| | | |
|---|---|---|
| zhytaraku i Zelandës së Re | zhytaraku gafunazë amerikan | zhytaraku i madh |
| zhytaraku i Madagaskarit | zhytaraku laraman i vogël | zhytaraku i vogël |
| zhytaraku i detit | - | zhytaraku i kadifenjtë |
| zhytësi me çallmë | - | - |










Le të kthehemi tek vjelja e grupeve emërtuese (me sintagma) dy e trepërbërësish në germat e zgjedhura të Fjalorit të bimëve të kafshëve të Xhevat Lloshit. Është interesante të vihet re se brenda fjalësit (lemave) të këtyre germave, gjejmë terma të rrallë nga vështrimi strukturor, për të vënë në dukje se dy karakterizues radhazi nuk plotësojnë njëri-tjetrin, por vetëm emrin-kokë të sintagmave (SE) emërtuese, prej këtyre bashkimeve me tre përbërës mund të gjenerohe me nga 2 sintagma të thjeshta, si:




Nga secili model, sintagmat e thjeshta emërore, dalin si më poshtë:




Po kështu, na bien në sy disa formime sintagmash me nga dy përbërës kompozita, tepër të rralla në Fjalor, si aglutinimet E + M, ku kompozita e parë del e emërzuar:

xhufkë + bardha gushë + zezë ...................xhufkë + kuqja gushë + verdhë

Po kështu, për hulumtuesin vihen në qendër të vëmednjes edhe formimet: *verdhashi kokëkafenjtë*, *ulliri gjethendryshëm,verdhashi i kokëkafenjtë*, në mënyrë të veçantë termi: *vadhë + viçe + vogla*- ku emri II (në gjininë mashkullore “viç-i”, i përshtatet në gjini kokës së sintagmës, ashtu si mbiemri i emërzuar “vogla” (e vogël).
Vetëm tek termi “**zogu**”, përveç termave njëfjalësh e sintagmave me dy përbërës, ka 97 emërtime trifjalëshe, si këto më poshtë, prej të cilave vërejmë se ka gjenerime të njëpasnjëshme: ka 5 emërtime dyshe (SE.... E1 + E2), që pajisen me nga karakterizime plus, për të diferencuar togun (SE) emërtues dyfjalësh, sipas skemës:

**zogu i barit i malit** — i Tibetit / sqepshkurtër / sirian epror / indonezian




**zogu fishkëllyes** — gjoksbardhë / i artë / kokëzi / larisk / gjokslarmë




- Emër + emër në rasën gjinore e rrallë në kallëzore: *ushunjëza me kërcell, zambaku i çokollatës, zambaku i detit, zambaku i drethit, zamabaku i Meksikës, zambaku i ferrës, zambaku i ringjalljes, zambaku i Tajvanit, zambaku i thithëlopës, zambaku i ujit, zambaku i vaniljes, zambaku i shkretëtirës, kunadhja e malit, zambaku i vjeshtës, zgalemi i dëborës, zgalemi i furtunës, zogu i ferrës, zogu i barit, zogu me mësallë, zogu me vello, zambaku i irit, zogu i kotecit, udhakja e arave, (Spergula arvensis), ujku me krifë (Chrysocyon brachyurus), ujku i livadheve, ujku i Tasmanisë, ujku i tokës (Proteles cristatus) ullastra e vjeshtës urithi i bregut, urithi i ujit, urithja e Baldaçit, urithja e fushave, urithja e Parnasit, urithja e Rumelisë, urithja e Sicilisë, urithi i arrës, urithi i darshës, urithi i grurit, urithi i Japonisë, zhabina e athët, zhabina e verdhë,* etj.

- Sintagmat – tip, skematikisht, janë si vijon:




- Emër + mbiemër i nyjshëm. Togje të tilla fjalësh janë përhapur nga gjuha e, shkruar dhe shpesh ndihen si togfjalësha të kalkuar.**[370]** Gjuhëtari ynë i njohur nënvizon se gjuha e shkruar ka një numër shumë të madh mbiemrash relativë (sidomos me **–or)** dhe ato kanë depërtuar më gjerësisht në gjuhën letrare. Rastet kryesore të ndryshimit të togut, shënon Xh.Lloshi, janë së pari, për nevoja terminologjike.**[371]**Prandaj dhe janë aq të përhapur termat sintagmatikë (SN), me përbërës të tillë, si: *ujku i kuq, ujku i kuqrremë, ulliri i egër, urithja e Parnasit, urithja pejzore, ushejza leshatake, ushojza e zezë, valanidhi i egër, valeriana e malit, vanilja dimërake, varkëtarja e ujit, vejusha e gështenjtë, verdhashi i shnditshëm, veshi i lepurit, voshtra kineze, vratiku skocez, xunkthi i butë, zambaku i artë, zambaku i bardhë, zambaku i blertë, zambaku i bukur, zambaku i egër, zambaku i verdhë, zgalemi i kaltër, zgalemi i vogël, zinia e hijshme, zogu i argjendtë, zogu i larmë, zymbyli i egër, zogu i zi, zorrëza e drejtë, zymbyli i kaltër, zambaku i kuq, zambaku i praruar, yllëza e*

---

**[370]** Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, albas, Tiranë, 2012, f. 72.
**371** Po ai, po aty, f. 72.

*bardhë, ylli i tokës, zhabina e hijshme, zhuga e butë,* etj. Sintagmat tip, edhe këtu janë me strukturë dyshe:




- <u>Emër + mbiemër i panyjshëm</u>: *zambaku afrikan, zambaku egjiptian, zambaku gjethegjerë, zambaku gjethehollë, zambaku heshtor, zambaku japonez, zambaku kanadez, zambaku koralor, zambaku lindor, zambaku lulemadh, zambaku moçalor, zambaku njëditësh, zambaku sqepeshkurtër, zambaku sapunor, zambaku zvarritës, zambaku moçalor, zambaku shtizar, zambaku bishtshkurtër, zgalemi gjigant, zgalemi pendëbutë, zgalemi kredharak, zgalemi persian, zogu apostull, zogu gojëmadh, zogu gjetheqepës, zvarritësi krahëkuq, zvarraniku përbindësh, zogu koresh,* etj.




Një numër mjaft i madh termash për kafshë e bimë, në Fjalorin që po shqyrtojmë në pikëpamje gjuhësore, del edhe me emërtime trifjalëshe, me përbërës: emra + emra + mbiemra të nyjshëm dhe të panyjshëm; tregues a grupim që në Fjalor, për shkronjë "Z", është si më poshtë:

**A.** <u>Emër + emër në gjinore + mbiemër të nyjshëm</u>: *zambaku i drethit i kuq, zambaku i ujit i bardhë, zambaku i ujit i verdhë, zambaku i vaniljes i vogël, zogu i gjembit i vogël, zogu i gjetheve i gjelbër, zogu i murrizit i madh, zogu i nektarit i bukur, zogu i nektarit i gjelbër, zogu i nektarit i ndritshëm, zogu i nektarit i zi, zogu i parajsës i kaltër, zogu i parajsës i shkëlqyer, zogu i parajsës i vogël, zogu i thneglave i përhimë, zogu i thneglave i zi,* etj., me struktura skematike tip:




Çështja kryesore tek emërtime si këto trifjalëshe, të rreshtuara në "**A**", është rendi: cili përcaktues do të qëndrojë më pranë kokës së sintagmës, emri apo përemri; për shembull, në togun "zambaku i ujit i bardhë", duhet të dallojmë cila është karakteristika më qenësore e këtij zambaku: habitati i ujit, apo ngjyra e bardhë; për këtë le të krahasojmë "zambaku i bardhë i ujit", ku cilësi e parë e species "zambak" del ngjyra dhe jo habitati ku mbillet e rritet (ndoshta edhe në gjendje të egër). Kështu na duhet të arsyetojmë për të gjitha emërtimet analoge "emër + emër në gjinore + mbiemër të nyjëzuar". Po kështu gjykojmë edhe për termat emërtues të pikës "**B**", ku mbiemrat e nyjshëm qëndrojnë pas emrave në **E2** (gjinore). Prandaj dhe shumica e emërtimeve si këto paraqiten me skemën:




**B.** Emër + emër në gjinore + mbiemër të panyjshëm: *zogu i thneglave larash, zogu i thneglave kokëzi, zogu i thneglave kokëhirtë, zogu i thneglave gjoksbardhë, zogu i thneglave gushëzi, zogu i thneglave gushëkuq, zogu i thneglave dyngjyrësh, zogu i thneglave cicërues, zogu i thneglave bishtzi, zogu i tropikut bishtbardhë, zogu i parajsës perandor, zogu i parajsës mbretëror, zogu i nektarit sqepgjatë, zogu i nektarit kuqalash, zogu i murrizit pikalosh, zogu i murrizit gushëverdhë, zogu i minjve faqekuq, zogu i kanikës i artë, zogu i kapuleve sqepi, zogu i minjve kurrizkuq, zogu i nektarit bishtvjollcë, zogu i maces abisinas, zogu i leshterikut kërcigjatë, zogu i maces abisinas*, etj. Skema me dy caktuesorë të kokës "zogu" do të dilte si vijon, me përbërës "emër + mbiemër":




Në kësi ndërtimesh janë të mundshme gramatikisht, nga ana sintaksore, edhe strukturat e anasjella: *zogu perandor i parajsës, zogu gushëverdhë i murrizit*, por emërtimi dyfjalësh është më karakterizues, sepse shpreh një cilësi më të përhershme, ndërsa përbërësi i tretë qëndron në plan të dytë.

Sipas gjykimit të dhënë më sipër, krahasojmë: *zogu larash i thneglave, zogu kokëzi i thneglave, zogu kokëhirtë i thneglave, zogu abisinas i maces*, etj. Është vendi të bëjmë dallime në këto emërtime, me sintagmën emërore "nxënësi i dalluar i klasës", ku përcaktori me përshtatje vihet ngjitur me kokën emërore të sintagmës (nxënësi), pa mundur të formojmë * "nxënësi i klasës i dalluar", një bashkim jogramatikor.

Këtu ka edhe emërtime që mund të dalin edhe me dy kuptime: *zogu i minjve zverkblu*: nuk merret vesh, përcaktori "zverkblu" është i kokës – emër të sintagmës "zog zverkblu", apo i emrit në gjinore "i minjve zverkblu".Të njëjtën gjë mund të themi edhe për emërtimin "zogu i nektarit gushëzi"; natyrisht që autori e ka fjalën për "zogun gushëzi", por caktuesori "gushëzi"mund t'i përkasë edhe përbërësit "nektari" (nektari gushëzi !), çka do të dilte një tog jogramatikor (*). Skema sintagmatike (SN) e emërtimit me tri fjalë vjen kjo e mëposhtmja:




Dhe **jo** me varësi hierarkike, përndryshe, me skemën:




**C.** Emër + mbiemër të nyjshëm + mbiemër të nyjshëm, dalin si emërtime krejt të rralla në Fjalorin e Xh.Lloshit; kjo edhe për faktin se në gjuhën shqipe nuk vjen natyrshëm përdorimi i dy mbiemrave radhazi dhe dukuria duhet të jetë më tepër si ndikim i gjuhëve të huaja perëndimore, me të cilat shqipja ka qenë, është dhe ka lidhje kulturore e ekonomike, kryesisht me ato neolatine: *zambaku i blertë i praruar*. Është rasti kur koka emërtuese e sintagmës "zambaku" merr njëherazi dy caktuesorë, në skemën:




Në këtë grup përfshihen edhe mjaft emërtime terminologjike "emër + dy mbiemra të panyjshëm radhazi", si: *zogu mbret sqepbardhë, zogu mbret sqeptrashë, zogu minator gushëverdhë.*

**D.** Emër + emër në gjinore + emër në gjinore, si: *ushqera (*Echium vulgare*), ushqera e ujit e kënetave, valeriana e kënetave e lëpjetave, zogu i barit i malit, zogu i barit i Tibetit, zogu i sheqerit i kepit, zogu i kanikës i kopshtit, zogu i kallamishtes i Zelandës së Re, zogu i gjembit i Perusë, zogu i kallamishtes i Bengalit,* etj. Ja dhe skema e përgjithshme e tyre, me dy përbërës emërorë:







Po të vërejmë me kujdes, shohim se ndër dy emra, emri i parë në **E2,** qëndron më pranë si veti e species "zog" dhe është i pamundur emërtimi i anasjellë: *zogu i malit i barit, zogu i Zelandës së Re i kallamishtes,* etj. Për më gjerë, duhet theksuar se ndërtimi i një sintagme "emër + emër" është një nyje qendrore semantike dhe stilistike në gjuhën shqipe,[372]sepse për shqipen, sidomos në gjuhën e folur, ka qenë i zakonshëm përdorimi i emrit si atribut (cilësor, përcaktor), si për shembull: *zambaku i drerthit, zambaku i lirit, zgalemi i akujve, zgalemi i Mesdheut, zogu i agut, zogu i dimrit, zymbyli i vjeshtës, zogu i kallamishtes,* etj. Në raste fort të rralla, gjenden emërtime

[372] Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, Tiranë, 2012, f. 71.

ku shfaqet rasa kallëzore e emrit, si: *zogthi me veshë, zogu me fytyrëz* (Augastes scutatus), *zogu me lafshë, zogu këmborë me kreshtë,* (Oreoica gutturalis), *zogu me mësallë.*
Asnjë nga emrat me parafjalë (të cilët formojnë edhe sintagma parafjalore (SP), nuk mund të kthehet në mbiemër, siç ngjet, bie fjala, me sintagmën "hija e mëngjesit" në "hija mëngjezore", pra, s'mund të pranojmë shndërrimin nga "zogu me mësallë" në *"zogu mësallor", apo: "zogthi me veshë" në *"zogthi veshor", "zogu me fytyrëz" në *"zogu fytyrëzor", "zogu këmborë me kreshtë" në *"zogu këmborë "kreshtor" – janë të gjitha të papranueshme për shqipen, ndryshe, siç quhen, formime agramatikore.
Çështja e grupimit të emrave në: *përgjithësues, hiperonime dhe emra të veçantë*, na vlen edhe në emërtimet terminologjike të florës dhe faunës, të Fjalorit të gjuhëtarit Xhevat Lloshi në këtë Fjalor terminologjik.
Përveç iperonimeve me një hapësirë domethënieje të përgjithshme, gjuha disponon edhe "*super-iperonimet*", d.m.th. emra me domethënie jashtëzakonisht të përgjithshme, të cilët, pikërisht, për mungesën e veçantisë së tyre, mund të zëvendësojnë shumë të tjerë. Marrim, bie fjala, terma si: *ndodhi, fakt, ngjarje, rrethanë, situatë, kusht, gjë, objekt, punë, person, njeri* etj., dhe mendojmë sa fjalë në prodhimin konkret të një teksti mund të zëvendësohen nga këto emra që quhen *emra të përgjithësuar*, pa dëmtuar kuptimin e përgjithshëm të diskutimit.
Ndryshimi midis *iperonimeve* dhe *emrave të përgjithësuar* qëndron në faktin që të parët, për sa janë të pajisur me domethënie të përgjithshme, sidoqoftë, kanë një hapësirë kuptimore të përshkruar. Për shembull, fjala "*artist*" shënon gjithmonë diku që ka të bëjë me formën e artit, jo me inxhinierinë, të drejtën, mekanikën etj., që nuk janë arte, kurse një emër i përgjithësuar si "*njeri*" ka një përqindje të ulët veçantie: mund të tregojë jo vetëm një aktor, piktor, muzikant (pra, artist), po edhe një avokat, ekonomist, mekanik; pra, mund të zëvendësojë lehtë secilën nga këto fjalë. Atëherë mund të përftonim këtë skemë, të vlefshme edhe për tezën tonë, duke sjellë një model nga bota e gjallë (flora):




Po me këtë skemë "hierarkike" nga emrat e përgjithësuar, te hiperonimet deri tek emrat e veçantë emërtues, mund të paraqesim edhe emrin "zog" të kësaj shkronje që po shohim. Përveç iperonimeve me një hapësirë domethënieje të përgjithshme, gjuha disponon edhe "*super-*

*iperonimet*”, d.m.th. emra me domethënie jashtëzakonisht të përgjithshme, të cilët, pikërisht, për mungesën e veçantisë së tyre, mund të zëvendësojnë shumë të tjerë. Këta emra që quhen *emra të përgjithësuar*, pa dëmtuar kuptimin e përgjithshëm të diskutimit.
Duke gjykuar si më sipër, themi se fjala “*kafshë*” shënon gjithmonë një gjallesë pa dhënë lloje apo specie, kurse specifikimi “**mishngrësës**” ngushtohet në kuptim, duke përfshirë të gjitha kafshët që ushqehen vetëm me mish dhe përjashton një grupim tjetër po kaq të madh “barëngrënëse”, që kanë një kuptim përsëri më të ngushtë se emri përgjithësus “kafshë”.[373] Hierarki e veçantive del me një përshkallëzim: ***ep. – hiperonim – ev***. Për emrin “zog” do të kemi:






Sa u takon kategorive emërore, në raport me mbiemrat, në sferën emërtuese të florës dhe faunës, në pikëpamje stilistike dhe semantike, duhet të sjellim këtu atë çfarë shpreh autori i Fjalorit, gjuhëtari Xh.Lloshi, i cili thekson: “Pikërisht kur hetojmë mundësinë e zgjedhjes ndërmjet emrit e mbiemrti shfaqen mirë vlerat shprehëse të mbiemrave, pasi kufijtë e këtyre dy pjesëve të ligjëratës përgjithësisht nuk janë të ravijëzuara prerazi në gjuhën shqipe.”[374]Këto kategori leksiko-gramatikore mund të kalojnë tek njëra-tjetra, përndryshe, të përdoren në vend të njëra-tjetrës. Shembull klasik na vjen përsëri nga stilistika e këtij autori me shembullin “rrezet e diellit”, që mund të shndërrohet në “rreze diellore”; “lulet e pranverës” në “lule pranverore”; “fjala e burrit” në “fjalë burrërore”. Në Fjalor gjejmë emërtime, si: “zogu i lumit” që mund të shndërrohet në “zogu lumor”, “zvarritësi i malit “ – “zvarritësi malor”; por jo “zogu i parajsës – *“zogu parajsor”; por jo te “zogu i maces” – *“zogu macor”; “zogu i kallamishtes” - *”zogu kallamishtor”, etj. Po kështu, tek zëri “**zgalemi**” (*Sterna minuta*), sintagmat në kolonën e majtë, nuk mund të shndërrohen djathtas në:

| | | |
|---:|---|---|
| zgalemi i akujve | – | *zgalemi akujor |
| zgalemi i Antarktidës | – | *zgalemi antarktidor |
| zgalemi i Atlantikut | – | *zgalemi antarktidor |
| zgalemi barkzi | – | *zgalemi barkzijor |
| zgalemi i Bermudës | – | *zgalemi bermudor |
| zgalemi bishtshkurtër | – | *zgalemi bishtshkurtor |
| zgalemi i furtunës | – | *zgalemi furtunor |

[373] Topalli, Tefë, **Gjuhësi teksti**, Shkodër, 2011, f. 107.
* *hiperonim- iponim* - emër i veçantë.
[374] Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, albas, Tiranë, 2012, f. 72.

zgalemi i hirtë – *zgalemi hirtor etj.

Veçse ndodh e kundërta në ndërtime me sintagma dypërbërësish, si tek zëri “**uthullishtja**” (*Rumex acetosella, Oxalis acetosella*), ku njohim emërtimet: “uthullishtja e malit” (E1 + E2), “uthullishtja e verdhë” (E**1** + Mbn), që gjenerojnë respektivisht shndërrimet: *uthullishtja malore* dhe *uthullishtja verdhoshe.*
Në lemat e këtyre germave të shënuara më sipër, gjejmë edhe terma sinonimikë që s’paraqesin modele të afërta fonetikisht me termin bazë, siç ngjet me emërtimin nga bota bimore “**ushqera**” (Echium vulgare), i cili ka pranë sinonimet: *bari i boçës, bari i nepërkës, bari i rrebullit, gjuha e nepërkës, lulja e bletës, <u>lulja gjuhë gjarpri</u>, lulja sheqere, lulja sherbele, lulja e therrës, sirma e qyqes, shljarja, ushqerëza;* ku bien në sy, përveç emërtimeve dyshe (me sintagma emërore – emër + emër dhe emër + mbiemër), termi i shprehur me tri fjalë “ lulja gjuhë gjarpri”, një SE e formuar nga tre përbërës: **E1 + E1 + E5**, prej së cilës nuk mund të gjenerohen dy sintagma, si kemi pasur rastin të shohim në mjaft modele ndërtimi, pasi ku përbërësi i tretë (emër i rasës rrjedhore) nuk mund të formojë sintagmë gramatikore me kokën-emër të sintagmës, pra, jo *”lulja gjarpri”, as *”lulja gjuhë”, kështu që gjithë termi reduktohet në dy përbërës, sipas skemës poshtë:




Ndërsa nuk ngjet si më sipër në zërin e termit bimor “**uthullishtja**” të Fjalorit tonë, shoqëruar me mjaft sinonime, ku 5 prej tyre përmbajnë një cilësi të uthullës “tharb”; këtu gjejmë edhe një turqizëm, si: *bari i akballit,*

*lëpjeta e lepurit, lulja e ikballit,*[375] *sullupjesa, trefletëshi, tharbëtorja, tharbëtusha, tharbtica, tharbtusha, thartorja, uthulla e egër, uthulla e gjelit, uthulla e lepurit, uthullaçi, uthullarja, uthullica, uthullima, uthullinka, uthullnikja.*

Në këta zëra me sinonimet që u sollën më sipër nga Fjalori i Xh.Lloshit, vërejmë atë që shkruante, para gjysmë shekulli, gjuhëtari Kolë Ashta:
“Shumë grat për fushën e terminologjisë shqipe do të kishte të mbledhurit e të studiuarit e termave popullore sipas sferave leksikore, sipas profesioneve për t’i dhënë një shije sa më shqipe terminologjisë sonë shkencore, për ta bërë shqipen një gjuhë sa më të pasur shkencore, ashtu si këshillon Lirak Dodbiba kur thotë se “*.... për botanistët dhe natyralistët të mblidhen emnat e kafshëve të mbarë faunës shqiptare... .*”[376]
Themi me bindje se emërtimet terminologjike të emrave të bimëve dhe kafshëve në Fjalorin e gjuhëtarit Xhevat Lloshi, janë formime të natyrshme dhe në pajtim me ligjet dhe gjedhet fjalëformuese të shqipes, qoftë ato njëfjalëshe, dyfjalëshe dhe me më shumë përbërës, që ngërthejnë sintagmat e kësaj natyre, të bashkuara sipas ligjeve të gramatikës shqipe.

---

[375] Ikball –i (ikbal-i) – fat, tq. Tahir Dizdari, **Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2005.
[376] Ashta, Kolë, **Terminologjia dhe vëzhgimi i saj në leksikografinë e sotme ( Buletin shkencor i Institutit pedagogjik dyvjeçar të Shkodrës)**, nr.9/1970, f. 331.

## KAPITULLI III
## TIPAT E FJALËFORMIMIT NË FJALOR

### a. Kompozimi

**Çështje të termit në gjysmën e parë të shek.XX**

Termi “kompozitë-a”, në pikëpamje të trajtimit gjuhësor e shkencor, është një term jo i traditës në studimet tona gjuhësore, dhe jo dëshmuar që në gramatikat e para të shqipes të shekujve XIX dhe XX. Por, nga ana tjetër, gjuhëtarët tanë dëshmojnë se *fjalët e përbëra dokumentohen që në monumentet më të lashta të gjuhës sonë të shkruar* dhe jepen fakte se kompozita (fjalë të përbëra) gjenden në veprat e shkrimtarëve të vjetër të Veriut. Madje, G.Valentini dhe F. Cordignano dëshmojnë se kompozita janë gjetur edhe në dokumente më të lashta, qysh nga viti 1304: *Buzegjan* (buzë + gjanë).[377] Në vepra të mëvonshme, prania e fjalëve të përbëra është fare e zakonshme dhe një rrugë e fjalëformimit të gjuhës sonë. Kompozitat dokumentohen edhe në veprat e shkrimet e albanologëve të huaj, si: Hahni, Kanarda, Dozoni, Weigandi, Brugmani, etj. Njëkohësisht, në fjalorët e shumtë të para Luftës së Dytë Botërore, pasqyrohen kompozita, në atë masë që ishin krijuar kur u hartuan këto vepra leksikologjike, si, në fjalorët e P.Tasit, F. Cordignanos, A.Leotit, etj.

Përmbajtja e kompozitave shtjellohet në mjaft tekste mësimore e shkollore të gjuhës shqipe. Në njërën prej gramatikave më shkencore, hartuar më 1927 nga Ilia Dilo Sheperi,[378]në kapitullin “Etimollogjia”, Pjes’e tretë (që në vështrimin e sotëm quhet “Fjalëformimi”,[379]) shkruhet për prejardhjen e fjalëve me anë të ndajshtesave; nuk ka asgjë të përbashkët në përmbajtje të termit të vendosur në fillim të kreut, por shtjellohet kompozimi (pa e përmendur si term) me termat “përngjitje” dhe “prejardhje.” Kështu, në & 316, f. 125, autori shënon: “Etimollogjia, pra, ndahet në dy pjesë, prej të cilave e para bën fjalë për *prejardhjen* e fjalëvet, dhe e dyta për *përngjitjen* e tyre.[380] Më tej, në f. 133, Sheperi shpjegon *përngjitjen*, që s’është gjë tjetër vetëm kompozim i fjalëve; në & 356-358 ai thekson: “Përngjitja është e plotë ose e metë, ose përbën lokucione. Përngjitja quhet *e plotë* kur bashkohen të dy pjesët në mënyrë që përbëjnë një fjalë krejt të pandarë; si: *atdhe*, *bukurshkrim*, *përanë*. Përngjitja quhet *e metë* kur nuk janë plotësisht të bashkuara të dy pjesët, në mënyrë që të mundemi t’i shkruajmë dhe me vijë lidhëse. P.sh. *ditë-bardhi*, *ditëbardhi*, *bukëbërësi*, *bukë-bërësi*.”[381] Në botimin e Akademisë së Shkencave të Shqipërisë-Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë të veprës postume të At Justin Rrotës[382] “Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore”, mësojmë se termi “kompozitë” përdoret dhe shtjellohet tek Pjesa V “Të përbamt e

---

[377] Kostallari, Androkli, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe I**, Tiranë, 1972, f.75: “Mbi disa veçori të fjalës së përbërë në gjuhën shqipe”.(Aty jepet edhe shënimi: “Si nomina un derto Marino *Buzegjan* da Ragusa”, dokumentuar më 1304, shih F.Cordignano e G.Valentini, Saggio di un Regesto Storico dell’Albania....Scutari 1937-1940, Nr. 86, f. 4), *bukëzezë* (familje fisnike në Shqipëri “Buccescos”, dokumentuar më 1304, shih Thallozy, Jireček, Sufflay, Acta et Diplomata...., I/563, f. 166 dhe I/569 f. 168) *burrëmadh*...etj. f. 75).

[378] Ilia Dilo Sheperi, **Gramatika dhe Sindaksa e gjuhës shqipe** – Sidomos e toskë**n**ishtes (për shkollat e mesme) Vlorë, më 1927/ Ribotuar në Romë, më 1972, f. 125. (Kap.III emërtohet “Etimollogjia”.)

[379] Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, **Gramatika e gjuhës shqipe I**, Tiranë, 1995, f. 43.

[380] Sheperi, Ilia Dilo, **Gramatika dhe Sindaksa e gjuhës shqipe** – Sidomos e toskënishtes (për shkollat e mesme) Vlorë, më 1927/ Ribotuar në Romë, më 1972, f. 133.

[381] Po ai, po aty, f. 134.

[382] ASHSH, IGJL, Rrota, At Justin, **Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore**, Botimi I, Botime Françeskane, Shkodër, 2006.

fjalëve (Etimologjia), visari i fjalëvet të shqipes. Si i përban gjuha fjalët, në sythin II "Bashkimi i fjalëve (Kompozitat), ku autori tregon si lidhen e bashkohen kuptimisht kategoritë leksiko-gramatikore: nga dy emra, emri me njësi të tjera, dy përemra, dy ndajfolje, lidhëza e parafjalë, duke përfshirë në fjalëformimin me kompozim edhe përsëritjen e së njëjtës njësi (reduplikacion), si: mot-mot, vende-vende, fundi i fundit, aty-çpër-aty, tash për tash, ndoshta-ndoshta.[383]Po kështu, te vepra e cituar e këtij gjuhëtari, shohim se nuk dallohen konceptet "fjalë e përngjitur" dhe "kompozitë", pasi ai rreshton dhjetëra neologjizma, si: *anëshkrim, botëkuptim, armëpushim, bamirës, keqardhje* etj.etj.

**Në gramatikat e gjysmës II të shek.XX**

Tek Gramatika e K.Cipos,[384] në pjesën e dytë "Morfologjia", në & 2.3. trajtohet tema "Të përngjiturit e fjalëve (Kompozitat).[385] Për herë të parë në gjuhësinë tonë vjen e formulohet edhe një përkufizim për termin që po ndjekim në planin historik. Shkruan autori: "Një kompozitë *sui generis* është ajo e formuar nga dy emra, nga të cilët i pari është në rasën emërore të pashquar dhe i dyti, që tregon prejardhje, lëndë, mënyrë, qëllim, etj., në rasën rrjedhore të pashquar, qoftë në numrin njëjës, qoftë në numrin shumës.[386]Cipoja na jep edhe rastet e formimit të kompozitave, në veçanti ato që bëjnë funksionin e atributit. Po nga ky gjuhëtar, me shumë kontribute në krijimin e arsimit të lartë në Shqipëri dhe në mbarë albanologjinë, njohim një studim të posaçëm kushtuar kompozitave determinative,[387]të cilat ndahen në kompozita *ndajshtimore* (composita determinativa appositionalia), në sanskritisht *Karmadharaya* dhe kompozita *mvartësie* (composita determinativa regiminis), sanskritisht edhe *Tatpurusha.*[388] Këto dy grupe fjalësh të përbëra analizohen si në strukturën e tyre, ashtu edhe mbështetur me shembuj përkatës. Për grupin e parë (Karmadharaya) vihet në dukje se ky lloj kompozimi përmban dy gjymtyrë, prej të cilave, e para shërben për të caktuar a përshkruar gjymtyrën e dytë, që mund të merret si ndajshtim apo atribut i saj, për shembull: *barkkuqja* (krapollja, f.25), që e ka barkun e kuq; *ballëgjeri* (krapi, fq.14), *bishtkuqi* (f.33), që e ka ballin e gjerë, etj. Po kështu vazhdohet për grupin e dytë "Tatpurusha", zbërthimi gramatikor i së cilës "na mëson se funksioni i gjymtyrës së parë është të caktojë të dytën", si: *dorëshkrim* (manuscriptum), persisht *destnusht.* Si grup të tretë autori vë kompozitat atributive a pronësore (Bahuvrihi),[389] për shembull: *fjalëmadh, gojëmbël, dorëgjatë*, etj.[390] Përsëri me gjuhëtarin Cipo, theksojmë se ai, ka si veçori të shkrimeve të veta, dhënien e termave dyshe: persisht dhe latinisht e shqip, siç shohim kur shpjegon kompozitat Dvandva. Shkruan K.Cipo: "Kur ngjiten të dy skajet e një kompozite *sine copula*, aty kemi dvandva ose shqip: kompozitë këpujore. A ka shqipja të këtilla? Shqiptarit nuk i përpiqen buzët për formime kompozitash pa këpujë. As në persisht nuk gjejmë të tilla të bëra *ad normam sanscritorum.* Neologjizmat, vazhdon ai, si *veshmbathje, shitblerje, shitblerës* janë dvandva vërtet, po s'janë shumë, andaj mezi duken në

---

**383** Po ai, po aty, f. 560-561.
**384** Cipo, Kostaq, **Gramatikë e gjuhës shqipe**, Shtypshkronja PEGI, Tiranë 2015. (Ribotim në një përmbledhje i librave "**Gramatika shqipe**" (1949) dhe "**Sintaksa**" (1952).
**385** Po ai, po aty, f. 72.
**386** Po ai, po aty, f. 72-73.
**387**Akademia e Shkencave e RPSH, IGJL, Sektori i Gramatikës, **Çështje të gramatikës së shqipes së sotme** II,Tiranë, 1975. (Kostaq Cipo, Kompozitat determinative, f. 201-205).
**388** Akademia e Shkencave e RPSH, IGJL, Sektori i Gramatikës, **Çështje të gramatikës së shqipes së sotme** II,Tiranë, 1975. (Kostaq Cipo, **Kompozitat determinative**, f.201-205, marrë nga "Buletini i Institutit të Shkencave", nr. 2-3, Tiranë, 1948, f. 9-12, ku u botua për herë të parë.)
**389** Lloj kompozite që kuptimisht shoqërohet me fjalën "shumë", vetë termi persisht do të thotë "ai që ka shumë oriz".
**390** Po ai, po aty, f. 201-205.

brumë të gjuhës. Por kjo mungesë nuk dëshmon varfëri. Nuk është se ne s'kemi dvandva, kemi dhe të bukura, por janë të një tjetër natyre..., të lidhura me me këpujën ***e,*** ose të ndërtuara me bashkëlidhoren ***as....as,*** si: *thashë e themë* (dixi et dico), *thana thaça* (dixerunt et dixi); *thana e thusha; laj e lyej* (lava et ungue), *ha e viell* (ede et vomita), *ec e jak, shkel e shko, fol e qesh, këmb'e krye, këmb'e kokë, nat'e ditë* (nox et dies), *kokrra-kokrra* (granum granum), *ujra-ujra, arrën e gurin* (nucem et saxum), *kap-a-kap, shat-pat* (mediocriter), *këk-mëk***.**[391]
Pa u larguar nga gjuhëtari Cipo, leksikologu i njohur J.Thomaj, përmend se vendosja e urës kuptimore ndërmjet derivuesit dhe derivatit nënkupton edhe shndërrime semantike: zgjerim, ngushtim a ndërrim të bërthamës së parë semantike. Lëvizjet në kuptim gjatë kalimit nga njësia e parë te njësia e re leksikore rroken edhe nga K.Cipo, i cili shkruan: "Në shqipet *gushëkuq* a *gushakuq* nuk është një gushë e kuqe, po një zog që shquhet nga të gjithë të tjerët me këtë karakteristikë që ka**."**[392]
Si një çështje aq të rëndësishme për çdo gjuhë, kompozitat në shqip janë bërë objekt studimi i gjuhëtarëve më të njohur vendës edhe të huaj. Në vitin 1952, këtë temë e ka rrahur edhe Aleksandër Xhuvani, por, para tij, më 1925, albanologu i shquar Norbert Jokli, ka shkruar tek broshura "Naim Frashëri", një përmbledhje studimore nga studentë shqiptarë në Austri, me rastin e 25-vjetorit të vdekjes së poetit të madh rilindës. Por, për Joklin dhe Kostaq Cipon, Xhuvani shprehet: "T*ë dyja këto studime janë të shkurtëna dhe nuk përfshtjellin gjithë punën e kompozitave. Duhet bamë një studim gjatë e gjanë në këtë cep të gjuhës sonë."* [393]Në këtë shkrim ai ka hulumtuar për kompozitat e formueme prej nji folje e nji emni dhe anasjelltas, dhe t'atyneve të sajueme prej dy emnash. Që në krye të trajtesës, autori nuk bën dallim mes termave "kompozitë" dhe "fjalë e përngjitur."Tipin e parë Xhuvani e ndan në tri kategori:

- **a**) ku pjesa e parë e kompozitës, pjesa faktuese a veprore, asht nji folje dhe e dyta, pjesa e caktueme që merr veprimin, asht nji emën, mbiemër a ndajfolje: p.sh. *dredhalesh-i*, (ai që dredh, që punon leshin dhe ban sije qilima); *dashamir-i* (ai që do të mirën e tjetrit, që asht mik i tjetrit); nganëkeq-i (atij që nuk i pëlqen të hajë çdo gja);
- **b**) ku pjesa e parë e kompozitës, pjesa e caktueme që merr veprimin, asht nji emën dhe pjesa e dytë, pjesa faktuese që vepron, asht nji pjesore e foljes, p.sh. *dorëzanë-i* (atij të cilit i asht zanë dora për nji punë a për nji zotim të dhanë, ai që hyn qefil për dishka), *fatpadale* (vajzë së cilës edhe nuk i ka dalë fati) etj.c). ku pjesa e dytë nuk asht ma nji pjesore, por nji *nomen agentis*. P.sh.: *barngrënës, paqedashës* etj.

Lindja dhe zhvillimi i produktit gjuhësor "kompozitë", nuk bëhet në vijë të drejtë, nuk vjen i njëjtë në periudha të ndryshme.
Prandaj dhe Xhuvani shtron mendimin se gjuha shtjellohet pa da dhe shtjellimi i saj ndryshon si mbas periodave: ka perioda, ku gjuha zhvillohet si mbas nji drejtimi të caktuem, që mba për nji kohë të gjatë, por mbasandaj, në shtjellim e sipër të saj, vjen nji periodë, kur gjuha shtjellohet mbas nji drejtimi tjetër, sikurse ndodhi, me krijimin e kompozitave të kategorisë së tretë.[394]Ai merr e analizon kompozitën "**besëtytni-a**", duke pohuar se është një formim absurd, por, për çudi, gjuha e ka pranuar këtë "absurditet" dhe fjala ka hyrë prej kohësh në Fjalorët e gjuhës shqipe, nga ai i

[391] USHT,IGJL, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe I**, Tiranë,1972, f. 61-63.(Kostaq Cipo: "Rreth disa kompozitave", f. 61 – 66)
[392] Thomai, Jani, **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe** (Semantikë leksikore), EDFA, Tiranë, 2009, f. 230.
[393] Xhuvani, Aleksandër **Vepra I**, Tiranë, 1980,f. 348.
[394] Po aty, po ai, f. 351.

vitit 1954, 1980 dhe ai i vitit 2006, me shpjegimin *"besimi se disa shenja parathonë të ardhmen, sjellin mbarësi a fatkeqësi etj; besim i kotë, besëkotësi*".**[395]** Dukuri të tilla nuk janë të rralla në gjuhët njerëzore dhe shpjegohen nëpërmjet asaj që quhet ***usus-i***, apo përdorimi i dendur, qoftë edhe i gabuar, nga folësit e një gjuhe; një parregullsi që vjen e bëhet normë, me kalimin e kohës, siç duket edhe nga shembulli i dhënë, i dëshmuar si fjalë e fjalorit aktiv prej gjysmë shekulli.
Tipi i dytë të kompozitave, ndarë në 4 kategori, sipas gjuhëtarit tonë, karakterizohet *nga bashkimi i dy emnave të puqun njeni me tjetrin, ma të shumtën pa ndonjë fjalë lidhëse në mest*, si: *bregdet-i* (bregu i detit), mesditë-a (mesi i ditës), etj.1. Kategoria e parë është ajo, në të cilën pjesa e caktueme e kompozitës i prin pjesës faktuese: *Qafë-thanë-a* (Qafa e thanës), *Vade-ja* (vau i Dejës), *Balldreni* (balli i Drinit), etj. kategoria 2 asht ku pjesa e caktueme vjen mbas pjesës faktuese, një fenomen i përkundërt me atë të kategorisë së parë: *ferrëmanzë-a* (manzat e ferrës) a manza ferre; kategoria 3 ndryshon nga kategoria e dytë vetëm nga puna se pjesa e caktueme asht nji emën derivat: *dheshkronjë-a, duartrokitje, frymëmarrje*, etj. Kurse kategoria 4 përmban formime prej dy emrash, por me kuptim cilësie e përdoren së shumti si mbiemra: *zemërgur, veshllapush, symëshqerrë*, etj. Nga kjo farë mbiemrash, shkruan autori, nuk mund të dalin emra abstraktë, p.sh.:*duarhollë*, por jo *duarhollësi,* ose *zemërgur, gojëshpatë,* veçse jo *zemërguri-a, gojëshpatë, gojëshpatësi-a*! **[396]**
Një studim të thelluar, edhe në planin indoeuropian, kemi prej albanologut të shquar Eqrem Çabej, tek vepra "Hyrje në Indoeuropianistikë (Leksionet e Prishtinës)".**[397]** Historiani i madh i gjuhës shqipe, kur trajton kompozitat, i lidh ato me disa lloje fjalish të varura, që janë përdorur në gjuhët i.e. në një periodë të lashtë dhe i shpjegon sipas termave: Tatpurusha, Bahuvrihi dhe Dvandva. Ai sqaron se *terminologjia e kompoziteve në gjuhësinë indoevropiane është më fort pas indishtes. Panini në gramatikën e tij i ka ndërtuar vetë këto terme, se indishtja është shumë e pasur në kompozite.***[398]** Shembujt ilustrues që jep Çabej në shtjellimin e këtyre termave, si lloje kompozitash, janë me rrënjë nga sanskritishtja, indishtja e lashtë, gjuhët klasike (greqisht e latinisht), po edhe nga gjuhët moderne, si nga gjermanishtja, anglishtja, etj. Për grupin e parë, Tatpurusha, mësojmë se ka dy nënndarje: ose janë të tipit rasor ose të tipit apozicional, domethënë ndajshtimor. Gjithashtu, me shembuj nga gjuhët e vdekura, por të dokumentuara, kompozitat-tatpurusha, në pjesën e parë nuk kanë lakim, është e temave të palakuara. "Prandaj, shkruan autori, kompozitet janë një trashëgimi e një periode me një fleksion të papjekur, një mbeturinë e një periode pak a shumë afektive, p.sh., fjala e gjermanishtes *Hausfreund* "miku i shtëpisë".**[399]** Përfundimisht, kompozitat tatpurusha quhen në gjuhësi edhe *kompozita determinative*, përcaktuese.
Në Fjalorin e termave të gjuhësisë, botuar më 1975, termi "kompozitë" jo vetëm që jepet në krahasim me termat e tjerë në 5 gjuhët e huaja, por del edhe në llojet e tij, bashkë me sinonimin e shprehur me sintagmën emërore "fjalë e përbërë":



---

**395** ASHSH, IGJL, Thomai, J. - Samara, M. - Haxhillazi, P. - Shehu, H. - Feka, Th. - Memisha, V. - Goga, A. **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006.
**396** Këta shembuj të pamundur mbiemrash për të kaluar në klasën e emrave, Xhuvani i quan me termin-sintagmë *horribile dictu*.(f. 353) Më tej, në këtë paraqitje, albanologu ynë jep shpjegimin e formimit absurd (sipas tij) të kompozitës **besëtytni-a, nga mbiemri "besëtytë";** është formuar, thotë ai, krejt kundër rregullave të gjuhës; si mbas kategorisë së katërt, emën + emën (zemërgur) do të kishim së parit *besëtytë*, prej emnave *besë-a* dhe *tytë-a* (krahaso: *tyta e pushkës, tyta e fytit*) mirë po kompozita *besëtytë* = ai që ka *besën tytë,* logjikisht nuk do të thotë gja fare, asht nji absurditet; veç kësaj nga kjo kompozitë nuk mund të dalë fjala derivate me kuptim abstrakt *besëtytni-a,* sikurse nuk dalin dot fjalët *zemërguri-a, zemërgursi-a* nga mbiemri *zemërgur*.
**397** Çabej, Eqrem, **Hyrje në Indoeuropianistikë** (Leksionet e Prishtinës), Botime Çabej, Tiranë, 2008, f. 215-220.
**398** Po ai, po aty, f. 216.
**399** Po ai, po aty, f. 216.

***Shqip*** Kompozitë-a, -at ose fjalë e përbërë.
***Rus***. сложное слово; композит.-
***Fr***. composé; mot composé-
***Angl***. compound –
***Gjerm***. Kompositum; zusammengesetztes Wort.-
***It.*** composto; parola composta.[400]

Përveç kësaj, në Fjalor lexojmë edhe llojet e kompozitave sipas kuptimit, formimit, funksionit, efektit stilistik, strukturës, lidhjes, topikës, marrëdhënies me realitetin:

*kompozitë agregateve ose kompozitë shumëgjymtyrëshe; kompozitë asnjanëse ose fjalë e përbërë asnjanëse; kompozitë dytësore ose fjalë e përbërë dytësore; kompozitë e cunguar ose fjalë e përbërë e cunguar; kompozitë e pamirëfilltë ose kompozitë me pranëvënie; kompozitë e rreme ose fjalë e përbërë e rreme; kompozitë e thjeshtësuar ose fjalë e përbërë e thjeshtësuar; kompozitë e zhdrejtë ose fjalë e përbërë e zhdrejtë, kompozitë e ekzocentrike ose fjalë e përbërë ekzocentrike; kompozitë endocentrike ose fjalë e përbërë endocentrike; kompozitë josintaksore ose fjalë e përbërë josintaksore; kompozitë këpujore ose fjalë e përbërë këpujore; kompozitë kufizuese ose fjalë e përbërë kufizuese; kompozitë me bashkërenditje ose fjalë e përbërë me bashkërenditje; kompozitë me nënrenditje ose fjalë e përbërë me nënrenditje; kompozitë me pranëvënie (kompozitë e pamirëfilltë); kompozitë me takim ose fjalë e përbërë me takim; kompozitë mekanike ose fjalë e përbërë mekanike; kompozitë ndajfoljore ose fjalë e përbërë ndajfoljore; kompozitë ndajshtimore ose fjalë e përbërë ndajshtimore; kompozitë paravajtëse ose fjalë e përbërë paravajtëse; kompozitë pa takim ose fjalë e përbërë pa takim; kompozitë përcaktuese ose fjalë e përbërë përcaktuese; kompozitë përforcuese ose kompozitë intensive; kompozitë përsëritëse ose fjalë e përbërë përsëritëse; kompozitë plotësore ose fjalë e përbërë plotësore; kompozitë prapavajtëse ose fjalë e përbërë prapavajtëse; kompozitë pronore ose bahuvrihi; kompozitë sintaksore ose fjalë e përbërë sintaksore; kompozitë shumëgjymtyrëshe (kompozitë agregateve); kompozitë tematike ose fjalë e përbërë tematike.*[401]

Vërejmë, së pari, se pjesa më e madhe e këtyre termave janë kalke gjuhësh së huaja, për faktin e thjeshtë se pak prej tyre janë përdorur ndonjëherë në gramatikat shqipe dhe në terminologjinë gjuhësore të saj; gjithashtu në këto lloje mungojnë emërtimet klasike, siç i pamë edhe më lart nga autorë të ndryshëm tekstesh të gjuhës shqipe. Duke ndjekur në mënyrë kronologjike pasqyrimet e këtij termi nëpër fjalorë e gramatika shqipe, shënojmë se kjo shumësi termash për llojin e fjalëformimit me anë të kompozimit (kompozitat), del edhe tek Fjalori 4-gjuhësh i autorëve Giovanni Belluschi e Shezai Rrokaj.[402]Ndryshimet janë të pakta, bien në sy termat “kompozita rrënjore”, “kompozita sintagmatike”, “kompozita sintetike”, “kompozita hibride”, “kompozita ndajfoljore”, “kompozita rekursive”, të cilat vënë në dukje zhvillimet gjuhësore të këtyre dhjetëvjetëshave të fundit edhe në lëmë në terminologjisë, në shqip dhe në gjuhë të huaja, që kanë mbledhur e sjellë autorët. Si tregues të paplotë që shfaqin të dy fjalorët e termave të gjuhësisë,

---

[400] Akademia e Shkencave e RPSH, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Sektori i Terminologjisë, **Fjalor i termave të gjuhësisë** – Shqip-Rusisht-Frëngjisht-Anglisht-Gjermanisht-Italisht, Tiranë, 1975.
[401] Po aty, f. 113-116.
[402] Belluscio, Giovanni & Rrokaj, Shezai, **Fjalor krahasues i termave të gjuhësisë**- shqip-italisht-frëngjisht-anglisht/Dizionario di equivalenza dei termini della linguistica – italiano-albanese-fracese-inglese, Arbëria, Arcavacata di Rende-Tiranë, 2011.

hartuar në largësi kohore prej 36 vjetësh njëri nga tjetri, mendojmë se janë mungesat e shembujve, krahasuar me fjalorë të tillë në gjuhë të huaja.[403]Mes termave nga fusha e filologjisë, metrikës dhe retorikës, që përmban fjalori, ka mijëra shembuj e shpjegime me fjalë, sintagma dhe fjali të tëra. Mjafton të sjellim këtu si ka vepruar autori me termin "composizione"[404]: *"Proces morfologjik që konsiston në bashkimin e dy temave të ndryshme leksikore, tashmë të individualizuara në një pavarësi, si një entitet unik me profil sintaksor e semantik ashtu edhe prozodik."* (it. *lavapiatti*, ingl. *bathroom*, lett.'stanza da bagno', ted. *Wortbildung* 'formazione di parola', fr. *prêt-â-porter*, lett. 'pronto per essere indossato'**).**[405]Pa u mjaftuar me këtë, autori në fjalë, veç tjerash, kalon në informacione diakronike rreth lindjes dhe përdorimit të termit në gjuhët klasike, nisur nga latinishtja, me Varronin, tek vepra *De lingua latina* (I sec.a.C.), ku flitet për një *genus compositicium*, paraqitur në leksikun latin si fjalë që dalin të formuara nga shuma e dy fjalëve primitive o *primigenia*, në terminologjinë varroniane, për shembull: *aeditumus* 'custode del tempio'; shpjegime të tilla arritën der në shekujt e latinishtes së vonë, me gjuhëtarët Donati e Prischiani. Duke ndjekur traditën e përdorimit të këtij termi, njihemi me faktin historik se ai del për herë të parë në gjuhësi tek dijetari indian Panini, në shek. IV para Krishtit, i cili arriti të bëjë përcaktimin dhe klasifikimin më të plotë të kompozitave, grupim që ka vlejtur për të gjitha gjuhët indoevropiane, si më poshtë:

I. Tipi ***dvandva*** ('copia', çift; dva – ' dy') ose *copulativ*), ku përbërësit e kompozitës janë të bashkërenditur, p.sh.: *mitra-varuna* (ind. Mitra e Varuna), emra të dy perëndive (italishtja nuk duket se jep shembuj të pakundërshtueshëm kompozitash kopulative).
II. Tipi ***tatpurusha*** ('servo di lui') ose *determinative*: kur ndërmjet dy përbërësve ekziston një raport determinanti (caktuesori) i të dytit ndaj të parit, p.sh. *cassaforte*. Këta dy tipa të kompozitave vazhdojnë të njihen edhe në morfologjinë moderne, qoftë edhe kur ndërrojnë emërtimet e termave. Më i qëlluar përcaktim i këtyre kompozitave duket se është ndarja në *endocentrike* (ose *esocentrike* – në një version të parë, nga gr. a. éso- 'brenda'), që grupohen në bazë të karakteristikave që përmban bërthama kuptimore e kompozitës.
III. Tipi ***bahuvrihi*** ('që ka shumë oriz'), ose *exocentrike* (gr. éxo 'jashtë'): të dy përbërësit e kompozitës shënojnë objektin pronor të një subjekti jashtë vetë kompozitës, p.sh.: lat. *magnanimus* 'prej shpirtit të madh' endocentrike / esocentrike...[406]

Në Gramatikën normative të shqipes (Gramatika e ASH, siç edhe quhet dendur), termi "kompozitë" del në trajtën "kompozim-i", përbërja dhe trajtohet në kapitullin II, tek tipat e fjalëformimit.[407]Shkruhet aty formulimi i përkufizimit:"Kompozimi është një mënyrë fjalëformimi me anën e së cilës krijohen fjalë të reja që kanë në përbërjen e tyre dy a më shumë tema motivuese; njëra nga këto (tema mbështetëse, që është zakonisht e dyta) e formëson gramatikisht gjithë kompozitën, ndërsa tema tjetër (ose temat e tjera, kur janë më shumë se një) është asnjanësuar nga pikëpamja e kuptimeve të saj gramatikore, p.sh.: *bregdet*, *botëkuptim*,... *brendashkruaj* etj."[408]Kjo mënyrë fjalëformimi në Gramatikën normative ndahet në kompozita

[403] Krahasojmë: **Dizionario di linguistica** – Diretto da Gian Luigi Beccaria, (Nuovo edizione), Torino, 2004.
[404] Po aty, po ai, f. 165- 167.
[405] Po aty, po ai, f. 165.
[406] Po aty, po ai, f. 166.
[407] ASHSH, IGJL, **Gramatika e gjuhës shqipe -1**, Tiranë, 1995, f. 43 – 79.
[408] Këtu bëhet shënimi: "*Siç dihet gjithë emrat në emëroren e pashquar njëjës dalin pa mbaresë, pra, fonetikisht fjala është e barabartë me temën e saj, kështu që gjymtyra e parë e kompozitës në gjuhën shqipe, edhe kur është temë e një pjese të ndryshueshme të ligjëratës praktikisht është e barabartë me vetë fjalën: shpirtmadh..., dorëflori. Kur*

*këpujore* dhe kompozita *përcaktore*, duke i karakterizuar sipas përbërësve. Për të parat jepet shkurt se *janë fjalë të përbëra prej dy a më shumë gjymtyrësh me lidhje bashkërenditjeje ndërmjet tyre.* Ato janë: **emra**, si: *deledash, dritëhije, hekurbeton, veriperëndim*, etj; *janë* **mbiemra**, si*: kuqezi, agraro-indistrial, kërkimor-shkencor, austro-hungarez*, etj. Ndërsa kompozitat përcaktore: *përbëhen vetëm prej dy gjymtyrësh, nga të cilat njëra përcakton tjetrën; ose e para të dytën*, p.sh.: *këpucëbërës, vetëdije, keqkuptoj, mirëmbaj*, etj. Ç'është e rëndësishme të nënvizohet këtu, është se Gramatika normative, tek përbërësit e kompozitës, dallon *temën motivuese*, ajo që shërben si gjymtyrë e dytë e quhet tema mbështetëse, e cila e formëson kompozitën gramatikisht, përndryshe ajo shpreh kategoritë gramatikore të fjalës së re të përbërë. Disa herë këtë funksion e luan gjymtyra e parë, si: *vinç-urë, vite-dritë, qytet-hero*, etj. Le të krahasojmë: *qyteti**n**-hero, qyteti**t**-hero.* Autorët kanë treguar se në gjuhën e shkruar shqipe ndeshen edhe disa kompozita të quajtura kompozita pa takim, si: (shkollat) *pesë*- dhe *nëntëvjeçare*, (vargje) *tetë*-dhe *gjashtëmbëdhjetërrokëshe.*Në radhë të kompozitave, kjo gramatikë përfshin edhe *shkurtesat*, fjalë të formuara nga bashkimi i dy a më shumë temave të shkrutuara, si: *profarma* (prodhime farmaceutike), ATSH (Agjencia Telegrafike Shqiptare), etj. Më tepër, në librat tanë shkollorë të të gjitha niveleve përdoret termi "fjalë e përbërës" sesa "kompozitë". Sipas mendimit tonë, te përkufizimi i dhënë, fjala "gjymtyrë" do të ishte mirë të zëvendësohej me termin "përbërës", pasi gjymtyra, në pikëpamje gjuhësore (përndryshe në lëmë të sintaksës), lidhet me funksionin, fakt që nuk mund t'i përmbushë asnjëri prej elementeve të kompozitës, por e gjithë kompozita në tërësi, për shembull, në fjalën "pjatalarës-i", si emër mund të marrë funksion kryefjale e kundrine, por jo emrat "pjatë-a" dhe "larës-i".

**Punimet shkencore të Androkli Kostallarit për kompozitat**

Deri më sot, studimet më të thelluara sa i takon fjalëformimit me anë të kompozitave, në gjuhësinë shqiptare deri më sot, e ka bërë prof.A.Kostallari,[409] pothuajse, qysh para gjysmë shekulli (1970). Edhe pse të përfshira në një përmbledhje akademike, hulumtimet e këtij gjuhëtari, pa mëdyshje, mund të cilësohen një punim monografik i thelluar e, pse jo, të pakrahasuara me një tjetër mbi këtë temë, të ndarë në katër pjesë – shënuar këtu poshtë në footnote.

Gjuhëtari ynë thekson se nga studiuesit e huaj albanologë, si F.Bopp-i, G. Hahn-i, Dozon-i e Weigand-i ia kanë mohuar shqipes mundësitë e fjalëformimit me anë kompozitash, megjithëse ndonjë syresh, si për shembull Hahn-i, me mbledhjet e tyre folklorike, i ka dëshmuar ato. Edhe Dh.Kamarda niset nga mendimi i gabuar se shqipja nuk është aq e pasur me kompozita të mirëfillta, megjithatë në gramatikën e tij, ai u kushton kompozitave një vend më të gjerë,**[410]**duke i trajtuar ato si një mënyrë fjalëformimi të gjuhës shqipe. Me fjalë të tjera, Kamarda vjen kontradiktor në gjykimin e tij për kompozitat, ndonëse shprehet se "po të lëvrohet ndonjëherë nga ndonjë krijues i talentuar gjuha shqipe do të mund të formonte mjaft kompozita."**[411]**



---

*kompozita mbetet po në atë kategori leksiko-gramatikore ku hyn gjymtyra e dytë e saj, kjo gjymtyrë paraqitet si fjalë, p.sh.: mikpritje,... mirëpres etj.dhe e formëson gramatikisht kompozitën.Por, kur kompozita kalon në një kategori leksiko-gramatikore të ndryshme nga ajo e gjymtyrës së dytë, atëherë edhe kjo gjymtyrë funksionon si temë, i humbet kategoritë gramatikore të mëparshme dhe kompozita riformësohet tani si një fjalë e re, merr kategoritë gramatikore të asaj pjese të ligjëratës ku ka kaluar, p.sh.: këmbëzbathur, zemërgur, sylesh etj."* f. 70.

**[409]** USHT, IGJL, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe** I, Tiranë, 1972, f. 75 ku nisin shkrimet e A.Kostallarit, me temat: "**Mbi disa veçori të fjalës së përbërë në gjuhën shqipe". "Kompozitat ekzocentrike të shqipes si tema fjalëformuese", "Mbi disa veçori të strukturës semantike të kompozitave pronësore të shqipes", "Kompozitat dëshirore dhe urdhërore të shqipes**", f. 190.

**[410]** Camarda, D., **Saggio di grammatologia comparata sulla lingua albanese**, Livorno, 1864, Kap. X.

**[411]** Po ai, po aty, f. 133.

**“**Kamarda, shkruan A.Kostallari, në kundërshtim me mendimin e përhapur në atë kohë dhe që ai e mori si pikësinsje, nën ndikimin e gjuhës së gjallë pranon në thelb produktivitetin e kompozimit si rrugë për pasurimin e leksikut të shqipes, në përgjithësi, dhe në radhë të parë produktivitetin e kompozimit të tipit *kriebardhë* etj., veçanërisht.”**[412]** Nga ky gjuhëtar mësojmë se edhe A.Dozon-i i trajton kompozitat në gramatikën e tij, kryesisht për qëllime praktike, por me fakte mjaft të kufizuara.**[413]** Edhe nga gjuhëtari shqiptar Gj.Pekmezi, çështja e fjalëformimit me anë kompozitash vjen mjaft e zbehtë.**[414]**

Nga gjuhëtarët mësojmë se fjalët e përbëra dhe fjalët e bashkëngjitura nuk mund të shkëputen fare nga njëra-tjetra, pasi kanë tipare afruese. Përfaqësuesit më të njohur të gjuhësisë historike të krahasuar kanë arritur në përfundimin se gjenetikisht kompozitat e kanë burimin tek togfjalëshat. Karl Brugman-i thotë p.sh., se “duhet quajtur si diçka e vendosur në mënyrë të mjaftueshme se në bazën e fjalëve të përbëra qëndrojnë kombinimet (togjet) sintaktike.”**[415]** Edhe Antuan Meillet dhe J.Vendryes e përcaktojnë më hollësisht këtë lidhje, duke u shprehur: *“Është e mundur që në indoevropianishten edhe kompozimi të ketë dalë nga pranëvënia (juxtaposition).”***[416]** Dukuria e kalimit nga bashkëngjitja në kompozim, si proces, vihet re edhe në gjuhën shqipe, për shembull: *vajguri, gurkali, lulediellі, panxharsheqeri* etj. Temat që hyjnë në përbërjen e kompozitës bashkëlidhen me temat e pjesëve “sinjifikative” të ligjëratës; për më tepër, kuptimi i fjalës së përbërë mund të jetë, por edhe mund të mos jetë i barabartë me shumën e kuptimeve të përbërësve të saj, si, bie fjala: *bishtatundës, bishtdhelpër, sygjarpër, fatbardhë* – kompozita që vijnë nga dy tema, të cilat kanë marrëdhënie të ndryshme midis tyre dhe japin si rezultat një nocion të ri. Kompozita më vete, për shqipen, formojnë edhe ato tema që lidhen me zanoren lidhëse **o/a, “**e cila historikisht në gjuhën tonë e ka burimin tek zanorja fundore e komponentit të parë, “e bën kompozimin më të qartë dhe shqiptimin më të lehtë.”[417] Për shembuj: *mollakuq, frikakeq, bishtami, djegagur, këmbadoras, thirravajë, dashamir, punador,* etj. Por në gjuhën tonë, shumica e kompozimit formohet pa këto zanore lidhëse: *vendbanim, zemërgur*, etj.

Në trajtesën për kompozitat e shqipes si tema fjalëformuese, A. Kostalllari dëshmon për ato ekzocentrike, ose kompozitat ***mbiemra***. Mbiemrat ekzocentrikë kanë ndihmuar shumë në derivacionin sufiksal, pasi kjo mënyrë fjalëformimi (me prapashtesa) është më produktive në gjuhën shqipe. Kjo dukuri ngjet më tepër tek foljet, sidomos, tek foljet e veprimit (*Tatverba*), me temë në –o; emra vepruesish (*nomina agentis et rei efficienti*), emra veglash e mjetesh (nomina instrumenti), emra abstrakte (nomina abstracta), emra veprimi (nomina actionis). Mbiemrat e tipit **bahuvrihi** përbëjnë tipin më të pasur e më produktiv të fjalëve të përbëra në gjuhën shqipe: *punëmadh, zemërdëlirë, gojëmjaltë, fatmirësi, zemërbardhësi, bishtgërshanë, gjuhëgjarpëre, dorëcung, fjalëmadh, krahëlarmë*, etj.

Punimi tjetër për **Strukturën semantike të kompozitave pronësore të shqipes**[418] shtjellon llojin e kompozitave të quajtura në sanskritishte *bahuvrihi*, të cilat, nga Brugmann-i janë përfshirë në grupin e kompozitave nominale ekzocentrike, ku përveç bahuvrihive të mirëfillta janë futur edhe kompozita të tjera, që nuk ndërtohen mbi bazën e pronësisë, për shembull: *qafëgjatë, fatkeq, dorëhollë*, *buzëplasur*, *këmbëkizë*, *gushakuq*, etj. Këto e të tjera si këto kanë veçorinë që

---

[412] USHT, IGJL, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe** I, Tiranë, 1972, f. 78.
[413] Dozon, August, **Manuel de la langua chkipe ou albanaise**, Paris, 1879.
[414] Pekmezi, Dr. Gjergj, Grammatik der albanesischen Dialekt, Leipzig, 1908, f. 227-229.
[415] Brugmann, Karl., **Über das Wesen der song. Wertzusammensetzung**, Leipzig, 1900, f. 362.
[416] Citohet sipas A. Kostallarit në: **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe**I, Tiranë, 1972, f. 81.
[417] Po aty, po ai, f. 86.
[418] Po aty, po ai, f. 141 -147.

komponenti i dytë përcakton të parin: *zemërbardhë* (që e ka zemrën të bardhë). Kompozitat bahuvrihi ndahen në:

**a.** kompozita bahuvrihi emra: *kambëpulë, buzëkuqe*;
**b.** kompozita bahuvrihi mbiemra: *faqekuq, trutharë, gojëmjaltë;*

Te shtjellimet e tjera për kompozitat dëshirore dhe urdhërore autori ynë sjell shembuj të tillë, si: *qoftëlargu, ndjesëpasti, ndeshtrasha, dritëpasti, largneshi,* etj., "të cilat, sipas Kostallarit, janë rezultat i përngjitjes dhe i substantivimit të fjalive dëshirore *eliptike*, ku kallëzuesi foljor nuk del realisht, por nënkuptohet ("qoftë", "paç"). Semantika dëshirore në këto fjali-formula shprehet me anë të vetë strukturës sintaktike eliptike dhe intonacionit."**[419]** Këto studime kaq të thelluara të A.Kostalllarit, i ka vlerësuar shkencërisht edhe leksikologu ynë i njohur, akademiku Jani Thomai, duke u ndalur në disa pika, si:

- përbërësit në kompozitë nuk janë shumë e temave të bashkuara, por fitojnë një përmbajtje cilësore;
- në këto punime të A.Kostallarit jepet kuptimi i lëvizjeve kuptimore gjatë formimit të fjalëve të përbëra;
- kuptimi i dy a më shumë komponentëve del si unitet cilësor;
- në këto punime Kostalllari fut edhe konceptin e valencës semantike të motivimit të fjalës.

"Konceptet për modifikimet semantike, valencat kuptimore dhe rikuptimësimin që lidhen me ndërrime cilësore semantike, tashmë janë bërë të domosdoshme në analizën kuptimore dhe në shpjegimin e prejardhjes semantike."**[420]**

**Vendi i kompozitave në Fjalorin shqip-latinisht të florës dhe faunës të Xh.Lloshit**
Sa i takon temës së trajtuar këtu, që lidhet me kompozitat, autori i kësaj vepre themelore gjuhësore e shkencore, nuk bën fjalë për vështirësitë që ka pasur gjatë punës së tij. Nëse ndjekim përbërjen e elementeve në kompozitë, tek një shkronjë e vetme, shkronja "**K**" (f.138-172), në mjaft lema-terma të këtij Fjalori, ndeshim formantin ***kaca-*** ,**[421]** si: kacabuni (si përbërës sintagme në 3 emërtime terminologjike: *kacabuni amerikan, kacabuni gjerman, kacabuni i zi*); po kështu edhe me formantin fjalëformues *kaci-*, si: *kacibardha kokërrzezë, kacibardha e kuqe, kacibardha e purpurt, kacibardha krahëverdhë, kacika krahëverdhë, kacika e malit, kacimarja, kacirami, kacirami ferrëbardhë, kacirami i tokës* dhe fjala (termi) onomatopeike "kackaci-i"– qukapiku. Po kështu, mund të radhisim edhe formime me sindajshtesën (*afiksoide*) ***kaç-***, si: *kaçabeku, kaçubeti, kaçamilli, kapeçi i kanjushës, kaçeza, kaçibabi, kacibardha, kaçikrra, kaçubeti, kaçubeti zeshkan,* etj. Për këtë tip fjalëformimi Gramatika normative e gjuhës shipe, është vënë shënimi se *janë kompozita te të cilat njëra prej gjymtyrëve nga pikëpamja e funksionit dhe e kuptimit është duke marrë tipare të një ndajshtese.***[422]** Kështu e sjell edhe E.Çabej formantin *kaca-e* në veprën "Studime etimologjike në fushë të shqipes V" (K-M)**[423]**kur shpjegon etimologjinë e fjalës **kacabû** -n. ...Disa



---

**[419]** Po ai, po aty, f. 168.
**[420]** Thomai**,** Jani, **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe** (Semantikë leksikore), ADFA, Tiranë, 2009, f. 212-213.
**[421]** Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht e latinisht-shqip**, LOGOS-A, Shkup-Prishtinë-Tiranë, 2010.
**[422]** **Gramatika-1, Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Botimi** i Akademisë së shkencave, Tiranë, 2002, fq.73.
**[423]** Çabej, Eqrem, **Studime etimologjike në fushë të shqipes** V, K-M, Çabej, Tiranë, 2014, f. 5-6-7.

emra shtazësh, sidomos insektesh, janë kompozite me *kaca*- e, si pjesë të dytë, me një emër shtaze: *kacadrê* (drê*), kacagjel* (gjel), *kacalec* (për karkalec), *kacamitë kacemit* (mitë).[424]Më tej, gjuhëtari ynë etimolog, shpjegon: "Prandaj mund të mendohet që *kacabú* (edhe kacabun) të ketë dalë nga *kacabuell*, fonetikisht *kacabúll*; kjo dha në shumës *kacabúj*, prej nga u formua njëjësi i ri *kacabú-kacabun, si një shumës i singularizuar*.[425] Po kështu, Çabej shpjegon edhe formantin *kaç-e* tek çerdhja e fjalëve të përbëra që janë vënë më lart. Për *kaç-e*, ai shkruan: "në shpinë, kaliqafë, kaliboç", duke shtuar se është fjalë e toskërishtes jugore (Gjirokastër) shënuar qëpari te Hahni 210. Jo nga turq. *kiç* "pjesë e mbrapse, vithe" (G.Meyer 182 te *kaç*), po nga kal-çe, prej kalë + turq.-çe. Edhe sinonimet e kësaj: *kaliqafë, kalaqafë, kaliboç, kalapiç, kalikaç*, përmbajnë fjalën *kalë*, gjithashtu *optikalas*; sh. *kaliqafë, optikalas*. Për sufiksin turk –çe në shqipen sh. Xhuvani-Çabej, 29v."[426]
Për shkronjën e shënuar më sipër, sjellim këto kompozita, të zbërthyera në përbërës të tyre, sipas kategorisë leksiko-gramatikore si pjesë ligjërate:

- kacarryelli, kacavarësi, kacibardha, kakaduja (Cacatua), kakacithra, etj.

Një çerdhe kompozitash ka Fjalori edhe me përbërësin e parë *kakër*- të cilin Çabej e shpjegon me termin "kokër", si: *kakërdhaçja, kakërdhica, kakërdhoca, kokërdhocja*, që dalin me element të parë, sipas Çabejt, me përbërësin "kokër", formuar në analogji me kompozitën "kokërdhi" (kokër + dhi).[427] Një radhë termash me kompozita të këtij lloji përmban Fjalori edhe me prefiksin që ka kuptimin "i zi" prej turq. *kara* "i zi, e zezë": *karabash, karabatak, karabojë, karabozan, karabullak, karagrosh, karagjoz, karakaçë, karakaskë* etj.[428]Fillon termat e shumta me këtë përbërës nga fjala e vetme-term "karabatak – gjelazezi" me formimet njëshe të mëposhtme, si: *karaboja, karaboti*, dhe emërtimet me sintagma, ku njëri përbërës sintagmatik është kompozitë e këtij lloji që po pasqyrojmë: *karaboti i të lashtave, karaboti i rigonit, karaboti i shkëmbit;* për të kaluar te: *karabullaku – burdullaku, karabullaku afrikan, karabullaku me çafkë, karabullaku me çallmë...; karabuqeni, karabushi, karafili, karafilegjeni, karafili i alpeve, karafili i detit*, ndjekur me 6 lloje të tjera karafilash; *karafilsigeni, karagjizi* (skifteri kthetrazi), *karajpeli, karakaftja, karakali, karakara, karakara gushëkuqe, karambola, karanfili* (karafili), disa lloje karkalecash sipas vendit ku gjenden, sipas ngjyrës, sipas madhësisë e që arrijnë në 35 tipa të kësaj kafshe tokësore dhe detare. Një numër i madh termash emërtuese të kafshëve dalin me njërin përbërës këmbë, si në sintagma, ashtu edhe në kompozita, si: *këmba e arushës, këmba e dacit,...këmba e laureshës, këmba e laraskës, këmba e luanit...* etj. Janë 20 terma të tillë sintagma, më së shumti dyshe; kurse si kompozita sjellim: *këmbëpula, këmbëpula afrikane, këmbëpula fsheharake, këmbëdelja, këmbëgjata;* ndonjëherë kompozita merr pas disa përcaktues- si lloje të species *Otis* (siç emërtohet në latinisht) dhe atëherë mundësitë gramatikore të lidhjes në sintagmë, janë:

[424] Po ai, po aty, f. 5.
[425] Po ai, po aty, f. 5.
[426] Po ai, po aty, f. 8.
[427] Po ai, po aty, f. 8.
[428] Po ai, po aty, f. 46.




*këmbëdelja, këmbëdhia, këmbëjeshili, këmbëkuqja, këmbëlehti, këmbënjëjti, këmbëpushi, këmbëpata, këmbëpula, këmbëpulëza, këmbëqirithi, këmbëqiriu, këmbësorrëza, këmbëshumëza, këbëshumi, shumëkëmbëshi, këmbëviçi, këmbëzogu, kryshtrembëta, kryemprehti, kryearti, kryekeqja, kërcekuqi,* etj.

Në disa emërtime terminologjike, autorit i është dashur që, jo i pari, por përbërësi i dytë i sintagmës të dalë me kompozitë, për ta shprehur më mirë e saktë specien e dhënë, si: *kënetori kërbishteverdhë* (Pseudoleistes guirahuro), *kërcyesi* kokëzi (Saltator atriceps), *kërsyesi krahëblertë* (Saltator similis), *kërcyesi sqepartë* (Saltator aurantiirostris), *kërpaçi ballëbardhë* (Pogoniulus chrysoconus), *kërpaçi kërbishtekuq* (Pogoniulus atroflavus), *kënetori kërbishteverdhë,* (Pseudoleistes guirahuro), *kryeartëza e vogël* (Carduelis psaltria), *kërpaçi kërbishtekuq* (Pogoniulus atroflavus), *kukumjaçka mustaqegjatë* (Xenoglaus loweryi); edhe me dy takime kompozitash si terma emërtuese *kryeziu gushëbardhë*......bilbilthi i përhimë, *khetragjati gushëverdhë, kësulëverdha, kërpngrënësi;* por edhe me nga dy përcaktues radhazi, si*: koreshi i kuq i vogël, koreshi i kuq i zbardhemë,* të vendosura në rend më pranë termit të përcaktuar caktuesori më i shkurtër.

Është karakteristike të shënojmë se emërtimet me terma të shprehura me mbiemra, përndryshe me kompozita Bahuvrihi, në Fjalorin e Xh.Lloshit dalin të gjitha të emërzuara, jo si në fjalorët normativë të shqipes, sepse vetëm emrat kanë rol emërtues, për shembull: kaptinëbardha – kopërza (kaptinë, kokë, + e bardhë), që e ka kaptinën, kokën të bardhë. Ndërsa fjalorët shpjegues, 2006,[429] një fjalë si kjo e regjistron: kokëqethur, *mb.*, edhe si em., që i ka qethur flokët krejt. Trajta e emërzuar vjen *kokëqethur-i.*

Kompozitat terminologjike të Fjalorit të emrave të florës dhe faunës, hartuar nga Xh.Lloshi, janë shumë të pasura në fushë të fjalëformimit jo vetëm me ndajshtesa, por edhe me fjalë të përbëra (kompozita); një pjesë e madhe e tyre mund të quhen neologjizma në radhë të termave shqipe.

**Fjalëformimi me kompozita në Fjalor**

Pasi kërkuam trajtimin teorik të kompozitave, si një mënyrë fjalëformimi dhe si njësi morfologjike e sintaksore njëherësh, le të ndjekim emërtimet terminologjike të Fjalorit të florës e të faunës të gjuhëtarit tonë.

***Së pari***, duhet shënuar se kompozimi është një rrugë mjaft efikase e formimit të fjalëve të reja, e cila ka në bazë aglutinimin[430] e dy a më shumë temave (rrënjëve) në një të vetme. Aglutinimi është fazë e zhvillimit të lartë të gjuhëve të shkruara, të normuara e të standardizuara me shekuj dhe e me një letërsi të vlerësuar në hapësirën kulturore jo vetëm të një vendi, por edhe më gjerë.

Gramatika normative e shqipes thekson se *kompozimi është, pas prapashtesimit, mënyra më prodhimtare për formimin e emrave të rinj, megjithëse jo shumë e gjerë në lidhjet e veta dhe në*

[429] Vepër e cituar.

[430] Ndreca, Mikel, **Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja**, Rilindja, Redaksia e botimeve, Prishtinë, 1986, f. 21.Autori e shpjegon kështu termin "aglutinacion": **aglutinacion-i** *m* (lat. **agglutinatio** – ngjitje, veshtulli) 1. *ling.* mënyrë e ndërtimit të fjalëve me përbërje, përngjitje...etj.

*mundësitë semantike.*[431] Më tej, ky tekst akademik shton: "Brenda kompozimit duhet të dallojmë përbërjen e mirëfilltë të fjalëve dhe tipin e përzier *kompozim + ndajshtesim*."[432]

***E dyta***, ashtu si emërtimet dyfjalëshe (sintagmatike), janë më plotësuese në dhënien e karakteristikave, në krahasim me terminologjinë e shprehur me një fjalë të vetme, kështu edhe kompozitat janë mjaft përcaktuese në veçantitë e një specie, bimë apo kafshë qoftë ajo. Për shembull, kompozita "**lulgjakja**" (*Paeonia peregrina, P. officinalis*), është më përfaqësuese në cilësitë e një specieje bimë sesa termi "lule" – një term aq i përgjithshëm, pa karakterizim, ku mund të futen dhjetëra kompozime, si: *lulebora, lulëbardha, luledelja, luledredha*, etj.; por ky hierarkizim i fushës leksikore semantike, mund të nisë edhe me termin sipër, "lulëgjakja", që në marrëdhënie me kompozita të tjera më specifikuese, kthehet vetë në emër të përgjithësuar; kështu krijojmë fushën e re leksikore:




Të gjitha karakterizimet që shprehen me kompozita + emra/mbiemra/ në kolonën e majtë dhe që jepen si veçori të qenësishme në kolonën djathtas, nuk i shpreh termi "lulëgjakja" – i dhënë në fillim; ato dalin si cilësi të një realiteti që ekziston me ngjyrat, formën, përbërjen, ndërtimin dhe vendin ku rritet kjo bimë. Në planin shkencor këto të dhëna lidhen me periudhë lulëzimi, shumimi, pjekjeje, pjesëve përbërësve të trupit si: rrënjët, kërcelli, gjethet, lulëzimi dhe tharja, kultivimi, apo cikli mujor, njëvjeçar, dyvjeçar etj.



**Terminologjia dhe fjalorët normativë**
**(Fjalori i vitit 1980)**

Duhej lënë një hapësirë edhe këtij sythi të emërtuar kështu, mbasi, në mungesë të fjalorëve specialë të fushave të ndryshme, për objektin tonë, "peshën" më të madhe të terminologjisë e mbajnë fjalorët normativë, siç është ai i vitit 1980, për të cilin po vëmë në dukje, sa të jetë e mundur, vendin që zënë emrat e bimëve dhe të kafshëve në këtë vepër akademike. Nga përmbajtja e fjalorëve normativë shpjegues, si ky i vitit 1980, na japin mundësi të njohim faktin se leksiku terminologjik bën pjesë në leksikun e gjuhës letrare dhe ka karakter normativ. Nga ana tjetër, edhe ndër këta fjalorë ka një masë të raportit të fjalësit të përgjithshëm të fjalorit dhe termave që përdoren brenda veprave të tilla leksikore. Hartuesit kanë vënë parimin që terminologjia tekniko-shkencore që ka fituar përdorim të përgjithshëm, të përfshihet në fjalorin e vitit 1980, kurse termat e ngushtë specialë do të mbeteshin jashtë. Në këtë mënyrë, për Fjalorin e vitit 1980, termat ndahen në dy grupe:

[431] ASHSH, IGJL, **Gramatika e gjuhës shqipe I**, Tiranë, 1995, f. 147.
[432] Po aty, f. 149.

**a.** terma të përdorimit të përgjithshëm, që gjenden në Fjalor dhe
**b.** terma specialë me përdorim të ngushtë, vetëm prej një rrethi të kufizuar specialistësh.

Nga gjuhëtarët tanë, është Thansa feka, që e ka bërë objekt hulumtimi Fjalorin noramtiv të gjuhës shqipe, të vitit 1980, lidhur me pasqyrimin e termave nga flora dhe fauna.
Në artikullin e studiuesit Thanas Feka, me titull "*Vëzhgime mbi leksikun terminologjik në Fjalorin e Gjuhës shqipe*",1980, ka një tabelë f. 127 për 49 zëra të fushave të ndryshme të terminologjisë, drejtësia dhe gjuhësia, sipas autorit, vetëm në pasqyrën për 8 shkronja (**D, G, Gj, P, U, X, Xh, Y**) jepen respektivisht me nga 33 terma përkatës, kurse botanika përfaqësohet me 89 terma.[433]
Kjo është arseja që fjalorët e ndryshëm shpjegues e normativë, sado të mëdhenj të jenë, nuk mund të përfshijnë të gjithë fjalësin e tyre. Sipas prof.A.Kostallarit, "njësitë leksikore kalojnë anasjelltas nga njëra ndarje në tjetrën. Edhe në gjuhën të sotme vihen re qartë dy procese të përkundërta. Më njërën anë, terminologjia depërton mjaft gjerë nga të ashtuquajturat "**mikrogjuhë**" a "**nëngjuhë**" të shkencës e të teknikës në gjuhën e përgjithshme, d.m.th., terminologjia shterminologjizohet; nga ana tjetër, njësi të lekiksut të përgjithshëm popullor terminologjizohen."[434] Zakonisht, vetë leksiku terminologjik ka përdorim më të kufizuar në krahasim me leksikun e përgjithshëm ose joterminologjik. Sipas gjuhëtarëve, parimi është që, kur leksiku terminologjik tekniko-shkencor afrohet me fondin e leksikut të përgjithshëm e të zakonshëm të gjuhës, atëherë ai bëhet më i kuptueshëm dhe më i përdorshëm nga një masë e gjerë dhe tregueesi i vetëm është: nga çasti kur nocioni që shprehet prej tyre njihet dhe kuptohet nga një rrethi i gjerë njerëzish vjen e luan një rol të rëndësishëm në jetën e njerëzve. Këta terma e kanë pasur më të lehtë të fitojnë edhe përdorim të gjerë dhe të afrohen apo të përfshihen në leksikun e përgjithshëm të gjuhës.
Leksikun terminologjik të disa shkronjave që mund të merren në shqyrtim mund ta ndajmë në tri grupe kryesore:

1. në terma "të pastër";
2. në terma "të përzier"(huazimet) ;
3. fjalë-terma të lindura nga specializimi semantik. [435]

Duke u larguar nga fjalësi i shkronjave që ka ndjekur studiuesi Feka, në Fjalorin e vitit 1980, ne po shqyrtojmë termat nga bota e faunës dhe e florës vetëm për germën "**L**", f. 933 – 1031, që është një nga shkronjat me një numër të madh lemash.
**Lafshagjele/e**, -ja, bot. lloj kërpudhe johelmuese që i ngjan lafshës së gjelit;
**Lafshë gjeli**, bot. Bimë barishtore me kërcell e me gjethe në ngjyrë të kuqreme dhe me lule të kuqe, të ngjashme me kreshtën e gjelit, e cila rritet nëpër kopshte e lulishte për zbukurim.
**Lafshin/ë, -a**, f.sh. –a, -at, bot. Bimë barishtore kacavarëse, me gjethe vezake përherë të blerta, me lule në ngjyrë të kaltër a si të bardha, që rritet nëpër gardhe, në pyje e në vende me hije; menekshe gomari.
**Lajthiz/ë, -a**, -at bot. Bimë barishtore njëvjeçare, që rritet në bjeshkë në trajtë xhufke dhe bën lule me pak erë;
**Lak/ër, -ra**, -rat, bot. Një nga perimet kryesore të vjeshtës e të dimrit që mbillet në kopshte e rritet si kokërr e madhe me gjethe të gjera, të mbledhura e të ngjeshura njëra mbi tjetrën; dhe vazhdon



[433] Thanas Feka, SF/ 1986 -2, f.119 - 131
[434] Kostallari, A., **Gjuha letrare kombëtare shqipe dhe epoka jonë**, Tiranë, 2002, f. 27 – 28.
[435] Thanas Feka, **Vëzhgime mbi leksikun terminologjik në "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe**" (1980), SF/3, 1986, f. 119 -131.

me : *lakër deti, lakër pate, lakër qeni, lakër e verdhë, lakër zogu* – të gjitha nga fusha e botanikës, me karakteristikat e tyre më të qenësishme.

**Lang/ua, -oi**, -onj, -njtë; qen me trup të zhdërvjelltë, me këmbë të gjata e me turi të hollë, që është i shpejtë dhe që gjuan mirë; zagar i mirë për të gjuajtur;

**Lapërushe/e, -ja**, -e, et bot. Kërpudhë me kësulë të rrumbullakët, në ngjyrë të bardhë në të murrme, që ka erë të këndshme dhe që hahet;

**Larask/ë, -a**, -a, -at; zool. Shpend i ngjashëm me sorrën, me pendë të përhime e të bardha, me bisht të gjatë e me krahë të shkurtë, që rron në fusha, në pyje e në qendra të banuara; grizhël;

**Larash-i, -ë**, -ët zool. Lloj fajkoi me trup të larmë, që ushqehet me kërma;

**Larisht/ë** , -a, -at. Pyll ose korije me dafina, dafinishtë;

**Laro-ja, -t**. Qen i larmë;

**Lavr/ë, -a**, -at. Zool. Trajtë fillestare e kandrrave, e krimbave, bretkosave dhe e disa kafshëve të ujit, që sapo ka dalë nga veza dhe jeton më vete; vemje;

**Laskar-i, -ë**, ët. Dru i trashë e i gjatë, zakonisht me majë të gdhendur e shpatuke, që përdoret për të ulur a për të ngritur gurin e mullirit, për të lëvizur nga vendi gurë e sende të ndryshme;

**Leopard,-i, -ë**, -ët zool. Kafshë grabitqare e familjes së maceve, e madhe sa tigri, me qime të verdhë e me lara të zeza, që është shumë e shpejtë e ngjitet me shkathtësi edhe mbi drurët dhe që rron në pyjet e Afrikës e të Azisë;

**Lepu/r,-i**, -j, -jt; zool. Kafshë gjitare brejtëse , me kokë të rrumbullakët e me veshë të gjatë, me trupin e mbuluar me qime të gjata në ngjyrë të murrme ose të bardhë, me këmbët e prapme më të gjata se të përparmet, që rend shumë shpejt dhe që njihet si frikacak;

**Lepurush-i, -ë,** -ët Këlysh lepuri i vogël i lepurushës; lepur i vogël;

**Lëmysh/k, -u**, - qe, -qet; bot. Bimë e thjeshtë, zakonisht e gjelbër e në trajtë të ndryshme, që nuk ka ndarje në kërcell e në gjethe dhe që rritet në vende të lagëta, në ujë;

**Ligut/ër, -ra, -ra**, -at bot. voshtër-a;

**Limon,-i, -ë,** -ët bot. Agrume me gjethe gjithnjë të gjelbra, që bën kokrra vezake në ngjyrë të verdhë të çelur;

**Lis, -i, -a,** -at; bot. dru pylli i lartë, me gjethe me dhëmbëza anash, që lidh lende dhe që përdoret si lëndë ndërtimi e për zjarr; dushk;

**Lis/ën, -na**, -na, -nat; bot. Bimë e egër barishtore, zvarritëse, ose gjysmëshkurre me gjethe të vogla vezake ose të bardha, që ka erë të këndshme e në disa krahina përdoret edhe si erëz për gjellë;

**Livand/ë, -a**, -at; bot. Gjysmëshkurre shumëvjeçare, me degë të shumta e të thjeshta e me gjethe vezake ose edhe të zgjatura si heshtë, që bën lule të kaltra me erë të mirë; trumzë e butë;

**Lovidhe/e**, -ja, -e, et; Bishtajë, mashurka;

**Luan,-i, -ë,** -ët; zool. Kasfhë e egër gjitare e madhe e mishngrënëse, me lesh të shkurtë e të verdhemë, me një tufë qimesh në fund të bishtit, me një kurorë qimesh të gjata në qafë e rreth kokës;

**Lubardh/ë, -a**, -a, -at; zool. Kafshë e egër mishngrënëse e viseve malore, me qime të shndritshme, të bardha në të kuqreme që i ngjan luqerbullit dhe është shumë e shpejtë;

**Lul/e, -ja**, -e, -et; bot.

Organ i riprodhimit të bimëve që përbëhet nga bishti, kupa, kurora, thekët e pistili dhe që lidh kokrrën e formon farën; dhe vazhdon fjalori me 171 varietete (lloje) lulesh që rriten në vendin tonë e më larg, si: lule akshami, lule akulli, lule alle, lule argjendi, lule arushe, lule balsami, lule behari, lule bore, lule breshke, lule bretku, lule bualli, lule çallme, lule deleje, lule derri, lule dielli, lule dimri...etj.; një pjesë prej të cilave po e japim edhe me një skemë sintagmash emërore, ku koka del përherë një emër:




Siç shihet, të gjithë këta terma nga fusha e botanikës dhe e zoologjisë, që kemi zgjedhur tek kjo shkronjë, përmbajnë karakteristika të qenësishme, madje mjaft të njohura, si mund të pohojmë për varietetet e luleve, të cilat në shumicë, gjenden edhe tek rritëse lulesh shtëpiake që kujdesen për to. Këta terma, nuk kanë në kllapa, ose pranë ndarë me presje, emërtimin latinisht, që përgjithësisht nëpër fjalorë terminologjikë, si Fjalori i florës dhe faunës i Xh.Lloshit, i kanë pa tjetër, si një kërkesë shkencore.

Nëse këtu në vijim, brenda këtij vështrimi, japim një tablo të shkurtë të Fjalorit të vitit 1954, do të shkruanim sa më poshtë:

- Sa i takon terminologjisë, që në parathënie, shënohet se *përkufizimet e termave të shkencave të natyrës u rishikuan e u ripunuan nga prof.Kalë Popa.*[436]
- Ribotuesja e variantit anastatik të vitit 2005 (Botime Çabej), dr. Ledi Shamku-Shkreli, veç vlerave të tjera që i rreshton këtij Fjalori, nuk ka lënë jashtë edhe meritën që bart kjo vepër leksikologjike edhe në fushë të terminologjisë, në përgjithësi, e në vaçantë, për lëmin e biologjisë e botanikës.
- Shkruan Shamku në mesin prej pikave nga "Parathënia e botimit anastatik":

*"Tjetër shërbim i çmuar që ofron ky fjalor është pajisja e lemave të florës, faunës, anatomisë e mjekësisë me emërtesat e tyre shkencore në latinisht. Dhënia e emërtesës nuk është vetëm një saktësi shkencore. Ajo, veç të tjerash, ndihmon shumë edhe punën e përkthyesve të cilët, duke pasur termin latinisht, mund ta paraqesin mjaft mirë fjalën e huaj me përkatësen shqipe. Një saktësim i tillë mungon krejtësisht në fjalorët që pasuan; arsyet e kësaj mungese kuptohen deri diku e përligjen në Fjalorin e vitit 1980 (ideologjia kërkonte një fjalor "vetëm për masat"), por nuk kishte pse mos t'i shtoheshin variantit të tij të ripunuar që doli në vitin 2002."*[437]

Ne mendojmë që, mungesa e terminologjisë, në përgjithësi, dhe e termave të florës dhe faunës, në veçanti, në Fjalorin e vitit 1980, vjen për dy arsye tjera:

[436] Instituti i Shkencavet, Sekcioni i Gjuhës e i Letërsisë, **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 1954, f. IV.
[437] Shamku-Shkreli, L., **Fjalor i gjuhës shqipe**, Botime Çabej, Tiranë, 2005-2010, f. iX.

**a.** duhet pohuar se ky krahasim midis dy fjalorëve (1954/1980), nuk mund të bëhet në këta tregues edhe për arsyen se ata u hartuan dhe u botuan në kohë të ndryshme, në largësi gjysmë shekulli nga njëri-tjetri;

**b.** përveç kësaj, nëse në vitet 1950, nuk kishte asnjë fjalor terminologjik, nga asnjë fushë e dijes, në vitet 1980, qenë hartuar në seri vepra të tilla për shkencat e natyrës e në lëmenj të tjerë.

Pa u larguar nga termi "**lule**", që pamë te Fjalori i vitit 1980, le të shohim po këtë emërtim edhe në Fjalorin e 1954-ës, që gjendet në faqet 278 – 280, duke vënë në dukje, përveç paraqitjen në shqip e latinisht të tyre, por edhe për ndonjë dallojë varieteti të Fjalorit të hartuar tre dhjetëvjeçarë më parë. Kështu po rreshtojmë termat që gjenden në Fjalorin 1954, por që mungojnë tek ai i vitit 1980:

**Lulekaçe-lulekaçja**, em. bot. (Primula) bimë barishtore e livadheve, me fletë dhëmbë dhëmbë, me lule të grumbulluara në tufa, të cilat çelin sapo vjen prëndvera;
**Lule Krisht**, em. bot. lule sahati;
**Lulëkuqe-lulëkuqja**, ef.shm.- bot. tulkuqi;
**Lule mine – lule minia**, ef, shm. – bot. shporizi;
**Lule mustak-u**, em. shm. –ë, bot. lule bletë;
**Lulenishte – lulenishtja** ef, bot. (Balsamina) bimë zbukurimi me lule të kuqe që mbillet nëpër oborre e kopshte;
**Lule nure**, ef. shm. – bot. (Doronicum pardalianches) bimë pyjesh nga familja e Kompozitevet, me fletë në trajtë të zemrës dhe me lule të verdha;
**Lule nuse – lule nusja**, ef. shm. – bot. lulkuqi;
**Lule sahati**, ef. shm. – bot. (Passiflora coerulea) bimë kacavarëse me lule të kaltërta, të bardha dhe të mëdha sa një sahat xhepi; **lule krisht**.
**Lule shëmitri**, ef. shm. – bot. (Chrysantemum coronarium) bimë e vendeve mesdhetare, nga familja e Kompozitevet, me lule të verdha dhe pa erë; çel në vjeshtë dhe fletët i ka shumë të çara; krizantemë, lule vjeshte;
**Luleshtrydhe – luleshtrydhja**, ef. shm.- bot. dredhëza, çileku, urtyta;
**Lule vila – lule vilja**, ef. shm. – bot. (Wistaria floribunda) shkurre kacavarëse e Papilionacevet, me lule si të kaltëra të grumbulluara në vile, që mbillet për zbukurim të mureve e të ballkoneve;
**Lulëz-a**, ef. mjek. Semundje e syrit, që faqet me të skuqur të syrit; thuath, zgjuath;
**Lulkuq-i**, em. shm., -a bot. (Papaver rhoeas) bimë e familjes së Papaveraceve, me lule të kuqe; papaverunë, lulekuqe;
**Lulnajë-a**, ef. shm., -a, vend me bar e me lule;
**Lulushan, -e**, mb. që është me lule (për basmë).

Janë **16 terma**, emërtime lulesh, të cilët nuk dalin në Fjalorin e vitit 1980; mbase për arsye shkencore a reduktimi varietetesh, ose edhe thjeshtim termash nga ata që nuk përdoren a nuk njihen në vendin tonë.
Dëshirojmë të shtojmë se, para këtyre fjalorëve që paraqitëm (1954/1980), historia e leksikografisë shqipe, përfshin edhe disa fjalorë të një tipi tjetër nga fjalorët shpjegues, fjalorët dialektorë, siç është **Fjalorthi i Ri**, vëllimi XI prej ciklit të Visareve të Kombit, mbaruar së hartuari nga d.Nikollë Gazulli më 1940, dhe botuar në Tiranë, në vitin 1941 – XIX (Fjalë të rralla të përdoruna në Veri

të Shqipnis).[438] Autori ishte jo vetëm punëtor i zellshëm për të mbledhur fjalë shqipe të rralla në trevën ku ai shërbente si klerik, por kishte edhe përgatitjen e nevojshme shkencore, si poliglot, me gjuhë klasike e moderne, dhe studime të larta jashtë vendit (në Austri), për ta realizuar atë mision filologjik. Gazulli arriti të hynte në lidhje vite me radhë, edhe me albanologun e njohur Norbert Jokli, i cili, veç me këshilla, e ndihmoi edhe me literaturë përkatëse.
Lidhur me çështjen tonë, si argument të caktuar për termat e florës dhe të faunës, në Parathanie, autori shprehet: “Skajet e botanikës i kam vu në gjuhë latinishte e gjermanishte të shumtën e herës: nuk thom se s’më kan pështue hutime: prej njenit qi s’ka xanë në shkollë botanikë, s’ka pse mton kush me pasë ma tepër, tjerët ma të dijshëm e ma të rrahun se unë kanë me ba përparime ma të mdhaja. Do të vejë oroe se emnat e bimvet veç se ndryshojnë prej njij vendi në tjetrin, shum herë nji emën ka njeti nji kuptim tjetër: po qes si shembull fj. boshtërr; dijtë se kjo fj. në shumicën e prefekturës së Shkodrës don me thanë: Ligustrum vulgare; mirë po në Mirditë e kanë për: Forsythia europaea, qi në Pukë e M. Të Gjakovës emnohet: fytjen, fyshën, hyshtër. Shka ka me ba shkruesi i fjalorit a botaniku shqiptar në ketë rasë? Ka me marrë për: Forsythia, njatë emën qi s’i përshtatet kurrnjij bime tjetër d.m.th. fyshën a hyshtër.”[439]
Pra, siç pohon autori, për termat e botanikës dhe të tjera, ka qenë i ndërgjegjshëm se është kërkesë shkencore që ata të jenë të shprehur edhe në mënyrë shkencore, përndryshe, me përgjegjëset latine dhe i ka dëshmuar, madje, edhe në gjermanisht, mbasi i kishte këto mundësi e aftësi linguistike. Po sjellim përsëri disa fjalë-terma që i referohen emërtimit të luleve, si në fjalorët e parë:

**Lule-ja**, **1**. lule, mizë, *Mysosotis*, germ. *Vergissmeinnicht*. **2**. Lule Zoje (SP) *Teucrum Polion*. **3**.lule troke (MM) Edraianthus campanulaceus. Lulë-a (MM)
**Lulës-i**, -e, ja (QL. PK) adj. Lulëz-i-e-ja, i shndritshem, (MM). lat. *lucidus*, it. *lustro* (adj).
**Lulëz** (QL) adv. *Me i ba kundrat lulëz:* me i lustrue, *m’e ba thikën lulëz, (*sh. halë*): i kam petkat lulëz.*
**Lulëkarth-i** (Ljarja, Tivar) s. m. bimë, *genista*, germ. *Ginster;* **2**. *Sarothamnus scoparius, Besenginster.*
**Lulkuq-i** (Rr.M.M.) s. m. bimë, *Papaver Argemone*, germ. *Sandmohn.*
**Lulshpërvjeltë-a** (Rr.M.M), s. m. bimë bjeshke, *Lilium Martagon*, germ. *Lilienturkenbund: bar tambëlthi* (PL sh. bar tambëlthi Klm. M.M).
**Lulshterpë –a** (M.M) s.f. bimë qi lulon heret, ka nji rrajë si kokërr nën dhe, ban lule të kuqëm, e të helmetueme; dhimë i ban me shti e këndej i vjen edhe emni, lat. *Anemone*.

Këtë fakt e përmend edhe Xh.Lloshi, kur shkruan dhe karakterizon Fjalorin e N.Gazullit, Fjalorin shpjegues të vitit 1954, si dhe Fjalorin normativ të gjuhës shqipe të vitit 1980 dhe ribotimet e tij më vonë. Shprehet gjuhëtari:

*Puna e specialistëve ka dhënë ndihmesë edhe për gjuhësinë shqiptare. Këto emërtime,* vazhdon autori, *janë mbajtur si pasuri e shqipes dhe janë pasqyruar në një varg botimesh e fjalorësh, pavarësisht se me një inventar të kufizuar. N.Gazulli që më 1941 i ka shoqëruar me termin latin shumicën e emrave të kësaj fushe. Bashkëpunimi i gjuhëtarëve me specialistët e këtyre fushave bëri të mundur që në Fjalorin e gjuhës shqipe të vitit 1954, fjalët për botën e gjallë të shoqëroheshin me përcaktimin e termit latin. Për fat të keq, ky bashkëpunim nuk pati vijimësi në*

[438] Gazulli, D.Nikoll, **Fjalorth i Ri**, Fjalë të rralla të përdoruna në Veri të Shqipnis, Shtypshkroja “Gurakuqi” – Tiranë 1941 – XIX.
[439] Po ai, po aty, f. 6.

*dhjetëvjeçarët pasues. Në Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe, të botuar më 1980 dhe në ribotimet e tij të mëpastajme, emërtimet shqipe nuk shoqërohen me përcaktimet latine.*[440]

## Llojet e kompozitave në Fjalor

Si e kemi pasur rastin ta themi, në vend të termit gramatikor "kompozim", në traditën tonë gjuhësore, është përdorur edhe termi "përbërje", prandaj dhe në pjesët për strukturën morfologjike të fjalës dhe tipat e fjalëformimit, këta dy terma vihen pranë e pranë.[441]Përbërësit e kompozitës (thuhet edhe "gjymtyrët" – *shënimi im*, Karmen Lazri), vihen me marrëdhënie bashkërenditëse dhe marrëdhënie nënrenditëse midis tyre, për shembull, janë **kompozita me marrëdhënie b/r** përbërjet e mëposhtme:
*qefkalidhja* (shporizi), *qarrabardhi, ngordhalaqja, bishtabardha, mizakapësi, herdhaqeni, çallmaxhuku, gjysmamiu, minaqorri, kumaharku, peshkaqeni* etj.
Për kompozitat bashkërenditëse themi se ka të atilla ku si ndërmjetëse në dy përbërësit janë zanoret lidhëse **o/a**, këto lloj kompozitash nuk janë të dendura në Fjalor**,**[442]këto kompozita me zanore lidhëse janë popullore dhe mjaft të vjetra, por që sot nuk janë produktive as në fushën e kompozitave nominale, as në ato verbale, qofshin këto përcaktuese (determinative), apo këpujore (kopulative),[443]si:

bishtafurka (bukla),
bishtagjati (trishtili bishtgjatë),
bishtagjeli (zambaku),
bishtakrepi (akrepi),
bishtamiu (pesëgishtja),
bishtaqeni (bishti i qenit)..

Në të gjitha këto zanorja lidhëse është "a". Gramatika e gjuhës shqipe i përcakton këto bashkime si **kompozita këpujore:** emër + emër; mbiemër + mbiemër dhe janë më të pakëta se llojet e tjera të përbërjeve. Madje shkruhet në këtë tekst normativ dhe akademik se kompozitat kur lidhen me vizë në mes (pra, jo me zanore: **e, o, a**: " Lidhja kuptimore midis gjymtyrëve të këtyre kompozitave është e dobët dhe, megjithëse ato ndihen si dy gjymtyrë të një të tëre, ruajnë njëfarë pavarësie njëra nga tjetra, për shembull: *mësimor-edukativ* etj."[444] cërrcërrja (cinxamiu), dua - s'dua (shtrapri), etj.

***

Grupin më të madh të kompozimeve (përbërjeve me kompozim), në Fjalor e formojnë **kompozitat përcaktore,** të cilat përbëhen vetëm prej dy gjymtyrësh, nga të cilat njëra përcakton tjetrën: e para të dytën , por edhe e dyta të parën më së shumti, si b.f.: *mirëmbaj, keqkuptoj; sypetrit, duarlidhur* etj.
Gjuhësisht është e përcaktuar se *nga temat motivuese të një kompozite, ajo që shërben si gjymtyrë e dytë e sa, është zakonisht edhe tema mbështetëse, që e formëson kompozitën gramatikisht, d.m.th.*

[440] Lloshi, Xhevat, **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht dhe latinisht-shqip**, Logos A, Shkup-Prishtinë-Tiranë, 2010, f. VI-VII.
[441] ASHSH, IGJL, **Gramatika e gjuhës shqipe I**, Tiranë, 1995, f. 70.
[442] Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Botimi i Akademisë së Shkencave, **Gramatikë e gjuhës shqipe 1**, Tiranë, 2002, fq.148.
[443] Kostallari, A., "**Studimet mbi leksikun e gjuhës shqipe** ", Tiranë, 1972 , f.86 .
[444] AShSh, IGjL, **Gramatikë e gjuhës shqipe** I, Tiranë, 1995, f. 72.

*ajo shpreh kategoritë gramatikore të fjalës së re të përbërë.*[445] Për shembull, në kompozitën *qytet-hero* (qyteti-hero, i, e qytetit-hero, qytetit-hero, qytetin-hero- prej qytetit-hero), gjatë lakimit të fjalës ose në formimin e shumësit, ndryshon vetëm gjymtyra e parë. Ky merret si kriteri formal për t'i dalluar këto kompozita nga togjet e fjalëve sintaksorisht të ngjashëm.[446]
Shpjeguar me kompozitat-terma të Fjalorit, për grupin e dytë, ku gjymtyra (përbërësi është term më i goditur dhe bashkëkohor - *shënimi im,* **Karmen Lazri**) mund të sjellim: *gojëkrape*, *gojëkuti*, *qafëdredhës, qafëtrashë*, *qafëgjatë*, *qafëlungë, buzëtrashë*, *hundëderr*, *kryemprehtë*, *qafëdredhës, gushëkuq*, *sqepverdhë*, etj., të cilat mund të zbërthehen në përbërësit e mëposhtëm: gojë + krap +e; gojë + kuti; qafë + dredhë+s; qafë + trashë; ose: që e ka gojën sa të krapit, që e ka gojën si kuti, që e ka qafën dredhëse, që e ka qafën të trashë etj. Në këtë vështrim, gramatikat shkollore të të gjitha niveleve arsimore, i ndajnë kompozitat edhe duke u nisur nga përbërësit e tyre, kështu po veprojmë edhe ne në paraqitjen tonë të fjalëformimit me kompozim (aglutinim). Sipas Gramatikës shkencore të gjuhës shqipe,[447]në ndarjen e kompozitave përcaktore sipas kriterit morfologjik të përbërësve, bëjnë pjesë:

**A. Kompozita[448] të formuara nga temat e dy emrave –** janë kompozita ku përbërësit kanë marrëdhënie n/r përcaktore, ku dallohen:

**Emër + emër prejfoljor i vepruesit,** si: bishtatundësi, bishtlëkundësi, bishtshkundësi, bishttundësja; me zbërthim do të kemi: bletangrënësi (emër + emër prejfoljor + mbaresë shquarësie), boçethyesi (emër + emër prejfoljor + mbaresë shquarësie), bigarepërdredhësi (emër + emër prejfoljor + mbaresë shquarësie), bikaborësi (emër + emër + prapashtesa fjalëformuese–ës + mbaresë shquarësie),dherrëmuesja (emër + emër prejfoljor + mbaresë shquarësie), barëngrënësi (emër + emër prejfoljor + mbaresë shquarësie), etj. Janë **171** kompozita në Fjalor që gjenerojnë fusha semantike-leksikore; kështu, nga termi "bishttundësi" (*Cauda trepida*, *Motacilla*), pas të cilit janë vendosur &: kompozitat: *bishttiganëza*, pasuar me sinonimet njëfjalëshe dhe dyfjalëshe: *bishtoku, bubuloshi, bulistra*, *cindrri*, *çinia*, *çiriçinga*, *çobanka*, *delmerja*, *delmerja*, *iska*, *trincka*, *trinka, zogu i delës, zogu i dhenve, zogu i lumit.* Pa u larguar nga ky grup, shënojmë se në Fjalor dëshmohen fusha leksikore, kryesisht në terma dyfjalësh (sintagmatikë), si:

- bishtbardha e shkretëtirës
- bishtdhelpra halëshkurtër
- bishterashka barkverdhë
- bishterashka krahëbardhë
- bishtgjembi barkbardhë
- bishtgjembi grykëzi
- bishtgjembi kërbishtebardhë
- bishtgjembi kuq-e-bardhë
- bishtkuqi gushëbardhë
- bishtcubeli kryebardhë
- bishtdhëmbëza gushëbardhë
- bishterashka gushëbardhë
- bishtgjembi ballëbardhë
- bishtgjembi barkzi
- bishtgjembi gushartë
- bishtgjembi kokëkafe
- bishtgjëlpëra gushëbardhë
- bishtpallaska krahëkaltër

---

[445] Po aty, f. 72.
[446] Po aty, f. 72.
[447] Kështu quhet **Gramatika e gjuhës shqipe I,II,** botim i Akademisë së Shkencave, IGJL, Tiranë, 1995, f. 148-151.
[448] Po ndjekim të pandryshuar termin "**kompozitë**", për të cilin, gramatika e mësipërme përdor edhe skajin tjetër - "**fjalë e përbërë**".

- bishtpushi krahëbardhë
- bishtgjembaçi gushëzi
- bishtgjati hundëpoç
- bishtgjelja sqepverdhë
- bishtgjelja sqepverdhë
- bishtgjati gushëzi
- bishtgjati qafëbardhë
- bishtgjembaçi qafërigë

Karakteristikë e termave me kompozita dyshe (të cilat janë ndërkohë edhe sintagma emërtuese) është përdorimi i pak ngjyrave dhe disa emrave në përbërje të kokës sintagmatike, si: *bisht + pushi, bisht + gjati, bisht + verdhë, bisht + gjilpërë, bish + cubeli, ferrë+mërçia, ferrë+nusja ferrë+mana, ferrë+macja,ferrë + miu, gjethekurorë, lafshagjeli* etj.; duket sikur edhe në këto aglutinime vihet në jetë ajo që në gjuhësi quhet "ekonomi gjuhësore". Nëpër këto kompozita dalin jo rrallë edhe formime me ndajshtesa, si prapashtesat: - **aç, -el, - ëz**. Nuk janë të pakta në Fjalor, siç e tregon prurja vetëm nga këto germa: emër + emër: gaxëxhixha, gojëkrapja, gojëkutia, gojëkutiza, gojëluani, gushëspeci, gardhpula, gushëgrathla, gjetheçadra, gjethedylli, gjethembledhësi, gjethengrënësi, gjetheshqiponja, hundëgypi, hundëlopata, hundëshqiponja, këmbëdelja, këmbëpulëza, këmbëqiriu, këmbëshujëza, kohënjësorja, krahësharra, krahëshpata, kryeartëza, kryearti, gojëkrapja, gojëujku, grykalarmi, guguftuja, guguisufi, gurshpusja, gurshpërthyesi, gushëspeçi gjethebriri, gjethebrejtësi, gjetheçadra, gjethefshirësi, gjethelofata, gjethembledhësi, gjethengrënësi, gjetheshqiponja, gjuhëhinka, hundëbriri, hundëgypi, hundëlopata hundëshqiponja, këmbëdelja, këmbëpushi, këmbëpulëza, këmbëqirithi, kokëdervishi, krahëdadhëndyshja, krahësharra, krahëthadra, krahëdantella.

**B. Kompozita të formuara nga një folje dhe një emër**: *shkundubishtja, tundubishtja*- pranë janë dy formime të anasjella me: *bishtshkundësi, bishtundësi, farëngrënësi* (Catamenia), *farëthyesi, ferrëbardhë,...* Formime si këto janë të rralla në Fjalor, kjo jo vetëm për termat, por edhe sa i takon fjalëformimit në përgjithësi. Po kështu, theksojmë se në terminologji nuk zënë vend fjalët e përbëra nga shkurtimet gjuhësore (*abreviatura, brevis- i shkurtër*), si: *ATSH-ja, KE-ja, FUD-i, QTU-ja* etj.

**C.** Numrin më të madh të kompozimeve në Fjalor e përbëjnë **formimet "emër + mbiemër",** karakteristikë kryesore e të cilave është emërzimi i gjymtyrës (përbërësit) emërore, si: *buzëkuqja* (çimka, hidja), *çubëbardhi* (Galictis cuja), *mollatarta* (domatja- *Solanum lycopersicum*), *çafkëthimja, dhëmbëmprehti,* (Anoptichthys)**;** më tej mund të sjellim: *krahëholla, krahëkuqja, kokëmadhja, këmbëlehti, këmbëkuqja, këmbëjeshili, këmbëgjata, kashtëkuqja, kaptinëbardha, hundëgjati, hundëmprehti, gushëverdhi, gushëkuqi, gushëkaltri, gusharta, gurshpërthyesi, gojëmshelmi, gojëmbylluri, gojëthati, gojëzëni, gojëmbërthyeri, gojëkyçuri, kthetragjati, kryeziu, kryemprehti, kryemadhi, kryebardha, kryegjati, kryekuqi, kryeholli, kryekuqja, krahëthata, krahëshkurtra, krahëlarmja, krahëkuqja, krahëholla, kokëmadhja, kokëkuqi, kokëmadhja, këmbëgjata, kokëzeza, hundëmprehti, hundëgjati, gjineverdha, gjethefshirësi, gjetheçara, gjethebrejtësi,* etj.

**D. Kompozita numëror + emër** (së shumti, me prejardhje foljore), si: *dydhëmbëshi (Bidens cenua), dyzetkëmbëshi* (shumëkëmbëshi), por më prodhimtar është formimi me numërorin "tre/i + emër", si: *trefletëshi, trerremëçi, trezonja, triceratopsi* (Triceratops), *tridhebota* (Lilium martagon), *trifili, trefletëshi, tritoli, trifoliata, trigoni, trigjethëshi, trigjilpërëza peshku i egër), trika (Erythracea centaurium), trikeku (lopa e detit), trikina (Trilobita)* – si dhe formimet me

kompozim te termave me bazë “trishtili” “*elbi katërrreshtësh*”, *elbi gjashtërreshtësh, elbi dyrreshtësh,*

**Kompozita me emërzim**

Le t’i quajmë kështu, jo duke u mbështetur në ndonjë term të tillë gjuhësor nga gramatikat tona universitare, apo në libra studimorë e monografikë të ndonjë autori të veçuar, por duke gjykuar nga përbërësit e një grupi jo të vogël në numër kompozitash përcaktore, që gjenden në Fjalorin e Xh.Lloshit, të cilat janë formime tipike “emër + mbiemër”. Më konkretisht, sjellim një prej shembujve të dendur, kompozimin “**gojëmadhi**” (një term eufemistik për specien – bishë “ujk-u”), e cila formësohet nga emri “gojë” + mbiemrin “i madh” (është mjaft interesant ky model e pak të tjerë, ku mbiemri nuk i përshtatet emrit në gjini, por merr gjininë e një të shënuari tjetër, pikërisht emrit “**ujku**” në gjininë mashkullore, sepse gjuhësisht kohezioni gramatikor do të na jepte në përbërje “gojëmadhja” (gojë + e madhe), që mund të ishte një term emërtues për femrën bishë “ujkonjë-a”). Në këtë aglutinim (kompozim, përbërje), mbiemri “i madh” do të emërzoje “i madhi”, kështu që për rastin tonë, bie nyja mbiemërore dhe në fjalën e re të krijuar (kompozimin), ruhet forma e shquarsisë së mbiemrit dhe termi zë vend ashtu: “gojëmadh-i”.
Formime si këto nuk janë të pakta në Fjalor dhe krijojnë mjaft fusha leksikore e semantike. Gjithashtu, duhet të shënojmë se në këto kompozita, si gjymtyrë (përbërës) e parë e kompozitës, dalin disa emra që lidhen me pjesë të trupit të gjallesave shtazore e bimore, si: ***kokë, këmbë, krah, sy, bisht, gojë, krye, gushë, qafë, krah***, e të tjerë, të cilët do të dallohen më mirë në kolonat e dhëna më poshtë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| - Kryekuqi | (*Sanguisorbia officinalis*) | - këmbëgjata | (*Otis* ) |
| - kryeposhta | (*lulebora*) | - këmbëjeshili | (*Tringa nebularia*) |
| - kryemadhi | (*kukumjaçka*) | - këmbëkuqja | (*Polygonum percaria*) |
| - kryeartëza | (*Pelamus sarda*) | - hundëmprehta | (*Coregonus lavaretus*) |
| - kryekuqja | (*Aythya americana*) | - hundëgjati | (feçkëgjati) |
| - kryegjati | (balçaku) | - gojëmadhi | (*Callionymos, Stomatidae*) |
| - kryeholli | (balçaku ) | - gojëmbërthyeri | (ujku) |
| - kryeartëza | (koçimare) | - gushëkuqi | (*Erithacus rubecula*) |
| - kryeshtremët | (lulebora) | - kokëmadhja | (*Phalaris brachystachalus*) |
| - kokëverdhi | (*Mohoua ochrocephale*) | - lulbukuri | (*Dianthus barbatus*) |
| - lulbardha | (lulja e margaritës) | - gusharta | (*Polytmus theresiae*) |
| - gushkaltri | (*Luscina svecice*) | - gushëverdhi | (*Geothlypis trichas*) |
| - fshikakuqja | (*Physalis alkegenki*) | - fshikarta | (*Colutea arborescens*) |
| - krahëthata | (*Accipiter gentilis*) | - krahëshkurtra | (*Heinrichia callygyna*) |
| - krahëlarmja | (*Argynnis*) | - krahëholla | (*S.tipuliformis*) |
| - këmbëpushi | (*Haplophaedia*) | - gjanabardha | (ferra e iriqit) |
| - grunamadhi | (makthi) | - ferrëgjati | (*Hystrix hirsutirostrus*) |
| - ferrëlashta | (*Rosa rubiginosa*) | - feçkëgjata | (*Sorex araneus*) |
| - dhëmbëmprehti | (*Anoptichthys*) | - çafkëzeza | (*Egretta ardesiaca*) |
| - larakuqja | (bukla) | - nusebukura | (bukla) |
| - bletëngrënësi | (bregca) | - bishtprera e P. | (*Thaumastra cora*) |
| - bishtagjati | (trishtili bishtgjatë) | - bishtbuti me da.. | (*Thripophaga macruora*) |
| - barkgjera | (*Alburnoides bipunctatus ochridanus*) | - antenagjati | (*Cerambycidae*) |

**Formimet me paranyjëzim**

Ka raste të rralla emrash me nyjëzim në fjalorin e Xh.Lloshit, po i rendisim këta pak shembuj, që bëjnë pjesë në emërtimet a termat për eufemizëm, kjo gjë bëhet e mundur sepse mbiemri del si emër, njëkohësisht me paranyjëzimin:

e bekuara (bleta), i bekuari (gjarpri), e bukura (bukla) e bukura e dheut (pikëlorja) e bukura e minjve (bukla) e bukura e shqerrave (kunadhja e maleve) e bukura e zogjve (bukla), i ftohti (gjarpri)

**Formimet me konversion (emërzime) në kompozime**

Duhet shënuar se emërtimin "emërzime" e bën të mundur shpesh herë, përbërësi i dytë i kompozitave, që është mbiemër. Disa prej këtyre ndërtimeve janë:

antenagjat-i, ballëbardh-a (pata ballëbardhë), ballëgjer-i (krapi), barkgjer-a (skorti me vizë), barkkuq-ja (krapollja), barkpull-a,bukurosh-i (bishtatundësi), bukurosh-ja bukurani-a e dëborës/ e livadheve/ e lumit/e pishës E bekuara (bleta), i bekuari (gjarpri) e bukura (bukla) e bukura e dheut (pikëlorja) e bukura e minjve (bukla) e bukura e shqerrave (kunadhja e maleve) e bukura e zogjve (bukla) i ftohti (gjarpri) ciklamini (lulja kupë) dydhëmbëshi dyzetkëmbëshi dhëmbëmprehti, farëngrënësi, flashtraluspori, flatraluspori, bishtkuqi,bishtarta (flutura bishtartë), bishtbardha (zogu i lumit), bishtcungu (nepërka), bishtdaci (bishtdhelpra e livadheve), bishtdallëndyshja (lojba), bishtdollania (buburreci i drurit), bishtdrunga (nepërka), bishtdylmeri, (trishtili i malit), bishtdhelpra, bishtfëndyelli (bishtgjelja), bishtfulterja (maçarunga), bishtfurça, (mola e argjendtë), bishtgjata, (dhelpra, laraska), bishtgjati, (ujku), bishtgjelja, (rosa bishtgjele), bishtgjembi, bishtgjilpëra, bisht-holla, bishtkuqi, bishtkuqja, (grerëza bishtkuqe), bishtlepuri, (bishti i lepurit), bishtluani, (bishti i luanit), bishtmacja, (bishdhelpra e livadheve), bishtmëndafshi, (çafkëlorja bishtverdhë), bishtmithi, (bari i pezmit), bishtmiu (elbi i egër), bishtmiza, bishtpelëza (bimla), bishtqeni, (bishti i qenit)bishtsusta, bishtshkurtra (luleshtrydhja), etj.bishtshpata (peshku bishtshpatë), bishtverdhi, bishtmiu, buzëholli (krapi), buzëkuqja (mollëkuqja), buzëmadhi (buzëlezaku), buzëmadhja, buzëprera (njila e madhe) buzëvarura (lafsha e gjelit e madhe), brubardha (hardalli i egër), drungurta (klimja)dhëmbëluani faqekuqi (kryeartëza), farëfryra farëkuqi (ushinthi), farëzemra feçkëgjata, ferrëbardha (ferra e bardhë), ferrëbuta (shpargull), fletëgjera (panja e egër), flokarta (gjunjëza), fluturverdha, fshikakuqi (domatja e egër), fshikarta (fshikëza). Pa e ndjekur shterueshëm problemin e emërtimeve të florës dhe faunës nga Fjalori i Xh.Lloshit, themi se kjo mënyrë fjalëformimi nuk sillet këtu për të dëftuar se gjuha jonë është gjuhë aglutinative, por për të dëshmuar se termat dhe emërtimet në këtë vepër të shënuar, përfaqësohen në mënyrë të gjerë edhe nëpërmjet këtij tipi fjalëformimi, me të gjitha shumësinë e rasteve të përdorimit në rrafshin popullor dhe atë shkencor-specializues.

## KAPITULLI IV

### 1. Eufemizmat dhe termat me ngjyresa në Fjalor

### Terma eufemistikë në Fjalor

Për këto tipare cilësore e të qenësishme, që përmbajnë speciet (zakonisht të formuara me kompozime “emër + mbiemër”), duhet të themi se, ndonjëherë, nuk përputhen a nuk përtakojnë me objektin-bimë/kafshë të karakterizuar, është fjala për rastet kur emërtimet janë “të ndaluara” për arsye jetike a besëtytnie, përndryshe, për atë që në etnolinguistikë quhet ***eufemizëm***,[449] si për të treguar *gjarprin*, *ujkun*, *shtojzovallet*. Emërtimet në kësi rastesh nuk bëhen mbi bazën e një a disa tipareve që kanë bimët a kafshët, por nëpërmjet një a disa tipareve që dëshirohet të kenë.[450]Autorët e të vetmit studim të drejtpërdrejtë për tabutë dhe eufemizmat në gjuhën shqipe, T.Osmani dhe S. Pepa, sjellin edhe emërtime të tjera:[451]

- **për gjarprin**: “ai i lleut” (dheut), “ai i tokës”, “ai i narguritˮ, “ai i shkëmbit”, “ai i shullanit”, “ai që shkon zhag”, “ai i gardhit”, “ai i ferrës”, “laramanlivadhi”.
- **për ujkun**: “ai i malit”, “ai i natës”, “ai që të thanë vathën”.

Le të krahasojmë si ka ndryshuar rrethi i njohjes shkencore në dy vepra shkencore, që kanë të bëjnë, jo vetëm me tabu e eufemizma, por kanë pika takimi edhe sa u takon termave të botës bimore e në mënyrë të veçantë, asaj shtazore, veprën me bashkautorësi që cituam më lart dhe Fjalorin që kemi në studim gjuhësore. Nga vepra e b/autorëve Osmani & Pepa, për termat “**gjarpër**” e “**ujk**”, sjellë në formën e librit të vitit 2000:






Si shihet, nga termat lart, për gjarprin, janë: 1 fjalë e parme (dheu), 2 fjalë të prejardhura me ndajshtesa- parashtesë dhe prapshtesë (përdheu, tok**ës**i), 2 terma me grup përemëror (ai i ferrës, ai i malit), 2 terma me grup emëror (SE) shpata e Zotit, kumbara i natës, 2 terma me kompozita dypërbërësish (gojëkyçuri, laramanlivadhi) dhe 1 kompozitë me tre përbërës (mbyllzogojën = mbyll (ju) Zot + gojën), me një temë foljore, në analogji me termin tjetër eufemistik nga bota mitologjike “shtozovalle”: shtoju + Zot + vallet”. Lidhur me këto analiza fjalëformuese që po bëjmë këtu, theksojmë se autorët e përmendur të kësaj monografie për tabutë dhe eufemizmat në gjuhën shqipe, pa u ndalur në mënyrë të veçantë për terminologjinë (nuk ka qenë objekt i punës së tyre, *shënimi im*, Karmen Lazri) kanë treguar se efumizmat i gjejmë në struktura:

---

[449] Shih për këtë: Osmani, T.& Pepa, S.,**Tabu dhe ufemizma në gjuhën shqipe, “**Camaj-Pipa”, Shkodër, 2000. (Libri ka 9 krerë dhe 169 faqe).
[450] ASHSH, IGJL, **Gramatika e gjuhës shqipe I**, Tiranë, 1995, f. 150.
[451] Osmani, T. - Pepa, S.,**Tabu dhe eufemizma në gjuhën shqipe**, “Camaj-Pipa”, Shkodër, 2000, f. 125.
[452] Po ata, po aty, f. 58.

- fjalë të parme,
- fjalë të prejardhura me prapashtesa,
- fjalë të prejardhura me parashtesa,
- fjalë të prejardhura me anë të parashtesimit dhe nyjëzimit (i pagoji),
- në fjalë të formuara me anë të parashtesimit dhe prapashtesimit (përdhec),
- në mbiemra të emërzuar njëjës e shumës (e bukura, bukuroshet),
- emra në rasën gjinore (i tokes),
- efemizma togfjalësha (sintagma të ndryshme)
- eufemizam – fjali ai që çon dhé – urithi,
- eufemizma fjalë të përngjitura,
- eufemizma fjalë të përbëra ose kompozita (gojëqepuri),
- njësie frazeologjike (mos paste pjesi – për ujkun).[453]

Këtë tregues etnolinguistik e ka pasur parasysh edhe autori i Fjalorit, që, për termin "gjarpri" (*Serpens*, *Ophidia*), krahas kompozitave të tjera terminologjike, ka sjellë edhe terminologjinë eufemistike, e cila përdoret në krahina të ndryshme të vendit tonë, shprehur me fjalë të përbëra dhe me formime para e prapashtesore, si tabelat që kemi ndërtuar më poshtë:

i bekuari (mb/i emërzuar) — dhetokësi
buçi — farkalofshi
dheu — gojëkyçuri
barkaçi (prapasht.) — gojëlidhuri
i ftohti (mb/i emërz.) — gojëmbërthyeri
i gjati (mbi/i emërz.) — gojëngrimi
i helmuari (mb/i emërz.) — gojëngurti
kulaçi (me prapasht.) — gojëqepuri
nëntokës (pa+prapsht.) — gojëthati
i përdredhuri (mb/i emërz.) — këmbëfshehuri (që e ka/pastë gojën të fshehur)
përdhesi (p+p) — farëkalofshi (farë + kolofshi)
përdheu (p.) — **Së pari**, bie në sy emërtimi eufemistik me kompozitën "dhetokësi",
përtokësi (p+p) — një formim "emër + emër" me semantikë të njëjtë, plus
përtrollësi (p+p) prapështe-sën – (ë)**s;** së dyti, 7 emërtimet tjera të përzhagësi përbëra, kanë në bazë termin "**gojë**"

"**gojë**" + pjesore të mbiemërzuara pa nyje të parme", si më poshtë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| rrëshqanësi | - kyçuri | (që e ka/pastë gojën të kyçur) |
| sfurkthi | - lidhuri | (që e ka/pastë gojën të lidhur) |
| shpërdheci(p+p) | - mbërthyeri | (që e ka/pastë gojën të mbërthyer) |
| shqanësi | - ngrimi | (që e ka/pastë gojën të ngrirë) |
| shpërdhesi | - ngurti | (që e ka/pastë gojën të ngurtë) |
| tokësi | - qepuri | (që e ka/pastë gojën të qepur) |
| zhagësi | - thati | (që e ka/pastë gojnë të tharë) |

Emërtimet këtu arrihen me anë kompozitave përcaktore.

[453] Po ata, po aty, f. 62.

Veçse në Fjalor ndodh edhe ajo që, jo të gjitha termat shoqërohen apo dalin me eufemizma, për shembull, emërtimi "nepërka" (*Vipera berus*), nuk shoqërohet gjithnjë me terma-tabu; autori ka mbledhur në hapësirat shqiptare sa më poshtë:

| **Fjalë të parme** | **Fjalë të prejardhura** | **Kompozita** | **Sintagma** |
|---|---|---|---|
| - astriti | - gjarpërushja | - bishtcungu | - gjarpri i bokës |
| - fjora | | - bishtdunga | - gjarpri me brirë |
| - buça | | | - gjarpri me hajmali |
| - fjera | | | - gjarpri me hundë |
| - rrëshaja | | | - gjarpri me kaçulitë |
| - shlliga | | | - gjarpri larisk |
| - shullani | | | - gjarpri me nuska |
| | | | - gjarpri i shullërit |

Janë gjithsej: 7 fjalë të parme: 5 nga ato ngjajnë me emërtime sinonimike, vetëm termi "shullani" është emërtim sipas vendit ku qëndron ky rrëshqanor i rrezikshëm; 1 fjalë-term e prejardhur me ndajshtesë (prapashtesën – **ushë**), dy kompozita përcaktore dhe 8 sintagma me përbërës E + E2; E + E4; E + Mb i panyjshëm. Nga termat, 9 prej tyre janë emërtime pa eufemizma. Arsyeja e këtyre termave mendoj se vjen nga ndryshimet që pësojnë edhe termat prej një krahine në tjetrën, që e bën këtë variacion fjalësh-terma; për më tepër edhe eufemizmat e tabutë janë qëndrime psikologjike e sociale që nuk mund të jenë uniforme jo vetëm në popuj e kultura të ndryshme, por as edhe në hapësira të banuara a krahinave.
Në këtë mënyrë autori ka sjellë edhe eufemizmat për termin "**bukla**" (Mustela nivalis, M. vulgaris), por që nuk kanë asnjë term-fjalë të parme:

| **Fjalë të parme** | **Fj.të prejardhura** | **Kompozita** | **Sintagma** |
|---|---|---|---|
| - | bukël**z**a | bishtafurka | e bukura e minjve |
| - | bukër**z**a | bishtfurkabukura | e bukura e zogjve |
| - | buklë**z**a | furrëbubëza | nusja e djemve |
| - | bulgë**z**a | kulkuqja | nusja e lalës |
| - | bungël**z**a | larakuqja | nusja e minjve |
| - | buqë**z**a | nusebukura | bukuria e minjve |
| - | **e** bukura | nuselala | - |
| - | burbuqja | nusemira | - |
| - | nusë**l**a | shtatpikaloshja | - |
| - | pika**losh**ja | - | |
| - | - | - | - |

Të gjithë termat eufemistikë janë fjalë të prejardhura, kompozita përcaktore (disa të emërzuara (larakuqja); shumë prodhimtare del prapashtesa – **z** (prap.zvogëlimi); tek shtyllae fjalëve me ndajshtesa bie në sy ndajshtesa e rrallë –**l** (nusë-l-a); kështu do parë edhe fjala me kompozim me 3 përbërës "bishtfurkabukura" (emër + kompozitën "furkabukura".Termat me sintagma kanë si përbërës të parë: 2 – mbiemra të emërzuar (e bukura, që del dy herë), të tjerat janë SE (E**1** + E**2**). Këtu është mire të shënojmë se nga përvoja e krijuar gjatë studimit tim modest, lidhur me paraqitjen e termave të botës bimore e shtazore, Fjalori duhet parë e vështruar në mënyrë

korrelative, fjala vjen, termi “bukla”, I f. 50 që gjendet tek germa “**B**”, përmban sinoniminë e emërtimeve të kësaj gjallese, por ai (termi) duhet kërkuar edhe tek germa “**N**”, f. ku gjejmë termat eufemistikë: *nusebukura, nuselala, nusemira, nisëza, nusja e djemve, nusja e lalës, nusja e minjve, nusla.*Të njëjtin term e gjejmë në fjalorin e veprës së gjuhëtarëve T.Osmani e Simon Pepa “Tabu dhe eufemizma në gjuhën shqipe”[454] si më poshtë:

- nusebukur…………. (shprehur me kompozitë),
- nuse e djemvet…….. (me sintagmë emërore E**1** + E2),
- nusël ………………. (me fjalë të parme),
- nusë**z**a …………….. (me fjalë të prejardhur, - me prapashtesë),
- nusja………………. (me fjalë të parme),
- nusja e mive………. (me sintagmë emërore E**1** + E2),
- nusjelala. ………….. (me kompozitë),
- nuslala…………….. (me kompozitë),
- nusmira……………..( me kompozitë).[455]

Autorët Pepa & Osmani, në Kapitullin VIII, “Struktura e eufemizmave” kanë shprehur mendimin e tyre: “*Ashtu si onomastika që ruan fazat më të vjetra të zhvillimit të gjuhës, edhe eufemizmat mund të shfrytëzohen dhe të studiohen edhe nga pikëpamja e ndërtimit, duke na dhënë një material tëvlefshëm për shumë tipa dhe mënyra fjalëformimi të gjuhës shqipe , si dhe për mjetet ndajshtesore. Sa më të hershme të jenë ato* – shkruajnë autorët – *aq më e madhe është vlera edhe nga pikëpamja gjuhësore. Jo të gjitha mënyrat e fjalëformimit mund të ilustrohen me anë të eufemizmave.”*[456]
Po kështu, nga Fjalori I Xh.Lloshit, do të paraqesim edhe fjalën-term “ujku”, e cila bën pjesë në eufemizmat (nga greq. e vjetër *eu* “mirë” + *phemi* “them”, flas), janë fjalë që përdoren për të emërtuar sende dhe objekte, emrat e të cilave për arsye të ndryshme janë shmangur nga përdorimi. Pra, kemi të bëjmë me njësi ekzistuese të leksikut që shënojnë një referent të ri.[457]Eufemizmat, në thelb, janë mbartje të emërtimit nga një objekt mbi një tjetër, janë kalime të figurshme të kuptimit. Në njëfarë kuptimi, këto përdorime janë ***tabú*** (nga fjala polineziane “ndalim”. Tabu janë emërtimet edhe për **ujkun,** për të cilin autori i Fjalorit, ka dhënë: **ujku** (*Canis lupus*); gjithsej **31** emërtime eufemistike (tabu), prej të cilave 3 janë fjalë të parme (*bisha*, *shpendi*); 4 janë emërtime me sintagma (*bisha e pagojë, sendi i malit, kumbara i natës*), 7 dalin fjalë të prejardhura me formime prapashtesore, 7 formime me ndajshtesa e me paranyjëzim (*i pagoji, i papjesi, i paqeni*), kurse 17 terma njihen emërtime me kompozita, të ndara si vijon:

---

[454] Osmani Tomor - Pepa, Simon **Tabu dhe eufemizma në gjuhën shqipe**, “Camaj-Pipa”, Shkodrë, 200, f. 130-131.
[455] Po ata, po aty, f. 130-131.Më tej, në f. 69, autorët tanë Osmani e Pepa, theksojnë se ...*një prapashtesë e lashtë e shqipes që dokumentohet që tek autorët e vjetër, me të cilën janë formuar disa eufemizma, është prapashtesa – zë, si nusëzë, bukrëzë, buklëzë, për nusen e lalës;* ...etj. Me ketë kuptim nga tema emërore ose foljore janë formuar eufemizmat ***pulash***, (dhelpra) dhe ***larosh*** (gjarpri) etj.
[456] Po ata, po aty, f. 67.
[457] Memsushaj, Rami, **Hyrje në gjuhësi**, Dituria, Tiranë, 2002, f. 196.

| **Fjalë të parme** / - | **Fjalë të prejardhura** / **me ndajshtesa** | **Terma me sintagma**/ - | **Kompozita** - |
|---|---|---|---|
| bisha | egër**si**ra | bisha e pagojë | bishtgjati |
| shpendi | egër**ti**a | sendi i malit | bishtzdrugani |
| ungri | **i pa**goji | kumbara i natës | gojëfarkuemi |
| | **i pa**qeni | ujku i hirtë | gojëkyçuri |
| | ulërit**ës**i | | gojëlidhuri |
| | **z**drugoni | | gojëmbërthyeri |
| | **i pa**pjesi | | gojëmbylluri |
| | | | gojëmshelmi |
| | | | gojëngriri |
| | | | gojëqepuri |
| | | | gojëthati |
| | | | gojëzëni |
| | | | këmbëlehti |
| | | | largneshi |
| | | | qafëtrashi |
| | | | qafëthyeri |
| | | | bishtverdhi |

**U J K**



Ndër të gjithë këta terma, 12 prej tyre kanë njërën temë fjalëformuese emrin “**gojë**”, pikërisht organin me të cilin bisha dëmton bagëtinë. Në një vështrim tjetër, të gjithë këta janë hiponime (gr. *hypo* “nën” + *onima* “emër” të emrit-term “ujku”, që është emër i përgjithshëm gjenerik i quajtur hyperonim (gr. *hyper* “mbi” + *onyma* “emër”. Në të gjitha këto raste kjo dukuri njihet si lidhje kuptimore paradigmatike midis një termi të përgjithshëm (ujk) dhe një a disa termash të veçantë të nënrenditur (diku kemi thënë edhe të hierarkizuar – *shënimi im,* **Karmen Lazri**). Kështu kemi parë se fjala “lule” është hiperonim i fjalës “trëndafili”, që është hiponim.

Midis dy veprave që kemi përpara: Fjalorit terminologjik të X.Lloshit dhe monografisë “Tabu dhe eufenizma në gjuhën shqipe” të autorëve Osmani-Pepa nuk mund të heqim pika paralele, pasi në vështrimin leksikor të termave, fjala-skaj merret e veçuar, thjeshtë si emërtim i një specieje bimore a shtazore, kurse libri studimor i bashkautorëve të mësipërm, ka dorë të lirë dhe vend për kontekste dhe veshje me ngjyrim të lemave të sjella: në bashkëvatje me emra, mbiemra dhe sidomos folje, për të gjeneruar fali a thënie të ndryshme. Bie fjala, për eufemistkën, vjen natyrshëm prurja në studim e sintagmës-fjali “**bleta vdiq**”- *përdoret në vend të fjalës* ngordhi cofi, *sepse bleta në malësitë veriore nderohet shumë. Thuhet edhe ka dekë bleta*.[458]
Për më tepër është e nevojshëm edhe gjetja në një kontekst letrar, siç kanë bërë dy studiuesit tanë, duke shënuar një pasazh gjuhësor e letrar nga shkrimtari Martin Camaj:

“*Babai më ka bërtitë sot se më shpëtoi nga goja e thashë se në këtë dimen kanë cofë shumë bletë. E dij se asht keq me thanë kështu pse bletët nuk cofin, por vdesin, por mue më shpëtoi goja.”*[459] (M.Camaj, Vendi që i përngjante nji zgjoni bletësh, “Shejzat” nr. 1-2, 1965. F. 15).

---

[458] Osmani T.- Pepa, S., **Tabu dhe eufemizma në gjuhën shqipe**, “Camaj-Pipa”, Shkodër, 200, f. 141.
[459] Po ata, po aty, f. 142.

Por Fjalori terminologjok ka tjetër synim dhe normë shkencore të paraqituri të lemave-terma, siç është vepruar me skajin “**bleta**”: termi në gjuhën latine, radha e sinonimeve dhe emërtimet terminlogjike me kompozita dhe ato dyfjalëshe; kështu lexojmë në Fjalor:

> **bleta** *Apis mellifera* & arëza, arëza e butë, arëza mjalcore, arza e mjaltit, e bekuara, miza e bukur, miza e mjaltit, mizarja, mjalca, mjaltëza.

Sinonimet e mësipërme nuk mund të quhen eufemizam (siç kemi quajtur sinonimet për buklën apo ujkun e gjarprin – si tabu për të mos i thirrur supas fjalëve-terma), por janë si emërtime të hyjnizuara; ky insekt i shenjtëruar nga njeriu, ka edhe skaje të tjera, që Fjalori duhet t’i pasqyrojë, siç i ka listuar më poshtë autori, pasi i ka mbledhur në treva:

*bleta gjetheprerëse,*
*bleta gjigante*
*bleta indiane,*
*bleta karpentiere,* (**sintagma emër + mbiemër i panyjshëm)** **SE**: **E1 + Mbpn**
*bleta muratore,*
*bletëngrënësi,*
*çifli bletngrënës,*

bletëza (bari i bletës, lëpjeta, mështekna), që i takon botës bimore.

Në mbyllje të kësaj përqasjeje, themi se në vështrimin eufemistik, përdorimi i vetëm është “bleta vdes” është i natyrshëm, por asnjëri prej sinonimeve apo termave me sintagma më sipër, nuk vjen i drejtë për gjuhën shqipe; krahasojmë: vdiq bleta karpentiere, vdiq bleta gjigante, apo prej sinonimeve që ka mbledhur autori: “vdiq mizarja”, apo “vdiq e bekuara” etj., që do të shkaktonin ambiguitet gjatë kumtimit. Gjithashtu, edhe për eufemizmat në gjuhën shqipe, qoftë edhe në përmasat e monografisë që përmendëm disa here këtu, mund të bëhen hulumtime për fjalëformimin dhe pasurinë leskikore që sjellin ato në dialekte e në të folme të vendit tonë. Mjafton të sjellim këtu kompozitat që formohen me temën “gojë” dhe me mbiemra prejpjesorë (pa nyje) të emërzuar, si:

gojëfarkuesi (ujku),
gojëmbyllëti (ujku),
gojëfërkuemi (gjarpri),
gojëkyçuri (ujku),
gojëlidhuni (ujku),
gojëmbylluni (ujku),
gojëmbërthyeri (ujku),
gojëmbërthyera (milingona),
gojëmshelni (ujku),
gojëngrimi (ujku),
gojëqepuri (gjarpri),
gojëthati (ujku) [460]..



[460] Po ata, po aty, f. 117-118.

Fjalëformi për tabutë dhe aufemizmat, mund të shtrihet edhe në terma e emërtime të sëmundjeve të ndryshme, si dhe pjesëve të trupit të njeriut, të cilat kanë një sinonimi të pasur sipas të folmeve të shumta dialektore në gjuhën tonë.
Nëse kalojmë në struktura kumtuese, siç janë fjalitë, frazat, thëniet, paragrafët e tekstet, lidhur me përdorimin e terminologjisë shkencore në disiplina të ndryshme, mund të themi se njësi të tilla fitojnë shprehësi të veçantë dhe përdoren nga krijuesit jo vetëm për karakterizim të personazheve, por edhe për paraqitjen e situatave në skenat narrative. Kjo ka bërë që specialistët të mund të përcaktojnë disa veçori të teksteve tekniko-shkencore, si:

- **a.** teksti me shtjellim, me rrëfim;
- **b.** paraqitja me simbolikën shkrimore: vargjet e formulave matematike, fizike, kimike, të logjikës etj.;
- **c.** pjesa mbështetëse ose plotësuese: referimet, bibliografia, shënimet, ilustrimet, hartat, skicat, grafikët etj.

Përkufizimet dhe formulimet përbëjnë thëniet tipike të këtij stili, bile edhe stilemat e tij përfaqësuese.[461] Duke u kthyer në lëmin e terminologjisë së botës së kafshëve dhe të bimëve, themi se për stilin përkatës është e domosdoshme që, pas fjalës-term "**dhelpër**"[462], që shpreh një kuptim, kur si term e vëmë në gojën e një personazhi në tekste narrative, një fjala, duhet t'i shtojmë pranë edhe "*Vulpes vulpes, Canis vulpes*", ndërsa emërtimet e figurshme (në Fjalorin e Xh.Lloshit këto dalin si sinonime me zë më vete), *kumbaresha, kumtaresha, ndrikulla, e paudha* (me eufemizëm), *skilja, bishtgjata, këmbëkuqja* – por në stilin e letërsisë artistike, këto hyjnë në punë edhe për karakterizime të figurshme. Lidhur me terminologjinë, shkruan Xh.Lloshi, pjesa e leksikut të përgjithshëm në shkrimet diturore bie deri përgjysmë; gjysma tjetër, leksiku shkencor, përbëhet prej tre rrathësh:

- leksiku i përgjithshëm shkencor,
- leksiku i një shkence,
- leksiku i specializuar.[463]

Duke mbetur në këtë largim të shkurtë nga argumenti i shtruar këtu, le të lejohemi të pohojmë se të gjitha sinonimet për fjalën-term "dhelpër" (*kumbaresha, kumtaresha, ndrikulla, e paudha, skilja, bishtgjata, këmbëkuqja),* merren si zëvendësues të një referenti sidomos në tekstet anaforike; për shembull, në fabula, mund të gjejmë:

"*E para e mori fjalën dhelpra, e cila bëri mirëseardhjen për lejlekun, pastaj kumbaresha nisi të hante me aq shpejtësi, sa për një minutë e lëpiu gjellën e shtruar në pjatë. Skilja e dinte se lejleku e kishte të pamundur të hante me sqepin e tij të gjatë. Plani i bishtgjates po funksiononte si kishte dashur ajo*..."[464]

Përsëri me termin "dhelpra", nëse jemi mësues të biologjisë në një shkollë të mesme, pranë temës së mësimit për këtë gjitar, na duhet të vëmë pranë edhe termin në latinisht (*Vulpes, vulpes*), pastaj



---

[461] Po ai, po aty, f. 193.
[462] Si terma, në Fjalor dalin 20 sintagma emërtuese.
[463] Lloshi, Xh. **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, Tiranë, 2005, f. 197.
[464] Emison radiofonik për fëmijë.

të tregojmë anatominë e kësaj kafshe, duke përfunduar shpjegimin me termat e të gjitha **20 specieve** që jep Fjalori ynë, të cilat shprehen me “emra + emra; + mbiemra të nyjshëm; të panyjshëm; sintagma + emra; pra, me sintagma të thjeshta e të përbëra, me dy e tre përbërës:





Në modele të ndërtimeve terminologjike si këto, s’ka si të mos shihet një zhvillim i mbarë gjuhës sonë, është ajo që vinte në dukje gjuhëtari Kolë Ashta, studiuesi më i mirë i leksikut historik të shqipes ndër albanologët vendës, kur shkruante në vitin 1970 se *terminologjia e përdorur në fushën teorike e praktike lidhet me zhvillimin ekonomik e kulturor të një vendi: zhvillimi i industrisë e i bujqësisë me prodhimet e tyre, përhapja e njohurive teknike, shkencore e artistike, studimi i fenomeneve të natyrës, të jetës e shoqërisë kanë nevojë të emërtohen me fjalë të veçanta, me termat e tyre, kështu që njerëzit të merren vesh sa më mirë e sa më lehtë mes tyre për çështje praktike e teorike, për punën profesionale e shkencore.*[465]

## 2. Terma me ngjyresa të veçanta në Fjalor (kontekstuale)

Termonologët shënojnë se termat janë të zhveshura nga ngjyrimet stilistike, nuk kanë ngarkesë emfatike, me përjashtim të pak emrave të kafshëve e më pak të bimëve; kështu, në kontekste të

[465] Ashta, Kolë, **Terminologjia dhe vëzhgimi i saj në leksikografinë e sotme**, **Buletin shkencor i Institutit të Lartë dyvjeçar**, Shkodër, **nr. 9/ 1970**, f. 331.

caktuara, në situate të ndryshme të ligjërimit të shkruar apo të folur, ka raste kur edhe emërtime bimësh a nga bota shtazore, vishen me një lloj ngarkese, e cila, sa u përket kompozitave, sidomos atyre përcaktore vjen nga përbërësi që aglutinohet me gjymtyrën e dytë. Për shembull, në thjeshtëligjërimin (ky është edhe një shënim që shoqëron lemat e ndryshme nëpër fjalorët shpjegues "shqip-shqip", bie fjala, lema "labot" në thjesht. shoqërohet me një frazeologjizëm: *u bë labot, u zverdh në fytyrë, u dobësua shumë, u tret.*
Kurse kuptimi i parë është një term i fushës botanike, që shpjegohet: *barishte me kërcell të gjatë, me gjethe si të spinaqit e në ngjyrë të blertë sin ë të verdhë, që përdoret si perime.* Por këto kuptime me ngjyresa gjenden dendur nëpër kompozita, siç thamë, nga njëri prej përbërësve, për shembull, fjala "sorrë" në gjuhën shqipe, drejtuar me shaka një vajze, nënkupton një femër të dobët, fjalamane, me shikim të keq dhe veshur jo me shije. Prej këtij ngjyrimi, marrin ngjyrim edhe kompozitat e formuara me bazë emrin "sorrë", si:

**sorrëqoka** - stërqoka **sorrëshkina** (sorrë + shkina),

ku elementi II tregon gruan a femrën malazeze; emri "shkinë"-a, në hapësirën folëse të Veriut, ka përmbajtje edhe negative, por edhe pozitive. Negative se shënon një grua mashkullore, siç shkruante Fishta, për një luftëtare malaziase, që bashkë me cubat e Malit të Zi, merrte pjesë në djegien e fshatrave tona kufitare, "*diçka grua kjo mashkullore*" (Lahuta e Malcis). Por, në disa treva, emri "**shkinë**" përcakton një grua të fuqishme për punë, një burrneshë të vërtetë; ndryshe bëhet kalimi i ngjyresës kur shndërrohet në kompozitë: transmeton përshtypje keqësuese në karakterizim.
Ky aglutinim që po sjellim, mund të jetë i rastësishëm, por kompozita bazë e mbart edhe këtë karakterizim të figurshëm, d.m.th., nuk del asnjanëse.
Fusha leskikore e semantike e krijuar është kjo:




Për gjithçka themi këtu poshtë, ldhur me ngarkesën stilistike (apo siç edhe quhet markimin) e termave, fjala është kur klasa të nryshme fjalësh vijnë e përfshihen në kontekste të caktuara, nisur nga fjalia, thënia, paragrafi e më gjerë tek teksti gjuhësor, si dhe mund të vërehet nëpër minitekste a segmente thëniesh nëpër shembuj të sjellë.

Ndryshe ngjet me emrin "**sqep**"-i (skep – gegërisht), si fjalë e parme dhe e përdorur në një kontekst, jo rrallë ka kuptim pejorative e mund të vishet me ngjyresë, si në frazeologjizmin "mbylle skepin" – mbylle gojën, ose: " e ke lyer skepin" – je përzier në diçka amorale, të paligjshme, ke vjedhur etj. (Ndoshta shprehja e parë mund të jetë huazim prej italishtes "chiudi il becco" – hesht, mbyll gojen, edhe duke e fyer bashkëbiseduesin!), por asnjëra prej kompozitave që gjejmë në Fjalorin e Xh.Lloshit, nuk ka ngjyrim stilistik. Le të rreshtojmë këtu disa kompozime që ka sjellë autori i Fjalorit tonë, për të parë njëkohësish edhe gjenerimin produktiv që kanë disa kompozita për të shprehur jo vetëm specien si përfaqësuese të botës shtazore, por edhe llojshmërinë në natyrë të tyre, si:




Asnjëri prej këtyre formimeve nuk mund të përdoret me ngjyresë në asnjë kontekst a situate gjuhësore kumtuese. Në vijim të këtij pikëshikimi, po sjellim si qëndrojnë në kumtim kompozitat me përbërës të parë emrin "**dhelpër**" (*Vulpes vulpes, Canis vulpes,*) i cili, siç dihet, qëndron në ballë të shumë karakterizimeve për njerëz, për dinakërinë, fshehtësinë, pasinqeritetin etj. Le të shohim, si kalon kjo ngarkesë stilistike, si ngjyresë, edhe kur përftohen kompozitat: së pari, ngjyresë marrin disa emërtime terminologjike sinonime që ka mbledhur autori në treva të ndryshme të vendit:

*bishtgjata, këmbëkuqja, kumbaresah, kumtaresha, ndrikulla, e paudha, skilja* –

Ndër këto trajta sinonime, mund të përzgjidhen here-herë, edhe si eufemizma, për shembull, në një tregim fabulistik për pulat, apo kur tregojmë para fëmijëve. Në rreshtimet që po u bëjmë emërtesave terminologjike për lloje të ndryshme të kësaj kafshe sipas habitatit, ngjyrës, a një veçorie fizike (të trupit), ngjyresa që bart termi "dhelpër" kalon edhe në disa emërtime me kompozita, ashtu si ngjet me termin zoologjik "**miu**" (Mus), si:




Fare lehtë një shkrimtar mund të përdorë (qoftë edhe me shaka), për një vajzë nga bregdeti "dhelpër deti", për një lojëtare të Bengalit që bën një fintë "dhelpër e Bengalit" etj.,[466] ashtu si një fëmije, me plot dashuri, mund t'i drejtohemi në intimitet me shprehjet që vijojnë: "mi arash, mi i bardhë, mi hundëkuq, mi kacavarës (për lojcak), mi i egër, mi gjirizi etj.etj. Edhe me termin "pëllumb" (Colomba), mund të kenë vend ngjyrimet e figurshme kur u drejtohemi të vegjëlve bukuroshë: *pëllumb i bardhë, pëllumb i egër, pëllumb i dëborës, pëllumb krahëbardhë, pëllumb qyqe* (për një djalë që nuk shfaq shkathtësi), *pëllumb kokëbardhë, pëllumb me kurorë*, etj. Edhe me termin "**harabel-i**" (*Passer domesticus, Fringilla domestic*a), që nënkupton një zog shtëpijak, të butë, të veçuar nga çerdhja, të pangrënë e që vjen nëpër dritaret tona mes bores e dimrit, mund të kalojmë ngarkesa përkëdhelëse e pozitive në karakterizim, po ashtu kur veçoritë shprehen me përcaktues kompozita, si gjejmë te Fjalori i Xh.Lloshit, duke nisur nga shumësia e sinonimeve, me të cilat përkëdhelen të vegjëlit 2-3-4 vjeçarë:

> arravela, lepureku, murraku, murrashi, rabeci, rabecka, spurdhiqi, spurdhjakësi, strapaci, trumcaku, vrabeci, xhixhimësi, zogu i çikave, zogu i gardhecit, zogu i kasharit, zogu i kotecit, zogu i shtëpisë.

Kurse, në atributet e këtij termi, shprehur me kompozita, vjen mundësia e përdorimit me ngarksë ngjyrimi në situata të ndryshme kumtimi, si në emërtimet e mëposhtme:



---

[466] ASHSH,IGJL, Akademia e Shkencave dhe e Arteve të Kosovës, **Leksikografia shqipe - Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005; Hajri Shehu, në artikullin "Çështje të sintagmatikës në fjalorë të shqipes", për kësi rastesh sjell shembullin: " *"është dhelpër", për të cilin bën shënimin: "Sintaksorisht, janë në rolin e kallëzuesit emëror, ky kushtëzim sintaksor ka të bëjë me emërtime kafshësh, bimësh, sendesh etj., për të karakterizuar njerëz.*", f. 164.




Këto përcaktime në kolonën djathtas mund të përdoren si përkëdheli për veshjet, një pjese të trupit të njeriut, apo një aftësie, si bie fjala "harabeli këngëtar", në një situate kur midis të rriturish zë e këndon një fëmijë i talentuar.

### 3. Përballja me latinishten e disa termave të fjalorit

Do t'i shohim këta terma të ndarë në disa grupe:

**A. Terma bimësh e kafshësh njëfjalësh në latinisht, me përgjegjës e tyre në shqip**

- *Abies*, bredhi
- *acanthocinus*, druvari
- *Acanthus* , dashtra
- *Accipiter*, gjeraqina
- *Acer campestre*, kreka
- *Acer dasycarpum*, kapastra
- *Acer obtusatum* } panja
- *Acer opalus* } panja
- *Achillea ptarmica*, burnoti
- *Acinos*, mendërmira
- *Acinomyc jubatus*, gepardi
- *Acipenser studio*, blini
- *Aconitum*, hidhja
- *Actinodura souliei*, shiritka
- *Aegypius*, huta
- *Alga*, alga
- *Arrium podrum* } prasi
- *Arrium ampelomprasum* } prasi

Edhe në këta pak terma "njëfjalësh latinisht dhe njëfjalësh shqip", vërejmë që shumica janë "fjalë/term latin- fjalë term shqip", por është interesante të shënohet se latinishtja ka edhe

sinonime, si tek termat “Acer” dhe “Arrium”, të cilat në gjuhën shqipe autori nuk ka gjetur sinonime, por jepen me një fjalë të vetme.

**B. Terma bimësh dhe kafshësh dyfjalësh latinisht me përgjegjësit e tyre dyfjalësh në shqip**

- *Abelmoschuc moschatus*, mëllaga e myshkut
- *Abeillia abeillei*, kolibri i bruztë
- *Abies alba*
- *Abies pectinata* — bredhi i bardhë
- *Abies picca*
- *Abies amabilis*, bredhi i kuq
- *Abies balsamea*, bredhi balsamor
- *Abies kanadensis*, bredhi kanadez
- *Abies cephalonica*
- *Abies Apollonis* — bredhi i Greqisë
- *Abies panachaica*
- *Abies concolor*, bredhi njëngjyrësh
- *Abies coreana*, bredhi korean
- Abies grandis — bredhi i madh
- Abies exelsior
- *Abies magnifica* — bredhi nënalpin
- *Abies subalpina*
- *Abies magnifica*, bredhi i kuq i Kalifornisë
- *Abies menziesi*, hormoqi sitka
- *Abies moni*
- *Abies bifida* — bredhi i çarë
- *Abies firma*
- *Abies nigra* — bredhi i zi
- *Abies mariana*
- *Abies nobilis* — bredhi fisnik
- *Abies procera*
- *Abies nordmanniana*, bredhi i Kaukazit
- *Abies numidica*, bredhi i Algjerisë
- *Abies picea*, hormoqi norvegjez
- *Abies pindrow* — bredhi i Himalajës perëndimore
- *Abies webbiana pind*
- *Abies pinsapo*, bredhi i Spanjës
- *Abies religiosa* — bredhi i shenjtë
- *Abies hirtella*
- *Abies sibirica*, bredhi siberian

- *Abies spectabilis*, *Abies webbiana* — bredhi i Himalajës
- *Abies squamata*, bredhi luspak
- *Abies taxifolia*, bredhi i Duglasit

- Vërejmë se vetëm me termin “Abies”, ka në fillim termin shqip “bredh”, kurse për speciet e tjera gjejmë të dalin me emërtime dyfjalëshe dhe trifjalëshe; 7 terma dyshe në latinisht, janë dhënë me një term përgjegjës në shqip; ashtu si 3 terma treshe në gjuhën latine, jepen me një term shqip.
- Gjithashtu, konstatojmë se disa terma në gjuhën shqipe dalin me emërtime të tjera nga ata të latinishtes, për shembull: emrat e vendeve Kaukaz, Himalajë, Algjeri, Greqi, Duglas, Kaliforni, Norvegji, nuk dalin në asnjë term në gjuhën latine. Vetëm fjala “Apollon”, dhe mbiemri “cephalonica”, si ngjyrim toponimik për botën helene, del për termin “bredhi i Greqisë”.

Brenda kësaj shkronje le të ndjekim emërtimet terminologjike të bimës “**Akacia**”.

**Terma dyfjalësh latinisht, me përgjegjësit e tyre analogë ose edhe njëfjalësh në gjuhën shqipe**

- *Acacia*, akacia
- *Acacia albizzia*, *Acacia julibrissim*, *Acacia mollis* — lulja e palloit
- *Acacia aneura , akacia shkurre*
- *Acacia arabica, akacia e Arabisë* (mbiemrin “arabica” të latinishtes, autori e kthen në emër të rasës gjinore (E**2**)
- *Acacia cavenia, mimoza romake*
- *Acacia caracea, akacia degëgjatë*
- *Acacia cultriformis, akacia gjethebrisk*
- *Acacia dealbala*, *Acacia decurrens dealbata* — mimoza
- *Acacia decurrens*, akacia e blertë
- *Akacia farnesiana*, mimoza e verdhë
- *Akacia harpophylla*, acacia gjetheharpë
- *Acacia homalophylla*, akacia gjethedhertë
- *Acacia koa*, koa
- *Acacia longifolia*, akacia gjethegjatë
- *Acacia melanoxylon*, akacia e zezë
- *Acacia paradoxa*, gjembi i kangurit
- *Acacia pendula*, akacia e varur
- *Acacia podalyriifolia*, akacia e argjendtë
- *Acacia pseudorobinia*, akacia
- *Acacia pycnantha*, akacia e artë
- *Acacia saligna*, akacia shelgore
- *Acacia sophorae*, akacia bregdetare
- *Acacia verticillata*, akacia qerthullore

Në vijim, të shohim si është sjellë në Fjalor problemi i shtruar tek shkronja “**A**”*[467] e cila ka aq shumë modele krahasimi midis dy gjuhëve, nisur nga germa “B” e vazhdim:

“**B**”

Edhe te kjo shkronjë, fjalësi terminologjik vjen me larmi dhe pasur jo të zakonshme, sipas raportit të emërtimeve mes latinishtes e shqipes.

**Terma njëfjalësh latinisht/njëfjalësh shqip**:

*Balaena*, balena
*Bellevalia*, zymbyli
*Blennius*, jargësi
*Bos*, lopa
*Botrytis*, lulelakra
*Brassica*, lakra
*Bromus*, bilba
*Bungarus*, kraiti
*Brachiosaurus*, brakiosauri
*Branchiostoma*, heshtaku
*Brontosaurus*, brontozauri
*Babyrousa*, babirusa
*Botrytis*, lulelakra

**Terma njëfjalësh latinisht/dyfjalësh shqip**:

Kjo dukuri rrjedh nga fakti se, në qoftë që semantikisht, termi në latinisht e përfshin termin në të gjitha cilësitë e tij, për t’u dalluar nga të tjerët, në shqip kjo vjen e pamundur:

*Baccinum*, kërmilli i detit
*Basella*, spinaqi indian
*Bilharzia*, krimbi i gjakut
*Bombus*, brumbulli zukatës
*Bomycillidae*, mizakapësit e mëndafshit
*Bovista*, kërpudha takije
*Brachiopoda*, guska fener
*Brachychiton*, druri shishe
*Buphagus*, pikthi i qeve
*Belontidae*, peshku i labirintit
*Bertholletia*, gështenja e Brazilit

**Terma dyfjalësh latinisht/njëfjalësh në shqip**:

Le të shohim si qëndron gjendja e krahasimit midis dy gjuhëve, me raportin e anasjellë të mësipërm, përsëri brenda shkronjës më poshtë:

“**B**”

*Barbarea vulgaris*, purthiderthi

*__Kjo shkronjë përfshin gjithsej 30 faqe me terma latinisht__.

*Barbus barbus,* mustaku
*Barbus graecus,* marica
*Barbus meridionalis,* buzaku
*Bartizia tricsaga,* shkorja
*Beartschium alpine,*shkorja
*Beckmannia ceuciformis,* bekmania
*Begonia evansiana,* begonia
*Bellis perennis, luleshqerra*
*Belone belone* — gjilpëra
*Belone acus* — gjilpëra
*Beta vulgaris,* pazia
*Betunica vulgaris,* arusha
*Betula verrucosa,* mështekna
*Bictiscus betulae,* cigartori
*Bidens cenua,* dydhëmbëshi
*Bigonia catalpa,* katalpa
*Bognonia chinensis,* pizga
*Bistorta major,* shalakuqi
*Bistorta vivipara,* kërcmalla
*Blechnum spicant*, brinorja
*Biota orientalis,* tuja
*Blennius ocellaris,* barburiqi
*Boletus aereus*, arapja
*Boletus edulis,* pankushja
*Bobina oken,* lopata
*Bombus terrestris,* brumbulli
*Bombycilla garrulus,* bishtmëndafshi
*Bonassus bison*, bizoni
*Bonaveria securidaca*, qurkasi
*Boocercus euryceros*, bungoja
*Boops boops*, vopi
*Boraga officinalis,* shqja
*Borassus flabellifer*, palmira
*Bos bubalus,* bualli
*Bos gaurus,* gauri
*Bos grunniens,* jaku
*Bos indicus*, zebuja
*Bos primigenius,* urusi
*Bos taurus,* kau
*Boswellia carterii*, temjani
*Botaurus stellaris*, gakthi
*Bothrops atrox*, shigjeta
*Bothus rhombus,* bishtmëllenjëza
*Botrychium lunaria*, rreshpja
*Brachypodium silvaticum,* rudithi

*Brama brama*, pëllëmëza
*Branchiostoma lanceolatum,* amfioksi
*Brassica arvensis,* sinapi
*Brassica eruca,* rrukulli
*Brassica incana*
lakra
*Brassica oleracea*

*Brassica rapa*
rrepa
*Brassica campestris*
*Bromus mango,* mangoja
*Burgia malayi*, filania
*Bubalornis,* endësi i buallit
*Bubalis depressicornis,* anoa
*Bubo coromandus,* lorëza
*Bubo maximus*, bufi
*Bucco tamantia*, pushlori
*Bucephala clangula*, syarta
*Buceros bicornis,* sqepbriri
*Buddleia variabilis*, budleja
*Budorcas taxicolor,* takini

*Bufo bufo*
thithlopa
*Bufo vulgaris*
*Bunim alpinium,* murajza
*Burchardia umbellata*, mjelësja
*Buteo buteo,* huta
*Butomus umbellatus*, blina
*Buxus sempervirens*, bushi
*Baiomys taylori*, kocomiu
*Balaeniceps rex,* sqepholla
*Cacalia coccinea*, xhufkëza
*Callaeas cinerea*, kokakola
*Callithrix jacchus,* marmoseti
*Calendula officinalis,* verdhashka
*Callapeltis aesculapi,* bolla
*Calliphora vomitoria*, dhemiza
*Calonyction album,* gashtalli

**Terma bimësh e kafshësh dyfjalësh në latinisht, me përgjegjësit e tyre dyfjalësh në gjuhën shqipe**

*Babax waddelli*, babaxi gjigant

*Babiana picata*
*Bibiana reflexa* → rrënja e babuinit

*Baccharis halimifolia,* pulithi shkurror

*Baccharis piluralis*
*Baccharis consanguinea* → pulithi i shkurtër

*Baccharis viminea*
*Baccharis glutinosa*
*Baccharis salicifolia* → *pulithi thupror*

*Beroe cucumis*, kësula e detit
*Baccillus rossii,* kandrra degëz
*Balena glacialis,* balena e akullnajave
*Balena mysticetus,* balena fletëbrirtë
*Balaenoptera acutorostrata,* balena sqephollë
*Balaenoptera borealis,* balena e vogël
*Balaenoptera musculus,* balena e kaltër
*Balaenoptera physalis,* balena me pendë

Ose termi “**bambusa**”(bambuja), ka një përputhje shumë të gjerë me përgjegjësit në gjuhën shqipe, siç do ta shohim më poshtë:

| **Bambusa** | **bambuja** |
|---|---|
| *angulata,* | *katërkëndëshe* |
| *angustifolia* | *gjethengushtë* |
| *argentea* | *argjendtë* |
| *multiplex* | *argjendtë* |
| *glauescens* | *argjendtë* |
| *arindinacea* | - |
| *vulgaris* | - |
| *aurea* | *e artë* |
| *edulis* | *e ngrënshme* |
| *fastuosa* | *e përpjetë* |



Siç mund të dallohet edhe në skemën sipër, termi dyfjalësh “Bambusa argentea” ka si përgjegjëse në shqip vetëm termin dyfjalësh “bambuja e argjendtë”, duke i mbuluar 5 termat latine, të cilat, me siguri që kanë veçoritë e holla ndarëse midis tyre.
Ky krahasim mund të bëhet edhe me 3 termat shqipe më sipër, të cilat mbulojnë nga dy apo edhe tre terma latine. Shpesh në gjuhën latine jepet një specie, si emërtim fillestar i saj në botën shtazore, por me kalimin e viteve apo edhe shekujve, koncepti terminologjik vjen e zgjerohet me përcaktime të tjera, siç mund të jetë “Blennius” – “jargësi”, për të cilin Fjalori i Xh.Lloshit përmban këto

variante, me përgjegjëset shqip, por autori ka pëlqyer që nga termi “jargës-i”, të kalojë në termin më të njohur në popull “barburiq”:

- *Blennius basilicus* ................*emri “*.përputhet*”*
- *Blennius fluviatilus* ................*emri* “përputhet*”*
- *Blennius ocellaris* ............*emri* “nuk përputhet”
- *Blennius pholis* .....emri “nuk përputhet “

▪ *barburiqi i barit*
▪ *barburiqi i lumit*
▪ *barburiqi*
▪ *barburiqi i gjatë*

Ndryshe, në përqasje me termat latinë, qëndron emërtimi “Bos” – “lopa”, dhënë gjuhën latine me dyfjalësha, por përgjegjëset shqip janë ose vetëm me një fjalë, ose me dyfjalëshe, kurse pjesa e dytë e termit ka këto përputhje a mospërputhje sipas fjalorit latinisht-latinisht:

| | |
|---|---|
| *Bos bubalus* | nga bubalus,-i, em., buall fq.130; fig.: punëmadh. |
| *Bos gaurus* | nga Gaurus,i, mal i krahinës se Kampanies fq.531. |
| *Bos gaurus fontalis* | nga fontalis,e, mb, ( di sorgente) i burimit, fq. 502. |
| *Bos grunniens* | nga *grunniens*, is, mb, hungërues,fq.546 ( fig.). |
| *Bos indicus* | nga inducus,-a,-um, mb., indian,fq.625. |
| *Bos mutus* | nga mutus,-a,-um, mb., i heshtur, fq.816. |
| *Bos primigenius* | nga primigenius,-a,-um,mb, primitiv,fq.1006. |
| *Bos taurus* | nga taurus,i, em., kau, fq.1812. |

Në mjaft raste termat latinë jepen me emra të rasës gjinore, por edhe me mbiemra, pasi të dyja këto njësi leksiko-gramatikore shërbejnë në gjuhë si caktuesorë të kokës sintagmatike; kështu gjejmë ndërtime të tilla, si për termat: *Bromus* (bilba), *Bubalos arnea* (bualli i ujit), *Calidris alba* (gjelëza e rërës), *Calandra granaria* (miza e grurit) e të tjera.
Në terminologjinë latine, interesantë dalin disa terma që përfshijnë jo vetëm një specie për kohën tonë, por edhe më tepër; gjë që tregon se njohja njerëzore ka ardhur duke u thelluar e zgjeruar përgjatë shekujve; kështu mund të sjellim modelin e termit “Canis”, ku futen disa kafshë, si: *ujku*, *qeni*, *çakalli* dhe *dhelpra*.

*Canis adustus* çakalli me vija, adustus-brucciato- i pëercëlluar
*Canis aureus* çakalli, aureus-prej ari, i artë ( fig.).
*Canis dingo*
qeni dingo, familiaris- këtu: shtëpie
*Canis lupus familiaris dingo*
*Canis familiaris*
qeni
*Canis lupus familiaris*
*Canis latrans*, kojoti, latrans-latro-lehës, qen që leh, qen roje.
*Canis lupus*, ujku
*Canis lupus niger*, ujku i kuqërremë, niger-i zi
*Canis mesomelas*, çakalli i zi, mesomelas- kompozitë gr.: meso+melas, i zi; gjysëm i zi.

*Canis rufus*, ujku i kuq, rufus- i kuq
*Canis sinensis*, çakalli etiopian
*Canis vulpes*, dhelpra, vulpes-dhelpër

Jo rrallë, në termat latinë të Fjalorit dalin të përcaktuar, përndryshe kanë si fjalë të dytë përcaktuese vetëm mbiemra të nyjshëm apo të panyjshëm, siç kemi ndeshur rastin e termit "Clematis", "kulpër-i"[468]

*Clematis flammula* **- flammula,-ae,** kulpër e butë*fq.493*
*Clematis columbiana – columbiana-e kolumbisë*
*Clematis lingusticifolia.........*
*Clematis trifoliata-trigjethëshe, me tri gjethe*
*Clematis vitalba,vitalba-kompozit: vita+alba- jetëbardhë ( fig.)*
*Clematis viticella, viticella- me prapashtesë zvogëluese- ella.*
*Clematis caspica, caspica- e Kaspikut*
Në terma të tjerë emërtimet përbëhen me një shumësi kategorish: emra në gjinore (**E2**), me mbiemra të nyjshëm, me mbiemra të panyjshëm, siç është termi "*Corvus*" – "korbi":

| | | |
|---|---|---|
| *Corvus corax,* | korbi | korbi corax,-acis, corvo, uccello 252 |
| *Corvus albicollis,* | korbi qafëbardhë | korbi qafëbardhë albus,-a,-um,mb., i\e bardhw; collum,- i, em., qafw |
| *Corvus albus,* | korbi laraman | korbi laraman albus,-a,-um,mb., i\e bardhw; |
| *Corvus bennetti,* | korbi i vogël | -- |
| *Corvus brachyrhynchos,* | korbi amerikan | nuk përputhet |
| *Corvus caryocatectes,* | boçethyesi | nuk përputhet |
| *Corvus cornix,* | gallofi | gallofi **cornix,-icis,** cornacchia |
| *Corvus corone cornix,* | sorra | --- |
| *Corvus corone corone,* | korbi i kërrmave | Corone- emër qyteti pranë Mesenias |
| *Corvus koronoides,* | korbi australian | -- |
| *Corvus crassirostris,* | korbi sqeptrashë | crassus- i trashë + rostrum-sqep |
| *Corvus dauricus,* | stërqoka dauriane | -- |
| *Corvus enea,* | korbi sqephollë | -- |
| *Corvus frugilegus,* | korbi sqepbardhë | nuk përputhet |
| *Corvus graculus,* | stërqoka e malit | graculus-cornacchia-brirë |
| *Corvus glandarius,* | grifsha | glamdarius-ghiandola- gjëndërore, me gjëndrra |
| *Corvus leucognaphalus,* | korbi qafëbardhë | komp. të nga gr.: leucogna+phallus= qafëbardhë |
| *Corvus levaillantii,* | korbi i xhunglës | nuk përputhet |
| *Corvus macrorhynchos,* | korbi sqepmadh | kompozitë nga gr.:macros+rhynchos |
| *Corvus monedula,* | stërqoka | monedula-laraskë, grizhë. |
| *Corvus nasicus,* | korbi kuban | nuk përputhet |



[468] Shih: **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 1954.(*Kulpër*-i, edhe *kulpër*-a, bot. (Clematis) gjini bimësh ngjitëse me lule të merme, me loze që u përngjajnë shermendëve të hardhisë...etj.)

| | | |
|---|---|---|
| *Corvus ossifragus,* | korbi i ujit | nuk përputhet |
| *Corvus splendens,* | korbi i shtëpive | spendens- lucente- i ndritshëm |
| *Corvus tasmanicus,* | korbi i pyllit | nuk përputhet |
| *Corvus tristis,* | korbi i përhimë | tristis- i trishtuar, kup. fig. |
| *Corvus validus,* | korbi sqepgjatë | nuk përputhet |
| *Corvus woodfordi,* | korbi sqepbardhë | nuk përputhet |

Për disa terma, fjalët përcaktuese dalin me kompozita determinative, si gjejmë tek termi "karota" – "karrota":
*Daucus karota sativa,*karota, karota daucum,-i, karota; sativua,-a,-um,mb., i kultivueshwm
*Daucus grandiflora,* karota lulemadhe, karota lulemadhe grandis,-e,mb., i\e madhe;Flora,-ae,em., perëndesha e luleve dhe pranverës.
*Daucus guttatus,* karota pikaloshe, guttatus,-a,-um, mb., pikalosh\e
*Daucus pumilus,* karota bregdetare, pumilus,-a,-um, mb., xhuxh\e

Për ndonjë term latinisht, si për shembull, për skajin "**Dianthus**" (karafil), jepen gjegjësit shqip: me mbiemra të nyjshëm, me mbiemra të panyjshëm, me fjalë përcaktuese habitatin ku mbin e rritet (kultivohet), por autori e ka parë të arsyeshme që, krahas termit të njohur e aq të përhapur, të sjellë në Fjalor edhe termin "përvasha", i cili, sipas profesorit Xh. Lloshi, njihet diku në hapësirën shqipfolëse:

*Dianthus caryophyllus,* karafili
*Dianthus alpines,* karafili i alpeve
*Dianthus armeria*
*Dianthus superbus* — karafili i egër
*Dianthus wimmeri*
*Dianthus barbatus,* lulebukuri
*Dianthus carthusianorum,* lulja dallëndyshe
*Dianthus chinensis*
— karafili kinez
*Dianthus sinensis*
*Dianthus gracilis,* karafili i hajthëm
*Dianthus caesius*
*Dianthus caespitosus* — karafili i Çedarit
*Dianthus glaucus*
*Dianthus gratianopolitanus*
*Dianthus integer,* përvasha e gurit
*Dianthus microlepis,* karafili i vogël
*Dianthus petraeus,* karafili i gurit
*Dianthus plumarius,* karafili pupëlor
*Dianthus scardicus,* karafili i Sharrit
*Dianthus sylvestris,* përvasha e egër

Mospërputhje semantike gjejmë edhe në disa terma, si te skaji “**Iris clematis**” – “shaptorja”, ku gjejmë, bie fjala, emërtimin “***Iris sisyrinchium***” (arra spanjolle), për të cilën Fjalori përmban 17 specie, kur me një term të vetëm jepet vetëm “**Iris –** shpatorja e larme), në ndonjë emërtim nuk del fare pjesa e dytë e sintagmës term, si tek “**Iris germanica**” **–** shpatorja; ashtu si përbërësi i dytë i sintagmës nuk pasqyrohet aspak në termin dyfjalësh te speciet:

“*Iris ensata*”
shpatorja japoneze
“*iris lactea*”

Po te ky term, ndeshim edhe merëtimet me 4 skaje, por që përbërësi i dytë i sintagmës del vetëm një herë:

*Iris* ***californica***
*Iris macrosiphon*
shpatorja e Kalifronisë
*Iris amabilis*
*Iris elata*

Le të shohim rastet e mospërputhjes (mospërkimet) semantike të këtij termi në Fjalor:

*Iris foetidissima*, shpatorja e egër
*Iris gemaniaca*
shpatorja e bardhë
*Iris florentina*
Iris missouriensis, shpatorja e Misurit
*Iris pallida*, shpatorja e zbehtë
*Iris pseudacorus*, badra e ujit
*Iris pumila*, shpatorja xhuxhë
*Iris jetosa*, shpatorja kreshtake
*Iris tectorum*, shpatorja e pullazeve
*Iris versicolor*
shpatorja e larme
*Iris caroliniana*



Problemi i mësipërm: i mospërfshirjes semantike të një termi në një gjuhë (këtu: latinisht), tek një gjuhë tjetër (këtu: shqip), sipas gjuhëtarit italian Tullio De Mauro, lidhet me konceptin e ***potencës*** dhe *impotencës semantike***.**[469] Ai shkruan: “*Chiamiamo potenca semantika di un codice il numero di significati che esso sa distinguere entro il suo campo neotica.”*[470] Më tej, gjuhëtari i shquar modern bashkëkohor italian e shtjellon këtë nocion të potencës në disa përcaktime. Një gjuhë (ligjërim), sipas tij, që është në gjendje të përfshijë të gjithë shënjuesit e një tjetri ligjërim është ***equipotent****.*

[469] De Mauro, Tullio, **Lezioni di linguistica teorica**, GLF Editori Laterza, Bari 2008, p. 130.
[470] Po ai, po aty, f. 130. (Quajmë potencë semantike të një kodi emrin e kuptimeve që ai di të dallojë brenda fushës së tij të vështrimit).

Në qoftë se një ligjërim është në atë gradë sa të përmbajë shënjuesit e një tjetri, por edhe të përshkruajë sintaksën dhe strukturën, ai është më tepër se equipotent, d.m.th., është **më potent**. “Un linguaggio che è in grado di essere più potente di un altro ne è metalinguaggio, e l’altro linguaggio ne è il **linguaggio oggetto**.”[471]

**Eufemizmat në gjuhën latine**

Kur ndoqëm termat e shprehura me eufemizma në Fjalorin e prof.Xhevat Lloshit, nuk u zgjeruam të tregojmë se në gjuhësinë shqiptare, ndihmesën e parë në lëvrimin e kësaj fushe e ka dhënë gjuhëtari e albanologu Eqrem Çabej, qysh në vitet e para pas Luftës së Dytë Botërore. Shkrimi hulumtues i autorit tonë është botuar në përmbledhjen “Studime gjuhësore IV”,[472] marrë nga Buletini i Institutit të Shkencave, Tiranë, 1949, f. 72-84. Autori zë fill me shpjegimin se *eufemizmat që përdoren në gjuhët popullore paraqesin një interes të veçantë si për linguistin ashtu dhe për etnografin, ato janë si të thuash ura që të shpie nga gjuha në folklor*.[473] Ai pohon se dukuria e eufemizmave është i përhapur në të gjitha gjuhët ballkanike; eufemizmat janë pjesë e të folurit figurativ dhe ato qëndrojnë në atë që një frymor, send, një koncept, një figurë e besimit popullor, një sëmundje etj., në disa rrethana evitohet të quhet me emrin që ka, dhe ky emër zëvendësohet me një emër tjetër, i cili të thuash se mbulon atë të parin. Një nga arsyet e një veprimi të tillë, shkruan albanologu ynë, është frika, po dhe të tjerë faktorë si turpi, frika se mos lëndojmë ndjenjat e tjetrit ose zakonet e mira të shoqërisë, e të tjera si këto janë shtysat që pjellin eufemizmat në një gjuhë. Çabej vazhdon shkrimin dukje sjellë shembuj eufemizmash nga kafshë (ujku – bisha), si për shembull, në Pukë; pastaj kalon tek popujt sllavë që përdorin, bie fjala, termin *medved* (mjaltëngrënës) për ariun. Edhe në gjuhët e lashta indoevropiane, pohon gjuhëtari, ka pasur eufemizma, si për *bletën* (mjaltëza), për *dhelprën* (qimekuqe), tek keltët, italikët, në Bretanjë etj.

Sa i takon shoqërisë romake, që ka përdorur latinishten si gjuhë të folur e gjuhë shkrimi, Çabej vepron me termin “nuselala”, që mbahej atëbotë për një qënie demoniake dhe prandaj nuk zihet ngojë me emrin e saj. Hahni, dijetari që e sjell shembullin e nuselalës, shkon më tej, duke treguar se te të vjetrit besohej në shndërrimin e një gruaje në nuselalë e anasjelltas, bile legjendat e lashta e lidhnin këtë me aktin e lindjes së Herkulit, nga e ëma Alkmena. Edhe për një dijetar tjetër, Eliani, gjuhëtari i madh Çabej, na tregon se ka dokumentuar që nusja e lalës ka qenë njeri, bënte magji, helmonte dhe ishte e pafrë në dashuri të palejuar dhe inati i hyjnisë Hakate e shndroi në shtazë dashakeqe**.**[474] Po kështu trajtohet edhe termi *bullari* (ora e shtëpisë). Në gjuhët popullore, mësojmë nga Çabejj, se gjenerohen fjalë e terma eufemistikë nga sëmundjet, nga figurat e besimeve popullore, doket e zakonet.

Edhe një gjuhëtar tjetër, i një brezi më të ri, do rreshtuar edhe ai, për një vend të caktuar në trajtesën tonë, sepse, përveç librit të vetëm monografik të autorëve Osmani e Pepa, lidhur me këtë dukuri gjuhësore, në literaturën tonë, ka dhënë një ndihmesë edhe prof.Gjovalin Shkurtaj, tek vepra e njohur “**Etnografi e të folurit të shqipes**”.[475] Në vargun e zërave që rreshton Gj.Shkurtaj, në interesimin tonë, vjen pasqyrimi në një masë të caktuar edhe i eufemizmave, si emërtime a terma për kafshët që, në gjuhën tonë e në krahina të Shqipërisë, thirren me eufemizma, si: kuçedra – nana e pusit, gjarpri, -toksi, nepërka- pullalia, bleta – e bekuemja, ujku - gojëmsheluni, dhelpra-

---

[471] Po ai, po aty, f. 132.

[472] Çabej, Eqrem, **Studime gjuhësore IV**, Rilindja, redaksia e botimeve Prishtinë, 1977.

[473] Eqrem Çabej, Studime gjuhësore IV, Rilindja, redaksia e botimeve, Prishtinë, 1977, f. 17.

[474] Po ai, po aty, f. 19.

[475] Shkurtaj, Gjovalin, **Etnografi e të folurit të shqipes**, Shtëpia Botuese e Librit Universitar, Tiranë, 2004, f. 257 – 266.

dredhushja, bukula, -bukurija e mive, lepuri -veshmadhi, kukuvajka-kukumjaçe, qoku- zogu që sjell zi, rosa e egër-bishtgërshërë, gomari - veshgjati, e të tjera për sëmundjet dhe veprimi të shumimit të shtazëve.**[476]**

Pa u ndalur në etimologjinë e fjalës, pasi atë e kemi kaluar në sythin përkatës ku disa eufemizma nga Fjalori i Xh.Lloshit, i kemi parë si terma a emërtime bimësh e kafshësh, të përfshira në vepër prej autorit tonë, veçse kalimthi po përmendim se shpjegime për prejardhjen gjejmë në Fjalorin e studiuesit kosovar Mikel Ndreca:**[477]**

> **Eufemizëm/-zmi**, m. gr. *mirë + flas me zbutje: janë fjalë ose shprehje që përdoret në vend të një fjale a shprehjeje tjetër, të cilën nuk duhet ose nuk duam ta zëmë në gojë, fjalë a shprehje e butë a e zbutur; për shembull: "ndërroj jetë", për "vdiq"; "brinoç" për "djalli" etj.*

Po kështu, në një fjalor të huaj, në Fjalorin etimologjik të gjuhës italiane, ku lexojmë:

> **Eufemísmo** *s.m.* dal greco *euphemismós* (= di buon auspicio), da *euphemizesthai* (= ugare bune parole); cof. *anche* **éu-** significato in *linguistica, figura retorica, mediante la quale si sostituiscono alcune parole ad altre per convenienza o per decenza.*[478]

Shpjegimi ynë, për të dalë tek dukuria e eufemizmave në gjuhën latine, mendoj se duhet nisur, ***së pari***, nga fakti se qytetërimi romak ka qenë qytetërim e kulturë urbane e ngulitur, jo qytetërim e kulturë e barinjve apo e fiseve a tribuve nomade. ***E dyta***, gjuha latine, në mbarë kulturën botërore (edhe gjuhësinë njëkohësisht) është në bazë të terminologjisë shkencore, sepse mbi atë gjuhë janë ndërtuar termat e shumë fushave të dijes. ***Së treti***, eufemizmat mis popujve dhe kulturave të tyre, nuk janë as të njëjta, as të afërta. Për shembull, nuk mund të pretendojmë që në gjuhën latine të kërkojmë eufemizmin "gojëlidhur" për ujkun, sepse ky term emërtues u përket popujve blegtorë në periudhën e formimit të fiseve a tribuve.

Gjuhëtari italian *Stefano Telve* në veprën e kohëve të fundit "**L'italiano: frasi e testo**",**[479]** kur shkruan lidhur me figurat retorike, kalon menjëherë tek shprehjet eufemistike. Ai thekson:

"Un mezzo retorico chiaramente allusivo è ad esempio la reticenza, che si ha quando si lascia voluntamente a metà l'espressione del pensiero. Ě una risorsa molto usata nel linguaggio pubblicitario (ammicante, allusivo) e comporta un particolare impegno interpretativo da parte del destinatario, perché equivale a una chiamata di coresponsabilità nel completamento e nell'attivazione del messaggio. Altre figure retoriche attenuative sono la *litote* (dire una cosa negando il suo contrario: *Non è un genio.* 'È una persona poco intelligente*', La tua idea non mi dispiace affatto* 'Condivido la tua idea'), *la perifrasi* (dire una cosa con più parole, come accade in molti **eufemizmi**: *diversamente abile 'handicappato'* (e l'uso spersonalizzato del pronome personale (plurale di modestia*: **noi*** invece di ***io).*** **[480]**



---

**[476]** Po ai, po aty, f. 261 – 263.
**[477]** Ndreca, Mikel **Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja**, Rilindja. Redaksia e botimeve, Prishtinë, 2986/2000.
**[478]** **Dizionario etimologica**, Rusconi Libri (In un pratico, il nuovo dizionario etimologico è lo strumento indispensabile per studenti, ricercatori o semplici appasionati alla ricerca delle origini e del corretto uso della lingua italiana, Genova, 2009.
**[479]** Telve, Stefano, "**L'italiano: frasi e testo**", Nuova edizione, Carocci editore, Bussole, Roma, 2013, f. 41.
**[480]** Po ai, po aty, f. 41.

Sipas fjalorëve të shumtë italisht-latinisht dhe latinisht-italisht, që posedojmë a me të cilët jemi njohur gjatë studimeve të larta apo edhe në programin e gjimnazit shtetëror në Itali,  themi me bindje se eufemizmat në gjuhën latine, më së shumti gjenden në lëmë të proverbave, maximave dhe thënieve historike nga njerëz të shquar, si filozofë, shtetarë dhe gjeni ushtarake. Është fjala këtu për shprehje a mënyra së thëni përgjatë shekujve apo edhe sot e kësaj dite në ligjërimin e folur, por edhe në atë të shkruar. Për shembull, nëse flitet gjatë një ligjërate për një rrezik që po afrohet dhe është aq i sigurt, bie fjala, për një sulm kufitar midis shteteve apo ndaj një situate kur pritet një sulm nga deti, na vjen ndër mend thënia e lashtë latine "Hanibal ante portas"; e cila evokon thirrjen dëshpëruese të romakëve në kohën kur udhëheqësi i Kartagjenës, Hanibali, pas betejës së Kanës, me një fitore madhështore mbi legjionet romake, arriti gjer në muret e Romës. Veçse në përdorimin e maximave a thënieve të tilla, duhet pasur kujdes, që të vihen në kontekstin e duhur e të përshtatshëm, përndryshe ato kthehen në burim humori dhe e zhveshin oratorin nga kultura. Nëse një politikan në ditët e sotme e merr fjalën me pathos e përshkruan rrezikun e një përmbytjeje nga shkaku i hapjes së portave të Drinit, pranë HC-ve mbi të, dhe përdor  "Hanibal ante portas", situata vjen e bëhet qesharake dhe zbulon vanitetin e tij. Ali Jashari, autor i veprës "**Fjalor me shprehje të huazuara në gjuhën shqipe",** ka dhënë me vend dy përdorime të një maxime latine të njohur e të përdorur gjatë gjithë historisë njerëzore, që nga koha kur e krijoi shkrimtari romak Vegeci, në prologun e veprës "De Re Militari": "*Qui desiderat pacem, preparat bellum*"[481] – nëse dikush dëshiron paqen, le të përgatitet për luftë. Kjo në kohën e romakëve (por edhe sot ka kuptimin që paqja nuk është kurrë e sigurt pa mbrojtjen e bajonetave. Ja çfarë shkruante në deklarimin e tij Anton Harapi, në vitet e Luftës së Dytë Botërore:

> "Veçse, posë paqes botore të jashtme, do të shikojmë me e majtë sidomos paqen gjytetse të mrenshme: ky do të jetë kauzi ma i madhi, jo vetëm i atyne, qi kanë frenin e shtetit në dorë, por edhe i secilit shqyptar, qi don Shqypnin, se pat thanë aj i moçmi: *Si vis pacem, para bellum*."[482]
> Ndërsa përdorimi tjetër, cituar sipas Leninit, *në vend të marrëdhënieve personale të shkëlqyera filluan marrëdhëniet e thata të punës, të bazuara në llogarinë e përhershme, sipas formulës: si vis pacem, para bellum*[483] - duket se del i pavend, pasi marrëdhëniet shoqërore midis njerëzve e grupeve sociale, nuk arrijnë deri në ndeshje lufte!

Ose nga Virgjili: "**Sunt lacrymae rerum**"- një shprehje e marrë nga Eneida (I, 462) *Sunt lacrymae rerum, et mentem mortalia tangunt* – ka lotë në jetë dhe vuajtjet njerëzore e mjerojnë mendjen. (Janë fjalët e Eneas për Akantin besnik). Eufemizmi këtu ndërtohet jo për një emër konkret, siç shkruan Virgjili, por mbi abstraksion, që qëndron tek leksemat "vuajtje", "mjerojnë", " mendje". Gjithë maxima ka kuptimin: punët shkatojnë lot, rruga e botës është tragjikisht e pashmangshme; shprehja përdoret për të thënë se gjërat jofrymore duket se mëshirojnë dhembjet e njeriut; duket se qajnë për fatin e keq.
Eufemizmat lidhen me fushën e etnografisë, folklorit, nga bota bimore, shtazore, nga mitologjia, besimet fetare, sëmundjet, për lindjen, vdekjen, etj. Por një pjesë e madhe e eufemizmave në gjuhët moderne, në kohët tona, dalin sigurisht nga marrëdhëniet në shoqëri, nga marrëdhëniet e njerëzve me njëri-tjetrin, deri edhe me dukurit të motit.[484] Jo të gjithë këta tregues dalin në përbërje të

[481] Jashari, Ali, **Fjalë e shprehje të huazuara në gjuhën shqipe**, Botimet Dudaj, Korçë, 2007, f. 353.
[482] Po ai, po aty, f. 353.
[483] Po ai, po aty, f. 353.
[484] Osmani, T.& Pepa, S., **Tabu dhe eufemizma në gjuhën shqipe**, Shkodër, 2000, f. 45.

eufemizmave në gjuhët greke e latine, gjuhë të vdekura prej shekujsh. Siç edhe u theksua më lart, dukuria e eufemizmave në latinisht është krejt e veçantë e ka tri burime:

**A.** Nga proverbat e mbetura edhe sot në kulturën botërore.
**B.** Nga thëniet e spikatura prej njerëzve të shquar në histori.
**C.** Nga maximat, që përbëjnë thënie universale.

Baza e eufemizmave në gjuhën latine janë metaforat, ndërrimi i kuptimit të parë; bie fjala, sintagma "***casus belli***", që vjen nga shprehja romake në rastet kur ka apo ngrihet një "shkak për lufte"midis dy shteteve; por në situata të tjera, për shembull, në aktin gjuhësor të një polemike të ashpër, që kalon deri në nxehje a zënie fizike; njëri prej protagonistëve mund të përdorë se argumenti i ngritur nuk duhet të bëhet një "***casus belli***", mbasi ata ishin edhe shokë a ortakë midis tyre!
Theksohet se roli i eufemizmave nuk del në dukje kur ato përdoren të veçuara; sidomos ato e ngrenë rrafshin e ligjëratës apo të oratorisë kur vihen në tekste të plota ligjërimore. Po sjellim një pasazh të shkurtë nga libra të Liceut Klasik italian, hartuar prej një maturanti që ka në programin studimor edhe gjuhët greke e latine. Bëhet fjalë për hartimin e shkurtër ese, dhe reagimin e fortë të një shkollari, i cili, sipas tij, nuk kishte marrë notë të merituar:

> "Zotëri, s'ka rrugë tjetër për të plotësuar atë "diçka" që kërkohet si një ***Actus reus;***[485] po, po, kështu le ta quajmë, sepse eseja është realizuar ***Ad unguem***[486] për një nxënës si unë!!! Fundi, ***Age quod agis***,[487]zoti mësues, në mos qoftë e papritura që ***Alea iacta est***[488] dhe më vjen keq, sepse, pa asnjë lloj debati dikush (disa) po veprojnë të kapur mbas një ***Arcades ambo***[489]! Në fund të fundit, i nderuar mësuesi im, për vlerësimin e esesë sime po mendoj se po përdoret një ***Argumentum ad hominem***,[490] pa asnjë arsye e objektivitet! Për këtë unë besoj tek ***Audentes fortuna juvat***,[491] sepse ***Caeca invidia est***,[492] siç thoshte historian Tit Livi!!! Megjithatë, si nxënës, mua më duhet të bindem ashtu si bën thirrje fjala "***Iurare in verbo magistri***![493] "

Natyrisht, denduria e këtyre eufemizmave më sipër është bërë për qëllime mësimore e didaktike, në rastin e liceistit tonë, për ta vlerësuar atë me notën më të lartë, lidhur me aftësinë e këtij përdorimi, në një si garë apo test metodik.
Veçse, ajo që duhet thënë në kësi rastesh, sjellja në tekst apo në fjalimet oratorike, e eufemizmave si këto, ka vlerë për auditore special e të kulturuara.
Gjithashtu, është për t'u vënë në dukje se maxima e thënie latine, kthehen në eufemizma sidomos kur përdoren në gjuhët e tjera, fjala vjen, në gjuhët e sotme moderne, sepse kuptimi i tyre nuk del drejtpërdrejt, por i zbutur, ashtu siç është edhe përcaktimi apo përkufizimi i vetë eufemizmave që dhamë më lart. Për shembull, nëse jemi duke analizuar një veprim jo të bërë apo të planizuar mbarë



---

[485] *një veprim i pafajshëm, një veprim me pasoja, i cili përbën edhe faj.
[486] *deri në perfeksion, kur i shkohet një çështjeje deri në fund.
[487] *bëj atë që mund të bësh.
[488] *vendimi tashmë u mor; shprehje e marrë nga Cezari për një vendim që nuk mund të kthehet mbrapsht.
[489] *shprehje ironike, kur dy njerëz, gjatë një debati, thonë të njëjtën gjë, edhe pse e interpretojnë ndryshe.
[490] *një argument kundër njeriut, argument që jepet me tendencë.
[491] *fati ndihmon ata që guxojnë.
[492] *zilia është e verbër (Tit Livi), njerëzit ziliqarë nuk kontrollojnë veprimet e tyre.
[493] *të betohesh në fjalët e mësuesit; në Greqinë e Romën e lashtë fjalët e mësuesit (mjeshtrit) ishin të padiskutueshme.

prej dikujt, mund themi maximen eufemistike “***Cerebrum non habet”,***[494] që ka kuptimin se aksionit i mungon truri dhe që është një shprehje e përdorur nga fabulisti i madh grek Fedri, vënë në gojën e dhelprës, e cila pat gjetur një maskë dhe, e mrekulluar nga ajo, tha: “E bukur, por pa tru.” Por do të ishte një fyerje a mungesë e rëndë etike, nëse “***Cerebrum non habet***” e përdor dikush para një zonje të bukur, kur ajo nuk ka sukses në një punë të sajën! Jo rrallë, edhe brenda një fraze, që vihet në mes apo në përmbyllje të një rrëfimi, bisede a argumentimi të mbrapsht, polemisti mund të vërë në përdorim maximen eufemistike, të zbutur “***In vino veritas***”[495] **–** tek vera është e vërteta ose me kuptimin “Çka ka barku e nxjerr bardhaku”- në vend që t’i drejtohet dikujt “Ç’flet marrina! Je dehur e bërë tapë e s’di çfarë thua! Mbylle gojën, pijanec.” Në popull thuhet në kësi rastesh “Pi verë, mos pi mendtë!”, që është një eufemizëm mesatarisht i zbutur a mesatarisht i ashpër.
Edhe në përdorimin e disa shprehjeve eufemistike-sintagma, duhet pasur kujdes të gjendet vendi i duhur gjatë zhvillimit të ligjëratës. Përsëri, nga Ali Jashari po përqasim dy raste, prej të cilëve njëri është jo i goditur. Fjala është për “summa summarum”, një shprehje e marrë nga vepra e Lukrecit “**Re rerum natura**, V, 361-363), e cila ka kuptimin: *thelbi i thelbit, përfundimi, caku i saqeve.* * Nëndialektet i gegërishtes, *summa summarum,* kanë pësuar “phonetic decay”-in e njohur të Maks Mullerit pakrahasueshëm më shënueshëm sesa dialektet e toskërishtes. (Selman Riza, TMA);Vepra *summa summarum* e Valentinit ka disa horizonte apo rrafshe.[496] Duket se vepra e Valentinit quhet *summa summarum*!!!



### 1. Disa shprehje eufemizma, më të goditura, në krahasim me shpjegimet që u bëhen

*Cuius regio eius et religio* – sipas vendit edhe besimi, me kuptimin që njeriu duhet t’u nënshtrohet zakoneve e rregullave të vendit ku shkon e jeton.
*Dente lupus, cornu taurus petit* – ujku sulmon me dhëmbë, demi me brirë (Oraci), në këtë botë secili mbrohet e sulmon me armët që i ka dhënë natyra.
*De te fabula narratur* – për ty flet fabula, shprehje që përdoret për të tërhequr vëmendjen dikujt, për të cilin po flitet në mënyrë figurative.
*Dum vivimus, vivamus* – përderisa jemi në jetë, na lini të jetojmë; shprehje filozofike epikuriane; çdo njeri jeton në mënyrën e tij.
*Ego sum qui sum* – jam ai që jam, shprehje që përdoret zakonisht me kuptimin se çdo njeri duhet pranuar ashtu siç është: me të mirat e të këqijat që ka.
*Eiusdem furfuris* – nga i njëjti brumë; përdoret në kuptimin negativ për dy njerëz (të këqij e me vese) që ngjajnë e veprojnë njëlloj.
*Est modus in rebus* – Çdo gjë ka një masë (Horaci); nuk mund të ndërmarrësh veprime që tejkalojnë çdo kufi.
*Ex cathedra* - që nga katedra, podiumi. Kur një njeri flet me kompetencë dhe siguri të plotë; në mënyrë ironike përdoret për njerëz që e heqin veten kompetentë dhe të sigurt për atë që thonë.
*Faciamus experimentum in corpore vili* – bëjmë eksperimente në trupin e plebeut; thënie që u kushtohej kryesisht mjekëve të cilët fitonin përvojë (eksperimentonin) duke vizituar e mjekuar persona pa vlerë.

---

[494] *i mungon truri.
[495] *te vera është e vërteta, “çfarë ka barku e qet bardhaku”.
[496] Jashari, Ali, **Fjalë e shprehje të huazuara në gjuhën shqipe**, Botimet Dudaj, Korçë, 2007, f. 356.

*Facit indignatio versum* – zemërimi bën të shpërthejnë vargjet; shprehje e përdorur për poetët që frymëzimin e tyre e gjejnë si reagim ndaj një realiteti mbytës.

***Favete linguis*** – mbani gojën; mbani qetësi (Horaci)! Në përdorimin e zakonshëm përdoret si thirrje për të mbajtur "një minutë heshtje", në nderim të të vdekurit; një minutë heshtje. Në ndonjë situatë gjuhësore a kumtimi, në gjuhën shqipe, na vjen në mendje "Pusho!", "Hesht!", "Mbylle gojën!"; në italisht është gjithashtu fyese dhe ofenduese "***Chiudi il becco***!" mbylle skepin! Edhe më e rëndë vjen në gjuhën tonë, në kësi situatash përdorimi, si: "*Mbylle shkarpën*!"- ku organi i të folurit "goja"metaforizohet në "shkarpë" – këpucë të vjetër e të shkatërruar! Edhe "***Mbylle të shkretën***"!

*Flama fumo est proxima* – flaka vjen pas tymit (Plauti); duhet bërë kujdes edhe për gjërat në dukje të parëndësishme, që papritur bëhen të rëndësishme.

*Frangar, non flectar* – më copëton, por nuk më mposht; përdoret për njerëz me karakter të fortë, që nuk përkulen lehtë e nuk heqin dorë nga parimet e tyre.

*Gladiator in arena consilium capit* – gladiatori në arenë bën planin (Seneka), ka kuptimin është tepër vonë për të bërë plane; në fushë të betejës nuk ke kohë për plane.

*Hodie mihi, cras tibi* - sot unë, nesër ti. Epitaf që vendoset nëpër varreza; shprehja përdoret zakonisht për të treguar në një moment, që sikurse unë edhe ti do të bësh të njëjtën rrugë e vështirësi për të arritur një rezultat.

*Imperium in imperio* - një shtet brenda shteti; në antikitet kishte qytetarë dhe klasa shoqërore të cilët përjashtoheshin nga ligjet e shtetit ku jetonin. Në kohën tonë merr kuptimin e privilegjeve që i krijojnë vetes një grup njerëzish, për të shkelur ligjet pa pasur pasoja.

*In silvam non ligna feras insanius* – nuk ka kuptim të sjellësh dru në pyll; me kuptimin mos ndërmerr gjëra të kota, pa kuptim.

*Lex mala, lex nulla* - një ligj i keq, nuk është ligj; shprehje nga Tomas Aquini që kërkonte përsosurinë e ligjeve për të mos i lënë shteg abuzimit me to. Injoranca e ligjit (një krim i paparashikuar në ligj), nuk fal fajtorin.

*Medice, cura te ipsum* - mjek, kuro veten! Shprehje aq e njohur që përdoret për ata njerëz që vazhdimisht flasin e korrigjojnë defektet e të tjerëve, në një kohë që i kanë ata me shumicë për veten e tyre. Nga fabulisti Fedri mësojmë se "gaforrja kritikon vazhdimisht të bijën pse ecën mbrapsht."

*Nescit vox missa reverti* – fjala që nxirret një herë nga goja nuk mund të kthehet mbrapsht; kuptimi është që përpara se të flasim duhet të mendojmë mirë ato që themi: matu para se të flasësh.

*Non omnia possumus omnes* – jo të gjithë dinë të bëjnë gjithçka (Virgjili): me kuptimin që jo të gjithë njerëzit i kanë të gjitha kapacitetet në një fushë të caktuar.

*Oleum et operam perdidi* - harxhova vajin dhe mundin; shprehje që përdoret kur të shkon dëm një punë, kur s'i merr asaj rezultatin e pritur, sado që ke shpenzuar mund, djersë e para.

*Paucis temeritas est bono, multis malo* - pak guxim është i nevojshëm, shumë është i dëmshëm. Ciceroni e shpreh këtë sentencë pak ndryshe: "Guximi u takon të rinjve dhe përmbajtja të moshuarve." Pra, jo përherë guximi të ndihmon të kapërcesh situatat, duhet edhe maturia.

*Quod fuimus lauda, si iam damnas, quod sumus* - lavdëromë për atë që isha, nëse s'të pëlqen ky që jam. Kontributi i njerëzve nuk duhet harruar, por duhet vlerësuar; nuk duhen harruar të mirat apo veprat e njerëzve që sot janë të pamundur.

*Qui habet aures audiendi, audiat* – kush ka veshë për të dëgjuar, le të dëgjojë.

*Regnare nolo, liber ut non sim mihi* - më mirë të mos mbretëroj, sesa të humbas lirinë. Është përgjigja që i jep ujku qenit, i cili gëzonte gjithë të mirat te njeriu, por që qëndronte tërë ditën i lidhur. Etj.etj.etj.

Gjuhëtarët kanë bërë studime që shumica e këtyre efumizmave janë të tilla, mbasi krahasohen me shpjegimet e tyre, për shembull, në maximen “***Si vis amari, ama***” **–** në se do që të duan, duaj (Seneka); me dashuri, mirëkuptim e mirësi fitohet zemra e të tjerëve. Shprehja përdoret në rastet kur duam t’u bëjmë vërejtje tyreve që  duan vetëm vetveten dhe eufemizmi vihet në jetë në vend të shprehjes “Ti je egoist!” “Ti s’do askënd!”

**2.  Disa me ngjyresa të veçanta në Fjalor (kontesktuale)**
Termonologët shënojnë se termat janë të zhveshura nga ngjyrimet stilistike, nuk kanë ngarkesë emfatike, me përjashtim të pak emrave të kafshëve e më pak të bimëve; kështu, në kontekste të caktuara, në situate të ndryshme të ligjërimit të shkruar apo të folur, ka raste kur edhe emërtime bimësh a nga bota shtazore, vishen me një lloj ngarkese, e cila, sa u përket kompozitave, sidomos atyre përcaktore vjen nga përbërësi që aglutinohet me gjymtyrën e dytë. Për shembull, në thjeshtëligjërimin (ky është edhe një shënim që shoqëron lemat e ndryshme nëpër fjalorët shpjegues “shqip-shqip”, bie fjala, lema “labot” në thjesht. shoqërohet me një frazeologjizëm: *u bë labot, u zverdh në fytyrë, u dobësua shumë, u tret.* Kurse kuptimi i parë është një term i fushës botanike, që shpjegohet: *barishte me kërcell të gjatë, me gjethe si të spinaqit e në ngjyrë të blertë sin ë të verdhë, që përdoret si perime.* Por këto kuptime me ngjyresa gjenden dendur nëpër kompozita, siç thamë, nga njëri prej përbërësve, për shembull, fjala “sorrë” në gjuhën shqipe, drejtuar me shaka një vajze, nënkupton një femër të dobët, fjalamanë, me shikim të keq dhe veshur jo me shije. Prej këtij ngjyrimi, marrin ngjyrim edhe kompozitat e formuara me bazë emrin “sorrë”, si:

**sorrëqoka** - stërqoka                    **sorrëshkina** (sorrë + shkina),

ku elementi II tregon gruan a femrën malazeze: emri “shkinë”-a, në hapësirën folëse të Veriut, ka përmbajtje edhe negative, por edhe pozitive. Negative se shënon një grua mashkullore, siç shkruante Fishta, për një luftëtare malaziase, që bashkë me cubat e Malit të Zi, merrte pjesë në djegien e fshatrave tona kufitare, “*dicka grua kjo mashkullore*” (Lahuta e Malcis). Por, në disa treva, emri “**shkinë**” përcakton një grua të fuqishme për punë, një burrneshë të vërtetë; ndryshe bëhet kalimi i ngjyresës kur shndërrohet në kompozitë: transmeton përshtypje keqësuese në karakterizim.
Ky aglutinim që po sjellim, mund të jetë i rastësishëm, por kompozita bazë e mbart edhe këtë karakterizim të figurshëm, d.m.th., nuk del asnjanëse.
Fusha leskikore e semantike e krijuar është kjo:




Për gjithçka themi këtu poshtë, ldhur me ngarkesën stilistike (apo siç edhe quhet markimin) e termave, fjala është kur klasa të nryshme fjalësh vijnë e përfshihen në kontekste të caktuara, nisur nga fjalia, thënia, paragrafi e më gjerë tek teksti gjuhësor, si dhe mund të vërehet nëpër minitekste a segmente thëniesh nëpër shembuj të sjellë.

Ndryshe ngjet me emrin "**sqep**"-i (skep – gegërisht), si fjalë e parme dhe e përdorur në një kontekst, jo rrallë ka kuptim pejorative e mund të vishet me ngjyresë, si në frazeologjizmin "mbylle skepin" – mbylle gojën, ose: " e ke lyer skepin" – je përzier në diçka amorale, të paligjshme, ke vjedhur etj. (Ndoshta shprehja e parë mund të jetë huazim prej italishtes "chiudi il becco" – hesht, mbyll gojen, edhe duke e fyer bashkëbiseduesin!), por asnjëra prej kompozitave që gjejmë në Fjalorin e Xh.Lloshit, nuk ka ngjyrim stilistik. Le të rreshtojmë këtu disa kompozime që ka sjellë autori i Fjalorit tonë, për të parë njëkohësisht edhe gjenerimin produktiv që kanë disa kompozita për të shprehur jo vetëm specien si përfaqësuese të botës shtazore, por edhe llojshmërinë në natyrë të tyre, si:





Asnjëri prej këtyre formimeve nuk mund të përdoret me ngjyresë në asnjë kontekst a situate gjuhësore kumtuese. Në vijim të këtij pikëshikimi, po sjellim si qëndrojnë në kumtim kompozitat me përbërës të parë emrin "**dhelpër**"(*Vulpes vulpes*, *Canis vulpes*,) i cili, siç dihet, qëndron në ballë të shumë karakterizimeve për njerëz, për dinakërinë, fshehtësinë, pasinqeritetin etj. Le të shohim, si kalon kjo ngarkesë stilistike, si ngjyresë, edhe kur përftohen kompozitat: së pari, ngjyresë marrin disa emërtime terminologjike sinonime që ka mbledhur autori në treva të ndryshme të vendit:

*bishtgjata, këmbëkuqja, kumbaresah, kumtaresha, ndrikulla, e paudha, skilja* –

Ndër këto trajta sinonime, mund të përzgjidhen here-herë, edhe si eufemizma, për shembull, në një tregim fabulistik për pulat, apo kur tregojmë para fëmijëve. Në rreshtimet që po u bëjmë emërtesave terminologjike për lloje të ndryshme të kësaj kafshe sipas habitatit, ngjyrës, a një veçorie fizike (të trupit), ngjyresa që bart termi "dhelpër" kalon edhe në disa emërtime me kompozita, ashtu si ngjet me termin zoologjik "**miu**" (Mus), si:






Fare lehtë një shkrimtar mund të përdorë (qoftë edhe me shaka), për një vajzë nga bregdeti "dhelpër deti", për një lojëtare të Bengalit që bën një fintë "dhelpër e Bengalit" etj.,[497] ashtu si një fëmije, me plot dashuri, mund t'i drejtohemi në intimitet me shprehjet që vijojnë: "mi arash, mi i bardhë, mi hundëkuq, mi kacavarës (për lojcak), mi i egër, mi gjirizi etj.etj. Edhe me termin "pëllumb" (Colomba), mund të kenë vend ngjyrimet e figurshme kur u drejtohemi të vegjëlve bukuroshë: *pëllumb i bardhë, pëllumb i egër, pëllumb i dëborës, pëllumb krahëbardhë, pëllumb qyqe* (për një djalë që nuk shfaq shkathtësi), *pëllumb kokëbardhë, pëllumb me kurorë,* etj. Edhe me termin "**harabel-i**" (*Passer domesticus, Fringilla domestic*a), që nënkupton një zog shtëpijak, të butë, të veçuar nga çerdhja, të pangrënë e që vjen nëpër dritaret tona mes bores e dimrit, mund të kalojmë ngarkesa përkëdhelëse e pozitive në karakterizim, po ashtu kur veçoritë shprehen me

[497] ASHSH,IGJL, Akademia e Shkencave dhe e Arteve të Kosovës, **Leksikografia shqipe - Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005; Hajri Shehu, në artikullin "Çështje të sintagmatikës në fjalorë të shqipes", për kësi rastesh sjell shembullin: " *"është dhelpër", për të cilin bën shënimin: "Sintaksorisht, janë në rolin e kallëzuesit emëror, ky kushtëzim sintaksor ka të bëjë me emërtime kafshësh, bimësh, sendesh etj., për të karakterizuar njerëz.*", f. 164.

përcaktues kompozita, si gjejmë tek Fjalori i Xh.Lloshit, duke nisur nga shumësia e sinonimeve, me të cilat përkëdhelen të vegjëlit 2-3-4 vjeçarë:

> arravela, lepureku, murraku, murrashi, rabeci, rabecka, spurdhiqi, spurdhjakësi, strapaci, trumcaku, vrabeci, xhixhimësi, zogu i çikave, zogu i gardhecit, zogu i kasharit, zogu i kotecit, zogu i shtëpisë.

Kurse, në atributet e këtij termi, shprehur me kompozita, vjen mundësia e përdorimit me ngarksë ngjyrimi në situata të ndryshme kumtimi, si në emërtimet e mëposhtme:




Këto përcaktime në kolonën djathtas mund të përdoren si përkëdheli për veshjet, një pjese të trupit të njeriut, apo një aftësie, si bie fjala “harabeli këngëtar”, në një situate kur midis të rriturish zë e këndon një fëmijë i talentuar.

## Përfundime

Pas mbylljes së kësaj trajtese, mund të jemi në gjendje të nxjerrim disa përfundime të punës, jo lidhur me vlerësimin e saj, sepse ajo i takon jurisë së respektuar, por ***më së pari***, për paraqitjen e anës shkencore që ngërthen vepra leksikografike e gjuhëtarit Xhevat Lloshi, si përmbyllje e një faze të ngritur në nivelet e kërkuara edhe në hapësirën evropiane, përsa i takon terminologjisë shqipe të botës së gjallë bimore e shtazore, si një dije e lashtë sa vetë njeriu.

- Vëmë në dukje dhe theksojmë që në fillim se Fjalori terminologjik i këtij gjuhëtari është një vepër me rëndësi të madhe në fushë të leksikologjisë dhe leksikografisë shqipe, pasi në të kurorëzohen të gjitha përpjekjet e specialistëve dhe dijetarëve të shquar që prej gati një shekulli, të cilët kanë punuar për këtë degë të shkencës linguistike, përndryshe për termat e florës dhe të faunës që gjenden, kultivohen dhe mbarështohen në të gjitha trevat shqipfolëse.

- ***Së dyti***, Fjalori që po paraqesim, është njëkohësisht edhe një vepër shkencore e mirëfilltë gjuhësore për arsyet e mëposhtme:

   **A.** Ballafaqon gjuhën shqipe me gjuhën latine, në një lëmë të caktuar, çka 380 vjet më parë e pati bërë leksikografi i parë i gjuhës shqipes, Frang Bardhi.
   **B.** Përveç kësaj, vepra ka rëndësi për terminologjinë e qindra e mijëra fjalëve-terma që autori i ka sjellë si kalke në gjuhën shqipe.
   **C.** Gjithë puna e Fjalorit është mbështetur në synimin për të formuar e konsoliduar një terminologji në gjuhën shqipe e të gjitha trevave shqipfolëse.
   **D.** Termat dhe emërtesat e Fjalorit vënë në dukje aftësinë, mundësinë dhe produktivitetin e mjeteve fjalëformuese të shqipes, në të gjitha rrugët e mënyrat për krijimin e fjalëve të reja, që nga ndajshtesat, paranyjëzimi, emërzimi dhe kompozimi aq i larmishëm e i pasur, sa u takon përbërësve në rastet e aglutinimit terminologjik.
   **E.** Fjalori i emrave të bimëve e të kafshëve shqip-latinsiht i Xhevat Lloshit, duke qenë një vepër e nivelit të lartë, hartuar mbi kritere të mbështetura shkencore, është njëkohësisht edhe një enciklopedi e vërtetë për termat e florës dhe faunës me ndërkombëtarizma, përndryshe një Fjalor ku specialistë të fushave përkatëse mund të këshillohen edhe për skaje të specieve e llojeve të ndryshme që gjenden në mbarë sipërfaqën e tokës.

- Në vazhdim të kësaj paraqitjeje, shpjegojmë se teza për doktoratë është arganizuar në **4** kapituj apo krerë. Në **kreun e parë** kemi ndjekur jo vetëm ngjarjet historike e kulturore ku diskutohet e vendoset për çështje të rëndësishme të gjuhës shqipe (të cilat në vendin tonë kanë tashmë shtrirjen në hapësirën e një shekulli), por edhe veprat e botuara e shkrimet për normëzimin e terminologjisë. Gjatë kërkimit shkencor për këtë problem, kemi mësuar dhe jemi bindur që për vendosjen e terminologjisë, kanë dhënë ndihmesë shumë të madhe edhe autorë tekstesh mësimore-shkollore dhe gjuhëtarë e veprimtarë të shquar të arsimit shqiptar, si: Aleksandër Xhuvani, Eqrem Çabej, Ilia Dilo Sheperi, Kostaq Cipo, Justin Rrota, Mahir Domi, Lirak Dodbiba, Anton Xanaoni, Gaspër Mikeli, Mati Logoreci, Kolë Ashta e pak të tjerë.

- Në këtë histori të terminologjisë shqipe, kemi mësuar se pas Luftës II Botërore, u krijuan institucione përkatëse për këtë degë të gjuhësisë dhe bënë emër kërkimtarë si Agron Duro, Ferdinand Leka e Hëna Pasho, të cilët hartuan dhe botuan vepra studimore të thelluara për termat

teknikë të gjuhës sonë në shumë fusha të dijes; në mënyrë të veçantë monografia e vitit 2004 e prof.Enver Hysës “**Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**”, e cila sikur risjell dhe pasuron në një rrafsh bashkëkohor veprën me b/autorë të A.Xhuvanit e E.Çabejt “**Prapashtesat në gjuhën shqipe**”, 1962.

- Në punim është synuar që kjo traditë e zhvillimeve gjuhësore në lëmë të terminologjisë të mund të lidhen dy fazat: ajo para dhe pas Luftës II Botërore, për të treguar se përfaqësuesit apo studiuesit e këtyre dy kohëve kanë pasur një kredo të përbashkët: **terminologjia shqipe për të gjitha fushat, të jetë vetëm shqipe.**

- Historiku i shkurtër i konsolidimit të skajeve teknike për shumë disiplina shkencore është një segment në ndihmë të trajtesës, por edhe si zgjerim i njohurive për titullin e tezës së paraqitur prej meje lidhur përherë me ngjyrjet jetike për shqipen dhe në nderim të atyre gjuhëtarëve e specialistëve e dijetarëve që dhanë ndihmesën e tyre në këtë lëmë.

- Gjuhëtari dhe studiuesi i njohur i Gramatologjisë shqiptare dhe i Historisë së Albanologjisë, Jup Kastrati, kur merr në analizë një broshurë prej 23 faqesh me titull *“**Oroe permii abetare shqyp**”*, publikuar më 1899 nga shoqëria “Bashkimi” e Shkodrës, tregon se kjo shoqëri kulturore brenda 9 vjetëve kishte botuar 32 libra, si dhe një fjalor, i cili, *deri me botimin e “Fjalorit” të Institutit të Shkencavet”* (1954)*, konsiderohej ndër më të mirët në leksikografinë shqiptare. Pjesa dërmuese e këtyre botimeve të shoqërisë “Bashkimi”*, theksoi Kastrati*, shquhen për një gjuhë të pastër dhe për një terminologji, relativisht të mirë dhe mjaft të njësuar, e cila vazhdoi deri më Komisinë Letrare* (1916), **[498]** përvjetori i 100-të i së cilës, u përkujtua vitin që sapo u mbyll.

- Kjo ngjarje me shumë rëndësi në historinë e planifikimit të shqipes, e cila e zhvilloi veprimtarinë e vet në Shkodër, gjatë tri vjetëve (1916 – 1918), shënon fillimin a hedhjen e bazave shkencore të përpunimit dhe kodifikimit (normëzimit) të termave në gjuhën shqipe dhe bën hapat e parë të hartimit të terminologjisë në fusha të ndryshme të dijes. Në numrin 1 – Kallënduer 1918, Vjeti I, me titull *“Laimet e Komisis Letrare Shqipe në Shkodër”,*[499] në mbledhjen e 14 frorit 1917, në vendimin nr. 3, formulohet: *“Komisija vendoi, qi hartimi i termave të çdo dege t’u vehet për barrë atyne misëve, të cilët kanë dhanë ma fort me atë degë ditunije e mbasandaj t’i paraqitet nga nji listë secilit mas qi t’a studiojë edhe mund t’api mendimin e vet në nji mbledhje të përbashkme. Nji mbledhje me randsi themelore nga ana e termavet teknike u ba me 20 të Frorit 1917 e u gjendën në këtë mbledhje Z.Z. Dr. Pekmezi, S.Peci, L.Gurakuqi, A.Paluca, Dom A.Mjedja, L.Naraçi e Aleks.Xhuvani.*

- Pas kësaj ngjarjeje historike kulturore e gjuhësore njëherësh, renditet *Kongresit Arsimuer të Lushnjes të mbajtun mbë 15. VII. 1920, ku lexohet:*
“Në mbledhje të III të mbë 16.VIII. 1920 ndën Kryesi të z. A.Xhuvanit u-bisedue përmbi skâjet teknike e u-vendos pranimi i ktyneve (shpjeguar në frëngjisht). Duhet shënuar se filologu Aleksandër Xhuvani dhe veprimtari e organizatori i madh i arsimit kombëtar, drejtues i njohur në periudha të ndryshme që nga qeveria e Vlorës, Mati Logoreci, kanë dhënë një ndihmesë aq të



---

**498** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, 15 – 21 Nëntor 1962, Tiranë 1965; f. 227. Jup Kastrati, Shoqëria “**Bashkimi**” e Shkodrës (1899).
**499** Osmani, Tomor, **Komisia Letrare Shqipe në Shkodër** (1916 – 1918), Shtëpia botuese “Camaj-Pipaj”, Shkodër, 2009, f. 255.

rëndësishme për çështje të gjuhës në këtë periudhë; i pari me rubrikën  ***Selectae*** dhe i dyti ***Nji rrezik për gjuhë***, për pastërtinë e gjuhës.

- Gjuhëtari Rrokaj ka nënvizuar se me zhvillimin e hovshëm që mori shkenca e gjuhësisë, u përpunuan koncepte të qarta teoriko-shkencore dhe me nevojën e studimit të saj në tekste të nivelit të lartë, u krijua një terminologji e pasur dhe e saktë e kësaj shkence, jo vetëm për fushat e saj themelore, por edhe për disa nënfusha të tjera në zhvillim.**[500]**

- Në artikullin e studiuesit Thanas Feka, me titull "*Vëzhgime mbi leksikun terminologjik në Fjalorin e Gjuhës shqipe*",1980, ka një tabelë f. 127 për 49 zëra të fushave të ndryshme të terminologjisë, drejtësia dhe gjuhësia, sipas autorit, vetëm në pasqyrën për 8 shkronja (**D, G, Gj, P, U, X, Xh, Y**) jepen respektivisht me nga 33 terma përkatës, kurse botanika përfaqësohet me 89 terma.**[501]** E themi këtë se shohim që në mjaft fjalorë shpjegues të disa gjuhëve të huaja të lëvruara prej kohësh, ka shumë terma gjuhësorë, gjë që e ka vënë në dukje edhe gjuhëtari Sh.Rrokaj.**[502]** Vetëm nga ky numër i revistës së Institutit të Gjuhësisë (SF), mbase mund të gjykojmë që në vend të parë ka qenë zhvillimi i terminologjisë ushtarake, siç dëshmon edhe terminologu i njohur ushtarak, Hasan Çipuri.

- Çipuri informon se me krijimin e shtetit të ri shqiptar, pas Shpalljes së Pavarësisë, nga gjuhëtarë dhe ushtarakë atdhetarë u bënë përpjekje të veçanta për krijimin e termave ushtarakë shqip. Në vijim të kësaj veprimtarie, disa autorë anonimë arritën të hartonin edhe dy fjalorë të vegjël terminologjikë dy e trigjuhësh (*Terminologji ushtarake*, Shtypshkronja "Gutenberg", Tiranë, 1932-   shqip-italisht me 73 faqe dhe *Manual bisedimi me landë ushtarake shqip – italisht - jugosllavisht,  Shtypshkronja "Mbrothësia", Tiranë, 1933- doracak me 65 faqe ).*[503]

- Përpjekje për hartimin e termave të rinj, me brumë të gjuhës sonë, janë vërejtur edhe nga Instituti i Studimeve Shqiptare, që u ngrit në Tiranë në vitin 1940. Aty, bile, u krijua edhe një komision me detyra të qarta, *përbërë nga studiuesit më eminentë të këtij institucioni*.[504] Autori shkruan se ky komision *do të zgjidhte dhe do të propozonte fjalët dhe termat shqip që do të zëvendësonin fjalët me prejardhje nga gjuhët e tjera. Ishte një problem sa i ngutshëm, por edhe delikat, pasi në sfera të ndryshme të jetës po hynin pa kriter fjalë e terma të huaj.***[505]**

- Nga kjo paraqitje, si prerje kohore mund të nxjerrim disa përfundime, të cilat dëshmojnë rrugën e krijimit e vendosjes së terminologjisë shqipe në mjaft rrafshe diturake, si:

**1.** Në rrugën e formimit të termave specialë të shqipes, është ruajtur parimi i dallimit të koncepteve "term" dhe "emërtesë", si dy koncepte të ndryshme në procesin e njohjes njerëzore, për rastin tonë, të njohjes ndërdisiplinore të dukurive të shumta, nga fonetika, fonologjia, morfologjia, semantika, sintaksa  dhe etimologjia.

---

**500** Rrokaj, Sh., **Çështje të gjuhës shqipe *2***, Shtypshkronja "Shkronjë pas Shkronje", Tiranë, 2009, f. 80.
**501** Feka,Thanas,  SF/ 1986 -2, f.119 - 131
**502** Rrokaj, Sh., **Çështje të gjuhës shqipe**, Shtëpia botuese "Shkronjë pas Shkronje", Tiranë, 2009, f.81.
**503** Çipuri, Hasan, **Studime Filologjike**, 1984/4, f. 141 (cituar sipas autorit)
**504** Osmani, Tomor, **Tradita dhe e sotmja në vështrimin gjuhësor- 3**, Shkodër, 2009, f. 211.
**505** Po aty, f. 211.

**2.** Në qoftë se çështja e shtruar këtu, shihet edhe në lidhje me shkenca të tjera gjuhësore dhe jogjuhësore, duhet pohuar se modelet e formimit të termave linguistikë të gjuhëve klasike kanë shërbyer si bazë e farkëtimit të termave tanë.

**3.** Përveç kësaj, me njohjen dhe zgjerimin e koncepteve të reja gjuhësore sipas shkollave e drejtimeve të reja, edhe në gjuhësinë shqiptare, kanë nisur të hyjnë terma të rinj, të cilët po zënë vend e përdoren në shqip, si: sememë, tagmemë, minitekst, sekuencë, tematik, iks-bar, anaforë, kataforë, në strukturën tekstuale, etj. Kjo ka ndodhur me hyrjen e disiplivae të reja në programet shkollore parauniversitare dhe universitare në sistemin shkollor shqiptar.

**4.** Në mjaft libra shkollorë të disiplinave të ndryshme, sidomos përgjatë shekullit të kaluar, janë përdorur terma dyshe, më së shumti shqip-latinisht, më pak shqip-greqisht, siç vërejmë tek albanologu Justin Rrota, Kostaq Cipo; prirje që ka ardhur duke kaluar tek termat njëgjuhësh.

**5.** Gjatë formimit dhe hartimit të terminologjisë gjuhësore në gjuhën shqipe, ka pasur kryesisht specialistë, intelektualë dhe dijetarë të fushës, si A.Xuvani, Sheperi, Rrota, Cipo, Domi, të cilët kishin kryer studime të mirëfillta filologjike dhe albanologjike në universitete evropiane me emër të njohur në të gjitha lëmenjtë e linguistikës.

**6.** Kemi vërejtur gjithashtu, se përpjekjet për termin në gjuhën shqipe, nuk kanë reshtur asnjëherë nga gjuhëtarët e specialistët tanë: nga koha në kohë e nga brezat në breza, fakt që ka bërë të krijohet një trashëgimi jo pak e pasur në fushë të termave.

**7.** Modelet e krijimit të termave gjuhësorë, në kulturën filologjike dhe leksikore shqipe, janë ndjekur në një masë të mirë edhe nga dijetarë të fushave të tjera, si në shkencat e natyrës, në shkencat ekzakte, në filozofi, sociologji, në teologji dhe kibernetikë.

**8.** Sa u takon termave gjuhësorë, vëmë në dukje se në historinë e gjuhësisë shqiptare, ka pasur dhe ka edhe në ditët e sotme, tendenca për të "krijuar" terma vetjakë, nga autorë tekstesh mësimore dhe në monografi studimore, por këta terma nuk kanë pasur jetëgjatësi e s'kanë fituar të drejtën e qytetarisë, përndryshe, të mbarë përdorimit.

**9.** Sipas njohjes sonë, mund të pohojmë se shqipja është sot ndër gjuhët e pakta evropiane që ende nuk ka Fjalor termash gjuhësorë shpjegues ndërdisiplinor, me përjashtim të dy fjalorëve të tillë, hartuar nga viti 1975 deri tek ky i fundit, 2011 – vetëm me terma në disa gjuhë, por pa shpjegimet përkatëse.

**10.** Terminologjia shqipe, jo vetëm ajo gjuhësore, por edhe në fushat ku është krijuar tashmë (në mënyrë të veçantë flora dhe fauna e Shqipërisë), dëshmon pasurinë fjalëformuese të gjuhës, aftësinë për të shprehur koncepte ndër më të vështirët, dhe mundësinë që termat vijnë e futen në përdorim edhe nga fjalët dialektore e qëndrojnë brenda standardit të normuar.



- Në planin e kulturës evropiane, duhet shënuar se historia e studimeve gjuhësore, përndryshe të diturive të kësaj fushe, lidhet me filozofët e lashtë grekë, si Platoni (1427-347) dhe Aristoteli (384-322). Paraqitja e njohurive shkencore gjatë periudhës helenistike përfshihej në nocionin e përgjithshëm të prozës; historia, për shembull, renditej bashkë me prozën letrare dhe *Aristoteli e quante të nevojshme të gjente dallimet midis prozës e poezisë; kurse termat mjekësore u krijuan në Greqinë e lashtë dhe u sollën në Romë ku mprën trajtën letrare me punën e Galenit (131-201) dhe mjekësia e mbajti latinishten si gjuhën e saj dhe pasi e braktisën degët e tjra*[506].

[506] Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, 2012, f. 200.

- Në hapësirën evropiane, në fillim e gjatë Rilindjes, njihet G.Galilei (1564-1642), që u dënua për librin "Dialogë rreth dy sistemeve të botës"; prandaj dhe humanisti me prejardhje shqiptare Leonik Tomeu (1456-1431), e ka titulluar veprën e tij "Dhjetë dialogë". Kthesën e ka dëshmuar filozofi F.Bekon (1561-1626) me thënien "Librat duhet të jenë rezultat i shkencave dhe jo shkencat rezultat i librave."**[507]** Për kulturën tonë kombëtare, themi se P.Bogdani ka qenë i pari që e ka ndier vështirësinë stilistike për t'u shprehur një një shqipe shkencore. Në parathënie të veprës së tij origjinale (1685), ai ankohej se "***gjuha jonë me dijet dvuer ene fjalët***", domethënë ai mendonte se në Shqipëri kishte pasur një shkencë dhe bashkë me rënien e saj, kishin humbur edhe termat e shkencës.

- Të gjithë këta libra studimorë nga lëmi i biologjisë janë kryesisht nga bota bimore dhe asnjëri prej tyre nuk mund të quhet fjalor i mirëfilltë, hartuar sipas ligjeve gjuhësore të leksikografisë. Ata kanë fjalë-terma në shqip e latinisht, por dalin nga rrethi i një fjalori dygjuhësh, siç është hartuar Fjalori i Xh.Lloshit; termat e sjella mund të japin lëndë fjalësi për fjalorë të ndryshëm, prandaj dhe i rreshtuam këtu. Më mirë duhet thënë se ata janë në tërësi libra tryeze, ***vademekum*** për profesionistë e specialistë, studentë dhe studiues të kësaj fushe, siç quhen.

- Në tekstin e fundit, më sipër, autorit i ka shpëtuar kujdesi për gjuhën, ka shumë fjalë të huaja dhe krijime jo të pranueshme për shqipen, si: të vrigullta, ndajgjethëzat, karpele, parete etj. Vetëm Fjalori që kemi për objekt analize gjuhësore, fjalëformuese, është një fjalor i vërtetë, i cili lë vend për hulumtime rreth një teme të marrë përsipër nga fusha e gjerë e gjuhësisë, si: termi në shqip, termi i përkthyer, termi-emërtesë, termi i shprehur me grupe fjalësh (sintagma), e të tjera sythe.

- Por një gjë duhet theksuar se, si çdo libër, edhe këta të mësipërmit, kanë lëndë gjuhësore në faqet e tyre, dhe, në një mënyrë, shfaqin edhe një gjendje gjuhe: në drejtshkrim, leksik, tregojnë të dhëna për rrafshin morfologjik të gjuhës shqipe, sistemin e gjinive, përshtatjen midis përbërësve, të gjitha këto, për kohën kur u shkruan, këtu e gjysmë shekulli më parë; gjithashtu, edhe të dhëna nga lëmi i sintaksës mund të nxjerrim prej tyre, që nga vitit 1955 e deri në ditët tona, kryesisht për stilin shkencor, në të cilin edhe janë shkruar.

- Për të kaluar në çështje teorike, shënojmë se është rastësi që, për shpjegimin e koncepteve "term" dhe "emërtesë", duhet t'i referohemi përsëri gjuhëtarit Xhevat Lloshi, autorit të këtij Fjalori themelor për deri në ditët e sotme në fushë të terminologjisë shqipe. Gjuhëtari ynë, në librin universitar "**Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika,**"**[508]** është ndalur në mënyrë të veçantë edhe te tema e terminologjisë.

- Bërthamën e leksikut shkencor e përbëjnë <u>termat</u>, të cilat ndryshojnë nga fjalët e zakonshme të gjuhës, sepse në vend të kuptimeve shënojnë nocione, edhe pse nga përmbajtja ato mund të përkojnë. Filozofia e gjuhës bën dallimin dhe ka përcaktuar se *kuptimet e fjalëve janë një përgjithësim i përvojës njerëzore dhe përcaktimi bëhet brenda sistemit gjuhësor; kurse nocionet janë rezultat i njohjes shkencore dhe përcaktohen nënsistemin e secilës disiplinë.***[509]**



---

**507** Po ai, po aty, f. 200.
**508** Lloshi, Xhevat, **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, Tiranë, 2005, f. 197 – 199.
**509** Po ai, po aty, f.197.

- Autori shpjegon se termi është fjalë ose togfjalësh, që mbështetet në një përkufizim. Përgjithësimi i arritur nga njohja shkencore e shndërron dukurinë ose sendin përkatës në objekt të pacaktuar, me të cilin veprohet në arsyetimet dhe operacionet e tjera logjike. Në mënyrë të përmbledhur:

**A.** Termi bën pjesë në një sistem logjik e që përcaktohen brenda një terminologjie;
**B.** Termat dallohen nga emërtesat, sepse shënojnë një klasë brenda një sistemi dijesh, ku ka hierarki përgjithësimi dhe klasifikimi të përmbyllur rreptësisht sipas një kriteri.

- Termat janë fjalë që priren për përpikëri; fjala shkarkohet nga shoqërimet e gjuhës së përditshme, i mbetet thelbi që vjen nga njohja e përgjithësuar njerëzore, duke përjashtuar ngjyrimet shprehëse.

- Përkufizimet dhe formulimet përbëjnë thëniet tipike të këtij stili, ose edhe stilemat e tij përfaqësuese.**[510]** Duke u kthyer në lëmin e terminologjisë së botës së kafshëve dhe të bimëve, themi se për stilin përkatës është e domosdoshme që, pas fjalës-term "**dhelpër**"**[511]**, që shpreh një kuptim, kur si term e vëmë në gojën e një personazhi në tekste narrative, bie fjala, duhet t'i shtojmë pranë edhe "*Vulpes vulpes, Canis vulpes*", ndërsa emërtimet e figurshme (në Fjalorin e Xh.Lloshit këto dalin si sinonime me zë më vete), *kumbaresha, kumtaresha, ndrikulla, e paudha* (me eufemizëm), *skilja*, *bishtgjata*, *këmbëkuqja* – por në stilin e letërsisë artistike, këto hyjnë në punë edhe për karakterizime të figurshme.

- Duke mbetur në këtë largim të shkurtë nga argumenti i shtruar këtu, le të të pohojmë se të gjitha sinonimet për fjalën-term "dhelpër" (*kumbaresha, kumtaresha, ndrikulla, e paudha, skilja, bishtgjata, këmbëkuqja),* merren si zëvendësues të një referenti sidomos në tekstet anaforike; për shembull, në fabula, mund të gjejmë:
"*E para e mori fjalën dhelpra, e cila bëri mirëseardhjen për lejlekun, pastaj kumbaresha nisi të hante me aq shpejtësi, sa për një minutë e lëpiu gjellën e shtruar në pjatë. Skilja e dinte se lejleku e kishte të pamundur të hante me sqepin e tij të gjatë. Plani i bishtgjates po funksiononte si kishte dashur ajo*..."**[512]**

- Përsëri me termin "**dhelpra**", nëse jemi mësues të biologjisë në një shkollë të mesme, pranë temës së mësimit për këtë gjitar, na duhet të vëmë pranë edhe termin në latinisht (*Vulpes, vulpes*), pastaj të tregojmë anatominë e kësaj kafshe, duke përfunduar shpjegimin me termat e të gjitha **20 specieve** që jep Fjalori ynë, të cilat shprehen me "emra + emra; + mbiemra të nyjshëm; të panyjshëm; sintagma + emra; pra, me sintagma të thjeshta e të përbëra, me dy e tre përbërës:

**[510]** Po ai, po aty, f. 193.
**[511]** Si terma, në Fjalor dalin 20 sintagma emërtuese.
**[512]** Emison radiofonik për fëmijë.






- Në modele si këto të ndërtimeve terminologjike, s'ka si të mos shihet një zhvillim i mbarë gjuhës sonë, është ajo që vinte në dukje gjuhëtari Kolë Ashta, studiuesi më i mirë i leksikut historik të shqipes ndër albanologët vendës, kur shkruante në vitin 1970 se *terminologjia e përdorur në fushën teorike e praktike lidhet me zhvillimin ekonomik e kulturor të një vendi: zhvillimi i industrisë e i bujqësisë me prodhimet e tyre, përhapja e njohurive teknike, shkencore e artistike, studimi i fenomeneve të natyrës, të jetës e shoqërisë kanë nevojë të emërtohen me fjalë të veçanta, me termat e tyre, kështu që njerëzit të merren vesh sa më mirë e sa më lehtë mes tyre për çështje praktike e teorike, për punën profesionale e shkencore.*

- Në radhë të studimeve gjuhësore në fushë të terminologjisë shqipe, të sjellim në disa pika ndihmesën e prof.Kolë Ashtës edhe në lëmë të kësaj nëndisipline të studiuar nga leksikologjia dhe pikërisht, një shkrim të tij në revistën "**Buletin shkencor**" i Institutit të lartë pedagogjik të Shkodrës, në vitin 1970, duke nënvizuar që në fillim se në kërkimet tona gjuhësore rreth kësaj tematike, ky historian e shqipes së shkruar, mund të jetë i vetmi që në hulumtimin e vet zë fill me shpjegimin e termave "**term**" dhe "**terminologji**"[513].

- Ai shpjegon që në krye të herës se **termë**, *vjen prej latinishtes "***terminus***" – është pjesa e fundit e një vendi, pra caku, kufini, skaji, porse në leksikologji është ajo fjalë e posaçme ose shprehje, që ka të bëjë ose me një punë të caktuar të veprimtarisë njerëzore në fushën e profesionit, pra fjalë*

[513] Si një dukuri të veçantë të shkrimit të Ashtës, themi se emrin "**term-i**", autori i njohur, e përdor në gjininë femërore "**term-a**", prandaj dhe përcaktuesit e tij i përshtat me këtë gjini.

*profesionale, ose me një degë të veçantë të diturisë, pra fjalë të teknikës apo të shkencës e të artit. Pastaj* terminus *si e huaj u zëvendësua në shqipe me fjalën* **skaj**.[514]

- K.Ashta shkon më tej në paraqitjen e tij duke shënuar se termi “terminus” në kompozim me fjalën greke ***logos***, jep tërësinë e termave ose e skajeve të mbledhura bashkë si punë leksikografike, por në anën tjetër, quhet kështu edhe studimi i tyre si punë leksikologjike. Ky gjuhëtar tregon se një nga fushat ku shtohen termat janë “sfera bimore e shtazore”.[515]

- Këtë çështje që shtrohet para disa dhjetëvjeçarësh në gjuhësinë tonë, e shohim të konkretizuar aq qartë në Fjalorin e bimëve dhe të kafshëve shqip-latinisht të Xh.Lloshit, gjë që del në pah jo vetëm në formimet terminologjike të njohura e të panjohura deri më sot, por sidomos në këto drejtime:

A. në fjalëformimin me ndajshtesa, kryesisht me prapashtesa, si: *vijëzak, micak, zemërka, mënishte, kunupicë, kungullush, kuqlorja, kupshorja, jargaveci,* etj.
B. në emërzime dhe paranyjëzime, si: *lulëkuqja, lulëbardhi, lulëverdha, lulëgjakja,* etj. në formime kompozitash të reja, si: *lulezemra, lulevija, lulevesa, luleshurdha.*

- Shumë e shumë fjalë-terma janë nga ato që përdoren e njihen në krahina të ndryshme të hapësirës së shqipfolësve, jo vetëm nga peshkatarë e zona tregujore, por edhe nga njerëz me kulturë të zakonshme, nga tregu sigurisht. Këtë nevojë të vjeljes së leksikut popullor për ta bërë të përdorshëm në fushën e terminologjisë e ka shtruar edhe autori i Fjalorit të florës e faunës, në një studim të tijin të këtyre viteve, me titull “**Dysorët e përftuar nga purizmi.”**[516]
- Pa u larguar nga kontributi i Kolë Ashtës për këtë degë të leksikut, ai shënon se *terminologjia e tyre është aq e madhe me gjithë ato terma të sferës abstrakte, mendore.*Për pasurimin e shqipes në lëmë të terminologjisë, shkruan Çabej, kjo punë u krye në tri drejtime:
- me një përdorim të ri të brumit leksikal, që kish gjuha,
- me krijim fjalësh të ra, neologjizma,
- me huazime nga gjuhë të tjera.[517]

- Të gjitha këto drejtime zhvillimi e pasurimi dalin në dukje duke hulumtuar në Fjalorin e termave të florës e faunës së Xh.Lloshit; mjafton të ndalemi tek emërtimet e një shpendi me emërtimin “**krahëthata**”, termi latin (*Accipiter gentilis*) me & 4 sinonime, prej të cilave 3 me sintagma dypërbërësish: gjeraqina këmbëshkurtër, huta e pulave, huta pa vesh, krahathadra. Kurse lemat-terma në Fjalor janë të grupuara si më poshtë, të gjitha me dyfjalëshe:



[514] Po ai, po aty, f. 329.
[515] Po ai, po aty, f. 330.
[516] Lloshi, Xhevat, **Dysorët e përftuar nga purizmi, Gjuha shqipe**, 1/2011, Prishtinë, 2011, f. 25- 53.
[517] Çabej, Eqrem **Albanologjia**” Dispensë, Tiranë, f. 117. (Citohet sipas shkrimit të mësipërm të K.Ashtës, f. 332.)




- Ndryshimi i kuptimit të fjalës, polisemia, nënvizon Ashta, përbën një fakt në vete e ka ndodhur që nga kohët më të largëta gjer në më të rejat gjatë zhvillimit historik të gjuhës brenda ligjërimit popullor."[518]Por këtu nuk u krijua ndonjë fjalë e re (neologjizëm), sepse për të qenë e tillë, fjala duhet të jetë e re si në trajtë e si në brendi.

- Rruga e ndryshimit të kuptimit ndër fjalë të gjuhës sonë, për ta pasuruar atë, njëkohësisht edhe terminologjinë shqipe, ka veçori kalimin nga konkretja në abstrakte. Për shembull, termi "**krapuliq**" është formuar në Fjalor nga autori, në analogji me atributin (mbiemrin e panyjshëm) "**cofaliq**"(një fjalë e njohur në të folmen e Gropës së Shkodrës, që mbart kuptimin: njeri i ngathët, i pamundur për një punë a veprimtari, i ngadaltë etj.), për të cilën jepen edhe fjalë të tjera në veprën e Xhuvani-Çabejt "Prapashtesat e gjuhës shqipe" dhe që ka kuptim zvogëlues e pejorativ, si: krapuliq, skutëliq, gardhiq, kastriq etj.[519] Të gjitha këto cilësi nuk kërkohen tek termi "krapuliq", prandaj dhe themi se është një neologjizëm popullor, aspak me ngjyresë pejorative.

- Rrugë tjetër që vë në dukje Ashta, për pasurimin e terminologjisë, është **huazimi**, një tregues që Xh.Lloshi i është shmangur në një shkallë aq të madhe, me synimin që terminologjia shqipe të jetë shqip, në masën e kuptueshme dhe të drejtpërdrejtë. Megjithatë, në sfera të tjera të stileve të ndryshme, autori i Fjalorit mbron mendimin e shprehur nga shkrimtari i madh gjerman J.W.Goethe, se *forca e një gjuhë nuk është ajo që të refuzojë të huajën, por që ta përpijë atë*, kur shprehet: "Një nga përfundimet e mia të përgjithshme është se prishja e gjuhës vjen jo nga ndikimi i gjuhëve të huaja, por nga njohja e keqe e tyre. E quaj se ka nevojë të kalojmë nga kërkesa "mos e përdor këtë fjalë se është e huaj", te kërkesa përdorni cilën fjalë të dëshironi, por ta dini se çfarë po përdorni."



- Neologjizmat, për të cilat shkruan Kolë Ashta, se vetëm ato mund të shërbejnë për një pastrim relativ të terminologjisë, në shkenca të caktuara, në Fjalorin e botës bimore e shtazore tëXh.Lloshit, duhet t'i shohim jo vetëm në dhënien shqip të termit bazë, por sidomos në speciet e tij, sipas kritereve që në punimin tonë i kemi marrë herë pas here në shqyrtim. Për shembull, termi "**korbi**"(*Corvus corax*, I) dhe *Umbrina cirrhosa* II, del në të gjitha speciet e tij në habitatin shqiptar (shqipfolës) e më larg, dhe shumësia e këtyre llojeve e ka vënë autorin dhe në rrugë kërkimi edhe të neologjizmave, duke përftuar a gjeneruar terma të tillë, si:

---

[518] Ashta, Kolë, **Terminologjia dhe vëzhgimi i saj në leksikografinë e sotme**, Buletin shkencor i Institutit të lartë dyvjeçar, Shkodër, nr. 9/ 1970, f. 332.
[519] UT, IGJH, Xhuvani, Aleksandër – Çabej, Eqrem, **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962, f. 57.




- I duhej lënë një hapësirë edhe Fjalorit normativ të shqipes, të vitit 1980, për të cilin po vëmë në dukje, sa të jetë e mundur, vendin që zënë emrat e bimëve dhe të kafshëve në këtë veprë akademike. Në këtë mënyrë, për Fjalorin e vitit 1980, termat ndahen në dy grupe:

**c.** terma të përdorimit të përgjithshëm, që gjenden në Fjalor dhe
**d.** terma specialë me përdorim të ngushtë, vetëm prej një rrethi të kufizuar specialistësh.

- Kjo është arsyeja që fjalorët e ndryshëm shpjegues e normativë, sado të mëdhenj të jenë, nuk mund të përfshijnë të gjithë fjalësin terminologjik. Sipas prof.A.Kostallarit, "njësitë leksikore kalojnë anasjelltas nga njëra ndarje në tjetrën. Edhe në gjuhën të sotme vihen re qartë dy procese të përkundërta. Më njërën anë, terminologjia depërton mjaft gjerë nga të ashtuquajturat "**mikrogjuhë**" a "**nëngjuhë**" të shkencës e të teknikës në gjuhën e përgjithshme, d.m.th., terminologjia shterminologjizohet; nga ana tjetër, njësi të lekiksut të përgjithshëm popullor terminologjizohen."[520]Zakonisht, vetë leksiku terminologjik ka përdorim më të kufizuar në krahasim me leksikun e përgjithshëm ose joterminologjik.

- Leksiku terminologjik i disa shkronjave që mund të merren në shqyrtim mund ta ndajmë në tri grupe kryesore: 1. Në terma "të pastër"; 2. Në terma "të përzier"(huazimet) ; 3. Fjalë-terma të lindura nga specializimi semantik. [521] Duke u larguar nga fjalësi i shkronjave që ka ndjekur studiuesi Feka, në Fjalorin e vitit 1980, kur shqyrton termat nga bota e faunës dhe e florës vetëm për germën "**L**", f. 933 – 1031, që është një nga shkronjat me një numër të madh lemash:
- **Lafshagjele/e**, -ja, bot. lloj kërpudhe johelmuese që i ngjan lafshës së gjelit;
**Lafshë gjeli**, bot. Bimë barishtore me kërcell e me gjethe në ngjyrë të kuqreme dhe me lule të kuqe, të ngjashme me kreshtën e gjelit, e cila rritet nëpër kopshte e lulishte për zbukurim. **Lafshin/ë, -a**, f.sh. –a, -at, bot. Bimë barishtore kacavarëse, me gjethe vezake përherë të blerta, me lule në ngjyrë të kaltër a si të bardha, që rritet nëpër gardhe, në pyje e në vende me hije; menekshe gomari.
- **Lajthiz/ë, -a**, -at bot. Bimë barishtore njëvjeçare, që rritet në bjeshkë në trajtë xhufke dhe bën lule me pak erë. **Lul/e, -ja**, -e, -et; bot.Organ i riprodhimit të bimëve që përbëhet nga bishti, kupa, kurora, thekët e pistili dhe që lidh kokrrën e formon farën; dhe vazhdon fjalori me 171 varietete (lloje) lulesh që rriten në vendin tonë e më larg, si: lule akshami, lule akulli, lule alle, lule argjendi,

---

[520] Kostallari, Androkli, **Gjuha letrare kombëtare shqipe dhe epoka jonë**, f. 27 – 28.
[521] Feka,Thanas, **Vëzhgime mbi leksikun terminologjik në "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe**" (1980), SF/3, 1986, f. 119 -131.

lule arushe, lule balsami, lule behari, lule bore, lule breshke, lule bretku, lule bualli, lule çallme, lule deleje, lule derri, lule dielli, lule dimri...etj.; një pjesë prej të cilave po e japim edhe me një skemë sintagmash emërore, ku koka del përherë një emër:




- Pa u larguar nga termi "**lule**", që pamë te Fjalori i vitit 1980, le të shohim po këtë emërtim edhe në Fjalorin e 1954-ës, që gjendet në faqet 278 – 280, duke vënë në dukje, përveç paraqitjen në shqip e latinisht të tyre, por edhe për ndonjë dallojë varieteti të Fjalorit të hartuar tre dhjetëvjeçarë më parë. Kështu po rreshtojmë termat që gjenden në Fjalorin 1954, por që mungojnë tek ai i vitit 1980:
- **Lulekaçe-lulekaçja**, em. bot. (Primula) bimë barishtore e livadheve, me fletë dhëmbë -dhëmbë, me lule të grumbulluara në tufa, të cilat çelin sapo vjen
prëndvera;
- **Lule Krisht**, em. bot. lule sahati;
- **Lulëkuqe-lulëkuqja**, ef.shm.- bot. tulkuqi;

- Dëshirojmë të shtojmë se, para këtyre fjalorëve që paraqitëm (1954/1980), historia e leksikografisë shqipe, përfshijnë edhe disa fjalorë të një tipi tjetër nga fjalorët shpjegues, fjalorët dialektorë, siç është **Fjalorthi i Ri**, vëllimi XI prej ciklit të Visareve të Kombit, mbaruar së hartuari nga d.Nikollë Gazulli më 1940, dhe botuar në Tiranë, në vitin 1941 – XIX (Fjalë të rralla të përdoruna në Veri të Shqipnis).[522]
- Autori ishte jo vetëm punëtor i zellshëm për të mbledhur fjalë shqipe të rralla në trevën ku ai shërbente si klerik, por kishte edhe përgatitjen e nevojshme shkencore, si poliglot, me gjuhë klasike e moderne, dhe studime të larta jashtë vendit (në Austri), për ta realizuar atë mision filologjik. Gazulli arriti të hynte në lidhje vite me radhë, edhe me albanologun e njohur Norbert Jokli, i cili, veç me këshilla, e ndihmoi edhe me literaturë përkatëse.

- Lidhur me çështjen tonë, si argument të caktuar për termat e florës dhe të faunës, në Parathanie, autori shprehet: "Skajet e botanikës i kam vu në gjuhë latinishte e gjermanishte të shumtën e herës: nuk thom se s'më kan pështue hutime: prej njenit qi s'ka xanë në shkollë botanikë, s'ka pse mton



[522] Gazulli, D.Nikoll, **Fjalorth i Ri**, Fjalë të rralla të përdoruna në Veri të Shqipnis, Shtypshkroja "Gurakuqi" – Tiranë 1941 – XIX.

kush me pasë ma tepër, tjerët ma të dijshëm e ma të rrahun se unë kanë me ba përparime ma të mdhaja.

- Do të vejë oroe se emnat e bimvet veç se ndryshojnë prej njij vendi në tjetrin, shum herë nji emën ka njeti nji kuptim tjetër: po qes si shembull fj. boshtërr; dijtë se kjo fj. në shumicën e prefekturës së Shkodrës don me thanë: Ligustrum vulgare; mirë po në Mirditë e kanë për: Forsythia europaea, qi në Pukë e M. Të Gjakovës emnohet: fytjen, fyshën, hyshtër. Shka ka me ba shkruesi i fjalorit a botaniku shqiptar në ketë rasë? Ka me marrë për: Forsythia, njatë emën qi s'i përshtatet kurrnjij bime tjetër d.m.th. fyshën a hyshtër."[523]

- Pra, siç pohon autori, për termat e botanikës dhe të tjera, ka qenë i ndërgjegjshëm se është kërkesë shkencore që ata të jenë të shprehura edhe në mënyrë shkencore, përndryshe, me përgjegjëset latine dhe i ka dëshmuar, madje, edhe në gjermanisht, mbasi i kishte këto mundësi e aftësi linguistike. Po sjellim përsëri disa fjalë-terma që i referohen emërtimit të luleve, si në fjalorët e parë:

- **Lule-ja**, **1**. lule, mizë, *Mysosotis*, germ. *Vergissmeinnicht.* 2. Lule Zoje (SP) *Teucrum Polion.* **3**.lule troke (MM) Edraianthus campanulaceus. Lulë-a (MM), etj.

- Duke trajtuar në mënyrë të veçantë emërtimet terminologjike **njëfjalëshe** (apo me anë të një fjalë), të Fjalorit të florës dhe faunës, hartuar nga Xh.Lloshi, ne jemi ndalur në disa vija të trajtimit teorik të çështjes dhe, pikësëpari, të kujtojmë se në këtë pjesë duhet të thellohemi në shtjellimin e vetë termit "fjalë" – një fushë që prej shekujsh e ka bërë objekt studimi një degë e gjuhësisë, e quajtur ***semasiologjia***. Semasiologjia është shkenca për kuptimin e fjalës. Gjuhëtari francez, "Greimas, *thotë se semantika si shkencë ose semasiologjia ka qenë një "bijë e varfër e linguistikës", që ka lindur më e fundit, nga mbarimi i shekullit XX.*

- Në studimet e kohës pranohet se në këtë proces njohjeje formohen tri shkallë me lidhje të ngushtë, të cilat i japin shpjegim shkencor kuptimit, pa mohuar as konceptin, as referentin (sendin, realien) nga lidhja zinxhir *fjalë – koncept – send*, sipas skemës së thjeshtë, që e kemi pasqyruar edhe gjatë shtjellimit teorik:




- Për të kaluar në argumentin që trajtojmë e duke mbetur në rrafshin teorik të paraqitur këtu, mund të ndalemi tek fjala – term "**xixëllonja**" (*Lampyris noctiluca*) nga Fjalori i florës dhe faunës i Xh.Lloshit. Janë gjithsej **31 emërtime** terminologjike, (të shpërndara nëpër Fjalor sipas germave përkatëse), të gjitha njëfjalëshe: të prejardhura dhe me kompozita, vetëm njëri është term dyfjalësh – çika e natës – fusha semantika e tyre është drita e burimi i saj, por me emërtime jo të njëjta; të tjerat dalin brenda fushës semantike, si më poshtë:

[523] Po ai, po aty, f. 6.




- Ka informacion (gojor) se në një zonë malore të Shkodrës, për këtë term, duhet shtuar edhe një sinonim, ndoshta i paregjistruar në leksikun e të folmeve shqipe; ai është formimi sipas një perceptimi pamor në kohë: "*fik-e-ndeze*" dhe "*ndez-e-fike*"; emërtimi terminologjik, këtu, ka në bazë momentin e pamjes që kap folësi për herë të parë: fikjen apo ndezjen.

- Paraqitja e termave njëfjalësh zë një hapësirë të madhe, për shkak se këto skaje teknike të florës e të faunës, dalin në pah mjetet fjalëformuese me ndajshtesa, ku vendin e parë e zënë prapashtesat, pa lënë jashtë formimet terminologjike me cirkumfixe (prapashtesa dhe para e prapashtesa njëkohësisht), si: *dardhiçka, dimëraku, dorëza, përdjegësh, ndredhja, pështjellësh,* etj.

- Prurja e termave sinonimikë është pa dyshim një kontribut që sjell autori i Fjalorit, por ndjekja e tyre zbulon një pasuri të gjuhës shqipe në lëmin e terminologjisë, sepse, siç kemi paraqitur edhe në punimin e tezës sonë, aty studiuesi gjen emërtime njëfjalëshe, dyshe dhe me tre përbërës, ashtu si në këto sinonime shumë të larmishme, nuk mungojnë as kompozitat terminologjike.

- Një kapitull i veçantë i është kushtuar termave të shprehura me sintagma, pas një shtjellimi teorik, duke shpjeguar pse lind nevoja që edhe termat të dalin mjaft herë me emërtime sintagmatike, si për shembull: dreri (*Cervus*), si term nuk mund të përfshijë gjithë llojet e kësaj kafshe gjitare, sipas vendit ku gjendet, ngjyrës së lëkurës e brirëve, prandaj dhe autori sjell plot 25 emërtime terminologjike, me sintagma dypërbërësish dhe me tre përbërës, si më poshtë:






- Termin "**sintagmë**" nga fusha e gjuhësisë, përndryshe të sintaksës, e kemi përdorur në vend të termit "togfjalësh", po ashtu termin "përbërës"- në vend të termit "gjymtyrë", bazuar në kursin pasuniversitar të Sintaksës së gjuhës shqipe, zhvilluar me prof. Mehmet Çelikun në programin "**Master**" në Fakultetin e Gjuhëve të Huaja, në Tiranë. Po kështu, kemi pëlqyer termin "përbërës", që është një term i hershëm i gramatikës gjenerative, qysh para studimeve çomskiane, përndryshe, me Leonard Blummfieldi-n, Zelig Harris-in e shkollën e tyre, që lindi drejtimin generativst në gjuhësi.

- Veçori e dytë e këtyre emërtimeve është se ato gjenden radhazi në Fjalor, siç mund të shënojmë për termin që kemi zgjedhur dhe grupimin për togjet emërtuese vjen si më poshtë:

-

**A**.Terma njëfjalësh - *pula, pulçina*;

**B**. Terma dyfjalësh: - pula me çafkë, pula e detit, pula dushke, pula e egër, pula e hinit, pula me mjekër, pula e moçalit, pula e perëndisë, pula e ujit, pula e livadheve;




**C**.Terma trifjalësh: pula e detit e egër, pula e egër e vogël, pula e livadheve e vogël, pula e moçalit afrikane, pula e moçalit indiane, pula e prerisë e madhe, pula e prerisë e vogël, pula e shkëmbit qafëbardhë, pula e shkurreve e Melanezisë, pula e shkurreve e murrme, pula e ujit e kuqe, pula me çafkë kineze.




Kalimi nga shprehja e konceptit (termit) me një fjalë, në atë me dy fjalë, ndodh për arsye të kërkesës që kanë folësit (edhe specialistët) për të vënë në dukje cilësi qenësore, të cilat i rreshtuam më sipër si kritere: të formës, ngjyrës.....etj.; kjo vjen si arsye edhe në terminologjinë trifjalëshe, duke nënvizuar se për të arritur tek "portretizimi" terminologjik i plotë, nuk mjaftojnë sintagma me dy përbërës, por nevojiten edhe sintagma e me tre e më tepër përbërës sintagmatikë.

- Sa u takon termave të shprehur me kompozim, pra, kompozitave, që gjenden në Fjalorin shqip- latinisht të Xhevat Lloshit, mund të themi se autori i ka përdorur ato në dy pozicione:

**A.** Në emërtimet terminologjike të specieve të ndryshme të florës dhe faunës, si për shembull: *dhetokësi, dherrëmuesi, dhëmbëmprehti, dhëmbëqeni, sqepgjati, farëfryra, faqekuqi, farëngrënësi, feçkëgjata, ferrëkaçja, ferrëlashta, ferrëmanza, ferrëmanza, fletëgjera, flokarta, fletëpërdredhësja, fletëbiruesja, grunamadhi, gurëshpërthyesi, gurëshpuesja, luleshtrydhja, krahëdantela, ngardhuliqja,* etj.*;*

**B.** Ashtu edhe në termat me sintagma dyshe e treshe, ku kompozitat dalin në rol përcaktuesi të kokës emërore sintagmatike, fjala vjen: *elbi dyrreshtesh, elbi gjashtërreshtësh, elbi kallipërpjetë, flutura antenagjatë, flutura shiritbardhë, flutura thakëgjatë, flutura symadhe, foka barkbardhë, frashëri gjethengushtë, foka gaforrengrënëse, gazela qafëkuqe, gazela qafëgjatë, ketri bishluspak, korbi gushëpëllumb, korbi sqepkuq, korbi sqepgjatë, koreshi sqepverdhë,* etj.
***C.*** Në terma me dy kompozita (ose thënë ndryshe, me sintagma me dy përbërës kompozita), si për termin **fshikakuqi** (*Evonymos europaeus, E. vulgaris*): *fshikakuqi gjethegjerë, fshikakuqi lythe-lythe, fsjhikakuqja gjethemprehtë, gushëkuqi krahëbardhë, gushëkuqi gjoksbardhë, gushëkuqi kokëmadh, gushëkuqi këmbëverdhë, gjethembledhësi bishtkuq, gjethembledhësi krahëgështenjë, gjethembledhësja qafëkuqe, kokëhinka, krahëgjatë, kokëmadhja kallamngjashme, krahësharra kokëbardhë, krahëthata bishtlarme, krahëthata mesbardhë, kthetragjati gushëverdhë,* etj.

- Mendoj se në rrafshin e leksikologjisë ku bën pjesë termi "kompozitë", është ndër më të studiuarit nga ana e gjuhëtarëve tanë, të cilët kanë hartuar studime e vepra për kohën e aglutinimit të fjalëve në gjuhën shqipe, mënyrat e kompozimit dhe statusi i përbërësve të tyre brenda fjalës së formuar, si dhe rolin që kanë ato në gjymtyrëzimin funksional sintaksor në fjali apo frazë.

- Në radhën e atyre që kanë realizuar hulumtime e studime pothuajse shterruese (ato nuk mund të jenë asnjëherë të tilla në çdo lëmë të shkencës), radhitet akademiku Androkli Kostallari, i cili ka lënë një trashëgimi të pasur kërkimore në këtë fushë të leksikologjisë shqipe.

- Të gjitha emërtimet terminologjike të botës bimore dhe shtazore, përndryshe, termat botanikë dhe ata zoologjikë, në Fjalorin e Xhevat Lloshit, paraqesin interes të veçantë gjuhësor në tërësinë e mënyrave fjalëformuese, sepse janë aglutinime të tilla, sa që një pjesë e madhe e tyre, pa mëdyshje mund të radhiten në vargun e neologjizmave, jo vetëm si janë përdorur në rafshin e terminologjisë por edhe për gramatikën e gjuhës standarde shqipe.

- Gjatë rrugës së trajtimit të tezës sonë, në kërkim të literaturës së rekomanduar nga drejtuesi shkencor i temës, kemi ndeshur faktin interesant (të panjohur prej meje më parë) të termave eufemistikë; kjo edhe për arsyen se në një segment teorik të kësaj teze, lind nevoja e dallimit dhe shpjegimit të termit pa ngjyresë, termave asnjanëse. Edhe termat me eufemizma e tabu, dalin njëfjalëshe, me sintagma dhe, çka i veçon nga termat e tjerë, dalin edhe me fjali të plota, për shembull, eufemizmi "gojëmbylluri" për ujkun, ka variantet " ai gojëmbylluri", por edhe me fjali, si: *Ia mbylltë Zoti gojën* etj.

- Na duket me vend që, në mbyllje të këtyre përfundimeve të këtij punimi, të pohojmë faktin që është përmendur në kreun e parë, se Fjalori terminologjik shqip-latinisht dhe anasjelltas, i Xhevat Lloshit, është një vepër e shënuar në fushë të leksikologjisë dhe përgjithësisht të gjuhës shqipe edhe pse vë përballë gjuhën tonë me latinishten, në një këndvështrim sa u takon termave shkencorë; përndryshe, ky Fjalor duhet të jetë vepra më e mirë mes veprave të kësaj natyre edhe për dëshminë që sjell: në mundësitë që ka shqipja për fjalëformimin, nisur nga kalkimi, formimet me ndajshtesa, paranyjëzimi, emërzimi dhe sidomos kom- pozimin e fjalëve për të krijuar të reja dhe neologjizma.

**Bibliografi**


**1.** Duro, Agron:
**- Termi dhe fjala në gjuhën shqipe** (në rrafshin e formës dhe të përmbajtjes), Tiranë, 2009.
**2.** Duro, Agron:
- **Terminologjia si sistem**, Tiranë, Panteon, 2001.
**3.** Agron Duro:
- **Togfjalëshat e qëndrueshëm terminologjikë në shqipen e sotme**, **SF/4**, 1982.
**4.** **Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Botimi** i Akademisë së shkencave:
**- Gramatika-1,** Tiranë, 2002.
**5.** Akademia e Shkencave e RPSH, IGJL, Sektori i Gramatikës:
- **Çështje të gramatikës së shqipes së sotme** II,Tiranë, 1975.
**6.** Akademia e Shkencave e RPSH, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Sektori i Terminologjisë:
- **Fjalor i termave të gjuhësisë –** Shqip-Rusisht-Frëngjisht-Anglisht-Gjermanisht-Italisht, Tiranë, 1975.
**7.** Akademia e Shkencave e Shqipërisë:
- **Fjalor Enciklopedik Shqiptar, vëll. II**, Tiranë, 2008.
**8.** Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë: **Gramatika e gjuhës shqipe I**, Tiranë, 1995.
**9.** Akademia e Shkencave**,** Jani Vangjeli, Instituti i Kërkimeve Biologjike**:**
**- Udhëheqës fushor i Florës së Shqipërisë,** Tiranë, 2003.
**10.** Xhuvani, Aleksander:
- **Libri i gjuhës shqipe për klasën e tretë të Fillores**, Tiranë, 1926.
**11.** Xhuvani, Aleksandër – Çabej, Eqrem:
- **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë 1962.
**12.** Xhuvani, Aleksandër:
- **Vepra I**, Tiranë, 1980.
**13.** Xhuvani, Aleksandër:
- **Për pastërtinë e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1956.
**14.** Kostallari, Androkli:
- **Vepra e Aleksandër Xhuvanit për gjuhën letrare kombëtare**, SF. 1980/1.
**15.** Kostallari, Androkli:
- **Gjuha letrare kombëtare shqipe dhe epoka jonë, Tiranë, 1992.**
**16.** Kostallari, Androkli:
- **Në rrugën e hartimit të fjalorit normativ të shqipes së sotme**, "Studime mbi leksikun" II, 1972.
**17.** Kostallari, Androkli, **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe I**, Tiranë, 1972.
**18.** ASHSH, IGJL, Rrota, At Justin:
- **Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore**, Botimi I, Botime Françeskane, Shkodër, 2006.
**19.** AShSh, IGJL:
- **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006.

**20.** ASHSH, IGJL, Thomai, J.- Samara M., - Haxhillazi, P.- Shehu, H.,- Feka, Th. Memisha, V. - A.Goga:
- **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 2006.

**21.** Dozon, August:
- **Manuel de la langua chkipe ou albanaise**, Paris, 1879.

**22.** Camarda, D.:
- **Saggio di grammatologia comparata sulla lingua albanese**, Livorno, 1864, Kap. X.

**23.** Gazulli**,** D.Nikoll:
- **Fjalorth i Ri**, Fjalë të rralla të përdoruna në Veri të Shqipnis, Shtypshkroja "Gurakuqi" **–** Tiranë 1941 – XIX.

**24.** Pekmezi, Dr. Gjergj:
- **Grammatik der albanesischen Dialek**t, Leipzig, 1908.

**25.** Dhora,Dhimitër:
- **Studime mbi molusqet e Shqipërisë**", Camaj-Pipa, Shkodër, 2002.

**26.** Hysa, Enver:
**Formimi i emrave me ndajshtesa në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2004.

**27.** Çabej, Eqrem:
- **Albanologjia**" Dispensë, Tiranë. (Citohet sipas shkrimit të mësipërm të K.Ashtës.)

**28.** Çabej, Eqrem:
- **Hyrje në Indoeuropianistikë** (Leksionet e Prishtinës), Botime Çabej, Tiranë, 2008.

**29.** Çabej, Eqrem:
- **Studime etimologjike në fushë të shqipes** V, K-M, Çabej, Tiranë, 2014.

**30.** Weigand, G.:
- "**Albanisiche Grammatik in Sudgegischen Dialekt**", Leipzig, 1913. (Citohet sipas veprës së mësipërme të A.Duros).

**31.** Mikeli,Gaspër:
- **Gramatika e gjuhës shqype**" Shtypshkronja "Nikaj", Shkodër, 1916.

**32.** Belluscio, Giovanni – Rrokaj, Shezai:
**Fjalori krahasues i termave të gjuhësisë në shqip-italisht-frëngjisht-anglisht**", Arbëria, Tiranë, 2011.

**33.** Çipuri, Hasan:
- **Studime Filologjike**, 1984/4, f. 141 (cituar sipas autorit).

**34.** Çipuri, Hasan:
- **Termat dhe fjalorët terminologjikë ushtarakë në gjuhën shqipe**, në **Leksikografia shqipe-Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005.

**35.** Pasho, Hëna:
- **Terminologjia e ekonomisë në gjuhën shqipe**, nga Rilindja deri në vitet '80 të shek.XX, Tiranë, 2005.

**36.** Sheperi, Ilia Dilo:
- **Gramatika dhe Sindaksa e gjuhës shqipe –** Sidomos e toskënishtes (për shkollat e mesme) Vlorë, më 1927/ Ribotuar në Romë, më 1972, f. 125. (Kap.III emërtohet "Etimologjia".)

**37.** Permeti, Ilias Jahja:
- **Fillime të gramatikës shqipe**. Pjesa e parë për shkollat permetare, Boston, Mass.1917, Shtypur në Shtypshkronjën e "**Dielli**t" 142 f. (Citohet sipas Jup Kastratit, **Historí e gramatologjisë shqiptare, Prishtinë**,1980.)

**38.** Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë:
- **Fjalor i termave të gjuhësisë**, Tiranë, 1976.
**39.** Instituti i Shkencave, Ilia Mitrushi:
- **Drurët dhe shkurret e Shqipërisë**, Tiranë, 1955.
**40.** Instituti i Shkencavet, Sekcioni i Gjuhës e i Letërsisë:
- **Fjalor i gjuhës shqipe**, Tiranë, 1954.
**41.** Thomai,Jani:
- **Çështje të frazeologjisë së gjuhës shqipe**, Tiranë, 1981.
**42.** Thomai, Jani:
- **Leksikologjia e gjuhës shqipe**, shblu, Tiranë, 1999.
**43.** Thomai, Jani:
- **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe** - Semantika leksikore, EDFA, Tiranë, 2009.
**44.** Kastrati, Jup:
- **Histori e gramatologjisë shqiptare**, "Rilindja", Prishtinë, 1980.
**45.** Brugmann, Karl:
**- Über das Wesen der sog. Wertzusammensetzung**, Leipzig, 1900.
**46.** Misja,Katsriot:
- **Libri i kuq i faunës shqiptare**, Shoqata e Biologëve të Shqipërisë, Shkodër, 1998.
**47.** Ashta, Kolë:
- **Terminologjia dhe vëzhgimi i saj në leksikografinë e sotme ( Buletin shkencor i Institutit pedagogjik dyvjeçar të Shkodrës**, nr.9/1970.
**48.** Cipo, Kostaq- Çabej, E.- Domi, M.- Krajni, A. - Myderrizi, O.:
- **Fjalor i gjuhës shqipe**, Ribotim, Çabej, Tiranë, 2005.
**49.** Cipo,Kostaq:
- **Gramatikë e gjuhës shqipe**, Shtypshkronja PEGI, Tiranë 2015. (Ribotim në një përmbledhje i librave "**Gramatika shqipe**" (1949) dhe "**Sintaksa**" (1952).
**50.** **Kumtari Arsimuer**:
- **Botohet prej Këshillit t'Epër Arsimuer**, Tiranë. Elbasan 1921, Shtypshkronja "Elbasani" - Nr. 1, M a r s / 1921, Viti I.
**51.** Shkreli, L.Shamku:
- **Fjalor i gjuhës shqipe**, Botime Çabej, Tiranë, 2005-2010, f. IX.
**52.** Çeliku, Mehmet:
- **Çështje të shqipes standarde**, Tiranë, 2006.
**53.** Ndreca, Mikel:
**Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja**, Rilindja, Redaksia e botimeve, Prishtinë, 1986.
**54.** Demiri, Mustafa:
- **Flora ekskursioniste e Shqipërisë**, Tiranë, 1983.
**55.** Kruja, Mustafa:
- **Problema gjuhe, Studime**, OMSCA-1, Tiranë, 2000. (Janë studimet dhe vlerësimet, bashkë me kritikat, që u bën këtyre autorëve M.Kruja, lidhur me Fjalorthët e tyre me neologjizma e fjalë të rralla, ku gjenden edhe mjaft terma nga fusha të ndryshme të dijes.)
**56.** Murati, Qemal:
- **Për një terminologji më të saktë e më shkencore të gjuhësisë sonë**, f. 60.
**57.** Memushaj, Rami:
**Hyrje në gjuhësi**, Dituria, Tiranë, 2002.

**58.** Greimas, S.J.:
- **Sèmantique structurale**, 1972, f. 67 (Citohet sipas J.Thomait në: **Prejardhja kuptimore në gjuhën shqipe** - Semantika leksikore, EDFA, Tiranë, 2009.

**59.** Mancaku, Seit:
- **Fjalor i termave të gjuhësisë**, Tiranë, 1976, SF, 1977/2, f. 208.

**60.** Floqi, Spiro:
- **Çështje të teorisë së togfjalëshit në shqipen e sotme**, në: **Konferenca e Dytë e studimeve albanologjike** (12-18 janar 1968), Vëllimi III, Tiranë, 1969.

**61.** Islamaj, Shefkije:
- **Gjuha, teksti dhe konteksti**, Prishtinë, 2014.

**62.** Rrokaj, Shezai:
**Çështje të gjuhës shqipe** *2,* Shtëpia Botuese "Shkronjë pas Shkronje", Tiranë 2009.

**63.** Osmani T. & Pepa, S.:
- **Tabu dhe ufemizmat në gjuhën shqipe, "**Camaj-Pipa", Shkodër, 2000.

**64.** Dizdari,Tahir:
- **Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe**, Tiranë, 2005.

**65.** Topalli,Tefë:
- **Gjuhësi teksti**, Shkodër, 2011.

**66.** Topalli,Tefë:
- Universiteti i Shkodrës "Luigj Gurakuqi", *Buletin shkencor*, **Maksimilian Lamberci dhe gazeta "Posta e Shqypniës"**, nr. 59, 2009.

**67.** Osmani, Tomor:
- **Komisia Letrare Shqipe në Shkodër** (1916 – 1918), Shtëpia botuese "Camaj-Pipaj", Shkodër, 2009.

**68.** Osmani, Tomor:
- **Tradita dhe e sotmja në vështrimin gjuhësor- 3**, Shkodër, 2009.

**69.** Feka,Thanas:
- **Vëzhgime mbi leksikun terminologjik në "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe**" (1980), SF/3, 1986.

**70.** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Ilia Mitrushi:
- **Dendoflora e Shqipërisë**, Tiranë, 1966.

**71.** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë:
- **Konferenca e Dytë e studimeve albanologjike** (12-18 janar 1968), Vëllimi III, Tiranë, 1969.

**72.** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë:
- **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, *15 – 21 Nëntor 1962,* Tiranë 1965 Lirak Dodbiba, "**Zhvillimi i terminologjisë gjuhësore shqipe nga Rilindja deri sot**".

**73.** Universiteti Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë:
- **Konferenca e parë e studimeve Albanologjike**, 15 – 21 Nëntor 1962, Tiranë 1965. Jup Kastrati, Shoqëria "**Bashkimi**" e Shkodrës (1899).

**74.** USHT, IGJL:
- **Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe** I, Tiranë, 1972.

**75.** UT, IGJH, Xhuvani, Aleksandër –Çabej, Eqrem.
- **Prapashtesat e gjuhës shqipe**, Tiranë, 1962.

**76.** Bello, Vilma:
- **Terminologjia gjuhësore e shqipes dhe globalizmi, në*:* Seminari ndërkombëtar për gjuhën, letërsinë dhe kulturën shqiptare**, 27/1, Prishtinë, 2008.
**77.** Lloshi, Xhevat:
**Dysorët e përftuar nga purizmi, Gjuha shqipe**, 1/2011, Prishtinë, 2011.
**78.** Lloshi, Xhevat:
- **Fjalor i emrave të bimëve dhe të kafshëve Shqip-Latinisht dhe Latinisht – shqip**, LOGOS A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2010.
**79.** Lloshi, Xhevat:
- **Stilistika e gjuhës shqipe dhe pragmatika**, Albas, 2012, f. 200.
**80.** Begeja,Taras:
- **Fjalë e shprehje latine**, Dituria, Tiranë, 2004.
**81.** Demiraj,Bardhyl:
- **Dictionarum Latino-Epiroticum** (Romae 1635), Shkodër, 2008.
**82.** Geci, Pashko:
- **Koferenca II e Stud. Albanologjike**, 12-18 janar 1968 III, T., 1969.
**83.** Shkurtaj, Gjovalin:
- **Etnografi e të folurit**, SGBLU, Tiranë, 2004.
**84.** Çabej,Eqrem:
- **Studime gjuhësore IV**, Rilindja, Prishtinë, 1977.
**85.** Rusconi Libri, Genova:
- **Dizionario etimologica**, , 2009.
**86.** Telvo**,** Stefano:
- **"L'Italiano: frasi e testo, Nuova edizione,** Carocci editore, Bussole, Roma, 2013.
**87.** Ali**,** Jashari:
- **Fjalë e shprehje të huazuara në gjuhën shqipe,** Botime Dudaj, Korçë, 2007.
**88.** Instituti i Dialogut dhe i Komunikimit:
- **Enciklopedia e përgjithshme e Oxfordit**, Tiranë, 2006.
**89.** De Mauro, Tullio:
- **Lezioni di linguistica teorica**, GLF Editori Laterza, Bari, 2008.
**90.** Instituti i Shkencavet, Seksioni i Gjuhës e i Letërsisë, me autorë: Kostaq Cipo, Eqrem Çabej, Mahir Domi, Anton Krajni, Osman Myderrizi:
- **Fjalor i gjuhës shqipe, 1954**, Tiranë, (Botim fotostatik nga Ledi Shamku), Tiranë, 2004.
**91.** ASHSH,IGJL, Akademia e Shkencave dhe e Arteve të Kosovës:
- **Leksikografia shqipe - Trashëgimi dhe perspektivë**, Tiranë, 2005; Hajri Shehu, në artikullin "Çështje të sintagmatikës në fjalorë të shqipes".
**92.** Logoreci, Mati:
- **Fjalorth i librit të lezimit për moshën e njomë –** Përmbledhun nga Mati Logoreci **–** Tiranë – Shtypshkroja e Ministris s'Arsimit, 1935.
**93.** Topalli, Kolec:
- **Gramatikë historike e gjuhës shqipe**, Botime Albanologjike, Tiranë, 2011.
**94.** Çabej, Eqrem:
- **Studime etimologjike në fushë të shqipes**, Çabej, Tiranë, 1976,1996, 2006, 2014.
**95.** Wüster, E.:
- **Internationale sprachnormung in der Technik**, VDI Berlin, 1931.